EDITORIAL

# *Jeta e Re* nis një jetë të re

Ky numër shënon një jetë të re të *Jetës së Re*, numri i fundit i së cilës pati dalë në vitin 2006, kur udhëheqësi i *NSH Revistat-Rilindja*, Demë Topalli, në mungesë të mjeteve dhe të një stafi stabil, ishte tërhequr përkohësisht. Tre vjet më vonë, një nga kryeredaktorët e dikurshëm të kësaj reviste, kishte mbledhur disa shkrime dhe e kishte nxjerrë një numër jubilar për 60-vjetorin e *Jetës së Re*, numër ky që nuk u mirëprit nga lexuesit dhe u kritikua ashpër në mediat e shkruara.

Me dëshirën për ta riaktivizuar në udhë ligjore dhe në mënyrë cilësore revistën *Jeta e Re*, botuesi që e kishte ruajtur kontinuitetin e saj deri katër vjet më parë dhe në emër të të cilit kaluan të gjitha revistat e ish-"Rilindjes", zgjodhi një staf të ri për një fillim të ri. Menjëherë pas kompletimit të stafit, në adresë të redaksisë vërshuan tekste (dhe urime) nga shkrimtarë të mirënjohur nga Kosova, Shqipëria, Maqedonia, Gjermania, Holanda, Franca, Kanadaja etj., disa prej të cilëve do t'i botojmë në këtë numër, i cili do të shënojë kthimin e revistës me traditën më të gjatë letrare në shtetin tonë.

Meqenëse ky nuk është numër jubilar, nuk e kemi parë të nevojshme t'i përkujtojmë të gjithë emrat më të shquar që janë formuar në faqet e kësaj reviste, por nuk do të mund ta vazhdonim traditën nëse do ta harronim nismëtarin e saj, Esad Mekulin, për të cilin në këtë numër në shenjë nderimi ka shkruar njëri nga shkrimtarët që e ka njohur atë nga afër. Ndërsa dy nga ish-kryeredaktorët e kësaj reviste e kanë pritur

me gëzim lajmin për riaktivizimin e saj dhe janë treguar të gatshëm për bashkëpunim, duke na dërguar tekste të papublikuara më parë. Ky lajm është mirëpritur edhe në Shqipëri, nga na kanë ardhur letra të ngrohta dhe tekste të bukura nga shkrimtarët më në zë, disa prej të cilëve prezantohen në këtë numër me tekste të shkruara enkas për *Jetën e Re*, për të cilën enkas kanë sjellë shkrime nga letërsia botërore edhe përkthyesit tanë nga Evropa.

Duke qenë falënderues dhe mirënjohës ndaj kryeredaktorëve të mëparshëm të *Jetës së Re*, jemi përpjekur që edhe në dizajnin e ri t'i ruajmë shenjat identifikuese të revistës në brendi dhe në ballinë, por natyrisht duke e pastruar nga elementet ideologjike, siç ka qenë, për shembull, stema me qiriun në mes të librit të hapur e rrethuar me kurorë. Praktika e vendosjes së fotografive karshi biografisë, sipër tekstit, e aplikuar me rastin e 25-vjetorit të revistës, do të praktikohet tash e tutje në të gjithë numrat. Ndërsa klasifikimi i teksteve do të bëhet sipas kësaj radhe: proza, poezia, drama, biseda (intervista) dhe kritikë & ese etj.

Si rregull, *Jeta e Re* do të përmbajë shkrime *nga të gjitha* dhe *për të gjitha* fushat e artit, varësisht nga hapësira dhe interesimi, por do të dominojnë shkrimet letrare. Edhe tash, si dikur, krahas autorëve të njohur, revista do ta ruajë karakterin promovues, duke paraqitur edhe autorë të rinj, që mund ta fillojnë karrierën pikërisht këtu.

*Jeta e Re*, revista më e vjetër e Kosovës, është simbol kulturor i shtetit tonë. Në faqet e saj janë zbuluar dhe afirmuar emrat e shumë shkrimtarëve të cilët sot e përfaqësojnë këtë letërsi. Brenda saj janë bërë debate për letërsinë dhe janë shkruar sa e sa himne për lirinë. Deri në vitin 1999 faqet e saj janë mbushur me letërsi dhe atdhetari, kurse prej tash duhet ta përfillim distinksionin e Konicës se *letërsi dhe atdhesi janë dy gjëra*. Prandaj, për ta profilizuar qartë statusin e revistës ka qenë i nevojshëm ndërrimi i stafit, përkatësisht lënia e revistës në duart e të rinjve të cilët dinë dhe mund të sjellin një frymë

të re dhe të pastër letrare.

*Jeta e Re* është revistë që ka bashkëpunëtorë gjithandej në Evropë dhe më gjerë, kështu që risitë nuk do të ndalen nga numri në numër, ndërsa rrjeti i bashkëpunimit do të vijë gjithmonë duke u zgjeruar.

Ne ju falënderojmë për bashkëpunim dhe ju dëshirojmë lexim të këndshëm!



**GUY DE MAUPASSANT**

*Guy de Maupassant (1850-1893) është një ndër shkrimtarët më të mëdhenj francezë dhe konsiderohet baba i tregimit të shkurtër modern. Për së gjalli është admiruar talenti i tij për zhvillimin e një teknike tërheqëse të rrëfimit, prandaj veprat e tij kanë qenë ndër më të lexuarat. Njihet si kërkues i temave dhe formave të reja, gjë që e dëshmon edhe epitafi në varrin e tij: "Unë kam lakmuar gjithçka dhe s'më ka kënaqur asgjë". Ai ka ushtruar ndikim të madh tek autorët si: O.Henry, Henry James, H. P. Lovecraft etj. Ka shkruar novela, tregime, poezi dhe udhëpërshkrime. Veprat e tij janë:* ***Zonjusha Fifi (1882), Një jetë (1883), Bel Ami (1885), Bukuri e kotë (1890) etj.***



# RRËFIMI I FUNDIT

Marguerite de Thérelles do të vdiste. Ndonëse vetëm pesëdhjetë e gjashtë vjeçe, ajo dukej sikur të ishte shtatëdhjetë e pesë. Ajo mbushej në frymë, më e zbehtë se çarçafët e saj, e dridhur nga ethe të përbindshme, fytyrën të shprishur, sytë të zgurdulluar, a thua se do t'i ishte shfaqur diçka e tmerrshme. Motra e saj e madhe, Suzanne, gjashtë vjet më e madhe se ajo, në gjunjë pranë shtratit, mbytej në lotë. Një tavolinë e vogël e afruar pranë shtratit të vdekëses mbante, mbi një pecetë, dy qirinj të ndezur, sepse pritej që të vinte prifti i cili do të jepte bekimin e fundit.

Dhoma kishte atë pamjen kobzezë që kanë dhomat e atyre që japin shpirt, atë pamje lamtumire të dëshpëruar. Mbi orendi silleshin të shpërndara andej-këndej poçe e shishe të ndryshme, ca rroba të palara të zinin këmbët andej-këndej, të shtyra thjesht me këmbë apo me fshesë. Edhe vetë karriket në rrëmujë dukeshin të tmerruara, sikur të kishin vrapuar nga të katër anët. Vdekja e frikshme ishte aty, e fshehur, duke pritur.

Historia e dy motrave ishte mallëngjyese. Përmendej dhe në vise të largëta ; ajo kishte bërë të qanin shumë sy.

Dikur, Suzanne, e madhja, kishte qenë dashuruar tmerrësisht nga një djalë i ri që edhe ajo e donte. Ata qenë fejuar dhe nuk prisnin tjetër veçse datën e caktuar për martesë, kur papritur, Henry de Sampierre kishte vdekur.

Hidhërimi i vajzës së re kishte qenë aq i madh sa ajo u betua të mos martohej kurrë. Dhe e mbajti fjalën. Veshi rrobat e vejushës dhe nuk i hoqi më.

Atëherë e motra, motra e saj e vogël Marguerite, që ishte veçse dymbëdhjetë vjeçe, erdhi një mëngjes të hidhet në krahët e motrës së madhe, dhe i tha: « Motër e madhe, nuk dua të jesh fatkeqe. Nuk dua të qash tërë jetën. Nuk do të të braktis kurrë, kurrë, asnjëherë ! As unë nuk do të martohem. Do të rri me ty, përgjithmonë, përgjithmonë.»

Suzanne e përqafoi, e prekur nga ky përkushtim fëmije, dhe nuk e besoi shumë.

Por edhe e vogla e mbajti fjalën dhe, megjithë lutjet e prindërve, me gjithë kërkesat e të afërmve, ajo nuk u martua kurrë. Ishte fort e bukur, fort e hijshme ; ajo ktheu mbrapsht shumë djem të rinj që dukeshin se e donin ; nuk e braktisi kurrë motrën e vet.

Ato jetuan së bashku për tërë jetën e tyre, pa u ndarë qoftë dhe një ditë të vetme. Shkonin gjithmonë bashkë, të lidhura njëherë e përgjithmonë. Por Marguerite dukej përherë e trishtë, e ngrysur, më e venitur se motra e madhe, njëlloj sikur vetëflijimi i saj ta kishte thyer më dysh. U mplak më shpejt, flokët e bardha e mbushën që tridhjetë vjeçe, dhe dukej se vuante nga një e keqe e panjohur që e brente çdo ditë.

Tani ajo do të vdiste e para.

Nuk fliste më që prej njëzet e katër orësh. Thjesht kishte thënë, në dritën e parë të agimit:

- Shkoni kërkoni Zotëri Priftin, erdhi çasti.

Dhe ajo kishte qëndruar pastaj në shpinë, e tronditur nga dridhje të fuqishme, buzët të trazuara sikur fjalë të tmerrshme

t'i ishin ngjitur nga zemra, pa mundur të dilnin, vështrimin të tmerruar, të frikshëm për t'u parë.

Motra e saj, e copëtuar nga dhimbja, qante me dënesë, ballin mbi kokën e shtratit dhe përsëriste :

- Margot, e gjora ime Margot, vogëlushja ime !

Ajo e kishte thirrur gjithmonë kështu : « vogëlushja ime », ashtu si dhe e vogla e kishte thirrur gjithmonë : « motra e madhe».

Në shkallë u dëgjuan hapa. Dera u hap. Një fëmijë kori u shfaq, pasuar nga prifti plak në veladonin e bardhë. Sapo e pa, vdekësja u qetësua nga një tronditje, hapi buzët, bëlbëzoi dy-tre fjalë, dhe filloi të gërmojë me thonjtë e vet sikur të donte të hapte një gropë.

Abati Simon u afrua, i mori dorën, e puthi në ballë dhe, me një zë të butë :

- Zoti ju fal, fëmija im ; bëhuni e fortë, erdhi çasti, flisni.

Atëherë, Marguerite, duke u dridhur nga koka tek këmbët, duke tronditur dhe mbulesat me lëvizjet e saj nervore, belbëzoi :

- Ulu, motër e madhe, dëgjo.

Prifti u zgjat drejt Suzannës, e kruspullosur tek këmba e shtratit, e ngriti, e vuri në një karrike dhe duke marrë në dy duart e tij dorën e secilës prej dy motrave, tha :

- Perëndi, Zoti im ! dërgojuni atyre forcë, hidhni mbi to mëshirën tuaj.

Dhe Marguerite filloi të flasë. Fjalët i dilnin nga gryka një e nga një, të ngjirura, me rrokje, si të shuara.

- Më fal, më fal, motra e madhe, më fal ! Oh ! sikur ta dije sa frikë kam pasur për këtë çast, tërë jetën time !...

Suzanne belbëzoi, në lot :

- Të të fal çfarë, vogëlushja ime ? Ti më ke dhënë gjithçka, ke flijuar gjithçka ; ti je një engjëll…

Por Marguerite e ndërpreu :

- Hesht, hesht ! Më lër të flas, mos më ndërpre… Eshtë e tmerrshme… më lër të them gjithçka… deri në fund, pa lëvizur… Dëgjo… ty të kujtohet… Henry…

Suzanna u rrënqeth dhe vështroi motrën. E vogla filloi:

- Duhet të dëgjosh gjithçka për ta kuptuar. Isha dymbëdhjetë vjeçe, vetëm dymbëdhjetë, ty të kujtohet, apo jo ? Dhe kisha gjithçka, bëja çfarë të doja !... Të kujtohet si më mbanin ? Në pëllëmbë të dorës !... Dëgjo… Herën e parë që ka ardhur, ai kishte çizme të lustruara ; ka zbritur nga kali përpara hajatit, dhe është shfajësuar për kostumin e tij, por ai vinte t'i sillte një lajm babait. Të kujtohet, apo jo ?... Mos fol… dëgjo. Kur e pashë, shtanga në vend, m'u duk tepër i bukur, dhe kam qëndruar në këmbë në një qoshe të dhomës, gjatë tërë kohës që ai fliste. Fëmijët janë të veçantë… dhe të tmerrshëm… Oh ! po… e kam ëndërruar!

Ai ka ardhur disa herë… e vështroja dhe nuk ngopesha, në shpirtin tim isha aq e madhe për moshën e tij… dhe më dinake sesa nuk besohej. Ka ardhur shpesh… Nuk mendoja asgjë tjetër veç tij. Shqiptoja me zë të ulët :

- Henry… Henry de Sampierre !

- Pastaj është hapur fjala se ai do të martohej me ty. Çfarë pikëllimi që qe… oh ! motër e madhe… një pikëllim… një pikëllim ! Kam qarë tre netë, pa vënë gjumë në sy. Ai vinte për çdo ditë, pasdite, pas dreke… të kujtohet, apo jo ? Mos thuaj asgjë… dëgjo. Ti i përgatisje ëmbëlsira që atij i pëlqenin aq shumë, me miell, gjalpë dhe qumësht… Oh ! mund t'i bëja ende dhe sot nëse do të duhej. Ai i gëlltiste me një kafshatë, dhe pastaj pinte një gotë verë… dhe pastaj thoshte: « E mrekullueshme. » Të kujtohet kur thoshte kështu ?

Isha xheloze, xheloze !... Koha e martesës tënde afrohej. Nuk kishte më dhe pesëmbëdhjetë ditë. Po çmendesha. Thosha me vete : ai nuk do të martohet me Suzannën, jo, nuk dua !... Do të më marrë mua, vetëm mua, kur të jem e madhe. Nuk do të gjejë kurrë dikë që ta dojë aq shumë… Por një mbrëmje, dhjetë ditë para martesës, ti ke shëtitur me të përpara kështjellës, nën dritën e hënës dhe atje tej… nën bredh, nën bredhin e madh… ai të ka puthur… puthur… në të dy krahët… aq gjatë… Të kujtohet, apo jo ? Ndoshta ishte hera e parë… po… Ti ishe aq e zbehtë kur u ktheve në dhomë !

Ju kam parë ; isha aty, e fshehur. Isha e tërbuar ! Po të kisha mundur, do t'ju kisha vrarë !

Kam thënë me vete : Ai nuk do të martohet me Suzannën, kurrë ! Ai nuk do të martohet me askënd. Do të isha tepër fatkeqe… Dhe kështu kam filluar ta urrej për vdekje.

Atëherë, çfarë kam bërë ?... dëgjo. E kisha parë kopshtarin tek përgatiste copa mishi për të mbytur qentë endacakë. Ai thyente një shishe me gur dhe copat e xhamit i fuste në copat e mishit.

Kam marrë tek mami një shishe të vogël farmacisti, e kam shkërrmoqur me një çekiç, dhe e kam fshehur pluhurin në xhep. Ishte një pluhur i shndritshëm… Të nesërmen, ti sapo i kishe përgatitur ëmbëlsira të vogla, e unë i kam hapur me një thikë dhe e kam hedhur pluhurin brenda… Ka ngrënë tre të tilla… edhe unë, kam ngrënë një… Gjashtë të tjerat i kam hedhur në pellg… dy mjellmat kanë ngordhur tre ditë më pas… Të kujtohet ? Oh ! mos thuaj asgjë… dëgjo, dëgjo… Vetëm unë, nuk kam vdekur. Por kam qenë gjithnjë sëmurë… dëgjo… Ai ka vdekur… ti e di mirë… dëgjo, kjo nuk është asgjë… Më pas, më vonë… gjithmonë… më e tmerrshmja, dëgjo…

Jeta ime, tërë jeta ime… çfarë torture ! Kam thënë me vete : Nuk do ta braktis më motrën time. Dhe do t'i thosha gjithçka, në çastin e vdekjes… Ja. Dhe që atëherë, kam menduar gjithmonë këtë çast, këtë çast ku do të të thosha gjithçka… Ja çasti… Është e tmerrshme… Oh !... motër e madhe !

Kam menduar gjithmonë, mëngjes e mbrëmje, ditë e natë : Do të duhet t'ia them këtë, një herë… Prisja… Çfarë sfilitje !... Ja, u bë… Mos thuaj asgjë… Tani kam frikë… kam frikë… oh ! kam frikë ! Nëse do ta shoh, pas pak, kur të kem vdekur… Ta shoh përsëri… e mendon ti këtë ?... Unë e para !... Nuk do të guxoj… Duhet… Do të vdes… Dua të më falësh. Dua… Nuk mund të shkoj pa këtë përpara tij. Oh ! thuaji atij të më falë, Zotni priftit, thuaji… të lutem. Nuk mund të vdes pa këtë…

Ajo heshti dhe vazhdonte të mos mbushej në frymë, duke gërrithur papushim çarçafin me thonjtë e saj të mbledhur…

Suzanna kishte fshehur fytyrën e saj në duar dhe nuk lëvizte më. Mendonte për Henrin që ajo do të kishte mundur

ta donte përgjithmonë ! Sa jetë të bukur që do të kishin pasur ! Ajo e shihte përsëri, në të dikurshmen e zhdukur, në të kaluarën e largët të pashuar asnjëherë. Të vdekurit e shtrenjtë ! sa jua copëtojnë zemrën ata ! Oh ! ajo puthje, e vetmja puthje. E kishte ruajtur në shpirt. Dhe pastaj asgjë, asgjë më në tërë ekzistencën e saj !...

Prifti ngriti papritur trupin dhe, me një zë të fortë, drithërues, thirri :

- Zonjushë Suzanne, motra juaj do të vdesë !

Atëherë Suzanna, duke hapur duart, shfaqi fytyrën e saj të mbytur në lot, dhe, duke shkuar drejt motrës, e puthi aq fort sa mundi në ngashërim e sipër :

Të kam falur, të kam falur, vogëlu…

21 tetor 1883

Nga frëngjishtja: Urim Nerguti



**HERTA MÜLLER**

*Herta Müller (1953), e lindur në Rumani nga prindër gjermanë, njihet si poete, prozatore, eseiste dhe si personalitet që ka kundërshtuar vazhdimisht regjimin e diktatorit Nicolae Ceauşescu. Krijimtaria letrare e saj përfshin mbi njëzet vepra dhe është nderuar me mbi njëzet çmime të mëdha letrare. Ndër veprat e saj më të njohura përmenden:* ***Nadirët (1982), Vendi i kumbullave jeshile (1996), Është apo nuk është Joni ky (2005)˝, Ngulfatja (2009),*** *roman ky i njohur botërisht me titullin* ***Gjithë ç'është e imja e bart me vete****, për të cilin është shpërblyer me Çmimin Nobel, më 2009, me arsyetimin:* ***"për përqendrimin në poezi dhe çiltërsinë në prozë, përshkrimin e peizazhit të të shpronësuarve".***



# PËRGATITJA E VALIXHEVE

*Omnia mea mecum porto.*
Ose: gjithë ç'është imja e bart me vete.

Për t'i bartur, i kam bartë me vete të gjitha ato. Por, të mijat nuk ishin. Ose i takonin dikujt tjetër, ose ishin gjëra të kota e padobi. Valixhja me lëkurë derri dikur ka qenë një kuti gramafoni. Xhaketa i takonte babait tim. Palltoja aristokrate me jakë mëndafshi ishte e gjyshit tim. Pantallonat e trasha i kisha nga xhaxhi Edvin. Shputat e lëkurta nga fqinji ynë, z. Carp. Kurse dorëzat e blerta prej leshi, i kisha nga tezja Finë. Vetëm shalli i mëndafshtë bojëgjaku dhe çanta e tualetit ishin të miat, dhuratë nga Kërshëndellat e fundit.

Ishte ende luftë, atë janar të vitit 1945. Të tmerruar, që unë në atë pikë të dimrit, do të duhej të katandisesha diku në

Rusi, secili kishte dëshirë të më japë diçka me vete. Diçka që së paku mund të më hynte në punë, nëse jo të më shpëtojë. Mu për arsye se s'kishte gjë që mund të ndihmonte, unë tashmë isha në Listën e Rusëve. Gjithsecili më dha me vete diçka, që konsideronte se më duhej. Kurse, edhe unë i merrja, duke menduar, me ato 17 vjet që kisha, se ky largim po më vinte mu në çastin e duhur. Nejse, s'ka qenë e thënë, të jetë bash Lista e Rusëve ajo që do të më largonte nga aty, por nejse, do të bëhet mirë, nëse nuk bëhet keq e më keq, mendoja.

Kisha dëshirë të largohem nga ajo qytezë e vockël provinciale, ku çdo skutë kishte sy. Në vend se të kisha frikë, unë e prisja me adhurim nisjen. Ndonëse, në heshtje më brente pak ndërgjegjja që ajo Listë e cila gjithë farefisit tim i dukej e dyshimtë, për mua ishte një realitet i pranueshëm. Ata druanin se do t´më ndodhte ndonjë e keqe, në atë dhé të huaj. Unë kisha dëshirë t'ia mbathja në një vend, ku asnjëri s'më njeh.

Mua tashmë veç më kishte ndodhur diçka. Diçka e ndaluar. E veçantë, e ndyrë, e pacipë dhe e bukur. Kjo ka ndodhur në Erlenpark, krejt në skaj, atje prapa kodrës me barë të kositur. Duke u kthyer në shtëpi, i pata rënë parkut mes përmes, andej kah Pavijoni i rrumbullakët, ku për festa luante orkestra. Aty ndenja ulur, një copë herë. Drita, çante rrugën përmes drurëve të krasitur me pedanteri. Unë, po përjetoja frikën që dinë të ta shkaktojnë rrathët e zbrazët, katrorët apo trapezet e lidhur me grila të bardha e kthetra. Kjo mostër ishte pasqyrim i gjendjes sime të humbur dhe mostër e tmerrit në fytyrën e sime ëmë. Në këtë pavijon u pata betuar: kurrë më s'do të vij në këtë park.

Mirëpo, sa më shumë që ia ndaloja vetes, aq më shpesh e gjeja veten aty. Pas dy ditësh, shkova prapë në një ´Randesvous´ - siç i quanim ne ato takimet në park.

Ishte hera e dytë që po dilja në takim me mashkullin tim të parë. Me nofkë quhej DALLËNDYSHE. Të dytin, ndryshe e

quanim BREDH. I treti quhej VESH. Pastaj vinte PERI i qepjes. Pastaj ORLI (kaçubeti, zogu grabitqar) dhe KAPELA. Më vonë LEPUROSHI, MACJA, MJELLMA. Më pastaj, MARGARITARI.

Vetëm ne vet e dinim se cili nga ne, cilin emër kishte. Unë në atë park, si kafshë, kërceja nga prehri në prehër. Ishte verë dhe mështekna kishte lëshuar flokët e saj të gjata, kurse lule shtogu dhe trëndelinat e lulëzuara, si mur, ishin ngjeshur dendur njëra pranë tjetrës.

Dashuria i ka stinët e veta. Vjeshta i dha fund parkut. Drurët u zhveshën. Kurse ne u zhvendosëm në pishinën e Neptunit. Pranë derës së hekurt shihej emblema e një mjellme. Unë, takohesha këtu çdo javë me njeri dyfish më të vjetër se unë. Ishte një rumun i martuar. Nuk po ua them as se si quhej ai, as se si quhesha unë. Madje, as nuk vinim aty, njëkohësisht, por njëri pas tjetrit. Nuk donim që t'i shkojë mendja askujt se ne aty po ´takoheshim´; askujt, as asaj gruas tek kasa, as lozhës së saj të qelqtë, as dyshemesë si pasqyrë prej guri, as qeramikës me alga deti në mur, as shkallëve të gdhendura prej druri. Ne shkonim në pishinë dhe laheshim bashkë me të gjithë të tjerët. Tek dhoma e djersitjes në "saunë", takoheshim vetëm.

Atëbotë, para se të shkoja në llogore, por edhe pas kthimit tim e deri sa e braktisa sërish vendin me 1968, çdo takim ´Randezvous´ është dënuar me burg.



Po të më kishin hetuar atëherë, do të m'i kishin dhënë së paku pesë vjet burgim. Disa i patën zënë dhe pas parkut, apo pishinës së qytetit, menjëherë i kanë çuar fillimisht në biseda të egra informative e pastaj drejt e në burg. Prej aty pasonte dënimi me llogore në KANAL. Tash e kam informatën se nga kanali, kurrë askush s'është kthyer i gjallë. E edhe po të kishte ndodhur të mbijetojë, do të ishte kthyer si një kufomë e gjallë, e thinjur dhe e demoluar – e paaftë për të dashur më njeri. Kurse, gjatë kohës së kaluar në llogore – po t´më kishin zënë, tashmë do të isha i vdekur. Gjatë atyre pesë viteve internimi

në llogore, ditë për ditë, kah ecja rrugës i sillja nëpër koka qindra variante arsyetimesh plauzible, që eventualisht do të ma shpëtonin kokën, në rast se do të zihesha ME PELË PËR DORE. Kundër një aktakuze të tillë kisha sajuar mijëra alibi të mundshme. Aq thellë dhe aq gjatë kohë, kam qenë i mbyllur në guacën  e heshtjes, saqë s'ka fjalë që mund të më nxjerrë nga atje. Madje, edhe kur flas, unë vetëm e ndërroj mbështjellësin, por nuk zbulohem.

Në verën  e fundit të ´Randezvuos´-ve (d.m.th. takimeve), për ta zgjatur pak rrugën e Erlenpark-ut për në shtëpi, aty tek Rrethi i Madh papritmas u futa në Kishën e Trinisë së Shenjtë.  Kjo ndodhi e rastit, dukej të ishte fati im. Po ma dëftonte parasysh të ardhmen, që po më vinte. Pranë altarit anësor, tek një shtyllë po qëndronte një Shenjtor me mantel të përhimë veshur dhe me një qengj rreth qafës, në vend të jakës. Ky qengji rreth qafës ishte Heshtja. Ekzistojnë gjëra, për të cilat NUK FLITET. E nëse ju them se Heshtja rreth qafës është një heshtje, krejt tjetër, prej Heshtjes së gojës, besoni  se, e di për çka po flas.



Para, gjatë dhe pas kohës sime të kaluar nëpër llogore, unë pothuajse njëzet e pesë vite kam jetuar me një frikë nga Familja dhe Shteti. Frikë, se mos shteti do të më dënojë si kriminel dhe drojë se mos familja do të më lëçiste nga turpi. Në amullinë e rrugëve, shihja veten në pasqyrat e vitrinave, trenave, shtëpive e fontanave të ujit, duke mos besuar krejtësisht se s'jam i padukshëm.

Im atë ishte mësues i vizatimit. Kurse, unë një njëri me mendjen tek Pishina e Neptunit, rrudhesha sikur të më kish shqelmuar njeri, sa herë që e zinte në gojë fjalën AKUARELL. Ajo fjalë goje, e dinte fort mirë se sa larg kisha shkuar tashmë unë. Kurse, ime mëmë më thoshte në tryezë: Mos e çajë patat-en me pirun, se të bëhet copë-copë; përdore lugën, piruni për-

doret për mish. Më ngrinte nervat. Po, pse flet kjo për mishin, kur këtu bëhet fjalë vetëm për pirun e patate. Për çfarë mishi e ka kjo fjalën. Fjala MISH për mua kishte një konotacion që ndërlidhej më ato  takimet, ´randezvous´-t e mia të fshehta. Isha bërë, hajn i vetvetes sime. Edhe fjalët e thëna fare pa qëllim, mua më digjnin sepse e kisha mizën nën kapuç.

Nëna ime, e veçanërisht babai, besonin ngjashëm si edhe të gjithë gjermanët e tjerë të asaj qyteze: në bukurinë e gërshetave të verdha, çizmeve deri në gjunjë, në mustaqet e zeza katrore të Hitlerit dhe në minoritetin Sakson të Siebenburgen-it si racë ariane.

Fshehtësia ime, shikuar nga këndvështrimi trupor, ishte pra kulmi i neverisë. Po t'ia shtonim kësaj edhe faktin se mëkatin e kisha bërë më një rumun, do të rezultonte një turp racor. Kisha shumë dëshirë të ikja nga familja ime, qoftë edhe duke shkuar në farë kampi t´përqendrimit a llogore lufte. Veçse, më dhimbsej pak mamaja ime e shkretë, e cila nuk ia kishte idenë se sa pak me njeh. Dhe se, pas ikjes sime, me siguri shumë më shpesh do të mendonte ajo e gjorë në mua, se sa unë në të.

Pranë atij Shenjtorit me Qengjin e Heshtjes rreth qafe, në murin e bardhë të një kthine kishtare, më pat rënë në sy edhe mbishkrimi: QIELLI E VË KOHËN NË LËVIZJE. Gjersa po e përgatisja valixhen, më shkoi mendja te kthina e bardhë kishtare, e cila me gjasë kishte ndikuar. Kjo ishte Koha ime, e vënë në lëvizje. Madje, isha i lumtur që n'gjithë atë borë s'më duhej të shkoja të luftoj, n'front. Me dëgjueshmërinë  dhe guximin e një të marri, shkova ta palos valixhen. Dhe nuk i bëja naze, ama bash kurrëçkafes. Shputat e lëkurës me lidhëse, pantallonat shallvare, manteli me jake mëndafshi, asnjëra nga këto nuk më përshtatej mua. Megjithatë, nuk ishin me rëndësi të veçantë rrobat, por Koha e  vënë në lëvizje. Se a me këto rroba, apo me ca të tjera, njësoj piqet shelgu. Ndonëse bota nuk

është ballo kostumesh, si mjeranë që n´pikë të dimrit, ishim të detyruar t'ia mësynim Rusisë, pa marrë parasysh se çka kemi veshur, s'kishte gjasa t´i dukemi dikujt qesharak.

Një patrullë e përbërë nga dy policë, një rumun dhe një rus, po shkonin shtëpi më shtëpi me një listë në dorë. Nuk e di, nëse patrulla e ka përmendur fjalën *llogor* tek ne në shtëpi. Nëse jo, atëherë mbase e kanë përdorur fjalën Rusi. Sidoqoftë, e di se fjala *llogor* nuk më ka tmerruar. Përkundër faktit se ishte luftë, si shtatëmbëdhjetëvjeçar që isha jetoja ende me budallallëqet fëmijërore. Tashmë, i kisha disa Takime Sekrete mbas shpine, dhe mua më shumë më tmerronin fjalët AKUARELL e MISH sesa shprehja *llogor*, të cilën madje as që ma regjistronte truri.

Nga ajo storja në tryezë, me pirun e patate, kur ime mëmë, më zuri ngushtë me fjalën mish, më kujtohet edhe një rast. Isha duke luajtur në oborr, ajo doli e më thirri të vij menjëherë e t'iu bashkëngjitem në tryezë. Nëse nuk vjen menjëherë, e nëse më duhet të të thërras sërish, më mirë mos eja fare. Unë ndenja edhe pak në oborr dhe e vazhdova lojën. Kur erdha lartë ajo më tha: tash lirisht shko paloje çantën dhe shkelja kah të duash nëpër botë, bëj çfarë të duash. Më pat kapur me vrull për dore, më pat çuar në dhomën time, pat marrë çantën time t´vogël dhe teksa po ma fuste aty kapelën dhe xhaketën, unë po ia shtroja pyetjen: po  ku të shkoj moj, unë jam fëmija yt.

Shumë njerëz janë të mendimit se paketimi i valixheve është një nga ushtrimet që mund të mësohet vetvetiu, si këndimi apo lutja. Ne s'kishim as valixhe e as me se të ushtronim. Kur tim eti iu desh të shkonte në front me ushtarët rumunë, s´kishte çka të merrte me vete. Si ushtar, gjithë çka të nevojitet ta japin me uniformën. Po të na pyeste njeri se për çka po përgatitemi, përveç se ´për t'u nisur´ dhe ´kundër të ftohtit dimëror´ nuk do të dinim ndonjë arsye tjetër. Gjërat e duhura nuk i ke, andaj improvizon. Gjërat e gabueshme, të bëhen të

nevojshme. E të nevojshmet, dikur si të vetmet që të duhen, ngase të tjera s´ke.

Ime mëmë e solli gramafonin nga dhoma e ditës dhe e vuri mbi tavolinë të kuzhinës. Unë, me ndihmën e një kacavidhe, nga kjo kuti gramafoni bëra një lloj valixheje. Së pari ia hoqa mekanizmin rrotullues, pastaj platonë e pllakave. Mandej ia mbylla vrimën me një copë tapë. Pjesa tjetër mbeti brenda, një mbushje prej mëndafshi të kuqërremtë, bojë dhelpre. As atë plaketën trekëndëshe me qenush, afër butonit rregullues të zërit, nuk e hoqa. Në fund të valixhes i palosa katër libra: Faustin, Zaratustrën, një libërth verërash dhe një vëllim këngësh lirike të shek.VIII. Nuk mora asnjë roman, sepse ata i lexon njeriu një herë dhe më kurrë. Mbi libra e vura çantën e rrojës: 1 shishëz livando, 1 shishëz ujë rroje të tipit TARR, 1 sapun për rrojë, 1 zhiletë për rrojë, një pincetë, 1 guralec, 1 sapun për duar, 1 palë gërshërë. Pranë çantës i vura edhe një palë çorape të leshta (të ngjeshura, bojë kafe), një palë çorape deri në gjunjë, një fanellë me kutia bardhë e kuq, 2 palë brekë. Krejt përmbi erdhi shalli i ri i mëndafshtë, në mënyrë që të mos ndrydhej. Ai ishte bojë gjaku, i thurur me kutia, herë i ndritshëm, herë jo. Mandej u mbush valixhja.

Pastaj bohçja: 1 mbulesë divani (e leshtë, e kaltër me kutia bojë bajge, me një shtojcë që s'mbante nxehtë hiç). Dhe të mbështjella: 1 xhaketë stine (bojë kripë-biberi, e stërbajtur), 1 palë shputa lëkure (të vjetra, nga lufta e parë botërore, të verdha e me toja).

Më pastaj, strajca e bukës: 1 konservë mishi e tipit Scandia, e copëza të lyera buke, disa gurabija të mbetura nga Kërshëndellat, 1 shishe uji dhe 1 tas për të pirë.

Në fund gjyshja ime e mori valixhen prej gramafoni, boçën me plaçka dhe strajcën e bukës e i la tek dera. Me ata dy policët ishim marrë vesh që të vijnë e të më marrin në mesnatë. Plaçkat tashmë i kisha gati, para derës.

Mandej, nisa të vishem: 1 palë brekë të gjata, 1 fanellë (me kutia, bojë bajge - e gjelbër), 1 palë pantallona (bojë hiri, të xhaxhit Edvin), 1 jelek stofi, me krahë të thurur n´krrabëza, një palë çorape t´leshta dhe 1 palë çizme ushtrie.

Kah po i lidhja çizmet, po më sillej nëpër mend një rast i kamotshëm me nënën time, gjatë një pushimi veror, kur ajo kishte veshur një kostum marine. Siç ishim duke shëtitur, ajo papritmas u shtri midis livadhit, dhe po bëhej kinse ishte e vdekur. Atëbotë, isha tetëvjeçar. Në ato momente, m'u pat dukë se qielli ra e na zuri. Veç i pata mbyllur sytë, të mos shihja se si po më përpinte të tërin. Nëna brofi sërish në këmbë dhe po më shkundte duke me thënë: hej ti më dashke mua. Shiko gjallë jam.

Pasi që i lidha lidhëset u ula në tryezë dhe po prisja mesnatën. Mesnata erdhi, mirëpo patrulla u vonua. Kaluan më se tri orë ashtu, m'u bë pothuajse e padurueshme. Pastaj erdhën. Nëna po ma mbante mantelin e zi me jakë mëndafshi. Unë e vesha. Ajo qante. I vesha dorëzat e blerta. Në korridorin e drunjtë, aty te ora e gazit, dëgjova gjyshen time tek më tha: E DI SE DO TE KTHEHESH.



Këtë fjali, nuk e kam mbajtur në mend me qëllim. Si duket e kam marrë me vete në llogor, pa e ditur fare. Pa e vërejtur se po më përcjellë. Një fjali e tillë është zot i vetvetes. Ajo fjali ka vepruar brenda meje dhe ka pasur ndikim më të madh se të gjithë librat që kisha marrë me vete. Shprehja E DI SE DO TE KTHEHESH u bë tandem i të rrahurave të zemrës sime dhe kundërshtar i Engjëllit të urisë. Mu për faktin se unë vërtetë ia dola të kthehem, më lejohet të them se: një fjali e tillë e mban njeriun në jetë.

Ishte ora 3 pas mesnate, e datës 15 janar 1945 kur erdhi patrulla të më merrte. Bënte ftohtë, diku - 15°C. Me një furgon

i ramë mespërmes qytetit të zbrazët, për të shkuar më në fund tek Salla e Panaireve. Ajo, dikur ka qenë Sallë festash e Saksonëve, kurse tashmë shërbente si llogor, përkatësisht hapësirë grumbullimi. Në atë sallë ishin mbledhur rreth 300 veta. Dyshemeja ishte e mbushur plotë shpuza dhe thasë me kashtë.

Gjithë natën, edhe nga fshatrat përreth po vinin vetura të cilat sillnin vazhdimisht njerëz me vete. Kah mëngjesi tashmë ishim bërë mbi 500 veta. Them kështu, ndonëse ka qenë e pamundur të numëroje diçka. Aty "s'dihej më, nga sa po shkon pasuli". Në Sallën e Panairit dritat ndenjën gjithë natën të ndezura. Plotë njerëz silleshin andej-këndej dhe po kërkonin të afërmit. Flitej se në stacionin e trenit ishin vendosur ca zdrukthëtarë, të cilët po ndërtonin vagonë të rinj shtazësh. Ca mjeshtër të tjerë po ndërtonin një punëtori armësh, aty në tren. Kurse, disa të tjerë po e prisnin me sharrë dyshemenë, për të krijuar brenda ca gropa tualeti.

Me sy të zgurdulluar, atë natë u fol shumë dhe heshtur. Me sy të mekur, atë natë u qajt shumë dhe heshtur. Ajri po kundërmonte ngjashëm me leshra të vjetruara, djersë që dalin nga frika dhe mish i rreshkur yndyrshëm; keksë vaniljeje dhe alkool. Një grua e hoqi shaminë. Sigurisht ishte nga fshati. Gërshetat e saj ishin të bëra duq rreth një krehri dhe ishin të lidhura në gjysmëhënë, pas kokës. Dhëmbëzat e krehrit ishin zhdukur në flokë, vetëm dy skajet e tij, kishin mbetur jashtë si dy veshë të thepisur. Me ata veshë dhe gërshetin e trashë të rrumbullakët, koka e saj, nga prapa dukej si një mace e ulur. Unë, po rrija ulur si një shikues shfaqjeje në mes të një grumbulli valixhesh dhe trupash që rrinin në këmbë. Për disa minuta më kishte zënë gjumi dhe po ëndërroja:

Sikur nëna ime dhe unë gjendeshim tek varrezat, para një varri të ri. Mu në mes të tij, zuri të rritej një lule kërpudhe, me gjatësi deri n'belin tim. Në kërcell, kishte një kapsulë me një dorës lëkure, si një valixhe e vogël. Kapsula ishte e çelur, si gishtat e grushtit, dhe ishte e mbushur me mëndafsh të

kuqërremtë bojë dhelpre. Se kush kishte vdekur, nuk e dinim. Nëna tha: nxjerre shkumësin nga xhepi. Nuk kam shkumës, i thashë. Por sapo futa dorën në xhep, gjeta një copë shkumës rrobaqepësish brenda. Nëna më tha: Duhet ta shkruajmë një emër të shkurtër mbi këtë valixhe. Shkruaje emrin RUTH, se kështu nuk quhet asnjëri nga të njohurit tanë (Ruth, është emër femre). Unë e shkrova RUHT (qe d.m.th. PUSHON). Në ëndërr e dija qartë, se unë kisha vdekur, por atë gjë nuk doja t'ia thosha nënës sime.

I trembur u zgjova, sepse një plak me një çadër më ishte ulur pranë, tek një thes kashte, dhe po më fliste në vesh: dhëndri im e kishte ndërmend të vijë, por si duket nuk po e lënë. Salla është e rrethuar anekënd. Ende jemi në qytetin tonë, por as ai s'mund të vijë këtu e as unë të shkoj në shtëpi. Në secilën nga pullat e argjendta të sakos së tij, po fluturonte nga një zog, patë e egër apo, mund të them, një albatros. Kurse, ai kryqi në gjoksin e tij, kur u përkula pak më shumë dukej si një spirancë anijeje. Çadra, që po e mbante mes meje e tij, dukej si një shkop pleqsh. Do ta merrni këtë me vete, e pyeta. Atje bie shumë më shumë borë, se sa këtu, gjegji ai.

Asnjëri nuk na pat thënë se kur dhe si do të duhej të shkonim në stacion të trenit. Unë dëshiroja që të niseshim sa më parë për tek rusët, qoftë edhe në vagonë kafshësh, me valixhe-gramafoni dhe jake mëndafshi rreth qafe.

S'kam ide më, se si kemi ardhur deri në stacion të trenit. Vagonët e kafshëve ishin të lartë. Edhe procedura e ngarkimit, nuk më kujtohet fare. Ndoshta pse kemi udhëtuar në ata vagonë, ditë e natë, e natë e ditë, sikur të kishim qenë aty gjithmonë e jetën. Nuk e di më as sa gjatë kemi udhëtuar. Mendja ma thoshte se, sa më gjatë që të udhëtojmë, aq më larg do të shkojmë. Dhe përderisa jemi duke udhëtuar, nuk mund të na ndodhë asgjë e keqe. Derisa të ecim, mirë i kemi punët.

Burra e gra, të rinj e të vjetër, me plaçka të mbledhura aty. Flisnim dhe heshtnim, hanim dhe flinim. Edhe shishet e rakisë bënin nga një xhiro gjithandej. Kur udhëtimi nisi t'na bëhet rutinë, në vagon filluan përkëdheljet e para intime. Me njërin sy shihnim gjithçka, me tjetrin përpiqeshim ta hidhnim shikimin diku larg.

Unë, gjendesha i ulur pranë znj. Trudi Pelikan dhe po i thosha: Kam ndjenjën se jemi në atë piknikun e skijimit në Karpate, te Kasolla e Bulea-s, me ç'rast gjysma e një klase të Liceut qe përpirë nga një ortek bore. Ne s'do t'na ngjajë një gjë e tillë, tha ajo. Nuk i kemi rrobat e skijimit me vete. Me një valixhe gramafoni njeriu edhe mund "të kalërojë ditën e natën e natën e ditën", e ke parasysh poetin Rielke, apo jo, thoshte Trudi Pelikan, e veshur me një mantel n'formë kambane e me jake lëkure deri tek bërrylat. Ato jakë bojë kafeje prej gëzofi, dukeshin si dy gjysmëqenushë dhe kur Trudi i lidhte duart kryq te gjoksi, ata dy gjysmëqënushët, bëheshin një qen i plotë. Stepet nuk i kishë parë kurrë më përpara, përndryshe do të më shkonte mendja të merrja far langoi me vete. Trudi Pelikan kishte ende një aromë pjeshke, madje edhe nga goja, ndonëse po bëheshin 3-4 ditë udhëtimi të pandërprerë në atë vagon kafshësh. Ajo, po rrinte ashtu ulur në tren, me mantel mbi supe – si një zonjë që sapo është nisur për në zyrën e saj – dhe po më rrëfente se si ishte fshehur për më se katër ditë, në një gropë dheu, prapa stallës, në kopshtin e fqinjëve. Por pastaj kishte filluar të bie borë dhe t'i bëjë të dukshme gjurmët e hapave prej shtëpisë deri te stalla dhe gropa. Nëna e saj, pra nuk mund t'ia sillte më ushqimin fshehurazi. Të gjitha gjurmët e lëvizjeve nëpër kopsht, tashmë shiheshin qartë.

Kështu që ajo vullnetarisht qe detyruar prej borës që ta lëshojë vendstrehimin. Këtë mëkat nuk do t'ia falë borës, as kurrën e kurrës, thoshte ajo.

Borën e saporënë nuk është e mundur ta ri-bësh apo ri-aranzhosh, në atë mënyrë që të duket e paprekur. Dheu mund

të rregullohet, thoshte ajo, edhe zalli. Madje edhe bari, nëse i jep pak zor. E uji, ai rehatohet vet sepse në natyrën e tij është që t'i përpijë gjërat e të rikonsolidohet menjëherë pasi t´i ketë përpirë ato. Edhe ajri, është gjithmonë i rregulluar në mënyrë perfekte dhe kurrë nuk vërehet 'guzhvatja' e tij. Gjithçka, përveç borës, do të kishte qenë në gjendje të 'heshtë', konsideronte Trudi Pelikan. Bora është fajtorja kryesore për depërtimin tim sepse ajo ia kishte lejuar vetes të binte në atë qytet, si te ishte në shtëpi të saj, pa i shkuar mendja fare se me atë akt, po iu shërbente rusëve. Për shkak të tradhtisë që më bëri bora, tani gjendem këtu, ankohej Trudi Pelikan.

Treni, udhëtoi me orë të tëra 12-14 ditë, pa u ndalur fare. Pastaj u ndal me orë të tëra, pa marrë udhë më. Se ku ishim në atë moment nuk e dinte njeri. Vetëm nëse ndonjëri ka shikuar nga dritarja dhe përmes të çarave të dërrasave ka mundur të lexojë: BUZÂU. Arka e armëve në mes të vagonit po trandej, shishet e alkoolit po rrokulliseshin. Të gjithë ishim të shtangur. Disa nga dehja, disa nga frika se nuk e dinim çka po ndodhë. Shumica nga të dyja bashkë.

Se çka fshihej prapa fjalëve TË GRABITUR NGA RUSËT mund të na e merrte pak mendja, por jo edhe të na trazonte fort. Për muri do të mund të na mbështesin, tek kur të ndalemi, por ne ende po ecnim. Fundja, po të kishin dashur t'na pushkatonin, do ta kishin bërë atje në vend, aty për aty, mu siç alarmonte në shtëpi, propaganda naciste.

Në ato vagonë kafshësh, burrat po mësonin 'të pinë pa kandar' kurse gratë po mësonin 'të këndojnë pa karar':

*Lulëzon n'pyje lule dafine*
*Varret bora i mbulon*
*Por, ajo letra që më shkrove*
*Më dhemb, më lëndon.*

Gjithnjë përsëritej  e njëjta këngë, saqë më nuk po e dinim se a jemi duke e kënduar ende, apo veç po përsëritet nga ehoja. Ajo këngë i ngulitej njeriut në kokë dhe i përshtatej udhëtimit – një “Bluzz” - vagoni-kafshësh përkatësisht një këngë shumëkilometërshe e kësaj Kohe të vënë në Lëvizje. Kjo u bë kënga më e gjatë e jetës sime, e kënduar gjatë gjithë atyre pesë viteve internimi, nga gra që lëngonin nga “malli për atdhe”, një sëmundje nga e cila tashmë po vuanim të gjithë.

Dera e vagonit mbyllej nga jashtë. Kjo derë rrëshqitëse, që hapej vetëm duke e shtyrë anash, u hap gjatë rrugës gjithsej vetëm katër herë. Herën e parë u hap, kur po ndodheshim ende në tokën rumune dhe kur na e hodhën brenda një dhi të ndarë dy copash, për së gjati. Ajo ishte e ngrirë akull dhe po e lagte dyshemenë. Kur na e hodhën këtë dhinë e parë, patëm menduar se është cung druri. Tek më vonë na u kujtua ta ndanim copë-copë e ta piqnim. Meqenëse, ishte shumë e tharë, ajo nuk kundërmoi fare, veç u poq për merak. Dhia e dytë, e cila e fitoi epitetin PASTERMA na ofroi po ashtu mish të thatë për ngrënie. Edhe dhinë e dytë e kemi pjekur e ngrënë duke e qeshur e përqeshur. Ishte, po aq e vrugtë dhe e thatë si e para, një kufomë eshtrash. Mendoj se kemi qeshur pak para kohe dhe kemi mëkatuar shumë duke i tallur gjatë gllabërimit, ato dy dhi bamirëse rumune.

Besueshmëria na shtohej me kalimin e kohës. Në atë hapësirë të ngushtë, ngjanin gjëra të imëta: uleshim, çoheshim, hapnim e çapurisnim valixhet, bënim rrëmujë, vinim sërish rregull. Kurse gropa e tualetit gjendej prapa dy mbulesave të ngjitura lartë, si perde. Çdo cikërrimë, tërhiqte një gjë tjetër pas vetes. Në një vagon kafshësh shuhet çdo individualitet, sepse njeriu më shumë është pjesë e kolektivit se sa e vetvetes. Edhe konsiderata reciproke s’ishte më e nevojshme. Aty ishim për njëri-tjetrin, si të afërm të një oxhaku. Ndoshta, kjo që po them, vlente veç për mua. E ndoshta, as për mua. Ndoshta më ka zbutur pak ai vagon kafshësh, ngase unë, edhe ashtu e

kisha ndërmend t'ia mbathja dikah, dhe valixhen e kisha ende të mbushur plot ushqime. Nuk na e merrte mendja fare, se çfarë urie e egër do t'na kaplonte së shpejti. Në ato pesë vite që pasuan, shpesh herë, kur na sulmonte engjëlli i urisë, ato dhi të ngurta e të vrugëta i kujtonim me mallëngjim.

Ishte kjo një natë ruse, Rumaninë tashmë e kishim lënë prapa. Gjatë një ndaljeje disa orëshe, po ndjenim lëkundje të forta. Në akset e vagonëve, rrotat iu ishin ripërshtatur binarëve, pra ishin adaptuar sipas gjerësisë së Stepave.

Gjithë ajo borë, natën e bënte të ndritshme. Në këtë natë, në një fushë të zbrazët ngjau edhe pauza e tretë. Rojet ushtarake ruse bërtitën UBORNAJA. Dyert e të gjithë vagonëve u hapën dhe pa e kuptuar gjuhën fare, të gjithëve zuri të na bëhet e qartë se UBORNAJA nënkuptuaka 'dalje kolektive për nevojë'. Lartë, shumë lartë në lartësi, kundronte hëna rrumbullake. Para fytyrave tona, frymëmarrja jonë ishte po aq e bardhë dhe e akullt si bora që e kishim nën këmbë. Rreth e qark nesh, pushkë automatike të drejtuara kah ne. E tash: zhvishni pantallonat.



Ky gjest i paturpë, i madh sa turpi i gjithë botës. Mirë që kjo borishtë ishte aty qyqe vetëm me ne dhe s´kishte të tjerë që të shihnin, se sa denigrues ishte ky urdhër i cili po na shtynte ta kryenim nevojën kolektivisht, pranë e pranë njëri-tjetrit. Unë s'kisha nevojë fare për të dalë jashtë, megjithatë i zhvesha brekët dhe u ula galuc. Sa e qetë kjo natë, e sa i poshtër ky vend, që po na turpëronte me këtë dalje kolektive për nevojë. Në anën time të majtë, znj. Trudi Pelikan sapo ngriti pak mantelin, zhveshi pantallonat nga ai trup asht e lëkurë dhe nisi të bëjë qishën mes dy këmbëve të saja. Prapa meje, dëgjohej avokati Paul Gast i cili po gjëmonte duke e kryer nevojën, edhe zonjës së tij Heidrun Gast, po i gumëzhinin zorrët nga barkqitja. Avulli i fekaleve t'nxehta ngrihej sa ora. Se ç'terapi kuajsh

na bëri kjo luginë bore, duke na shndërruar në bythëcullakë vetmitarë, me prapanica gumëzhitëse. Se ç'na shndërroi në mjeranë, kjo nevojë e përbashkët organike.

Dhe, edhe nëse brenda kësaj nate nuk mund të jem rritur unë, tmerri brenda meje është shtuar patjetër. Ndoshta, vetëm në këtë mënyrë bëhet e dukshme dhe reale barazia. Sepse të gjithë, pa kurrfarë përjashtimi, të gjithë gjatë kryerjes së nevojës, automatikisht ishim kthyer me fytyrë kah stacioni i trenit. Të gjithë ia kishim kthyer shpinën hënës, duke mos i larguar sytë nga dera e hapur e atij vagoni shtazësh, nga i cili tashmë ndjeheshim të varur, si nga dera e një banese. Kishim frikë tmerrësisht, se mos po mbyllej dera e na linte jashtë, apo në mos po nisej treni pa ne. Në thellësinë e asaj nate, njëri prej nesh nisi të çirrej: Ja ku e kemi popullin sakson duke u dhjerë, bashkërisht. Kur fillon teposhtëza, nuk shkon vetëm teposhtëza teposhtë. Ju të gjithë keni qejf të jetoni, apo jo. Ai po qeshej si i hekurt. Të gjithë zunë t'i largohen nga pak. Ai bëri vend mjaft dhe nisi të përulej para nesh si një aktor duke përsëritur me një ton festiv fjalët: Juve ua ka ënda jetën apo jo. Në zërin e tij plasi një eho. Disa nisën të qajnë, ajri ishte i akullt. Fytyra e tij ishte shkrirë në çmenduri. Jargët i ishin ngrirë mbi pallto. Tek atëherë ia pashë atë shenjën në gjoks, ishte ai njeriu me pulla Albatrosi. Ai po rrinte qyqe vetëm dhe po dëneste me një zë fëmije. Me të kishte mbetur vetëm bora e shpupurishur, e prapa tij, bota e ngrirë, me hënën bashkë - si një foto röntgeni. Treni lëshoi vetëm një ton të shurdhër. UUUh-i më i thellë që e kam dëgjuar ndonjëherë. Secili po nxitonte drejt derës së vet. Ne hipëm dhe vazhduam udhën tutje. Atë njeriun, do ta kisha rinjohur edhe pa ia parë shenjën në gjoks. Në llogor nuk e kam parë atë kurrë.

(Nga romani poetik i Herta Müllerit, *Atemschaukel* (*Ngulfatja*), botuar nga Karl Hanser Verlag, 2009. Rrëfimi 1, faqe 7-22)

Nga gjermanishtja: Gonxhe Boshtrakaj



**BERNHARD SCHLINK**

*Bernhard Schlink (1944) është shkrimtar gjerman. Ka studiuar jurisprudencën dhe ka ligjëruar drejtësinë si profesor në Bonn, Frankfurt dhe Berlin, ndërsa nga viti 2006 është pensionuar. Karrierën letrare e ka filluar me disa novela detektive, ndërsa në vitin 1995 ka botuar romanin* ***Leximtari (Der Vorleser),*** *një roman për një djalosh që kishte një aferë me një grua tridhjetëvjeçare, e cila befas zhduket për t'u shfaqur disa vjet më vonë në gjyq, ku djaloshi vëzhgon si student drejtësie, ndërsa ajo ndodhet në bankën e të akuzuarve për krime. Ky libër është përkthyer në 39 gjuhë, është shpërblyer me çmime prestigjioze letrare, pastaj është bërë edhe një film i suksesshëm. Tregimi i mëposhtëm është marrë nga libri i tij i fundit,* ***Fundjava (Das Wochenende).***

# E PREMTE

## I

Ajo ia mbërriti pak para orës shtatë. Kishte varur shpresën se po të nisej me dhënien e ferkut, do të mbërrinte edhe më herët. Ndërkaq, kur gjatë rrugëtimit mbinin vendpunishtet njëra mbas tjetrës si kërpudhat, ajo zuri të sikletoset. Vallë, ç'zhgënjim e dekurajim do ta kaplonte kur ai do të kapërcente pragun e portës dhe do të ndalej së koti në pritje të saj? Në pasqyrë zuri të reflektojë shndritja e diellit-ato çaste ajo më me dëshirë do ta ngiste veturën në përballje me diellin, ndonëse kjo megjithatë do t'i sillte errësim.

E parkoi veturën si gjithmonë në të njëjtin skaj dhe me hapa të prajshëm kaloi shtegun më të shkurtër që e nxirrte përherë te porta, po me të njëjtin ritual sikur gjithherë. E zuri

veten duke mënjanuar gjithçka të vlershme nga jeta e vet, atje në kokën e saj, për t'i bërë vend atij. Në të vërtetë, ai përherë kishte zënë një hapësirë të palëkundshme në kokën e saj; nuk kishte kaluar as një orë e vetme në jetën e saj gjatë gjithë këtyre viteve që ajo të mos e kishte zhbiruar mendjen me pyetjet se si vallë ai ndjehej, se ç'bënte ai ato çaste. Megjithatë, në çastet kur ajo i bënte atij vizitën, s'kishte diçka tjetër në këtë botë për të pos tij. Tani, kur jeta e tij po rimerrte një kahe tjetër, kur jeta e tij po vihej përsëri në lëvizje, i duhej vëmendja e saj më shumë se kurrë. Pikërisht tani.

Ngrehina e ngritur me gurë lahej në diell. Prapë pati ndjesinë e përçudshme kur i shkrepi mendimi se si vallë një ndërtesë aq e hijshme i shërbente një qëllimi aq të shëmtuar: muret veshur me vreshta të egra, livadhë e gjelbërimë drurësh përreth në pranverë e në verë, pirgjet e vogla në qoshet që rrethonin pirgun qendror në midis të ndërtesës, dritaret e së cilës të përkujtonin dritare të një kishe, porta e rëndë, refuzuese, sikur e prerë me qëllimin për të pranguar jo banorët e ngrehinës, por vetë armiqtë e atyre që aty brenda nxinin ditët. Ajo i hodhi një shikim orës. Autoritetet atje brenda ngrehinës nuk e bënin të madhe kur dikush mbetej i varur në pritje, përkundrazi. Asaj i kishte qëlluar kaq dendur t'i ndodhte që të kishte shtruar kotnasikoti kërkesën për një vizitë dyorëshe; autoritetet mbasi që ia kishin rezervuar vizitën njëorëshe, e kishin lënë të priste me gjatë duke iu shkurtuar kështu vizita në vetëm gjysmë apo në treçerek ore.

Mirëpo, kur kambana e kishës filloi të tingëllonte orën shtatë, u hap porta, dhe ai doli së andejmi duke picërruar sytë drejt diellit. Ajo eci me rrapëllimë duke prerë rrugën dhe iu hodh në përqafim. I mbeti atij në qafë për një copë kohe, dhe ndonëse ai ende nuk i kishte lëshuar dy valixhet nga dora, ai vijoi t'i mbetej në përqafim, pa i dhënë ndonjë shenjë rëndimi. "Më në fund", tha ajo, "më në fund."

"Më lërë mua ta ngas veturën", tha ai, kur ata u futen në të, "kaq shpesh kam ëndërruar të ngas".

“Ti ia beson vetes këtë?  Veturat tani janë shumë më të shpejta dhe komunikacioni është shumë më i dendur”.

Ai qe i bindur dhe vijoi të ngiste veturën derisa nga të shtrënguarit e brendshëm djersët ia zunë ballin. Ajo rrinte ulur pranë tij krejt e bezdisur, pa thënë gjë edhe në rastet kur ai dredhonte në rrugët e qytetit gabimisht apo kur në autostradë rrëmbehej të kalonte veturat e tjera vend e pa vend. Derisa shenjat treguan një pikë pushimi dhe ajo tha: “Më duhet të vë diçka në gojë, ka pesë orë që jam zgjuar”.

Ajo e kishte vizituar atë në burg përherë, çdo dy javë. Megjithatë, kur bashkë më të po kalonte pranë banakut, kur kërkoi menynë, kur iu afruan arkës, apo kur ai u kthye nga tualeti dhe asaj i doli përballë, ajo pati ndjesinë se atë po e takonte mbas një kohe tepër të gjatë të prerë në mes. Ajo dëftoi se atij i rrinte varur mbi supe një rraskapitje, se ai ish mplakur më tepër se sa ajo e kishte hetuar atë mplakje në kohën sa e vizitonte në burg. Ajo sikur nuk kishte dashur të dëftonte atë mplakje. Në shikim të parë, ai prapëseprapë linte përshtypjen e një burri të dukshëm, i gjatë, një fytyrë me kontura të nxjerra, sy të gjelbër të ndritshëm, flokë të dendur të gështenjtë e të thinjura. Porse, të qëndruarit e atypëratyshëm në një dukje të papërshtatshme theksonte një barkësim të dalë, i cili nuk përshtatej me shpatullat dhe këmbët e brishta, të ecurit e tij kishte diçka nga zvarritja, fytyra dukej disi e përhime, dhe rrudhat, ato shtriheshin anë e përtej ballit, dilnin mbi mollëza e lëshoheshin poshtë, e tradhtonin aty për aty përpjekjen e tij për t’u përqendruar, dëshmonin njëfarë ndrydhjeje difuze në gjithë qenien e tij. Dhe veçanërisht kur zinte të fliste-ajo pothuajse u tremb nga ngurrimi dhe rëndimi që binte mbi të posa ai dëshironte të reagonte kur ajo thoshte diçka, mandej lëvizja e nxituar, si lëvizje rasti e duarve të tij me të cilën ai dëshironte të sforconte atë që thoshte, gati e tmerroi atë. Si kishte qenë e mundur vallë, që ajo nuk i kishte dëftuar këto ndryshime në vizitat që ia kishte bërë? Çfarë nuk kishte hetuar ajo, çka nuk kishte vënë re, në ato që ai kishte përjetuar?

“Ndalemi te ti apo?”

"Këtë fundjavë do të ngjitemi në periferi. Margarita dhe unë kemi blerë një shtëpi në Brandenburg, është në një gjendje për t'u dëshiruar, nuk ka nxehje, as elektricitet, dhe ujë duhet të shërbehemi nga pompa në oborr, mirëpo shtëpia, dhe kjo është me rëndësi, gjendet e rrethuar brenda një parku. Tani gjatë verës atje mund të shijosh një mrekulli".

"E, si ia bëni me gatimin?"

Ajo qeshi. "Dhe ty të intereson kjo gjë? Me ato kartushet e kuqe të trasha të gazit. Për fundjavë kam siguruar enkas dy nga ato të mëdhatë; unë u kam bërë ftesë miqve të vjetër".

Ajo kishte shpresuar se ai do ta priste me kënaqësi këtë lajm. Mirëpo ai shkoi e sikur u zymtua. Vetëm pyeti shkurt: "Kë?"

Ajo ishte kujtuar gjatë kë të ftonte. Cilët do të ishin ata miq të vjetër që atij do t'i sillnin pak lehtësim, e cilët do të ishin ata që mund ta ngushtonin dhe ta shtynin që edhe më tutje të mbyllej në guacën e vet? Ai duhet të dalë mes njerëzish, i kishte thënë ajo vetes. Përveç tjerash, atij i duhej edhe ndihma. Prej kujt mund të priste ndihmë në qoftë se jo prej atyre miqve të kahershëm? Ajo i mbeti besnik mendimit se të gjithë ata që do t'i gëzoheshin ftesës do të ishin edhe miqtë e vërtetë të tij. Te disa prej miqve të cilët tërhiqeshin nga ftesa, ajo ndiente keqardhje; veçanërisht ata që mosardhjen e arsyetonin me faktin se ishin njoftuar shumë vonë dhe nuk ia dilnin mbanë me përcaktimet që kishin planifikuar kaherë. Por, ajo s'kishte pasur mundësi tjetër. Amnistia kishte mbërritur papritmas.

"Henneri, Ilseja, Ulrichu me gruan tjetër dhe me të bijën e vet, Karina bashkë me të shoqin, Andreu natyrisht. Së bashku me ty, me Margaritën dhe mua, jemi dhjetë".

"Marko Hahnin?"

"Kush?"

"Ti e di tashmë, ai më ka shkruar, është pothuajse i vetmi, dhe para katër vitesh ma ka bërë vizitën e parë e që nga atëherë gjithnjë në vijim. Përafër teje ai është..."

"E ke fjalën për atë të lajthiturin, veprimi i të cilit gati të kushtoi me mosfalje?".

“Ai nuk ka bërë tjetër përveç se atë për çfarë unë e kam lutur. Unë vet e kam shkruar atë fjalën përshëndetëse, unë i njihja të pranishmit dhe qëllimin e kongresit. Ti nuk ke pse mban paragjykime për të”.

“Ti nuk kishe mundësinë ta dije se çfarë bëje. Ai e dinte dhe nuk të ka penguar, përkundrazi ai të ka nxitur edhe më tutje. Thjesht, ai është duke të shfrytëzuar”. Ajo nuk e fshihte fare zemërimin dhe ishte po aq e egërsuar sikur atë mëngjes kur ajo lexoi në një të përditshme se ai i kishte dërguar një letër përshëndetëse një kongresi obskur të të majtëve. Përmes asaj letre përshëndetëse ai kishte shpallur botërisht paaftësinë e tij për të treguar pendesë dhe mendjekthjelltësi në veprime- një njeri i tillë s’mund të amnistohej.

“Unë do ta thërras që atë tani dhe do ta ftoj. “Ai u ngrit, kërkoi nëpër xhepat e tij monedha për të telefonuar dhe u nis drejt kabinës së telefonit. Ajo bëri të ngrihej, ta zinte për krahu e ta ndalonte, por u ul menjëherë. Kur hetoi se ai mbeti në midis të bisedës e nuk po dinte më tutje, u ngrit, mori receptorin dhe tjetrit ia përshkroi kahen e udhëtimit deri tek shtëpia e saj. Ai ia vuri krahun sipër, dhe ky gjest i bëri asaj aq mirë sa që u pajtua aty për aty me të.

Gjatë rrugëtimit ajo drejtonte makinën. Mbas një copë kohe ai e pyeti: “Përse nuk e ke ftuar djalin tim?”

“Unë i kam telefonuar atij, por ai ma ka ndërprerë. Dhe ia kam dërguar një letër”. Ajo ngriti supet. “Unë e dija se ti me dëshirë do ta shihje atë. Dhe unë po ashtu e dija se ai nuk do të vinte. Ka kohë që ai ka vendosur kundër teje”.

“Ai nuk ka vendosur. Ata kanë vendosur”.

“E ç’dallim ka kjo? Ai i atillë është bërë, ashtu si e kanë edukuar ata”.

(Marrë nga: Bernhard Schlink, Das Wochenende, Roman, Diogenes Verlag AG Zurich)

Nga gjermanishtja: Avni Alija



**REXHEP QOSJA**

*Rexhep Qosja (Vuthaj, 1936) ka kryer studimet për letërsi shqipe në Universitetin e Prishtinës, ku ka doktoruar dhe ka ligjëruar lëndën* ***Estetikë****. Ka qenë drejtor i Institutit Albanologjik të Prishtinës, ndërsa tash është anëtar i Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Kosovës, si dhe anëtar i jashtëm i Akademisë së Shkencave të Shqipërisë. Njihet si studiues, prozator dhe dramaturg. Romani i tij i parë,* ***Vdekja më vjen prej syve të tillë (1974)****, është përkthyer në shtatë gjuhë, me ç'rast kritika e huaj e ka quajtur Kafka i Lindjes. Pas këtij romani, ka botuar edhe dy të tjerë (****Një dashuri dhe shtatë faje*** *dhe* ***Nata është dita jonë****). Tregimi me të cilin prezantohet në këtë numër është shkëputur nga romani në dorëshkrim. Rexhep Qosja për punën e tij letrare dhe intelektuale është shpërblyer me disa çmime, mes të cilëve edhe me çmimin* ***Nderi i Kombit****.*

*Ka qenë edhe kryeredaktor i revistës* ***Jeta e Re****.*



# AS VARRI NUK I DIHET

Shumëçka ndodh papritur.

Papritur kam lindur.

Unë.

Miran Bushati.

E papritura mund të na sjellë gëzim të madh apo pikëllim të fundbotshëm.

Më së shpeshti edhe njërën edhe tjetrën.

Gëzimet dhe pikëllimet më së shpeshti nuk mund t'i zgjedhim ne: na zgjedhin ato ne.

Kush e ka thënë, bukur e ka thënë: të papriturat mund ta bëjnë njeriun hiçgjë dhe gjithçka; të pavlefshëm dhe të pa-

rëndësishëm sa nuk do të dijë kush, as gruaja dhe fëmijët, për të dhe të fuqishëm e të gjithkundshëm aq sa të gjithë, i madh e i vogël, do të përpiqen t'i afrohen sa më tepër, madje, edhe t'i hyjnë nën lëkurë.

Të papriturat mund të na i ndërrojnë dëshirat, qëllimet, shkuarje-ardhjet, mund të bëjnë që t'u përvishemi punëve të cilave nuk kemi menduar se do t'u përvishemi, të shkojmë në vende në të cilat nuk kemi menduar të shkojmë dhe të takojmë njerëz, të cilët nuk kemi menduar se do t'i takojmë ndonjëherë.

Papritmas *do të* vendos ta shkruaj këtë libër të cilin një ditë do ta keni në duar.

Dhe, do ta lexoni.

Dhe, shumë prej jush do të më lavdëroni pse e kam shkruar.

Dhe, shumë të tjerë do të më djegin në zjarrin e xhehenemit.

Por, të papriturës i takojnë edhe merita, edhe faji pse e shkrova këtë libër.

Mbrëmë, kur po kthehesha në shtëpi, papritmas, si të kishte rënë prej qiellit, e takoj, kënd se, kurrë nuk do t'u shkonte mendja, e takoj shkrimtarin dhe botuesin e dorëshkrimit të Çerem Çaparit të ndjerë, Arben Begejën, i cili, si më tha menjëherë, tani e pesë vjet ishte vendosur përgjithmonë në Nju–Jork. Edhe ai, si unë, po kthehej në shtëpi, po kthehej në shtëpi pas një dite, si më tha, shumë të lodhshme në Muzeun e Historisë së Natyrës, ku e kishte kaluar gjithë ditën e lume. Kishte qenë thjesht për qejf në Muzeun e Historisë së Natyrës, por, qe, ishte lodhur shumë.

Pa e pyetur pse kishte qenë në Muzeun e Historisë së Natyrës, në të cilin banorët e Nju-Jorkut nuk shkojnë shpesh, ai më kishte shpjeguar: papritmas më ishte mbushur mendja të shkoja! Kohëve të fundit, mund të jetë qe nëntë muaj, po shkruajnë gazetat, madje, edhe *Nju Jork Tajmsi*, dhe po flasin televizionet, se papritmas është rritur numri i biologëve, i zoologëve, i gjenetistëve dhe i disa njerëzve të tjerë, që vizitojnë Amerikën, që me fletore në duar dhe me lapsa kimikë në qafë shkojnë në Muzeun e Historisë së Natyrës.

Papritmas.

Ashtu e ka kjo botë.

Kur nuk gjen çka dëshiron në të Tashmen i kthehesh së Kaluarës.

Me të Djeshmen e zëvendëson të Sotmen.

Pyetjes sime se pse tani biologët, zoologët, gjenetistët dhe njerëz të tjerë më dukshëm se përpara, janë turrur në këtë Muze, Arben Begeja i përgjigjet: sepse, siç lexova dje në mëngjes në *Nju Jork Tajms*, kërkojnë përgjigjen në pohimin gjoja shkencor të një shkencëtari italian, nuk ia dinte emrin, i cili kishte pohuar se shkenca mbi krijimin dhe zhvillimin marramendës të njeriut nuk mund të përparojë as, madje, të quhet shkencë e vërtetë pa e zgjidhur mëdyshjen: nëse më parë është zhvilluar aftësia e njeriut për të lidhur pasojat me shkaqet apo për të qëndruar drejt, domethënë, si thoshte Njutoni, për të mbajtur baraspeshën.

Mua nuk më mundon kjo mëdyshje. Dhe, nuk më mundon kjo mëdyshje gjithsesi e rëndësishme për përparimin e shkencës, për të ashtuquajturin evolucion të njeriut, për arsye të bindjes, nuk e di përse, si dhe kur të krijuar në mendjen time, se aftësia e njeriut për të mbajtur baraspeshën pashmangshëm do të jetë më e vonë sesa aftësia për të lidhur pasojat me shkaqet. Dëshmitë për këtë bindje, mendja ime i gjen në jetën e përditshme të njerëzve: shumë, shumë njerëz, që kam takuar, dëshmojnë me sjellje, me veprime, me gjuhë se nuk e kanë zotëruar ende aftësinë e qëndrimit drejt, domethënë të mbajtjes së baraspeshës.



Dhe, kjo nuk është shumë e çuditshme.

Baraspesha është aftësi për zotërimin e së cilës duhet të bëhen shumë sakrifica, apo jo, sepse është aftësi që varet jo vetëm prej gravitacionit tokësor.

Edhe pse, siç e thashë, kjo mëdyshje nuk më mundon, fjalët e papritura të shkrimtarit e botuesit, Arben Begeja, papritur m'u ngulitën në kujtesë: në kujtesën time djallëzore të cilën nuk mund ta pakësoj edhe pse shumë do të doja ta pakësoja dhe t'i harroja ato që nuk më duhen.

Dhe, qe, takimi i papritur me shkrimtarin dhe botuesin, Arben Begeja, pa pritur më çon sot në Muzeun e Historisë së Natyrës.

Është ditë e premte, ditë së cilës nëna ime gjithmonë dhe gjithkund i thoshte vetëm kështu, siç i them edhe unë – e premte, kurse babai, gjithmonë e gjithkund, i thoshte ndryshe: i thoshte e xhuma.

E unë deri sot nuk kam menduar se a ka dallim dhe, në qoftë se ka, çfarë mund të jetë dallimi midis së premtes dhe xhumasë.

Është muaji shtator, një shtator më i ndryshueshëm se shtatorët e tjerë që mbaj mend në këtë qytet ku kam lindur dhe ku jam rritur.

Është viti 2005, të cilin ndiej nevojë ta shkruaj edhe me shkronja, por me shkronja të vogla: viti dy mijë e pesë. Është vit të cilin shumica e njerëzve thonë se nuk dinë mirë se në cilin shekull meriton ta vendosin: në shekullin njëzet që po e quajnë shekulli i kaluar i dy luftërave botërore apo në shekullin njëzet e një, që po e quajnë shekulli i ri, i parë, i mijëvjeçarit të ri.

Në Muzeun e Historisë së Natyrës unë mund të kërkoj, në qoftë se shkoj për të kërkuar gjë, frymëzime për letërsi e jo për shkencë.

Unë jam shkrimtar sado kam studiuar për shkencëtar.

Kam kryer etnologjinë si lëndë të parë dhe antropologjinë, si lëndë të dytë, në Universitetin e Jelit, por duke mos gjetur punë për etnolog a antropolog, kam filluar të shkruajë prozë fantastike shkencore, që sot kërkohet shumë, më shumë se proza, tregimet dhe romanet realiste, moderniste a postmoderniste. Dy romanet e para, *Vdekja para lindjes, Aktori që vrau kryetarin* dhe përmbledhja e tregimeve *Dora e padukshme* ma kanë mbushur mendjen se, përpos me frytet e muskujve, jetohet edhe me frytet e imagjinatës, natyrisht, në qoftë se të ndihmojnë të papriturat.

Për një tridhjetë e njëvjeçar, sa kam mbushur unë sot, pikërisht sot kur jam nisur në Muzeun e Historisë së Natyrës, dy romane dhe një përmbledhje me tregime, që nuk kanë kaluar në heshtje, që janë lexuar edhe prej shumicës së miqve të babait tim, që e kanë mësuar pak a shumë mirë anglishten, nuk janë pak. Suksesi i një shkrimtari këtu, në Nju-Jork, nuk varet prej cilësisë dhe numrit të veprave të tij sa prej numrit të lexuesve, kurse numri i lexuesve të tyre varet shumë, të mos them kryekëput, prej reklamës që bëhet me shkrim e me gojë – në gazeta, në televizione, në radio, në rrugë e në ndeja. E di se suksesi i shkrimtarëve në vendet ish-komuniste në Evropë, në Kinë, në Vietnam, në Kore e në Kubë varej plotësisht prej vendimit të Byrosë Politike. Me vendimet e Byrosë Politike, kam lexuar para disa vitesh, është bërë botërisht e lavdishme shkrimtarja e Gjermanisë Lindore, Kristina Vulf, e cila tani është e përbuzur nga të gjithë gjermanët për shkak të shërbimit që i ka bërë diktaturës komuniste.

Derisa po i afrohesha derës së madhe, shumë të gjerë e shumë të lartë, të Muzeut të Historisë së Natyrës, papritur mendimet për suksesin e shkrimtarëve në Nju – Jork dhe në vendet ish-komuniste, e harrova atdheun e babait tim, Shqipërinë, m'i këputi celulari *Nokia* të cilin, açik njerëzve të tjerë, që njoh, nuk e mbaj në kuletën e ngjitur në rripin e pantallonave, por në xhepin e përparmë të setrës. Nuk është se nuk e di që celulari në atë xhep mund të ma çrregullojë refkëtimën e zemrës, por më me qejf se mindil të bardhë, të kuq a të kaltër apo, madje laps kimik që shihet, siç bëjnë shumë të rinj, në këtë xhep e fus mjetin që më bën të mundshme të thërras kë dua të thërras dhe t'i përgjigjem kujt dua t'i përgjigjem në thirrje.

Kush është ky që më thërret teksa e vë këmbën e djathtë në paradhomën e gjerë të Muzeut të Historisë së Natyrës?

Bëj një hap mbrapa. Mandej edhe një. Mandej edhe një tjetër. Tre hapa mbrapa – gjithsej. Tre hapa mbrapa e një hap përpara – liria e shtypit në Shqipëri! Shkroi javën e kaluar *Nju Jork Tajmsi.*

E përsëris pyetjen që ia bëra vetes, por tani më të shkurtuar: kush është ky?

Pyetjen time e shkurton celulari i tij.

Jam një mik i vjetër i babait tënd, Dinit, thotë.

Jemi takuar, në qoftë se nuk gabohem, tre a katër herë, thotë, dhe të tri a katër herët jemi takuar Ditën e Flamurit, thotë.

Por, në festa, në të cilat marrin pjesë shumë njerëz dhe dëgjohet muzikë shumë e zhurmshme, nuk mund ta mbajmë mend zërin e tjetrit mirë, thotë.

Ndoshta nuk po ma njeh zërin, thotë.

Unë ta njoha ty, thotë. E kuptueshme. Kur isha i vogël, të gjithë në shtëpi flisnin të vogël, mezidëgjueshëm dhe kështu jam mësuar të mbaj mend zërat e njerëzve, thotë.

Për mua më shumë do të kesh mësuar prej gojëve të të tjerëve, thotë, sesa prej gojës sime.

Në qoftë se nuk po ma njeh zërin, se, përpos festave, edhe celularët ia ndryshojnë zërin njeriut, po të tregoj kush jam, thotë.

Jam Gjinush Saraçi, Nushi, thotë. Ashtu më thërrasin të gjithë ata që më njohin.

A po të kujtohem a jo? më pyet. Nuk më vjen keq në qoftë se nuk të kujtohem, thotë.

Kam dëgjuar për interesimet tua të veçanta dhe jam i vetëdijshëm se sa shumë e ke kujtesën e mbushur me to – me ato interesime të veçanta.

Tani, kur po flas me ty, gjendem në kabinetin tim, jo në shtëpinë, po në kabinetin tim, në Rrugën numër 51, ndërtesa numër 23, kati 37, thotë. Pra: 51; 23; 37. Numri i përgjithshëm 111, thotë.

Nuk është larg, por është lart, thotë.

Ti je i ri, i shëndoshë, kurse lifti këtu është i shpejtë si rrufeja, thotë.

Prej këtij kabineti shihet krejt Nju–Jorku, thotë, si në pëllëmbë të dorës.

Njerëzit duken pak më të vegjël se ç'janë në të vërtetë, thotë, por nuk është keq nganjëherë që t'i shohim njerëzit më të vegjël se ç'janë në të vërtetë. Ashtu, më në fund, i shohim tamam sa janë.

Mund të jetë, thotë, se prej lartësisë caktohet masa e vërtetë e shumicës së njerëzve. Ndoshta e njeriut në përgjithësi, thotë.

Mund të takohemi këtu në qoftë se dëshiron, thotë, por mund të takohemi edhe diku tjetër, ku të dëshirosh ti, thotë.

Megjithëse jam dukshëm më i vjetër sesa ti, do t'i përmbahem rendit amerikan, që, besoj se pajtohesh edhe ti, është rendi më i mirë në botë: vendtakimin e zgjedh i ftuari e jo ftuesi, thotë.

Kësaj radhe Miran Bushati e jo Gjinush Saraçi, Nushi, thotë.

Pajtohesh, Zoti, Miran? më pyet.

Dhe, derisa Gjinush Saraçi, Nushi, e vazhdon bashkëbisedën me veten dhe me mua, unë edhe më tej i heshtur, bëj një bisedë të shkurtër me vetveten.

Gjinush Saraçi!

Gjinush Saraçi, Nushi.

I biri i Tarik Saraçit.

Gjinush Saraçin e kisha takuar tri herë dhe të tri herët e kisha takuar në tri festa: më 27 nëntor 1993, në mbrëmje; më 27 nëntor 1995, në mbrëmje; dhe, prapë, më 27 nëntor 1997, në mbrëmje; në mbrëmjet në të cilat festohej Dita e Flamurit. E kujtoja me qejf, kryesisht për dy arsye për të cilat, më është mbushur mendja, më së shpeshti kujtohen me qejf njerëzit që njeh apo nuk njeh në Nju – Jork dhe, ndoshta, në të katër anët e rruzullit tokësor: e para, e kujtoja me qejf sepse ishte njeri i veshur mirë, mund të thuhet, madje, bukur për shijen e bashkëkombësve të mi: në rroba prej stofi të zi, të shtrenjtë, me këmishë të bardhë, që e kishte jakën pak më të gjerë se jakat e të tjerëve, me kravatë të kuqe dhe me mindil të kuq në xhepin në të cilin unë, ja, mbaj celularin *Nokia*. Dhe, e dyta, e kujtoja

me qejf sepse e rrihte zëri se ishte një njeri i pasur, njeri i pasur që ishte pasuruar, thuhej, në mënyrë të ndershme – në qoftë se në Nju-Jork gjendet ndonjë pasanik i pasuruar në mënyrë të ndershme, në Nju Jork dhe në botë, në këtë botë në të cilën leverdia përcakton mendimet dhe sjelljet e njerëzve, famën dhe dështimet, fatin dhe fatkeqësinë e tyre.

Gjinush Saraçi, Nushi, ishte një njeri i pasur për kuptimin e shqiptarëve të Nju – Jorkut, ndoshta të shqiptarëve të krejt Amerikës, përpos të atyre të Bostonit të cilët, si të ardhur shumë më herët në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, e kishin përvetësuar masën vendëse e kjo vendëse do të thotë britanike për pasurinë dhe varfërinë. Pasuria e tij, e cila, si flitej prej shqiptarëve që njihja, i kishte kaluar 333 milionë dollarë, më shumë se gjysma si pasuri e patundshme, kurse pjesa tjetër dollarë të mbajtur në banka, në emrat e të bijve dhe të bijave, ishte bërë arsyeja që emrit të vet t'ia shtonte shkurtesën e tingullkëndshme, Nushi , ashtu siç bëjnë, kur e kur, pasanikët amerikanë me prejardhje angleze, skotlandeze, irlandeze, italiane e sidomos, turke.

Si kisha dëgjuar prej babait tim, Dinit, Gjinush Saraçi, Nushi, kishte ardhur në Amerikë, papritur e kjo domethënë as me valën e parë, as me valën e dytë të emigrantëve shqiptarë pas Luftës së Dytë Botërore: kishte ardhur në Amerikë kur nuk mund të vinte askush prej Shqipërisë. Do ta pyes se pikërisht në cilin vit kishte ardhur në Amerikë dhe pikërisht si kishte arritur të vinte.

Atëherë, kur kishte ardhur në Amerikë, ai ende quhej vetëm Gjinush Saraçi, i vogël, i biri i Tarik Saraçit, të madh. I pashëm, me flokët e përdredhur si flokë arabi, që posaçërisht u pëlqejnë grave, i zgjuar, i shkathët, me shkollë të mesme të kryer atje prej nga kishte ardhur – në një qytet me tradita kulturore, njohës i disa gjuhëve - i anglishtes, i italishtes, i spanjishtes dhe i frëngjishtes, natyrisht përpos shqipes, ai kishte përparuar shpejt në punën së cilës iu kishte kushtuar: në punën e ndërtuesit, në fillim të pullazxhiut në Nju-Jork.

I madhi Zot kishte dashur, do ta përsërisë ai përditë këtë fjali, që të më shkojnë punët mbarë, ashtu siç nuk kisha shpresuar se do të mund të më shkonin, edhe pse ky vend në të cilën me vullnetin e të madhit Zot kisha mbërritur, quhej Amerikë.

Amerika e Madhe.

Amerika e Bekuar.

Kishte ardhur brekëshqyer, kurse tani, gati dyzet vjet më vonë, nuk ua dinte numrin brekëve, këmishëve, kravatave, rrobave, çorapëve, këpucëve, fanellave, jelekëve, qostekëve, orëve, që mbushnin dollapët prej drurit të mahagonit në dhomën e tij të fjetjes, tetë me gjashtë metra të madhe, kishte qejf të thoshte.

Çka do Gjinush Saraçi, Nushi, me mua?

Çka dëshiron të dëgjojë prej meje?

Çfarë kërkesa a kërkesash mund të ketë?

Mos dëshiron të më propozojë të bëhem farë nëpunësi në firmën e tij ndërtimore? e pyes si me shaka Unin tim.

Mos dëshiron të shkruajë gjë për të dhe firmën e tij?

Shqiptarët e Amerikës, tekembramja si shumë të tjerë, kur dëshirojnë ta rrisin famën e vet, paguajnë poetë që të shkruajnë vargje për ta dhe për këngëtarë që ato vargje t'i këndojnë. Mund të jetë që tani, kur sheh se është pasuruar dhe njerëzit i çohen në këmbë kudo hyn, i është mbushur mendja se ka ardhur koha ta qesin në këngë. Mund të jetë se ka ndonjë kërkesë të cilën nuk mund ta parashoh kurrsesi, i përgjigjet Unit tim Maska ime!

Nuk jam parashikues i mirë. Në Fakultetin që kam kryer nuk mësohej teoria e probabilitetit.

Në qoftë se keni kohë dhe dëshirë të bëni një rrugë deri këtu ju propozoj të takohemi në Muzeun e Historisë së Natyrës, i them më në fund.

Mund të bisedojmë në restorantin e tij, që është mjaft i qetë, i them, dhe mandej mund të shikojmë skeletet e shtazëve parahistorike, midis të cilave edhe skeletin e brontozaurit më të madh, të zbuluar tani së voni në Jutah, i them. Skeletet e

krijesave parahistorike, i them, na nxisin të mendojmë më qetë e më thellë edhe për krijesat e kohës sonë, i them.

Po si jo. Me qejf, përgjigjet.

Nuk mendoj sa do të vonohet.

Do të më gjejë duke i shikuar këto skelete.

Nuk kam nevojë ta pres para dyerve të Muzeut.

Më gjen ai vetë në Muze.

Të gjithë, në fund, bëhemi për muze: për muze mbitokësorë e për muze nëntokësorë.

Të paktit e mendojnë fundin në muzetë e tillë!

Po ta mendonin do të silleshin pak më ndryshe.

Gjinush Saraçi, Nushi, vjen më shpejt seç e pritja.

Pse të mos vinte më shpejt?

Në Nju-Jork të gjithë nxitojnë pavarësisht se në ç'drejtim janë nisur dhe çka i pret në vendmbërritje.

Gjinush Saraçi, Nushi, do të jetë mësuar të nxitojë, ia thotë jetëshkrimi.

Pasuria nuk krijohet ngadalë, duke numëruar hapat.

As karriera politike.

Ngadalë krijohen vetëm veprat artistike, shkencore dhe filozofike.

Lexime, rilexime, vepra të ndryshme, përsiatje, shënime, anëshkrime, poshtëshkrime, shkrime, shkrime, shkrime, shkrime me laps, me makinë, me kompjuter, në dreq të mallkuar kompjuteri, ai të urdhëron ty e jo ti atë, ndrysho, shkurto, plotëso, ditë e natë, ndryshori i parë, ndryshori i dytë, ndryshori i tretë, i lumtur kurrë!

Edhe revolucionet piqen ngadalë: në shpirtrat e njerëzve dhe në mendjen e shoqërisë.

Për revolucionet nuk mendojnë pasanikët.

As politikanët.

Po të mendonin nuk do të bënin gjithë çka bëjnë.

Nuk mendojnë për të derisa të mos i shkelë tërbimi i tij.

Rroftë revolucioni. Kush e thotë?

Poshtë revolucioni. Kush e thotë?

Zëri i rrëfimtarit, kush e thotë, nuk mund të njëjtësohet me zërin e personazheve. Është në zërat e të gjithëve dhe nuk është në zërin e asnjërit.

Romani polifonik.

Jemi ulur në restorantin *Brontozauri*.

Kurrë nuk kisha dëgjuar emër të tillë restoranti.

As emër të tillë shtaze të dikurshme.

Kisha dëgjuar për dinozaurët, por jo për brontozaurët?

Në të katër anët e tij, të restorantit, brontozaurë të hollë e të trashë, të shkurtër e të gjatë.

Të bërë me ngjyra të ndryshme, por kryesisht me ngjyrë të përhimët, të kafenjtë dhe të kuqërremtë.

Megjithëse janë zhdukur para 65 miliona vjetësh, eshtrat dhe emrat e tyre mund të përdoren për shumëçka: për shkencë, për mashtrime shkencore, për tregti. Në shkencë e shtojnë numrin e pikëpyetjeve dhe të mashtrimeve shkencore, kurse në tregti numrin e mashtruesve ekonomikë, të cilët për eshtra të brontozaurëve shesin eshtra të elefantëve të vrarë në Nigeri, në Somali, në Ganë e në Botsuanë!

Brontozaurët!

Gëzohem që takohemi, thotë, natyrisht, mbasi ulemi njëri karshi tjetrit.

Qenke bërë djalë i pashëm, thotë.

I pashëm e i shëndoshë, thotë.

Hijeshia pa shëndet kalon shpejt, thotë mendueshëm, megjithëse shëndeti i tepërt e mbulon hijeshinë, thotë dëshpërueshëm.

Pret si do t'i përgjigjem. Pret duke më shikuar në sy.

Edhe unë gëzohem që të shoh dhe që të shoh mirë, i them, natyrisht për të treguar përzemërsinë e nevojshme në takimet me njerëzit me të cilët takohemi për herë të parë ose shihemi shumë, shumë rrallë, si unë me të.

Jo, jo vetëm babanë, Dinin, po edhe gjyshin, Daljanin, ta kam njohur, thotë.

Kush nuk e njihte Dajlan Bushatin? thotë.

Kush nuk e kishte takuar për të gjallë, do të ketë dëgjuar për të sa ishte gjallë dhe mbasi ka vdekur, thotë.

Ishte i jashtëzakonshëm me mend, me punë e me emër.

Isha në varrimin e tij, thotë.

Shyqyr Zotit, tani i kemi varret tona në Nju-Jork, thotë, dhe nuk kemi nevojë më t'i çojmë meitët me aeroplan në vendlindje. E marr me mend sa është punë e padëshiruar, e lidhur me një varg pengesash, çuarja e meitit me aeroplan. Jo pse kushton shtrenjtë, por pse dalin edhe një varg të papriturash. Të papriturat u ngjajnë jo vetëm të gjallëve po edhe të vdekurve, thotë. E, tani, udhëtimet me aeroplan janë shumë më të pasigurta se përpara. Bombë në aeroplan! Njeriu i vdekur vdes për së dyti! Ku ke dëgjuar kështu! thotë.

Në kohën e komunizmit ne nuk mund t'i çonim meitët në Shqipëri! E vetmja e mirë që Enveri i bënte emigracionit!

Ishin shumë njerëz në varrimin e tij, thotë.

Si të mos ishin, thotë.

Ai ishte shpirti i emigracionit tonë në Amerikë, thotë.

Prej të gjithëve do ta dëgjosh këtë fjali, thotë: shpirti i emigracionit.

Si të mos ishte? thotë.

Kur të gjithë e humbnin shpresën se një ditë do ta shihnin atdheun e çliruar prej kuçedrës komuniste, ai shpresën ua kthente me mençurinë e tij, thotë.

Në çdo vend e në çdo ditë, ku ishin më shumë se tre vetë, ai e përsëriste të njëjtin mendim, që do të bëhet besimi i të gjithëve: asgjë nuk është e humbur përgjithmonë në qoftë se nuk e ke humbur besimin. Çdo gjë ndryshon.

Doli se ishte si thoshte ai, thotë.

Ishte profet, thotë. E parashikoi rënien e komunizmit kur të tjerë e kishin humbur shpresën se një ditë do të binte, thotë.

Komunizmi ra, thotë, si gardhi i kalbur.

Ra, u rrënua, u përmbys, u shkatërrua, thuaje si të duash, kryesore nuk është më në Atdheun tonë, nuk është më në Evropë, thotë.

U përmbys vetvetiu, prej peshës së vet, prej të këqijave të veta, pse nuk mund të mbahej më as me dhunë apo e përmbysi Amerika me mençurinë e saj dhe me miliardat e saj? Nuk është e rëndësishme, thotë. E rëndësishme është se komunizmi nuk është më, thotë.

Ka shkuar në plehun e historisë, thotë.

Por, ai, gjyshi yt, thotë, nuk e priti përmbysjen e tij.

Më vjen keq, shumë keq, pse nuk e priti përmbysjen e komunizmit, thotë.

Nuk priti ta shihte edhe një herë atdheun, thotë.

Më vjen shumë keq, thotë.

Por, do ta shohësh ti edhe për të, thotë.

E dëgjoja në fillim me vëmendje të përqendruar e, pastaj, gjithnjë e më i shqepur këngën e Gjinush Saraçit, Nushit, për përmbysjen e komunizmit dhe shpresën profetike të gjyshit tim për atë përmbysje. Por, fjala e fundit e tij – se unë do ta shoh atdheun edhe për të, disi m'i përzien telat në kokë. Ku do të dalë Gjinush Saraçi, Nushi? Ku e ka në mend të më çojë? Në Bjeshkët e Nemuna apo në Kolorado? Në Muze, qe, apo në Patagoni?

Le të më çojë ku të dojë! Me fjalë!

I kam shumë në qejf, thotë, kallëzimet për profetët dhe për çudibërësit. Për Jezu Krishtin. Për Simon Çudibërësin. Për Muhametin e Madhërishëm. Për Hasreti Musanë. Për Nostradamusin. Për Nënën Terezë, thotë.

Thotë dhe pushon duke më shikuar çka do t'i them.

Dhe, i them, pa e lënë të presë shumë gjatë, edhe pse mendoj se është mirë ta lodh me pritje.

A i ke shumë në qejf, zotëri Gjinush, edhe profetizimet e Platonit? e pyes.

Të Kampanellës?

Të Sen Simonit?

Të Marksit?

Të Leninit?

Të Trockit?

Të Stalinit?

Të Maos?

Të Enverit?

E të astrologut të Hitlerit? I them duke qeshur, tani, zëshëm.

Jo, përgjigjet turr, profetizimet e tyre, me përjashtim, të Krishtit, e të Muhametit, nuk mund t'i dëgjoj. Janë të djallëzishme. Janë profetizime për Xhehenemin në tokë.

Pajtohem me ty, por a ke menduar ndonjëherë se profetizimet e Jezu Krishtit dhe të Hazreti Muhametit janë profetizime për parajsën pas vdekjes? them.

Marrim pushim edhe Gjinush Saraçi, Nushi, edhe unë, Miran Bushati.

Pres  të dëgjoj cila do të jetë rrëfenja e dytë, që do ta fus në ndonjërin prej romaneve të ardhshme.

Gjinush Saraçi, Nushi, nuk më le të pres shumë.

Nuk do të ishte pasuruar aq shpejt siç është pasuruar sikur të mos kishte ditur të çmojë saktë se kur është boll, kur bashkëbiseduesit fillon t'i shteret durimi.

Shyqyr Zotit, je i ri, thotë, tani, duke hyrë në temën e romanit për të cilën kishte kërkuar të takohej me mua, je i ri, shumë më i ri se unë dhe, besoj, thotë, me ndjenjë të dukshme pikëlluese në fytyrë, nuk ke dëgjuar çka do të duhej të kishe dëgjuar për babanë tim, Tarik Saraçin.

Dhe, nuk është e çuditshme pse nuk ke dëgjuar. Të rinjtë gjithnjë e më pak duan të mësojnë për të vdekurit, pavarësisht sa mund të kenë qenë të lavdishëm, thotë.

Rrezet e diellit, që depërtojnë nëpër dritaren e madhe të lindjes, e ndriçojnë tryezën tonë. Dhe, celularin tim *Nokia*, që e kisha nxjerrë prej xhepit: të mos më çrregullonte refkëtimën e zemrës! Dhe, fytyrën e gjerë, të yndyrshme, të rruar mirë, të Gjinush Saraçit, Nushit. Ngrohtësinë e tyre, të rrezeve, e ndiej në dorën e djathtë, që po pushonte mbi tryezë.

Kam dëgjuar, si nuk kam dëgjuar, zoti Nush, për babanë tënd, por kjo nuk do të thotë se di gjithë çka do të duhej të dija

për të. Babai im e përmendte shpesh, e përmend edhe tani, sidomos, në prag të Ditës së Flamurit. Përpara, sa herë e përmendte, thoshte: po të ishte gjallë, babai i Gjinushit, Tarik Saraçi, do të kishte çka të na tregonte. Por, fatkeqësisht, nuk ka arritur t'i tregojë as të birit të vet, as, natyrisht, neve të tjerëve.

Babai im nuk jeton qe më tepër se dyzet vjet, thotë.

Jemi pajtuar, thotë, pse nuk jeton qe aq kohë, por nuk jemi pajtuar pse nuk dimë çka do të duhej të dinim për jetën e tij, thotë, dhe, sidomos, nuk mund të pajtohemi pse as sot e gjithë ditën nuk e dimë varrin e tij, thotë.

Ai që nuk i dihet varri, thotë, ai është dy herë i vdekur, thotë.

Mos u çudit, zotëri Miran, pse po të them kështu, thotë.

Babai im, dihet, kishte një jetë të jashtëzakonshme, thotë, e kur them të jashtëzakonshme, dua të them: të dhembshme, shumë të dhembshme.

Tragjike, thotë, do të thoshte shkrimtari Arben Begeja. E njeh besoj, thotë.

Jeta e babait tim, Tarik Saraçit, thotë, është jetë si e porositur për një shkrimtar, për një shkrimtar, i cili duke ndriçuar jetën e të vdekurve të lavdishëm do të ndriçonte krimet e të gjallëve...të gjallëve...të gjallëve, thotë duke më shikuar pyetshëm dhe duke m'u afruar aq shumë saqë m'u duk se kokën e tij të kërleshur do ta përplaste në ballin tim.

Pret e pret e pret se çka do t'i them dhe, meqenëse nuk i them gjë, e vazhdon mendimin:

...të gjallëve të mallkuar, të cilët të mallkuar ishin për të gjallë dhe të mallkuar do të jenë përgjithmonë edhe për së vdekuri.

Kam shumë ndjenja për viktimat e pushteteve të dhunshme, i them me shpresë se po i thosha çka dëshironte të dëgjonte në atë çast, por i kisha thënë çka më së pakti kishte dëshiruar të dëgjonte.

Jo. Jo. Babai im, Tarik Saraçi, nuk ishte viktimë. Babai im, Tarik Saraçi ishte dëshmor i rënë në luftën politike, ide-

ologjike dhe jo vetëm politike dhe ideologjike, kundër dhunës së pamatshme, që do të ushtrojë mbi popullin e tij regjimi gjakatar komunist i Enver Hoxhës. Dhe, i Mehmet Shehut. Dhe, i shërbëtorëve të tyre, që do ta madhërojnë me libra të shumtë atë regjim, thotë, dhe vazhdon duke e rritur zërin; shumë prej këtyre shërbëtorëve prapë e kanë marrë pushtetin, por tani duke pështyrë në ata të cilëve dje ua kanë puthur duart dhe këmbët.

Gjinush Saraçi, Nushi, i jep vetes pushim, të shkurtër.

E shikoj kujdesshëm, por duke u përpjekur që t'i jap të kuptojë se po e shikoj mirëkuptueshëm.

I është bërë all fytyra.

I janë skuqur sytë.

I janë harlisur dejtë e qafës.

Më duket se e dëgjoj refkëtimën e tronditur të zemrës së tij.

Mendoj: as gati dyzet vjet prej se ka ardhur në Amerikë nuk është liruar prej pezmit të të përndjekurve në atdhe.

Mendoj: vetëm ai vetë dhe i madhi Zot e dinë se çka ka hequr babai i tij, çka ka hequr nëna e tij, çka kanë hequr vëllezërit dhe motrat e tij – në qoftë se ka vëllezër dhe motra. Çka ka hequr edhe vetë derisa ka ardhur në Amerikë. Por, as jeta e babait tim nuk ishte e shtruar me lule.

Mendoj: nuk jetoj i pezmatuar si ky. As unë, as babai im.

Mendimet m'i këput Gjinush Saraçi, Nushi.

Viktima quhen ata që e pësojnë duke mos kundërshtuar, kurse babai im do ta pësojë sepse, sepse nuk pajtohej, sepse fliste e vepronte kundër regjimit.

Sa kam lexuar, e kam lexuar shumë libra për terrorin e Stalinit në Bashkimin Sovjetik, në komunizëm e kanë pësuar, kur e kur, edhe njerëz që me asnjë veprim, me asnjë sjellje, me asnjë fjalë, nuk e kanë kundërshtuar regjimin. E kanë pësuar sepse ishin gjallë! E besoj, siç thua, se babai yt nuk ishte i këtillë. Por, fatkeqësisht unë di pak për të. Do të përpiqem të mësoj më shumë, i them.

Jam shumë i interesuar që të zbardhet jeta e babait tim, Tarik Saraçit, thotë duke përdorur foljen *zbardhet*, që aq shpesh e dëgjoja në televizionet e Tiranës, që tani po shikohen edhe në Nju-Jork, dhe nuk e di arsyen përse nuk më pëlqente! Të zbardhet! E zeza të zbardhet! Kush nuk po boton kujtime sot? Kush nuk po boton libra për familjen e vet, për baba, gjysh e stërgjysh? Sa qyqarin po e bëjnë trim e sa tradhtarin atdhetar!

Të ka rënë në dorë ndonjëri prej këtyre librave? më pyet duke e stolisur pyetjen me një buzëqeshje përçmuese.

Jo, i them, nuk e kam lexuar asnjë libër të tillë, por kam dëgjuar për to edhe prej të tjerësh e jo vetëm prej teje.

Babai im e meriton më shumë se askush tjetër, më shumë se asnjë shqiptar tjetër jo vetëm këtu, në Amerikë, që të zbardhet jeta e tij e mundimshme dhe e lavdishme. Qe sa kohë jam duke menduar se kush e meriton t'i besohet shkrimi i një libri për të dhe kush mund të jetë ai që do të dinte ta shkruante atë libër, thotë ndërsa zëri po i dridhej.

Papritmas parasysh më del epitafi, që shkrimtari amerikan Kurt Vonëgat do të shkruajë mbi varrin e njërit nga personazhet e romanit të tij të njohur *Hokus pokus*:

*Derisa të ekzistojë klasa e ulët*
*do të jem pjesë e saj.*
*Derisa të ekzistojë shtresa e kriminelëve*
*edhe unë do t'i takoj.*
*Derisa edhe një njeri të jetë në burg,*
*unë nuk do të jem i lirë.*

Jam i vetëdijshëm se kësi epitafi nuk do të dija të shkruaja unë.

Dhe, jam i vetëdijshëm se ky epitaf nuk do t'i përgjigjej varrit të babait të Gjinush Saraçit. Po ta dëgjonte i biri, menjëherë do të më thoshte, i hidhëruar: babai im meriton epitaf më të mirë.

Okej!

...Kush e meriton që t'i besohet shkrimi i librit për të dhe kush mund të jetë ai që do të dinte ta shkruante atë libër, e

përsërit fjalinë para se në imagjinatën time të vizatohej epitafi në varrin e Juxhin Viktor Ebsit.

Tani e kuptoj se ku do të dalë Gjinush Saraçi, Nushi. Dhe, ai nuk më lë të pres shumë që të dalë ku e ka qëllimin.

Mbasi i kam lexuar dy romanet tua, e vazhdon fjalën ai, romanin *Vdekja para lindjes* dhe *Aktori që vrau kryetarin* dhe mbasi kam biseduar me botuesin dhe shkrimtarin Arben Begeja, besoj se e njeh, më është mbushur mendja se ti, Miran Bushati, je ai që e meriton të të besohet shkrimi i librit për babanë tim, Tarik Saraçin. Dhe, e meriton sepse di ta shkruash atë libër. Më kanë pëlqyer shumë ato dy romane, sidomos, i dyti *Aktori që vrau kryetarin.*

E falënderoj pse ka lexuar dy romanet e mi.

Kam lexuar, po, kam lexuar, siç thashë, edhe librat, qoftë romanet, qoftë jetëshkrimet, qoftë kujtimet, që janë botuar viteve të fundit për disa prej bashkatdhetarëve tanë, disa prej të cilëve nuk jetojnë më e disa janë ende gjallë. E them: nuk më pëlqejnë. Ata që i kanë shkruar janë mbështetur në kujtimet dhe në shpjegimet e bashkëkohësve të tyre, po jo edhe në të dhëna të dorës së parë, siç i quajnë historianët dhe shkrimtarët e romaneve historike të dhënat që gjenden vetëm në arkiva dhe në biblioteka. Shkurt e shqip e thënë: shumica e këtyre librave nuk janë libra që zbardhin të vërtetën për ata të cilëve iu kushtohen. Jo. Ato janë libra të mbështetura në kallëzime miqsh, kushërinjsh, familjarësh. E besoj se nuk mund të mohohen, të zhvleftësohen plotësisht kallëzimet e tilla, por e besoj se librat jetëshkrimorë duhet të mbështeten, para së gjithash, në të dhëna të dorës së parë. Apo jo?

Natyrisht, i përgjigjem.

Vetëm veprat jetëshkrimore, që mbështeten në të dhëna të tilla, në të dhëna të dorës së parë, mund ta bëjnë të denjë për nderim, madje, për adhurim njeriun të cilit i kushtohen. E babai im, siç e theksova në fillim, është njeri i denjë për nderim, është njeri me jetë të lavdishme. Do të bindesh, thotë.

I them: më gëzon me këtë propozim. Më gëzon besimi që ke në mundësitë e mia për të shkruar veprën që e dëshiron

për babanë tënd, Tarik Saraçin. Por, a keni menduar se dikush më i vjetër se unë, dikush që i takon brezit tënd, dikush që i ka përjetuar përndjekjet dhe, ndoshta, burgjet, në komunizëm, mund ta bëjë atë punë më mirë se unë, madje, më mirë se çdo i ri që i takon brezit tim? e pyes duke i shqiptuar fjalët më ngadalë dhe më zëshëm se ç'i shqiptoj zakonisht!

Jo, jo, përgjigjet shpejt Gjinush Saraçi, Nushi. Megjithëse jam rritur me ta, mjerisht, nuk kam besim në ta. E di çka mendojnë. E di si mendojnë. Dhe, e di sa mund të bëjnë. E di se mendojnë në mënyrë të vjetër, shumë të vjetruar, si bajraktarët e dikurshëm. E di se nuk janë liruar dhe nuk mund të lirohen prej frazeologjisë së ashtuquajtur folklorike dhe fisnore. E di se nuk mund të shqiptojnë mendim pa e zatetur me barut, e kryen mendimin për herë të parë duke ma dhuruar një qeshje të zëshme, i bindur se më kishte befasuar shumë me ato që kishte thënë.

Dhe, më kishte befasuar shumë, pa masë, papritur!

Njeriu që e perceptoja si fosil për herë të parë po tregohej bashkëkohor. Por, megjithatë, nuk isha i sigurt se duhej të besoja se, vërtet, mendonte ashtu siç po shprehej. Shumëfytyrësia e jo vetëm dyfytyrësia, kisha lexuar në një vepër, mund të jetë në një vepër të Edit Durhamit, e mund të jetë të ndonjë udhëpërshkruesi tjetër që në shekullin nëntëmbëdhjetë i kishte rënë kryq e tërthuer Ballkanit, është veçori e popujve ballkanikë. Ata, të gjithë, gënjejnë dhe vjedhin pa brejtje të ndërgjegjes. Dhe, këtë veçori të paraardhësve po e dëshmojnë sot edhe pasardhësit e tyre, po e dëshmojnë në rendin që, si shihet në televizione, pa pushuar e quajnë rend demokratik. Në të vërtetë, demokracia u ka krijuar kushte që të lirohen prej të gjithë frerëve, që njeriut ia vënë morali e kultura, dhe të tregojnë veset dhe ligësitë e trashëguara.

Nuk jam shumë i sigurt se ne të rinjtë i kuptojmë mirë e drejtë njerëzit e asaj kohe. Dhe, nuk jam i sigurt se i kuptojmë drejtë as ato që janë bërë në komunizëm. Gjithmonë dëshmitarët dinë më shumë sesa trashëgimtarët, i them.

Buzëqeshja e tij është shtangur. Më shikon i befasuar. Çka po them?

Buzëqeshja e tij ma sjell në mend thënien e Norbert Vinerit: organizmi i njeriut, dhe jo vetëm i njeriut, mund të shikohet si mesazh.

A ka dikush që nuk i kupton drejt ato që janë bërë në komunizëm? më përgjigjet më i qetë se ç'i tregon fytyra. Vetëm ju të rinjtë mund t'i thoni e t'i shkruani të vërtetat për atë kohë dhe për ata njerëz. Jeni të liruar prej ndjenjave, mosdurimeve, urrejtjeve dhe paragjykimeve të njerëzve të asaj kohe, thotë.

Kjo nuk mjafton për t'u bërë studiues dhe vlerësues i një kohe dhe i njerëzve të asaj kohe. Duhet më shumë, i përgjigjem.

I keni të gjitha ato që duhen për studime dhe vlerësime të tilla.

Mund të shkoni kur të doni dhe ku të doni pa u frikësuar prej së kaluarës a prej së tashmes suaj. Jo të gjithë pjesëtarët e brezit tim mund të shkojmë pa shqetësim, pa drojë atje ku kemi lindur. Dikush frikësohet prej asaj që ka bërë babai, gjyshi a babagjyshi i tij; dikush frikësohet prej asaj që ka bërë vetë; dikush frikësohet prej asaj që ka bërë xhaxhai a daja; dikush mund të frikësohet prej njëmendësisë e dikush prej të imagjinuarës, thotë.

Të gjitha këto janë të rëndësishme, i them, por as këto nuk janë e gjitha që i duhet studiuesit të atyre njerëzve dhe të asaj kohe.

Juve, të rinjve, vetëm juve të rinjve, gjithkund në atdheun e të parëve ju presin me qejf, jua çelin dyert dhe dritaret – në shtëpi, në arkiva dhe në biblioteka. Dëgjoj se shumicës së pjesëtarëve të brezit tim – jo. Nuk thuhet kot: komunizmi është shpërbërë, por mentaliteti i tij do të zgjasë aq sa ka zgjatur komunizmi.

Zotëri Nush! Do të mendoj për propozimin për të shkruar vepër për jetën e babait tuaj, Tarik Saraçit. Por, dua t'ju pyes: kërkoni që të shkruhet vepër shkencore, vepër që historianët e quajnë monografi shkencore apo roman, që i thonë roman historik?

Vetë fakti që kam zgjedhur Miran Bushatin për të hulumtuar, domethënë për të zbardhur jetën e babait tim, Tarik Saraçit, domethënë se kam zgjedhur edhe çfarë vepre dëshiroj të shkruhet. Dëshiroj që për babanë tim të shkruhet roman historik. E di se do të më pyesësh: pse bash roman historik? Pse jo monografi shkencore? Përgjigjja ime është kjo: e para, sepse Miran Bushati shkruan letërsi, romane, kurse romani *Aktori që vrau kryetarin* dëshmon se Miran Bushati është mjeshtër i vërtetë i romanit historik dhe, e dyta, sepse romanet historike lexohen shumë më tepër, shumë më me qejf prej shumë më tepër njerëzve sesa të ashtuquajturat monografi shkencore. Kam lexuar një varg veprash të autorëve tanë, shqiptarë, dhe të autorëve të huaj për Skënderbeun. Por, shumë më me qejf, shumë më me kënaqësi, se të gjitha ato vepra shkencore, ndonjëra edhe pseudoshkencore, të Marin Barletit, Fan Nolit, Kristo Frashërit, e të tjerëve e kam lexuar romanin historik të Sabri Godos, *Skënderbeu*. Nuk po e them unë, e kanë thënë para meje të tjerë, shumë të tjerë, studiues dhe lexues të zakonshëm, se një kohë dhe njerëzit e asaj kohe më mirë, më drejt, më thellësisht i kuptojmë duke lexuar veprat letrare për ata njerëz dhe për atë kohë sesa duke lexuar studimet shkencore për ata njerëz dhe për atë kohë. Me kërkime shkencore, me studime shkencore, kurrë nuk mund të mbulohen të gjitha vitet, sidomos jo të gjithë muajt, të gjitha javët dhe të gjitha ditët e një kohe. Me romane historike kjo bëhet pa vështirësi. Vitet, muajt, javët dhe ditët, për të cilat mungojnë të dhënat e shkruara, arkivore, mbulohen me të dhëna, pohime, shpjegime, vlerësime imagjinare.

Mirë e thënë. Madje, bukur e thënë. Imagjinata mbërrin atje ku nuk mund të mbërrijë arsyeja, i them. Por, një është shkenca e tjetër është letërsia. Shkenca e hulumton të vërtetën, dhe e krijon të vërtetën, kurse letërsia e krijon të bukurën. Për të paraqitur të vërtetën shkenca e hulumton, e shpjegon njëmendësinë, kurse për të krijuar të bukurën letërsia e trajton lirshëm, e zbukuron apo e shëmton, në rastet më të shpeshta,

edhe e zbukuron edhe e shëmton, njëmendësinë. Besoj të jeni dakord me shpjegimet e këtilla të shkencës e të letërsisë që japin studiuesit e tyre? e pyes.

Kjo nuk do të thotë, megjithatë, se letërsia e tradhton të vërtetën, thotë Gjinush Saraçi, Nushi.

Jo, natyrisht, jo, i përgjigjem. Letërsia e jep një të vërtetë më të thellë, më të largët, një të vërtetë që mund të shihet vetëm me syrin e imagjinatës, por kësaj së vërtete, zakonisht, nuk i besojnë lexuesit apo, më saktë e thënë, nuk i besojnë shumica e lexuesve të shkolluar.

E mua, mua, nxiton Gjinush Saraçi të më përgjigjet, pikërisht kjo e vërtetë, e vërtetë më e thellë, më e largët, e vërteta që mund të shihet vetëm me syrin e imagjinatës, më duhet. Vetëm ajo mund të jetë e vërteta e saktë, e vërtetë për babanë tim. Arkivat e komunizmit, siç po shkruhet tani edhe në shtypin e atdheut tonë, edhe në shtypin e vendeve të tjera ish-komuniste, edhe në shtypin amerikan, këtu, në Nju-Jork dhe në Uashington, mund të jenë përplot me të dhëna, me dokumente, domethënë me të dhëna të pavërteta, të sajuara: të sajuara për të arsyetuar këtë apo atë agjent të sigurimit, këtë apo atë anëtar të byrosë politike, këtë apo atë sekretar të organizatës themelore të partisë, këtë apo atë bashkëpunëtor të Sigurimit a të UDB-ës. Këtë apo atë masë, këtë apo atë ligj, këtë apo atë urdhëresë. Për këto arsye mund të thuhet se të vërtetën për të përndjekurit mund ta zbardhin, e dua shumë këtë fjalë – ta zbardhin, jo ata që lexojnë besnikërisht këtë dhe atë dokument, por ata që lexojnë drejt, saktë lidhjet midis dokumenteve, të dhënave të ndryshme, sidomos lidhjet midis dukurive të ndryshme të njëmendësisë e kjo me fjalë të tjera do të thotë funksionimin e rendit, më fal për shprehjen rend se desha të them, të mosrendit të dhunës komuniste.

Për të shkruar një roman historik, të mbështetur në të dhëna të ashtuquajtura të dorës së parë, ashtu, më në fund, në çka duhet të mbështeten jo vetëm monografitë shkencore, por edhe romanet historike, një roman të tillë për babanë tënd,

Tarik Saraçin, do të jetë e nevojshme të shkohet jo vetëm në atdheun tonë, në atdheun e të parëve tonë, në Shqipëri, por edhe në Kosovë, ndoshta edhe në Mal të Zi, ndoshta edhe në Maqedoni, kurse në Beograd gjithsesi. Duhet të shkohet kudo e ka çuar fati a fatkeqësia njeriun, të arratisurin prej Shqipërisë komuniste, për të cilin do të shkruhet romani historik.

Papritmas Gjinush Saraçi, Nushi, u ngrit në këmbë, i shëtiti sytë nëpër restorant, e lexoi zëshëm një mendim të shkruar në murin përballë,

*Perëndia, më së shumti i ndihmon atij*
*që e ndihmon vetveten dhe i ndihmon*
*të tjerët. Sepse, Vetja dhe të Tjerët*
*për Perëndinë janë një tërësi.*

Dhe, mandej, po ashtu papritmas, u ul në karrigen e tretë, e cila qëndronte e zbrazët midis nesh.

Babai im, Tarik Saraçi, si emigrant ishte vetëm në Kosovë, thotë me një hidhërim të përmbajtur pse i kisha thënë se ku krejt mund të gjenden të dhëna për babanë e tij.

Kjo nuk do të thotë se nuk ka qenë me dëshirë të vet apo me kërkesë të  pushtetit jugosllav edhe në vende të tjera në ish-Jugosllavinë. Ata shkonin vetë ose çoheshin me detyra politike kudo jetonin bashkëkombës të tyre. Kjo mësohet prej kujtimeve të shumicës së emigrantëve që kanë mbërritur në Amerikë prej vendeve ish-komuniste, i përgjigjem.

Po, mirë, thotë i pajtuar, aq sa kam të drejtë unë po aq mund të kesh të drejtë edhe ti. Asnjë çast emigranti nuk e kishte fatin e vet në duart e veta.

Ia dhurojmë njëri – tjetrit nga një buzëqeshje të ftohtë jo pse me fjalë njëri – tjetrin po e dëshpëronim, po pse tema për të cilën po bisedonim ishte dëshpëruese.

Dhe, pikërisht pse kjo temë ishte kështu dëshpëruese dhe pikërisht pse në bisedën midis nesh po shfaqeshin mospajtime dhe pikërisht pse buzëqeshjet që po ia dhuronim njëri-tjetrit

bëheshin të sajuara, gatishmëria ime për të pranuar të shkruaj roman për Tarik Saraçin ishte rritur aq shumë saqë ishte bërë vendim.

Mund të jem dakord për të shkruar romanin historik mbi babanë tënd, Tarik Saraçin, i them i buzëqeshur tepër miqësisht, në qoftë se do të pajtohesh se shkrimi i këtij romani mund të zgjasë më tepër se ç'do të dëshiroje ti.

Më dhuron buzëqeshje tre gishtërinj të gjerë.

Asnjë vepër e madhe, thotë, nuk bëhet shpejt. Kur isha nxënës në gjimnazin e Tiranës, në vitet pesëdhjetë të shekullit të kaluar, profesori i letërsisë, quhej Mark Shiroka, na thoshte se si Floberi, Tolstoji, Dikensi, Tomas Mani, Aleksandër Manxoni i kanë shkruar nga shumë herë romanet e tyre të mëdha, *Zonjën Bovari, Luftën e paqen, David Koperfildin, Bregun Magjik, Të fejuarit*.

Ka romane të mëdha që janë shkruar shpejt, i them.

Për shembull? më pyet.

Për shembull: romanin e lavdishëm *Manastiri i Parmës* Stendali e ka shkruar për dyzet ditë. Kështu e thotë ai vetë dhe kështu e thonë edhe historianët e letërsisë franceze – jetëshkruesit e tij.

Do të dëshiroja të ishe si Stendali, thotë gëzueshëm.

Që të shkruaja shpejt romanin për Tarik Saraçin apo që të bëhesha i lavdishëm si Stendali?

Edhe për njërën edhe për tjetrën, thotë dhe qesh zëshëm, zëshëm dhe gjatë.

Ndoshta pret të të them, e vazhdon fjalën, se unë do të heq shpenzimet për udhëtimin dhe qëndrimin tënd hulumtues në Shqipëri, në Kosovë dhe ku ta quash tjetër, të arsyeshme; për punën në romanin dhe, më në fund, për botimin e romanit. Për të gjitha këto mund të bëjmë marrëveshje me shkrim. Ka dashur Zoti që unë të jem i pasur, prandaj jam i gatshëm të bëjmë marrëveshjen ashtu siç dëshiron ti. Për mua dhe familjen time është e rëndësishme që të zbardhet jeta e babait tim dhe mundësisht të mësojmë ku gjendet varri i tij.

Keni qenë në Shqipëri pas rënies së komunizmit? e pyes.

Jo, përgjigjet, as unë as gruaja ime, as fëmijët e mi. Natyrisht as babai a nëna e gruas. Po ti! më pyet pas një pushimi të shkurtër.

As unë, i përgjigjem.

E në Kosovë, në Kosovë, a ke qenë pas luftës në Kosovë? e pyes tani unë atë.

As pas luftës, as para luftës, përgjigjet dëshpërueshëm, megjithëse kam shumë qejf të shkoj.

Shqipen e flet mirë, i them sa për të mos heshtur.

E kuptueshme, përgjigjet; në shtëpinë time edhe këtu, në Nju-Jork, flitej shqipja deri tani vonë. Tani fëmijët na e kanë bërë anglishten gjuhë kryesore. Mjerisht. Edhe ti po e folke mirë shqipen, shton.

Jo, si ti, them. Mjerisht. Me të meta.

E ti a ke qenë në Kosovë? më pyet.

Jo, jo, i them, por tani do të shkoj.

Do të shkosh, po, për të zbardhur jetën e babait tim, Tarik Saraçit, por edhe për të njohur Kosovën. Apo jo?

Nuk dëshiroj ta kryejmë këtë bisedë, i them, pa të pyetur: kur je arratisur prej Shqipërisë? Dhe, si?

Lëshon një ofshe të zgjatur. Mandej thotë:

Jam arratisur në gusht të vitit 1971. Me motrën, Lirën, jemi nisur not pas mesnatës prej Sarandës për në Korfuz. Na kanë ndarë valët. Unë kam arritur në Korfuz e ajo –jo. Kurrë s'kam mësuar çka është bërë me të! Por, besoj: e ka përpirë deti!

Ishte kjo biseda ime e parë me Nushin. Të dytën do ta bëjmë, kur të nënshkruaj marrëveshjen për shkrimin, ndërsa të tretën, në qoftë se Zoti na fal jetë, mbasi ta kryej romanin historik për babanë e tij.

Ai shkon në kabinetin e tij në Rrugën numër 51, ndërtesa numër 23, kati numër 37.

Unë mbetem në Muzeun e Historisë së Natyrës. Pesë orë këtu më kalojnë si pesë dekika. E shkurtër, thonë shkencëtarët, është historia e homosapiensit, por e gjatë të duket kur i shikon mbetjet e zhvillimit të tij, të evolucionit, thonë darvinistët.

Në dalje prej këtij Muzeu e përjetoj sot edhe një të papritur:

E takoj kë nuk e pritja në asnjë mënyrë – e takoj edhe njëherë shkrimtarin dhe botuesin, Arben Begeja.

Unë, thotë, duke m'u afruar, u sjell fat atyre që takoj. Dhe, më merr ngrykë si të ishte çka nuk ishte – botuesi i veprave të mia tash më të botuara dhe si të ishte edhe çka do të mund të ishte – botuesi i romanit tim historik për Tarik Saraçin, në qoftë se do të kem fat ta kryej.

Ja tregoj bisedën me Gjinush Saraçin, Nushin. Jam pajtuar, i them, të bëj marrëveshje me të që të hulumtoj jetën e babait të tij dhe të shkruaj roman historik për të. Shkurt: të futem në një punë së cilës nuk mund t'ia di fundin.

Romanet historike, thotë, janë romane të cilat e dimë kur i fillojmë dhe kurrë nuk mund ta dimë kur do t'i kryejmë.

Po këtë ia kam thënë edhe unë Gjinush Saraçit, Nushit sot.

Gëzohem që do të shkruash roman historik për një të përndjekur të cilit ende as varri nuk i dihet. Gëzohem në qoftë se do të jem botues i tij. Romanet historike në komunizëm ishin romane politike dhe publicistike, që i shërbenin ngritjes së vetëdijes partiake atdhetare, kurse tani janë romane komerciale. Ke lexuar ndonjë nga romanet shqipe të shkruara në Shqipëri në kohën e xhaxhit Enver? më pyet.

Një varg. Më kanë rënë në dorë pa i kërkuar, i them.

Dhe, dhe, çka mendon për ta? më pyet.

Letërsi e kripur me histori të rrejshme, i përgjigjem.

E ti, çka do të bësh ti? Letërsi a histori?

Ndoshta, të dyja. Do të hulumtoj një jetë, dhe një varr. Dhe, le të dalë çka të dalë.

Arben Begeja hyn në Muzeun e Historisë së Natyrës.

Miran Bushati del prej Muzeut të Historisë së Natyrës.

Çka do të dalë prej këtij këmbimi në Muzeun e Historisë së Natyrës?

Letërsi.

Dhe, biznes!



RIDVAN DIBRA

*Ridvan Dibra (Shkodër, 1959) ka kryer studimet për* ***Gjuhë dhe letërsi shqipe*** *në Universitetin e Shkodrës "Luigj Gurakuqi", ku që nga viti 1994 ligjëron letërsinë shqipe. Është ndër shkrimtarët më të njohur shqiptarë. Krijimtaria letrare e tij përfshin një numër të madh veprash të cilat sjellin risi të shumta në letërsinë shqipe:* ***Thjesht (1989), Eklipsi i shpirtit (1994), Prostituta e virgjër (1994), Nudo (1995), Vetmia e diellit (1995), Mjerimi i gjysmës (1996), Kurthet e dritës (1997), Triumfi i Gjergj Elez Alisë (1999), Stina e ujkut (2000), Të lirë dhe të burgosur (2001), Vëlla me centaurët (2002), Triumfi i dytë i Gjergj Elez Alisë (2003), Email (2003), Kumte dashurie (2004), Franc Kafka i shkruan të birit (2006), Stina e maceve (2007) etj.***



# TRE TREGIME

## 1. MËSIMI I BIÇIKLETËS

Pas këndim-shkrimit e notit (vepra të tim ati të dyja), do t'i vinte radha biçikletës. Isha ndër të paktit fëmijë të rrugicës sime, që ende nuk e kisha mësuar biçikletën, çka u jepte shkas shokëve të mi të më vinin në lojë herë pas here. Sidomos Ili.

"A të vjen marre? Tan' e kan' msu biçikletën... edhe Duhi qi nuk din hala me ec mir'... edhe Goni qi e ban shurrën n'dyshek..."

Për më tepër, Ili, shoku im më i ngushtë, qe betuar shpesh "për kryet e nanës", se do të ma mësonte ai vetë biçikletën. Jo pak herë e kishim provuar, por në të gjitha rastet kishim dështuar. Sa për fajin tim, aq edhe të Ilit e të biçikletës me të cilën

qeshë ushtruar. Ishte një biçikletë e madhe sovjetike, "burrash" dhe "me hekur", të cilën shoku im ia merrte tinëzisht babait të vet. Dilnim në krye të rrugicës dhe aty nisnim mësimin. Në fillim, Ili bënte vetë dy-tri gjiro deri në fund të rrugicës – me dredha e kthesa të shumta – duke m'i demonstruar kësisoj "në praktikë" arritjet e tija. Mandej frenonte me zhurmë para këmbëve të mia.

"E shef sa e let' asht? Veç duhet me pas' guxim e jo me ken' frigaç si ti..."

Ulej në tokë dhe e shtrëngonte biçikletën me të dyja duart: njërën (të majtën) te shala, kurse tjetrën te timoni.

"Hajde tash. Provoje ti!"

Unë, duke u dridhur e pa kurrfarë dëshire, i afrohesha biçikletës njëlloj si mësuesit të aritmetikës. Biçikleta sovjetike me hekur (nëse e mbani mend?) ishte vërtet e lartë, por frika ma bënte edhe më të madhe. Edhe më të vjetër e më të ndryshkur, seç ishte në të vërtetë. Gjithnjë duke u dridhur, mbështesja duart mbi timon (Ili, ndërkohë, e hiqte dorën e vet që aty dhe e vinte mbi shalë ose samar), njërën këmbë, të majtën, e vendosja mbi njërën pedale, kurse të djathtën, me mundim, e kaloja në anën tjetër.

"Gati? Timonin shtrëngoje fort... trupin maje drejt... shikimin vetëm para..."

Por porositë e shokut tim, edhe pse i dija përmendësh, nuk ia dilja t'i zbatoja. Sidomos atë me "trupin drejt". Prejse me biçikletën e madhe sovjetike vetëm trupi drejt nuk mund të mbahej! Hekuri përsipër saj, ai që bashkonte timonin me pjesën fundore, ishte një pengesë dhe torturë e vërtetë. E kujtoni? Dy-tri herë qeshë rrekur të rrija sipër atij hekuri, por pa sukses: këmbët nuk më mbërrinin deri te pedalet, edhe pse zgjatesha me mundim nga njëra anë te tjetra. Kësisoj, mbetej vetëm varianti i mësimit "nën hekur", me të cilin qenë ushtruar thuajse gjithë shokët e mi.

Dhe më në fund, ashtu "nën hekur", niseshim. Unë duke u dridhur e duke u shtrembëruar - thua se më kishin zënë

ndoca dhimbje të befta, kurse Ili duke e shtrënguar samarin fort e duke bërtitur:

"Ashtu! Ec... jepi! Mos u ndal, idiot! Luji kamt... edhe drejtoje trupin... I ke myll syt'? Hapi, idiot! Edhe shikimin para... vazhdo..."

Ndodhte ndonjëherë që diku nga gjysma e rrugicës, kur biçikleta fitonte njëfarë shpejtësie, unë të ndjehesha më i sigurt dhe të besoja se, më në fund, "e kisha msu biçikletën". Porse tamam atëherë Ili i hiqte duart nga samari dhe përfundimin, besoj, e merrni me mend: rrëzohesha përtokë me gjithë biçikletë, zhgërryhesha në pluhur e gërvishtesha gjithandej. Pa harruar mandej rastet e shpeshtë kur shoku im, gjatë mësimit të biçikletës, habitej me lloj-lloj gjërash përreth, duke e harruar kështu detyrën, domethënë mbajtjen e samarit.

Në rrethana të tilla, kur historia e mësipërme përsëritej thuajse çdo pasdreke, unë e humba përfundimisht besimin se një ditë mund ta mësoja biçikletën me Ilin. Dhe vendosa t'i them e t'i lutem tim ati. Edhe pse biçikleta e tij ishte njëlloj si ajo e babait të shokut tim: sovjetike, burrash dhe me hekur. Megjithatë, nuk kisha rrugë tjetër: talljet e shokëve, sidomos të Ilit, nuk duroheshin më.

"Ban durim edhe pak. Tash gjejm' nji biçiklet' ma të vogël, tamam për ty", qe përgjigjur im atë.

Dhe vërtetë, pak ditë pas kërkesës sime, im atë do ta shiste biçikletën e vjetër sovjetike dhe do të blinte një tjetër, pak "më të re" se e para. Biçikleta e re ishte gati sa gjysma e së parës dhe nuk kishte hekur përsipër, siç e kishin thuajse të gjitha biçikletat e tjera të rrugicës. Hekuri i saj vinte i pjerrët që nga timoni e deri te rrota e pasme. Para kishte një fener ngjyrë qumështi, ndërsa djathtas, mbi timon, qe vënë një zile, e cila lëshonte tinguj të fortë e të mprehtë. Biçikleta qe në ngjyrë dheu dhe kësisoj nuk merrej vesh nëse ishte e ndryshkur apo jo.



"Hi-hi-hi! Keni ble biçiklet' femnash. Hi-hi-hi! Si biçiklet' magjypsh...", ishte tallur Ili, kur e kishte parë në fillim.

(Por vetëm në fillim kështu, sepse më vonë, kur unë ta mësoja e të dilja me të pasdrekeve në rrugicë, ai do të më lutej ditë për ditë për "një giro").

Me ta blerë biçikletën "e re", im atë – edhe në praninë time – do të merrej disa pasdreke rresht me të:

do ta zbërthente pjesë-pjesë e do ta grasatonte të tërën;

do t'i ndërronte disa prej telave të thyer me të rinj;

do të blinte një dinamo dhe do ta vinte fenerin në punë;

do ta ndërronte kamerdaren e pasme me një të re;

do ta vishte krejt shalën me stof të trashë e të zi;

do të vinte nën shalë një kuti lëkure, ku mbante lloj-lloj veglash;

do të montonte një stop të vogël makinash në parafrangën e pasme;

do t'u binte fort me zumpara të gjitha pjesëve metalike...

dhe në fund do ta lyente me bojë të kuqërremtë e do të deklaronte se biçikleta ishte *kineze*.

Unë nuk e dija sesi ishin biçikletat kineze (të gjithë i kishin sovjetike), por që e *jona* ishte më e bukura në rrugicë, nuk kisha pikë dyshimi. Në një përfundim të tillë pati arritur edhe Ili, sapo kishte parë tim atë tek bënte "xhiron e provës" përgjatë rrugicës. Po kështu, edhe shokët e tjerë. Vetëm Berti, shoku që vinte verës nga kryeqyteti, kishte dyshimet e veta. Sipas tij, biçikleta nuk ishte kineze, por gjermane. *Gjermane e vjetër qysh nga koha e luftës.*

Sidoqoftë, gjermane, kineze apo sovjetike pak rëndësi kishte për mua. E rëndësishme ishte që biçikleta nuk kishte hekur përsipër dhe s'qe e madhe kabá si të tjerat. (Njëherë, teksa biçikleta rrinte e mbështetur mbi këmbalecin e saj, pata hipur mbi shalë – si të rriturit! – dhe me pak mundim, duke u zgjatur e duke u anuar, ia kisha dalë t'i cikja me këmbë të dyja pedalet).

Një ditë, gati një javë pas blerjes, im atë do të bënte më të pabesueshmen: do ta zhvidhoste e do ta ulte shalën e biçikletës deri në fund, ku s'ulej më. Dhe që atë ditë, do të fillonim mësimin. Me të rënë muzgu, e me t'u errur. (Vite më vonë do ta kuptoja pse im atë priste që të errej, për t'i filluar mësimet e praktikat tona me biçikletë: ai nuk dëshironte që të tjerët, sidomos shokët e mi, të më shihnin teksa mundohesha e rrëzohesha).

U deshën vetëm dy net, që unë ta mësoja biçikletën. Kur qeshë trembur se nuk do të na mjaftonte java. Dy net! Ndoshta vetëm një. Sepse qysh natën e parë, pas disa provash përgjatë rrugicës, ia kisha dalë të bëja metra të tëra i vetëm, pa ndjerë pas shtrëngimin e duarve të tim ati. Kurse në natën e dytë, babai vetëm se do të më ndihte pak në fillim, sa të hipja e të nisej biçikleta, që unë mandej të bëja disa gjiro radhazi pa ndihmën e tij. Bile si të rriturit: mbi shalë. Gjithçka në vetëm dy net. Kur me Ilin kishim harxhuar me dhjetëra muzgje. Në suksesin tim, me siguri, jo pak merita kishte biçikleta e vogël *kineze*. Por meritat më të mëdha i takonin babait. Pa asnjë dyshim. Im atë, gjatë gjithë provave, asnjëherë nuk më kishte bërtitur e nuk më kishte sharë si Ili. Vetëm më kishte dhënë zemër:

"Bravo! Të lumtë! Ashtu vazhdo! Bjeri ziles... freno..."

Fill të nesërmen e mësimit të biçikletës, do të dilja vetëm në rrugicë, pa babën. Pak pa rënë muzgu, atëherë kur të gjithë shokët ishin përjashta. Pranë vetes mbaja atë, biçikletën kineze. Do të prisja paksa, sa të reshtnin talljet e shokëve:

"E paske marr' gomarin?"

"I ke dhan' me hangër?"

"San' apo kashtë..."

"Ia ke vu samarin?"

dhe fill mandej do t'i hipja biçikletës sime, duke e nisur gjithnjë e më shpejt e duke i rënë ziles pa pushim.

Shokët e mi do të shtangeshin gojëhapur.

Ili më shumë se të gjithë.

Edhe do të mburrej se biçikletën ma kishte mësuar ai.

* * *

Unë nuk di ta ngas makinën. Dhe, me sa duken shenjat, as që kam për ta mësuar ndonjëherë. Arsyet që jap për t'u justifikuar disi para vetes e të tjerëve, janë të llojllojshme:

frika nga aksidentet e mundshme e mungesa e përqendrimit (a nuk janë artistët hutaqë të përjetshëm?);

pamundësia financiare për ta blerë automjetin (a nuk janë artistët varfanjakë të përjetshëm?);

dëshira për të rënë në peshë e për të bredhur në këmbë (a nuk janë artistët shëndetligj e bredharakë të përjetshëm?);

neveria e të qenit i ngjashëm me të gjithë (a nuk janë artistët refuzues e përjashtues të përjetshëm?)...

Këto janë disa prej *arsyeve*, me të cilat unë – anakronik e aspak i besueshëm – rrekem të justifikohem para vetes e të tjerëve.

Duke fshehur atë, të vërtetën:

pamundësinë e tim ati për të m'i mësuar *gjërat* si dikur.

## 2. ME DORËN E MAJTË

Më duket se, them në lidhje me mua e fëmijërinë time, vetëm në një *mësim* dështoi babai: në atë të shkrimit me "dorën

taman", domethënë me dorën e djathtë "si tan' të tjerët". Megjithatë, unë vazhdoj ta ruaj bindjen edhe sot e kësaj dite se im' atë, në ndryshim prej gjithë të tjerëve – sidomos prej drejtorit të shkollës dhe mësueses sime të klasës së parë – nuk e quante ndonjë tragjedi të madhe faktin që unë shkruaja me "dorën e bythës e të dreqit", domethënë me dorën e majtë. Bile, them se në heshtje e thellë vetes së tij krenohej me këtë fakt. Se ku kishte ndeshur ndoca shënime në një enciklopedi të vjetër italiane (im' atë lexonte italisht), sipas të cilave shumë njerëz të mëdhenj e të veçantë në botë kishin shkruar me *të majtën* dhe këtë argument e përdorte vend e pa vend me të gjithë ata që dëshmoheshin si kundërshtarë të vendosur të *defektit tim*. (Siç edhe pritej, lista e kundërshtarëve të mi kryesohej nga mësuesja e klasës së parë, drejtori i shkollës dhe nëna). Për ta bërë sa më bindës argumentin e tij në mbrojtjen time, im' atë kishte nxjerrë nga *enciklopedia* – pas shumë e shumë kërkimesh – një listë me emra "njerëzish të mëdhenj e të shquar", listë të cilën e pati mësuar përmendësh, ngase e citonte shpesh, sa herë t'i jepej rasti:

Greta Garbo: aktore e madhe;
Albert Ainshtajni: fizikan i madh;
Aleksandri i Maqedonisë: pushtues i madh;
Aristoteli e Gandi: burra të urtë e të mëdhenj;
David Rokfeleri: pasanik i madh;
Franc Kafka: shkrimtar i madh;
Hans Kristian Anderseni: përrallaxhi i madh;
Emanuel Kanti: filozof i madh;
Mikelanxheloja: skulptor i madh;
Napolon Bonaparti: burrë i madh;
Uinston Çërçilli: politikan i madh;
Leonardo Da Vinçi, Rafaelo e Rubens: piktorë të mëdhenj;
Pele: futbollist i madh;
Bethoven: kompozitor i madh...

dhe lista e tim' ati mund të vazhdonte me plot emra e shembuj të tjerë, derisa dëgjuesi përballë tij të mërzitej e të thoshte "boll më".

Megjithëkëtë shumësi emrash e larmi "provash" – vërtetësia e të cilëve gjithsesi mbetej për t'u verifikuar – kundër-argumenti që përdorej sidomos nga drejtori i shkollës, sipas të cilit të gjithë emrat e lartpërmendur ishin "borgjezë e kapitalistë", e vinte në pozitë të vështirë dhe e kridhte në trishtim tim' atë. Për fatin e tij të keq, edhe pse qe rrekur gjatë të gjente shembuj e emra "socialistësh e komunistësh të shquar" – gjithmonë në mbrojtje të tezës se njerëzit e mëdhenj e të veçantë shkruanin me dorën e majtë – nuk kishte mundur më shumë se tre-katër. Por edhe ata pak këso emrash që im' atë kishte gjurmuar andej-këndej, tingëllonin krejt të panjohur për *kundërshtarët* e tij e, njëkohësisht, edhe të mitë. Përmendja vetëm njëherë e mareshalit Tito në një rreth të ngushtë shokësh, desh i kishte kushtuar rëndë tim' ati. Kurse rasti i Sekretarit të Partisë në ndërmarrjen ku ai punonte – si shembull i sollakut të gjithanshëm – vetëm sa shkaktonte të qeshura te dëgjuesit.

Kësisoj im' atë, edhe pse zemërthyer e aspak i bindur, do të dorëzohej një ditë. Sidomos kur rasti im do të bëhej problem i gjithë shkollës, për çka do të organizohej një mbledhje e veçantë. Me të ftuar edhe nga Seksioni i Arsimit. E kam të ruajtur në kujtesë atë mbledhje, që i ngjasonte më fort një gjyqi. (Ngjashmëri që logjika ime prej fëmije do ta gjente pak muaj më vonë, kur në të njëjtën sallë, në praninë e të gjithë banorëve të rrugicës, deri edhe të fëmijëve si puna ime, do t'i bëhej *gjyqi* e do të dënohej me shumë vite burg "armiku i betuar i popullit": një plak i dobët e i kërrusur me emrin Sherif). Aty në palestrën e madhe të shkollës:

në bankën e parë: unë dhe babai (im' atë rrinte me këmbët mënjanë, prejse nuk ia dilte t'i fuste nën te);

pas nesh: nxënës, mësues e prindër (vetëm njëherë guxova ta kthej kryet mbrapa, sa për të parë nëse ishte aty Ili, shoku im më i ngushtë);

në presidium: drejtori i shkollës, mësuesja e klasës së parë dhe i dërguari i Seksionit të Arsimit (mësuesja ime, me kryet varur gjithë kohën, rrinte në mes, kurse dy të tjerët anash saj).

Në fillim, për *rastin tim* do të fliste drejtori i shkollës. Në këmbë. Me zë të lartë e të ngjirur. Fjalët e tij i kujtoj si të ishin thënë dje. Ashtu të ndërprera herë pas here nga kollitjet. Kurrë nuk e shihje pa cigare në gojë drejtorin. Sipas tij (khë-khu), unë po bëhesha një njollë e zezë (khë-khë-khë) për gjithë shkollën (khu-khu). Tamam njollë e zezë (khë-khë). Thua se isha pjellë borgjezësh e kapitalistësh (khu-khu) dhe jo punëtorësh të thjeshtë e të nderuar (khë-khu-khë). Gjithë fëmijët e Republikës shkruanin për sëmbari, me dorën e djathtë (khë-khë-khu), kurse vetëm unë mbrapsht, me të majtën (khu-khu). Dhe për këtë turp (khë-khë) ishin fajtorë të gjithë mësuesit me atë vetë në krye (khu-khu-khë), prindërit e mi (khë-khë), shokët e shoqet e klasës (khu-khu). Por turpi më i madh binte mbi mua (khu-khu). Që isha pajtuar me gjendjen (khë-khë-khë). Që nuk isha përpjekur sa duhet (khu-khu). Prandaj dhe duhej të bëja kthesë (khë-khë). Sa më shpejt (khu-khu). Të bëhesha si gjithë të tjerët (khë-khu). Me ndihmën e të gjithëve (kollitje e duartrokitje).

Pas drejtorit të shkollës, do të fliste i dërguari i Seksionit të Arsimit, fjalët e të cilit tani nuk më kujtohen. Por mbaj se në fund la një afat prej tre muajsh, kohë gjatë së cilës unë "detyrimisht duhej të ndërroja dorë".

Kurse mësuesja ime, gjithnjë me kryet ulur, do të fliste shkurt. Do të qortonte veten që nuk kishte punuar sa duhet me mua dhe do të premtonte se brenda "tre muajve" unë do të mësoja të shkruaja me të djathtën si gjithë të tjerët.

Edhe im' atë, aty nga vendi, do të përsëriste pak a shumë fjalët e mësueses. Vetëm afatin e ndryshimit tim do ta zbriste nga tre në dy muaj, për çka edhe do të shpërblehej me duartrokitje të furishme nga salla.

Ndërsa unë, edhe pse gjithçka e kisha përgatitur e mësuar përmendësh që më parë, nuk do të mundja të flisja asnjë fjalë. Me t'u ngritur në këmbë para gjithë atyre njerëzve që ishin mbledhur "vetëm për mua", një si nyjë do më shtrëngohej papritur në fyt dhe fill do ia shkrepja vajit. Gjatë e me

dënesje. Derisa im' atë të më kapte përdore e të më ulte në vend. Sidoqoftë, lotët e mi do të merreshin si shenjë pendese e kthese prej të pranishmëve aty në sallë, dhe do të shoqëroheshin me duartrokitje, edhe pse jo aq të furishme sa ato në adresë të babait.

Siç e merrni me mend, besoj, ditët pas asaj mbledhjeje do të bëheshin ndër më të trishtuarat e fëmijërisë sime. Qysh të nesërmen. Sapo të vija këmbën në oborrin e shkollës. Kur pas shpinës sime (më rrallë edhe përballë) do të fillonin sharjet:

"Erdhi sollaku!"

"Shife sollakun!"

"O sollak, a do dajak?"

Sharjet e ngacmimet në adresën time (pse nuk më kishin ngacmuar në ditët para mbledhjes?) do të vazhdonin edhe brenda klasës, derisa Ili, shoku im, do të deklaronte faqe të gjithëve se "kishte pun' me te, kush do të guxonte me i than' Ridit, domethënë mua, sollak". Kuptohet që kërcënimet e shokut tim nuk mund të pinin ujë në rastin e mësueses (kishte të njëjtin emër me atë të nënës sime!), e cila, qysh në orën e parë "pas mbledhjes", do të ndryshonte *krejtësisht* qëndrim ndaj meje: nga i përkëdheluri i saj deri dje, do të kthehesha si me magji në "turpin e problemin e klasës". Dhe si i tillë, do t'u nënshtrohesha menjëherë ndoca masave e vendimeve të pakundërshtueshme, disa prej të cilave i kujtoj edhe sot e kësaj dite:

1. Nga banka në fund të klasës, ku rrija përherë bashkë me Ilin, do të dilja në fillim, në bankën e parë.

2. Vendin e shokut tim në bankë do ta zinte një shoqe e klasës, e cila kishte për detyrë ta informonte mësuesen sa herë që unë gaboja, domethënë sa herë që kapja penën apo lapsin me dorën e majtë.

3. Mësuesja, me urdhër të drejtorit, do të kishte të drejtë ta godiste me vizore dorën time të majtë, sa herë që shihte në te penën apo lapsin.

4. Për çdo ditë, me të filluar mësimi, duhej të ngrihesha në dërrasën e zezë dhe aty, vetëm me dorën e djathtë, të shkruaja dy fjali të gjata.

5. Pasdrekeve në shtëpi, bashkë me detyrat e klasës, duhej të shkruaja (kuptohet, me të djathtën) në fletoren e bukurshkrimit njëqind herë fjalën “Atdhe”.

Ditë që vështirë se mund t’i harroj ndonjëherë. Domethënë kurrë. Përderisa dhe sot e kësaj dite vazhdoj të shkruaj vetëm me të majtën. Edhe pse nuk zgjatën shumë ato ditë, dy javë nëse nuk gaboj, u bënë të mjaftueshme për të ma *neveritur* pikërisht atë që deri atëherë kisha dashur më tepër se gjithçka tjetër: shkollën. Duke qarë nisesha për aty. Kurse me t’u futur brenda saj, e ndjeja menjëherë (apo ashtu më dukej mua?) se gjithçka rreth meje ishte armiqësore: përshëndetjet e rojës te dera, shikimet e mësuesve nëpër korridore, nënqeshjet e shokëve në klasë. Edhe pse kur ndodhesha në shoqërimin e Ilit, domethënë përherë, askush nuk guxonte të më thoshte “sollak”.

Por tortura e vërtetë fillonte kur më duhej të shkruaja.

Nën shikimin e rreptë të mësueses (kishte pak a shumë moshën e nënës sime), kapja me dorën e djathtë bishtagypin (nuk di sa e kujton lexuesi këtë mjet shkrimi?) dhe me vështirësi e duke u dridhur, e drejtoja majën e penës drejt grykës (sa të ngushtë e kishin bërë!) së shishes së bojës. E lija aty brenda për pak çaste – kësisoj, edhe vetë e mblidhja veten disi – dhe mandej, gjithnjë me dorën që më dridhej pa pushim, domethënë me të djathtën, e tërhiqja ngadalë-ngadalë drejt fletores. Por me gjithë kujdesin dhe ngadalësinë e veprimeve të mia, ishte e pamundur që mbi fletoren para meje të mos binin dy-tri pika boje. Pas çdo ngjyerjeje të penës te shishja. Aq sa fleta e bardhë mbushej gjithandej me danga blu, që mezi thaheshin.

Shkrimin e detyrave në klasë e shoqëroja thuajse përherë me lot. Edhe kur isha ulur në bankë, edhe kur ngrihesha në dërrasën e zezë. Lot të valë e që nuk më bindeshin aspak. Teksa bishtagypi (apo shkumësi) më dridhej në dorën e djathtë dhe mezi i formonte germat. Kurse bashkimi i tyre, domethënë i germave në fjalë, ishte mundim më vete. Kurrë s’ia dilja mbanë t’i bashkoja të gjitha. Përherë do të dilte ndonjë “a” apo “o”, që rrinte e ndarë shoqeve.

Ndodhte ndonjëherë, edhe pse shumë rrallë, që harroja dhe e kaloja bishtagypin në dorën time, domethënë në të majtën. Por tamam atëherë dëgjoheshin ulërimat e kërcënimet e mësueses dhe vizorja e saj godiste fort *dorën e turpit*.

Më ndryshe ishin punët në shtëpi. Sepse sipas tim' ati, fatkeqësia nuk qëndronte dhe aq në faktin që unë shkruaja me dorën e majtë (edhe pas mbledhjes ai vazhdonte t'u besonte shënimeve të nxjerra nga Enciklopedia), sesa në atë që me këtë dorë kryeja edhe veprimet e punët e tjera, të tilla si për shembull:

mbajtjen e lugës a të pirunit gjatë ngrënies;
nguljen e gozhdëve me çekiç;
tërheqjen e drejtimin e telave;
vjeljen e pemëve në bahçe;
kurdisjen e orës apo të kurthit të minjve...
dhe plot të tjera kësisoj.

Këto nuk m'i pranonte dhe nuk m'i falte im' atë! Sepse, *prapë* sipas tij, "nji pun' që kryhej me dorën e bythës, kurrë nuk ishte e hajrit". I gjendur kështu mes kontradiktash (nga njëra anë vazhdonte të këmbëngulte se gjithë njerëzit e mëdhenj me të majtën kishin shkruar), vihej në siklet me mua dhe ndryshonte qëndrim edhe brenda një minute. Sapo më shfrynte që "kurr' s'ke me ba hajr me at' dorë", harronte pas pak dhe deklaronte me krenari se "ke me u ba niri i madh". Në të vërtetë, im' atë do të merrej për disa kohë me mua, duke më ushtruar kryesisht në mbajtjen e çekiçit e të sharrës me dorën e djathtë, por shpejt do ta humbiste durimin, do të mërzitej dhe do të hiqte dorë, duke ia lënë nënës një detyrë të tillë.

Mbaj mend që ime ëmë, me ta marrë detyrën dhe sigurinë nga im' atë se "nuk do t'i përzihej në metodat e saja", do të përqendrohej në dy objektiva kryesore:

së pari, të arrija që brenda një jave ta mbaja lugën e të ushqehesha me dorën e djathtë;

së dyti, t'ia dilja që brenda muajit t'i bëja me të djathtën detyrat e shtëpisë.

Ndryshe nga mësuesja, krejt ndryshe, ime ëmë do ta niste punën me mua duke më dhënë një këshillë në formë paralajmërimi, të cilën e kujtoj edhe sot e kësaj dite: “Askush nuk i jep nuse nji sollaku!”; ashtu siç e mbaj mend edhe përgjigjen time të menjëhershme: “Tash po gjej nji nuse sollake”. Megjithëkëtë fillim aspak premtues, nëna do të tregohej tepër e butë dhe e durueshme me mua. Sidomos në javën e parë. E inkurajuar, me siguri, prej faktit që unë qysh në dy-tri ditët e para ia kisha dalë ta mbaja lugën e të ushqehesha me dorën e djathtë. Edhe pse të ushqyerit me atë dorë më vinte krejt pa shije dhe, me t’u habitur paksa ime ëmë, e kaloja prapë lugën në të majtën. Kjo histori do të përsëritej pak a shumë dhe me shkrimin e fjalës “Atdhe” në fletoren time të bukurshkrimit. Me të djathtën ia nisja dy-tri herëve të para (njëqind herë duhej shkruar ajo fjalë!), por me t’u shpërqendruar paksa ime ëmë, çka ndodhte shpejt dhe shpesh, prejse ajo, ashtu e lodhur nga punët e panumërta të shtëpisë, mbyllte sytë e dremiste përballë meje; me t’u gjendur jashtë vëmendjes së saj pra, unë menjëherë kaloja bishtagypin në dorën e majtë dhe me vrap, si të më ndiqte kush nga pas, e kryeja detyrën. Deri një ditë kur ime ëmë do t’u binte në te hileve të mia. Por nuk do të zemërohej e nuk do të bërtiste si mësuesja ime. Thjesht do të hiqte dorë nga *objektivat* e saja. Duke i thënë tim’ ati vetëm tri fjalë:

“Ridi asht i pakorrigjueshëm!”

(Këto tri fjalë, por tre muaj më vonë, diku në mbyllje të semestrit të dytë nëse nuk gaboj, do të detyrohej t’i përsëriste përballë drejtorit të shkollës edhe mësuesja ime e klasës së parë kur, pas rrekjesh të panumërta e të mundimshme për të dyja palët, do të hiqte dorë *përfundimisht* nga premtimi i bërë në lidhje me mua, duke pranuar bile që të zëvendësohej me një mësuese tjetër, për çka unë, njëfarësoj, vazhdoj të ndihem disi fajtor edhe sot e kësaj dite).

Kurse me shokët e rrugicës gjithçka do të ishte e lehtë dhe e thjeshtë: qysh të nesërmen pasdreke, ata dukej se e kishin

harruar mbledhjen e djeshme në palestrën e shkollës. Teksa luanim futboll dhe unë – si përherë – e gjuaja topin vetëm me këmbën e majtë. Asnjë përshtypje nuk u bënte shokëve të mi. Siç nuk u kishte bërë edhe më parë. Sepse qenë mësuar me mua. Ose kur shtrëngoja perin e balonës me gishtërinjtë e dorës së majtë. Apo rriskën e bukës...

Siç kisha bërë gjithmonë.

Siç vazhdoj dhe tani.

* * *

Mjafton ndonjë vështrim ironik prej studentëve të mi - teksa unë mbaj shënime në auditor, apo një nënqeshje tallëse prej lexuesit - tek pret autografin prej meje, që kujtesën time ta sulmojnë pamëshirshëm kujtimet e kohës kur isha në klasën e parë dhe kur të tjerët rrekeshin mundimshëm të më *ndryshonin*.

### 3. TRI VJERSHA ME NGA TRI STROFA

Duhet të kem qenë në klasën e gjashtë, diku rreth moshës 11-12 vjeç, kur në revistën e atëhershme "Pionieri" më janë botuar tri vjershat e para. Të tria me nga tri strofa, të vendosura në anën e djathtë të faqes, nën njëra-tjetrën. Edhe tani i kujtoj titujt dhe renditjen:

**1. FSHATI** (tregonte për një fshat të bukur e të lumtur, edhe pse kurrë s'kisha qenë aty).

**2. PARTIZANET** (nxitur nga filmat e parë dhe librat e lexuar me këtë temë).

**3. GJYSHI** (i kushtohej gjyshit tim, edhe pse ai kishte vdekur shumë kohë pa lindur unë).

Kurse sipër tyre, me germa pak më të vogla se ato të titujve, emri im: **RITVAN DIBRA**. Edhe pse i shkruar gabim, ngaqë duhej RIDVAN (një gabim i tillë përsëritet shpeshherë dhe sot e kësaj dite), ai ishte emri im. Nuk e luante as topi! Përderisa vjershat poshtë tij ishin të mijat. Bile i dija përmendësh. Të tria. "Fshati im i dashur/ fshati im i ri...", fillonte e para.

Lajmin e botimit të vjershave do ma jepte i pari mësuesi i gjuhës dhe i leximit letrar, një burrë i zeshkët e i sertë, prej portretit të të cilit kujtoj mustaqet e zverdhura nga tymi i duhanit. (Me të mbaruar ora e mësimit, fill e vinte në buzë cigaren e radhës, të cilën kurrë s'e çonte deri në fund, ngase pushimet mes orëve nuk zgjatnin më shumë se pesë minuta). Në të gjithë shkollën, ishte i vetmi mësues që mbante mustaqe, fakt ky që para nesh e bënte *më ndryshe* e më të frikshëm nga mësuesit e tjerë; bile dhe se ai i aritmetikës.

Edhe tani e mbaj mend futjen e tij *atë ditë* në klasë. Kishte hyrë më herët se zakonisht, disa minuta pa rënë zilja e orës së mësimit. Në dorë mbante një tubë revistash, kurse ndër sy e përreth mustaqeve i shëtiste një qeshje e lehtë, të cilën rrallëherë ia kishim parë. Ende pa u ulur në tavolinën e tij, më kishte urdhëruar të ngrihesha në këmbë dhe të dilja para klasës. Edhe pse aty për aty nuk po kujtohesha për ndonjë faj a gabim të kryer, edhe pse toni i mësuesit tim qe i më i butë e më paqësor se asnjëherë tjetër, urdhri i dhënë m'i kishte futur të dridhurat: kurrë nuk ndodhte që ndonjëri prej nesh të dilte "para klasës" pa u bërë më parë apeli. Me të dalë unë para shokëve të mi (në klasë nuk dëgjohej as miza), mësuesi kishte hapur njërën prej revistave dhe kishte nisur leximin, duke përmendur më parë *emrin e autorit*, domethënë emrin tim:

"Fshati im i dashur,
Fshati im i ri,
Ngritur mes malesh,
O sa bukuri!..."

Unë kisha shtangur. Kështu fillonte njëra prej tri vjershave të mia. Të cilat ia pata nisur me postë para katër-pesë muajsh revistës "PIONIERI". Një revistë e përdyjavshme për fëmijë, abonimi në të cilën qe i detyruar për të gjithë nxënësit. Vetë i kisha nisur vjershat, pa më thënë kush. Të shkruara në një dyfletëshe nga fletorja e bukurshkrimit. Me shkrimin tim të dorës e që mezi lexohej. ("Ke shkrim pulash", më qortonte shpesh mësuesi i gjuhës dhe i leximit). Në njërin prej numrave

të revistës – çdo numër e lexoja nga fillimi deri në fund: germë për germë – më kishte zënë syri një njoftim, që bënte fjalë për një "konkurs letrar me rastin 25-vjetorit të çlirimit të Atdheut" dhe *fill* kisha vendosur të merrja pjesë. Pa i treguar askujt.

As tim ati.

As shokëve.

As mësuesit të gjuhës e të leximit letrar.

Që atë ditë isha ulur dhe i kisha shkruar vjershat. Për një pasdreke të tria. *Fill* të nesërmen i kisha postuar. Bashkë me Ilin, shokun tim më të ngushtë. Edhe pse nuk i kisha treguar se çfarë kishte brenda zarfit. Në njërën anë kisha shkruar adresën e revistës, në tjetrën atë të shkollës sime... Mandej disa ditë shprese, pritjeje e ankthi. Derisa kishte ardhur numri i radhës. I ndezur flakë e me duart që më dridheshin, e kisha shfletuar me të shpejtë revistën. Aty në klasë, nën bankë. Dy-tri herë. Lloj-lloj emrash e vjershash, por askund emri im. Askund *vjershat e mia*. Prapë dy javë pritje. Edhe pse me më pak shpresë e ankth. Numri i radhës. Prapë shfletimi i shpejtë aty nën bankë. Me duart që më dridheshin më pak se herën e parë. Lloj-lloj emrash e vjershash, por prapë askund emri im dhe vjershat e mia. Kështu për disa numra me radhë. Gjithnjë dhe me më pak shpresë e padurim. Derisa *një ditë* i kisha harruar vjershat e mia. Ose ashtu kujtoja unë. Sepse, sapo më binte në dorë numri i ri i revistës, i kaloja fletët me vrap për t'u ndalur te "faqet e konkursit"...

Kurse tani mësuesi lexon me zërin e tij të trashë e të ngjirur:

"Gjyshi im flokëbardhë,
Vjen e më tregon një përrallë.
Një përrall' me partizanë,
Që luftojnë porsi luanë..."

Unë jam skuqur e ndezur flakë. Edhe pse *strofa origjinale*, domethënë ajo që ia kisha dërguar revistës, kishte qenë pak më ndryshe: "Gjyshi im flokëbardhë/vjen e më tregon një përrallë/Një përrallë të bukur shumë/që më vë natën në gjumë". Zemra sa nuk më del vendit. Nuk di ku t'i çoj duart.

As shikimin. Shokët e klasës m'i kanë ngulur sytë të gjithë, të habitur e disi të çmeritur, thua se më shohin për herë të parë. Sidomos Ili, shoku i bankës.

"Gjaku juaj u derdh lumë,
Dhatë jetën për lirinë.
Rritemi çdo dit' të lumtur,
Se gëzojmë Shqipërinë!"

lexon mësuesi strofën e fundit dhe menjëherë më afrohet pranë, ma vë njërën dorë mbi kokë e nis m'i trazon flokët. Sakaq, shokët e klasës zënë e duartrokasin. Sa u hanë duart! Kështu për disa çaste. Mua më mbushen sytë me lot. Pa e kuptuar tamam se pse. Mësuesi bën me dorë për qetësi dhe thotë fjalët e pabesueshme:

"Për ma shum', shoku juej asht' 'shpall' njeni prej tre fituesve të vendit t'par' në konkursin e 25-vjetorit të çlirimit të Atdheut..."

Shokët e klasës nuk mbahen më: godasin dyshemenë me këmbë dhe me grushte syprinat e bankave. Mësuesi nuk u thotë asgjë, vetëm qesh. Kurse unë nuk di se ç'të bëj. Çfarë të them? Si të sillem? Vetja më duket si në ëndërr. I marr leje mësuesit dhe nisem për te banka ime. Mezi i hedh hapat deri aty.

Thua se po eci përsipër mjegullave.

"Tradhtar!", më thotë Ili, sapo ulem. Nuk i kthej përgjigje. Jo se nuk e meriton. Por nuk di çfarë t'i them. Ndërkohë, mësuesi, gjithnjë me atë buzëqeshjen e mezi-dallueshme e si të ngatërruar mes mustaqeve të tija të zverdhura, ua shpërndan revistat të gjithëve, bankë për bankë. Dhe porosit:

"Orën tjetër keni me i than' përmendësh të tria vjershat e Ridit".

"Tradhtar!", më shan Ili prapë, sapo dalim jashtë shkollës dhe të vetëm nisemi për në shtëpi. Unë pres se mos vazhdon me "idiot", siç më thotë shpeshherë, por shoku im kësaj radhe mjaftohet vetëm me sharjen e parë.

"Taman tradhtar je! As mu nuk më ke diftu se je shkrimtar? A nuk më ke shokun ma të ngusht'?"

Nuk i kthej asnjë përgjigje. Sepse *prapë* nuk di çfarë t'i them. Ndoshta "shoku im ma i ngushtë" ka të drejtë: atij duhej t'ia kisha thënë që më herët se *jam shkrimtar*. Rrugën deri te shtëpitë tona (përballë njëra-tjetrës i kemi) e bëjmë në heshtje. Si kurrë më parë. Edhe kur ndahemi, asnjë fjalë nuk i themi njëri-tjetrit. Por sa hyj në oborrin e shtëpisë sime, e harroj Ilin me gjithë sharjet e tija. Futem me vrap brenda në shpi dhe ashtu i veshur nxjerr nga çanta e shkollës revistën, të cilën e shfletoj me të shpejtë, derisa gjej vjershat e mia. I lexoj me zë të lartë të tria. Disa herë me radhë. Mandej edhe me sy mbyllur. Përmendësh. As që kujtohem për drekën. As për shportën e fiqve, që duhet ta vjel sa pa u kthyer prindërit nga puna. As për lulet në oborr, që duhet t'i ujis... Veçse hap e mbyll pa pushim revistën dhe lexoj me zë të lartë vjershat e mia. Kur papritur, krejt papritur, më vjen *dëshira* të shkruaj *vjersha të tjera*, të ndryshme nga tri të parat. Njërën për babën. Tjetrën për shokun tim, Ilin. Kurse një të tretë... Gris me të shpejtë një dyfletëshe nga fletorja e bukurshkrimit dhe ulem të shkruaj. Harrohem për shumë kohë ashtu. Derisa dëgjoj ndoca kollitje të thata në oborr: është im' atë! Marr revistën në dorë dhe turrem me vrap drejt tij:

"A e gjen se ça asht? Revista... revista "Pionieri" asht... më kan' botu tri vjersha... me emnin tem... edhe çmim të par' më kan' dhan'...".

Ashtu i ndezur flakë e me duart që më dridhen nga padurimi, rrekem ta shfletoj revistën e t'i gjej sa më shpejt vjershat e mia. Sapo ndesh në to (faqja 13), ia vë tim' ati para fytyrës.

"A i shef? Tri vjersha me emnin tem! I pari jam... i pari në krejt Republikën..."

Im' atë, mbushur gjithandej me fije zdrukthi (marangoz punon), sheh për pak çaste revistën, mandej mua. Me dyshim e mosbesim.

"Vet' i ke ba?"

"Vet' babë! Askush nuk më ka ndihmu. As msusi...".

Im' atë më sheh prapë me dyshim e mosbesim dhe kur pres që, të paktën, të gëzohet e të lumturohet po aq sa unë, më bën pyetjen e përditshme:

"E ke vjel' shportën e fiqve?"

"Shportën e fiqve? Jo, babë... Tash po e vjel...".

Një si lëmsh më mblidhet papritur në fyt dhe gati ma zë frymën. Kurse sytë më njomen prej lotëve. Ul kokën, e mbështjell revistën tub dhe heq këmbët zvarrë drejt haurit të vjetër. Marr shportën e fiqve dhe dal në bahçen mbrapa shtëpisë. Aty i lë lotët të më rrjedhin lirshëm. Edhe kur jam majë fikut, lotët më rrjedhin pa pushim. Si kurrë më parë. Dhe teksa i këpus fiqtë pjekur e papjekur, si të m'i zërë dora, rrekem disi ta justifikoj sjelljen e babait. Por nuk di, nuk mundem. Im' atë është gëzuar e lumturuar edhe më shumë se unë, kur kam mësuar notin. Po kështu, kur kam mësuar biçikletën. Apo kur kam rregulluar vetë gardhin në fund të bahçes. Kurse tani... E mbush shportën dhe ulem poshtë. Lotët më janë mbaruar. Kokulur futem brenda në shtëpi. Nuk më bëhet ta shoh në sy tim' atë. Ndërkohë, edhe ime ëmë është kthyer nga puna dhe me sa duket e ka marrë vesh lajmin, sepse më uron:

"Të keqen nana!"

Vetëm kaq. Edhe puthjen e zakonshme, të cilën ma jep sa herë që kthehet nga puna. Asgjë më tepër:

As urime.

As përgëzime.

As lekë.

Kur i meritoj të gjitha. Sepse jam "i pari i Republikës". Sytë më njomen prapë dhe pa thënë asnjë fjalë nisem drejt dhomës së gjumit. Edhe pse e urrej *për vdekje* gjumin e zhegut, shtrihem vetë në dyshek, pa më urdhëruar babai, siç bën në të gjitha ditët. Sapo vë kokën në jastëk, ai njomet prej lotëve. Ashtu mes lotëve, prapë rrekem t'i justifikoj *sadopak* prindërit e mi, por prapë nuk ia dal.

Derisa më rren gjumi.

Kurse me shokët e mi të rrugicës e të klasës gjithçka do të ishte ndryshe. Që atë ditë. Sapo mblidhemi në muzg te sheshi

para Xhamisë së Vjetër. Sesi më shohin. Edhe me admirim. Edhe me pak drojë. Si pas një muri të padukshëm.

Thua se kurrë nuk kanë parë shkrimtar me sy!

Mandej guxojnë dhe më afrohen ngjitur. Në fillim Leta, motra e Ili. Më sheh butë dhe ma zgjat rriskën e saj të bukës "për një kashat'". Më pas, edhe të tjerët. Të gjithë me rriskat e tyre të bukës. Drejt gojës sime. Derisa më zë dhimbja e barkut. Edhe kur ndahemi në skuadra (për futboll a lojë luftash), unë jam "i zgjedhuri i parë". Kur deri dje kam qenë ndër të fundit.

Kështu për tri ditë me radhë. Gjatë atyre tre ditëve, Ili nuk do ta përdorte me mua as edhe njëherë sharjen "idiot", kur më parë nuk kalonte minuta pa ma thënë faqe të gjithëve. Ndodhte që unë ia *bëja borxh* ndonjëherë dhe ai ishte gati të shfrynte, por nga goja, në rastin më të keq, nxirrte vetëm germat e para "id", kurse të tjerat, edhe pse me mundim, i kapërdinte.

Por vetëm tri ditë kështu. Se mandej gjithçka do të ishte si më parë.

Edhe pse unë do të botoja vjersha të tjera te "PIONIERI".

* * *

Më ndodh që dhe tani, pas më shumë se njëzet vjet përvojë shkrimesh e botimesh, të rri në pritje e ankth sa herë që nis diçka për botim.

Sidomos në dy javët e para.

Edhe pse tashmë, falë dhe njëfarë emri që gëzoj, e kam thuajse të sigurt botimin.

Siç është më se normale që në të gjithë këto raste, pritjesh e botimesh, të më bien ndër mend tri vjershat e para dhe gjithçka tjetër që ndodhi pas botimit të tyre.

*Shkodër, janar 2010*



**ZEJNULLAH RRAHMANI**

*Zejnullah Rrahmani (Podujevë, 1952), ka studiuar dhe është diplomuar në Fakultetin Filozofik të Prishtinës. Studimet pasuniversitare i mbroi në Degën e Letërsisë Shqipe dhe magjistroi më 1984. Më 1985 mbrojti tezën e doktoratës në Fakultetin e Filologjisë të Prishtinës. Ligjëron lëndën Teori e letërsisë, në Fakultetin e Filologjisë. Prej vitit 1992 është profesor i studimeve pasuniversitare, ku ligjëron lëndën Teoritë letrare. Nga viti 1970 është anëtar i Shoqatës së Shkrimtarëve të Kosovës. Është anëtar i PEN Qendrës Shqiptare. Nga viti 1992 ka qenë anëtar i Këshillit Nacional të Shqipërisë për programet e letërsisë. Nga viti 1996 deri më 1999 e ka udhëhequr arsimin e Kosovës në cilësinë e Këshilltarit për arsim i kryetarit të Kosovës. Ka të botuara shumë vepra fiksionale dhe studimore. Është fitues i disa çmimeve letrare kombëtare.*



# LYPSI I PËRJETËSISË

1. Tempulli

**Terri. Fusha e Asgjësë. Tempulli**

Shkretëtira e asgjësë e kish vërtitur në rreth terri. Ma shumë pavetëdijshëm përpiqej ta kalonte atë rreth, se mendja ishte gjithashtu terr dhe zemra vetëm terr ishte dhe mendja që sillej rrotull në terr. Përpiqej ta kapërcente atë rreth, të shpërthente nga asgjëja e tij dhe të shikonte rrugën e duhur në ato vende të largëta. Tashmë e kish caktuar një qëllim të kërkonte shikimin e vet dhe të kapërcente në dritë, të lironte gjërat e veta dhe të tjerat prej territ të tij dhe prej territ të

tyre. Mirëpo ishte tepër e vështirë: vetëm hije terri i hapeshin përpara, lëviznin nëpër koordinata të panjohura, me ritëm të pakuptueshëm. Dukej që hapej një perde terri përmbi skenë po drita nuk shfaqej, shfaqej një perde tjetër terri...

Një ditë, një mesditë të saj, ndodhi mrekullia e besimit: iu duke që detin e tij po e frynte një erë sikur që e frynë era e fortë fytyrën e detit. Ashtu edhe kishte nisur: njëherë but, ngadalë, pastaj më fort e më fort, duke ngritur stërkala valësh këtu e atje, duke i vërtitur disa valë rrotull e ndeshur të tjerat mesjete, duke ngritur stërkala lart në qiell e duke trazuar mendimet që përplaseshin nga një cep i mendjes në tjetrën, nga toka në qiell! Argjendi i stërkalave ndriçonte një hop, mbetej lart në ajrin e freskët dhe pastaj përplasej në oqean, në thellësi. Valët ngjiteshin e përplaseshin me forcë me njëra tjetrën dhe që nga majat e tyre hidheshin me sulm për t'u bashkuar në thellësi! Kjo përplasje hijesh të fuqishme në qenien e tij shkaktoi xixat e para dhe rrufetë qenë formuar diku në horizont! Qenia e tij e mijëfishuar e territ po trysnohej nën peshën e vet dhe po i kthehej thellësisë së vet, po mblidhej, po e mbushte hapësirën e pafund të arsyes...Atëherë, i plagosur, i shprishur prej sulmesh pa atë: Tempullin!

Ai qëndronte në qiell, mbi një maje mali, i vetëm, i bardhë...



2. Siç thonë

**Lypsi. Koha. Pushteti. Lisi dhe Uji.**

Siç thonë, çdo gjë e ka kohën e vet.

Erdhi koha e zhvillimit dhe e përparimit. Sabahu. Dhjetë vite që e ngjallën vendin dhe çdo gjë ndryshoi. Rrugët filluan të bëhen të drejta dhe të gjëra. Shtëpitë rriteshin kat pas kati dhe mbusheshin sermaja. Dyqanet zgjeroheshin e mbusheshin mallra që më parë as nuk kishin mundur të mendoheshin. Sehirxhitë vërshuan.

Pushteti po bëhej gjithnjë e më i sertë dhe më i fuqishëm, ndërsa njerëzit servilizoheshin. Ajo çka tregonte, ishin masat e rrepta, kontrollet, përveç për sahanlëpirësit dhe sakojtë e kishave, ndërsa njeriut të zakonshëm i sëmbonte zemra për çka po i shihnin sytë. Pasanikët e mëdhenj silleshin sallamatas. Sikush si ndihej i sigurt sidokudo. Edhe pse shumë të sëkëll-disur, ata i mbushën sagjet me peshk, koshat me grurë dhe prisnin salikim prej pushtetit. Po sidoqoftë, pushteti sillej si i sinqertë dhe lëshonte sinjale sipërfaqësore e spontane vetëm bënte salvime. Pasanikët, porsi pushteti: ishin të sëkëlldisur, rreptë, mospërfillës, syplasur, që presin sus të ftohtë dhe të gatshëm për një sundim të pamëshirshëm.

Pikërisht në njëkëso kohe Lypsi u strehua në një kasolle në skaj pylli. Mali ishte i madh, kish plot strume që në pran-verë ktheheshin në lumë po verës qëndronin me ujëra të pak-ta, një stryme shkonte anës dhe atje kishte strofuj kafshësh e shpendësh të ndryshëm: stërqokë, sqepholla, sqepkryq, sqep-kthyer të shumtë, sqepverdhë e sqepgjatë, stërqokë, sqepa-druth, spurdhjak, sorreshkina e sorra të panumërta...

Kasollja ishte në një sohie, e braktisur prej shumë kohe, ndoshta qysh prej luftës së fundit atje askush s' ish strehuar. Disa javë ia mori vetëm për të pastruar kasollen dhe strehën për vete e stelën për qenin. Le sa i shkoi sall për selishtën dhe për sallihanën aty afër, se sidokudo i duhet të pres sado rrallë ndonjë kafshë. Iu dashtë t'ia ndërronte një pjesë të mbulojës së kulmit, të mbulonte sandermajën, t'i sendërtojë shkallët duke nxjerrë e skalitë dërrasa me sopatë; përbrenda sallonit të sëmbar ndante një skutë sa për t'i skutlue librat, të cilat i gjeti aty, si dhe ato që i kish me vete. Disa sëndukë të drurit ishin përplot me libra të seneve të stërlashta, sa e sa prej të cilave ishin një skuriq sot dhe ai i ndau për t'i sosë dimrit në sobën prej balte. Të tjerat do t'i shërbenin për ta hequr ndryshkun që si strup tek fëmijët, ia kish stukuar mendjen. Një sofa dhe një tryezë dhe përjashta derës së shtëpisë vendosi sofatin prej guri ku do të pushonte verës. Softin pranë dritares e zgjodhi

prej drurit të gështenjës. Do të sodiste prej aty natyrën sabaheve. Sëfundi pastroi një pjesë të oborrit dhe stisi kroin. Te rruga vuri një simbol, më shumë për t'u kuptuar se aty niste sokaku për ardhacakët e sapoardhur. Të gjitha i sosi para se të vinte sanatadita e parë.

Ishte aty fundi i egërsisë dhe dera e shtëpisë së tij.

Muajve që vijuan ai stinoi aty. Nisi të studionte librat e shenjta që i gjeti palë në dollap dhe filloi të stiste disa mendime të tijat. Madje, një histori të vjetër e stisi dhe e stolisi disa herë. I bëhej se ajo i qëndronte në mendje stivë dhe se atje në stjegull i pikonin vazhdimisht rrjedhat e mendimeve që e ndryshonin saora, secilën ditë, secilën stinë, prandaj duhej t'i jepte formë, ta kthente në stoli të cilën pastaj do ta vendoste përgjithmonë në sëndukun e arturinave të kujtesës. Kur molisej nga leximet e gjata, ushtronte mendimin dhe të menduarit, megjithëse jo rrallë përzierja e ideve të librave të ndryshëm krijonte një lloj të ri, një stramastik të habitshëm! Kish parë aty se një lloj mendimtari është një stërqitës në kurriz të tjerëve, ndërsa tjetri nuk ecë dot përpara pa stërshoshur çdo send, ashtu si ndonjë tjetër që me të filluar stërvalet pas pararendësit dhe sakaq s'është pos një stërvinë...

Shëtiste nëpër bjeshkë, rrotull strugave plot ujëra, bimë të ujit e skobuzë që lëvrijnë si gjarpërinj të skëterrashëm, ku mijëra spërka kërcejnë në çdo hap, shpend e kafshë të imta që herë jetojnë në ujëra e herë në tokë, hetonte me kujdes ndonjë strukë, ku mund të strehohej ndonjëherë në rast rreziku a kur e zë e vona në bjeshkë. Ndoqi një ditë një dhiare e cila e nxori në maje të një skerke të thepisur, përtej të cilës kishte vetëm qiell të spërndritur. Dalëngadalë krijoi një rend e një marrëveshje me kafshët e egra të cilat jetonin në strofka, gërmuar në tokë,ose në strofulla të tyre ku gjethet e bari thatë u shërbenin si stroma midis rrënjash, barishtesh e trungjesh, aty rrotull shtëpisë së tij dhe ma larg në male sipas stinës a stolisë së gjethit. Ato, kafshët, sado që jo pa skërmitje dhëmbësh pa skërputhje e pa sfytyrirë bishash të egra, e kuptuan që ai nuk përfaqësonte asnjë rrezik për to, prandaj nuk skajoheshin si

në fillim. Por, ai nuk i duronte ato të futeshin tek oborri i tij apo tek selishta ku kish disa sera dhe ku kish selitur disa selvi, dhe ku kish ndërthuar një sfrat për ujitje. Pas njëfarë kohe, ato nuk futeshin më. Mandej vuri një paqe me bimët dhe me drunjtë e pyllit, madje edhe me stërkandrret që nuk e presin vitin tjetër se krimbi i ha pamëshirë në zemër, me stërkungujt që kacavirren e ngjiten sipër duke shfrytëzuar trungjet e gjata të lisave, me stafidhet varur nëpër lozët e hardhisë së egër që duhet squfurosur për t'i shpëtuar nga sëmundjet...

Ta zëmë, kur ushtronte pranimin e mendimeve të ndryshme përnjëkohshëm, sakaq dhe prej burimeve të ndryshme njëkohësisht, e sajonte mendimin e vet si një sfrat i cili ndan ujërat dhe gardh ferrash që shkon mes për mes livadheve.

Saesaherë kish ushtruar mendimin me teknikën drithëruese të një gjethi kur frynë e s'frynë era. Disa kohë derisa e ushtronte sajimin e qëndrueshëm të mendimit, përdorte sajesën si të lisit qindravjeçarë, që ndodhej përskaj burimit.

Një sene, derisa e ushtronte rrjedhën e mendimit e kishte model lumin që niste rrjedhën i vogël lart në bjeshkë dhe që bashkohej me përroskat e dhjetëra e dhjetëra përroskave e përrenjve dhe vazhdonte duke hapur me sulm rrugën midis shkëmbinjve, kodrinave e lugjeve, derisa dilte poshtë në fushë dhe plot me zhurmë hynte në Kryeqytet... Atje, gjithashtu sorollatej hareshëm dhe sorollimthi midis shtëpive, rrugëve, bulevardeve, urave e rrokaqiejve, parqeve e lagjeve të varfra... dhe pastaj me gjithë ato imazhe sokëllimash e kujtime sojnikësh e sojsëzesh të qytetit rridhte deri në oqean....

3. Përparimi i madh dhe arroganca

**Lypsi. Arroganca. Materialiteti.**

Kjo ishte epoka kur përparimi paradoksal po paraqitej i pathyeshëm dhe i pafund, ndërsa papërgjegjësia e parisë dhe

e pushtetit po parashikohej e plotë. Qyteti pushtonte pataksim përreth patreguar paturpësinë ndaj fushave e katundeve, duke i përbuzë e përbythë ato pamje  të natyrës. Përfitonte duke përdhosur përdheset e duke përndarë dhe  përqendruar popullatën në shumëkatëshe deri te retë. Pastaj u përqendrua papritmas në rrugët e në sheshet e përbashkëta. Pllakosi ploja mbi qetësinë: qyteti po prodhonte plot papunësi dhe zhurma të pafrenueshme. Edhe  dimri edhe bora zunë të prapseshin e t'i përanashkalonin pakthyeshëm. Pushteti përhapej mbi njerëzit pakufizueshëm dhe pandërprerë. Pancirët, paparalajmërim dhe paparashikueshëm parakalonin e kontrollonin të gjitha. Paralajmëroheshin edhe përpjekje për të paracaktuar edhe vetë mendjen e popullit.

Lypsi, i pashtruar, i prirë nga vullnet i pashoq, kish përmbyllë patronditur  paudhat  e pushtetit dhe paudhësitë e njerëzve dhe qe perënduar prapa përmbajtjeve të librave. Pas tyre, në botët e ideve që spërndriteshin po si  perfeksion konstelacionesh të yjeve, që pezullojnë e lëvizin përjetësisht nëpër hapësira paanë, ai pat hapur përbotshëm shpirtin, zemrën përbrenda dhe mendjen ndaj prijetarisë dhe plotnisë! Pleqësoi që Zoti vetë, Ai i Madhi i ShumëMëshirshmiMëshiruesi, po i plotëfuqizonte me pamje të fjalëve të Librave.

Herëve të tjera Ai zakonisht i fliste me gjuhën e natyrës, me barin që preshtonte, me gjuhën primitive të zjarrit që prafullon, me gjuhën pllenuese të  qiellit,  por i fliste papritmas me gjuhën e detit pllumushtuese dhe me gjuhën e lumenjve përdredhës; të shiut që pluskonte dhe të borës që boronte; të akujve që shkriheshin dhe rrëkeve që rridhnin në pranverë.

Po i fliste edhe me gjuhë të kafshëve të vogla e të parëndësishme si: breshka që prapështohet mbi barin e madh dhe bëhet pre e dhelprës, ose  me gjuhën e një hardhuce që rrezitej në guri të thatë në midis të prellit, prekla që mezi dallohej prej myshkut të blertë; me pallmat e egërsirave e batërdinë e zukamave të insekteve, me gjuhën e barit e të paudhënisë së pyllit.

Kjo po, që e lumturonte!

Ia përndriste shpirtin!...Dhe, ndonjëherë, në kulm të prehjes e të harrimit, të lumturisë së pazëvendësueshme, ishte vetëm ajo lumturi e paanë dhe e pamasë që pohonte shenjën e periudhës së mirë që po kthehej prapë në pelin!

Ishte e vetmja shenjë që lumturia një ditë do të përfundonte patjetër, ashtu siç do të përfundonin përnjëherë ditët e mira! Pritja e gjatë përtej të përkohshmeve, në harrim, i përhumbur, do të përfundonte dhe se vendi do t'ia hapte prapë dyert e veta kur e mira të kalonte. Për të do të hapet porta siç hapet petali ne pranverë. Për të Qyteti do të ketë nevojë siç ka toka për diellin, ose pema për shiun.

Në të vërtetë, përderisa ishte ajo gjendje amullie shpirtërore që sjell një përparim i madh dhe përfaqet përdhelja, e mira e përgjithshme, materialiteti që pritet e gufon në begati të përfaqtë, në pasuri të individëve të dhe të përgjithshme, ai provoi dy herë të përafrohet e të përzihet në përroin e ngjarjeve, mirëpo që të dy herët sharroi në pellg dhe mezi përfiktoi pak e ngapak gjatë rrugës. Përfundoi qartë se duhej të priste prapë kohën e vet: nuk mund të bëhej pjesë e rrjedhës përderisa koha e tij ishte pritja.

Durimi e kish përkujtuar porosinë e përhershme që në epoka të përafërta duhej t'i mbante në fre ato forca përbrenda tij që e përshpejtonin me aq shumë forca të përkundërta e vendosmëri që të përleshej dhunshëm në atë përllloçje.

Nuk flinte gjumë dhe as nuk i mbyllte sytë për mos me pa kah po fryfshin përdredhshim erërat, në cilin drejtim po rridhnin ujërat dhe përlinej vendi...

4. Shpirti syplasur

**Shpirti, intelekti, Thellësia**

Imazhi i surratit së saj është si vjedhësi
që djeg të lashtat. Që lë vetëm pikëllimin në fushë

dhe hirin e shpresave të bujkut. Plleshmërinë e shndërron në shalësinë. Shkelbatës është.

Shauret jam, Shejtëneshë.
Pa të përjetoj vuajtjet e ferrit
Jam i pa fe pa të jam bosh
I pabesë jam ndaj botës, armik.
Duke u shëmuar e shfryrë e zhgërryer
në pluhur e baltëra mërzie
- jam një xhahil ndaj shpirtit: shëmbos, shëllij shëmtoj e shënoj,
jam gjarpër që shëshëritës: Jam atëherë gjarpër
lëkurë - djegur në shpuzë.
Askund s'mund të udhëtoj lëkura ime ka mbetur në ferrë e shkrumbuar
Nuk mund të largohem se zemra ime mbeti këtu, e zhytur në gjak, e shkëputur prej marrjes e dhënies
Shenjt jam - shinjali – shërbyes- zjarrvënësi jam
Ti shigëllimë je: shigjetull je, shili je:
në atë rrugë të lodhshme shumë! Sa lugina shiosa shtrihen përpara derisa shinon?
Sa tmerre presin atje? Çfarë rruge mund të më kthejë këtu, nëse ajo rrugë më largon prej këtu?

5. Udhëtarët në uf!

**Lypsi. Format. Terri. Zjarri. Kërkimi.**

Jo që ditën nuk kishum udhëtuar me ngut, ujqërisht, mirëpo dita të gjithëve iu duk e shkurtër, e ufme, dhe nata menjëherë ra, ububu!

Që të tre e dijshmi që vonesa mund t'u kushtonte së shumë, prandaj nguteshim. Nuk mund të pushonim, të ndalonim për terrin, megjithëse ishte një terr si uthi që të djeg lukthin - ky ta digjte mendimin. Edhe ky terri, ishte terr i një nate vjeshte, i një

qielli të ngrysur, me re të ulëta, pa asnjë yll në qiell e pa hënë. Dhe, tashmë kishin hyrë thellë në pyll si në një uxhë shkëmbi. Pylli i dendur ushtonte me uturimë. Rruga u fut e humbi në rrugica dhe më tutje rrugica u shua në dushk. Kështu, ata e panë që po silleshin nëpër lisa e dushk. Format e tyre shfaqeshin të dobëta, hungërimat e uturimat  si hije në terr, nuk shquheshin e pastaj shfaqeshin në përpjesëtime të përbindshme! Ishte e pamundur të kuptohej nga ishin duke shkuar ata nëpër ato udhakime pa u udhëheq, udhëpukas, ndoshta – ndoshta edhe udhëzi  dhe nëpër atë ufmë e gufmë që ishin nga brenda ...dhe a do të mbërrinin ndonjëherë të dilnin prej aty?

Udhëtuan kështu për disa orë në atë udhë. Të lodhur, të ulmetun dhe të rraskapitur, të humbur si ujkët, ulun gu më gu.

Të ndezim një zjarr, thanë. Ta shohim ku jemi na dhe ku ndodhet urdia! Të shohim si të dalim prej këtu. Na jemi si ushtarë, në një ushtaresë. Rrotull ka vetëm ushtimë.

Ashtu nëpër terr mblodhën shkarpat. Degë të thata, dushk dhe ndërtuan një ushezë. Dhe ndezën zjarrin.

Flaka kapi pa ju dhanë afat shkarpave. Flaka shndriti e kuqe, e madhe, e lartë, ua agulloi sytë. Atëherë ata të tanë ajgëtuan me habi se nuk mund të shihnin asgjë pos asaj flake!

Gjithë bota u zhduk! Ishin vetëm ata, rrobat e leckosura, këmbët e tyre të përbaltura, duart boshe, fytyrat e tyre të frikuara, sytë e verbëruar nga drita para tyre.

Ata nuk mund të shihnin asgjë, sepse Ai ua kish marrë dritën dhe ia kish dhënë zjarrit që për pak e u dogj e u bë hi dhe ata prapë u futën në terr.



6. Shtrëngata

**Drita. Mashtrimi. Vetëtima e Bubullima. Ai**

Udhëtari udhëtonte shumë udhëve për t'u kthyer në shtëpi. Një të shtunë shkoi e zuri shtrëngata në  fushë.

Disa pemë e lisa të përhapur poshtë e atje.

Një rrugë ku pluhuri u shndërrua në përbaltje. Shiu që me rrëmbim rigonte.

Vetëtima dhe bubullima që shkreptonte e bubullonte kryqetërthor.

Dhe udhëtari frikësohej për tmerr prej tyre, por s′ kish ku të strehohej e të fshihej.

Prandaj vendosi që të mbyllte sytë e veshët dhe as të mos shihte as të mos dëgjonte.

Të ecte nëpër fushë e nëpër mal symbyllur e veshmbyllur.

Memec po se po!

Bile, edhe lutjen fillestare e kish harruar dhe nuk mund t′i drejtohej ma as Atij!

Kështu ecte.

Ai.

7. Zemra e zgjuar

**Mësuesi. Prijësi. Pasioni**



Rrugës për në Prishtinë e takoi udhëtarin e vjetër, të lodhur. Iu bashkua atij. Në fillim biseda rrodhi me zahmet, mirëpo llaf mbas llafi dhe rruga po shkurtohej habitshëm për të dy. I riu, një burrë nja tridhjetepesë vjeç po ankohej se jeta po i shkonte pa asnjë gjë që duhej të mbahej mend.

Me thanë të drejtën, asgjë nuk më hyn në sy, tha; as gruaja dhe as fëmijët. Dhe që ta dini, fajtore asht një femër e re!

Kush na qenka pra ajo femër e re? - pyeti habitshëm i vjetri.

Nuk e di, tha i riu. Nuk e di nëse ajo vërtetë ekziston e është diku. Vetëmse, njëherë e kam takuar... Por, unë nuk besoj në dashuri, nuk e kam aspak të qartë, përse tash, të gjitha gjërat e kësaj bote, nuk më hynë në sy as nuk ma paqësojnë zemrën ma prej atij çasti.

Si mund të mos i besosh dashurisë, tha i vjetri, kur ajo, me një të përftuar, ua ka zgjuar zemrën e fjetur dhe e ka shty të bubullojë brenda në kraharor, megjithëse ishte deri atëherë në gjumë!? – i tha i vjetri.

Tash që bubullon sa një daulle, nuk e beson!

8. Pasiguria

**Lypsi. Lypsja. Pasiguria. Rreziku**

Lypsi u largua pastaj përnjëherë prej aty. Në kohën që pasoi shpeshherë ndryshoi udhë për të shpëtuar. Ndjekja përparonte pas tij dhe përpjekja për ta kapur ishte e plotë. Ngjarjet e gjenin kudo që ishte.

Njëherë dëgjoi që në fakt ai e kish plaçkitur hanin ku hante. Ishte futur në dhomën e pasurive dhe ia kish thyer kasafortën. Kish marrë prej aty fitimin e gjithë jetës së tij. E kish lënë të ziun me duar në hi, fukara. Thuhej edhe se ai Zotëriu, pronari i hanit, kish ngritur duar mbi veten dhe kish shkuar në botën e përtejme si katil i shpirtit të vet. Krejt për shkak të Zenës. Diku tjetër kish dëgjuar një histori më të plotë: Hanxhiu kish dalë në oborr dhe kish vrarë shërbëtorin dhe kish marrë rrugën për ta gjetur Lypsin. Gjallë a vdekur kam me e gjet ish betuar. Kam me e gjet dhe kam me e la hesapin me te. Se ai e ka bërë hesapin pa hanxhiun!

Gjithashtu thoshin  në një qytet tjetër të vogël ku kish dy ditë që kish arritur, nga hani nuk kish shpëtuar asgjë dhe askush. Nuk kishin shpëtuar as mysafirët tjerë të shumtë që flinin në odën e madhe të hanit dhe në bujtinat tjera. As kafshët lidhur në grazhde nuk kishin shpëtuar. Thoshin që Lypsi ishte hakmarrë, se shërbëtori dhe Hanxhiu e kishin trajtuar keq dhe ishin treguar të pazemër për urinë e tij. E kishin trajtuar ma keq se qenin.

Ushtarët e Mbretit po e kërkonin në fusha e male dhe se gjithandej katundet kishin organizuar roje, mos po e shihnin dhe do ta kapnin menjëherë. Nuk ka me pasur ku ta fus kokën! As

në birë të miut nuk ka me mundur të strehohet! Në të vërtetë ai, Lypsi, nuk ishte zjarrvënës i thjeshtë: ai ishte armik, armik i fshehtë, këtë e shihnin të gjithë. Armik i vendit. Spiun. Një ushtar armik që i vetëm mund të prishte një qytet dhe, besa, një vend të tërin. Kështu, u shtuan rojet edhe në qytete. Pranë urave, në hyrje të tuneleve, në sheshet e rëndësishme, pranë hyrjeve të shtëpive të rëndësishme të pushtetit. Lypsi e ndjeu vetën përnjëmend të rrezikuar dhe buzëqeshja me të cilën i përcillte historitë e shumta që kish dëgjuar, iu ngri në buzë. Strehën e kish të vështirë dhe rrugën të pamundur. Ishte i panjohur, i huaj dhe i rrezikuar me kokë. Ishte ma keq se bisha: i pari që ta sheh ka për ta vrarë!

Mu në push të kësaj, qëlloi që nëpër rrugë u vërsul një karrocë me kuaj të çmendur nga frika! Ato po tërhiqnin karrocën me forcë, si e kishin hedhur tutje karrocierin dhe tash dukej që fluturonin me te drejt theqafjes! Brenda përplasej vetëm një zonjë, e pafuqishme, e lemerisur! Njerëzit i shmangeshin karrocës me nxitim, kërcenin tutje që të mos i shtypte ajo! Potkonjtë e kuajve nxirrnin xixa mbi kalldrëmin e rrugës, karroca fluturonte e çmendur, gjysmë e shpartalluar tashmë! Ky ishte momenti kur Lypsi u gjet në pikën tek po kalonte karroca, zgjati vetëm një moment që syri i tij zuri atje brenda gruan që po tmerrohej...u hodh me një kërcim në karrocë, mandej doli tek vendi i karrocierit, atje i shkathtë, i zoti si një fitues olimpik që ka triumfuar ndaj kundërshtarëve të egër e shumë të fuqishëm, rrëmbeu dizgjinët e u hodh në shpinë të njërit kalë dhe filloi me i qetësua e me i ndalë. Kuajt më në fund ndaluan dhe turfulluan qetësueshëm. U zbutën. Shkuma u kish dalë mbi rripat. Zonja atje brenda nxori kokën tek dera dhe e pa Lypsin me miradi dhe ajo e luti ta drejtonte karrocën tek shtëpia e saj përmes njerëzve që e shikonin me admirim dhe ishin krenar për te.

Një pallat në lagjen e të pasurve. Ngjitë me sarajet e Mbretit. Dolën shërbëtorët dhe si hapën dyert, i morën kuajt dhe u prinë nga stallat.

- Dërgojeni mysafirin në odat,-urdhëroi ajo. Jepini rroba të reja dhe bëjani gati banjën. E pres për darkë.

Pasditja i kaloi e çuditshme! Të gjitha gjërat ishin të reja dhe të panjohura, të pashijuara dhe të ndryshme nga natyra e tij. Era e sapunit ishte e mrekullueshme pas jetesës në varfëri dhe i fshehur. Kish një ndjesi që lëkura e tij mund t'i shkrinte mëndafshrat e rrobave. Qëndroi gjatë në banjë, në ujin e ngrohtë dhe erëzat e parfumet. Mandej erdhi koha e darkës.

Zonja tashmë ishte e vërteta: një grua e bukur, e rëndë dhe e butë në pamje e në qëndrime ndaj tij dhe e drejtë ndaj dhe e rreptë ndaj gjithë të tjerëve në shtëpi. E afërt dhe e largët njëkohësisht. E egër dhe e ëmbël. E drejtë me të gjithë dhe e veshur me shenja të një pikëllimi. E kish në ballë të shkruar një humbje, e kish të skalitur tek buzët.

- Të ofroj strehë, bukë kundrejt një punë të mbikëqyrësit, për sa kohë të kesh vullnet të qëndrosh -, i tha ajo dhe shtoi: -E di që kokën e ke në rrezik.

Lypsi e falënderoi me zemër për bukën, për mikpritjen. E di vendin tim, Zonjë, tha. E kuptoj trishtimin dhe hijen e vdekjes, që të ka rrethuar. Do të jem shërbëtor i yti sa të të nevojitem edhe përkundër vetës sime. -U fal deri te toka dhe doli me vështrimin ulur e shkoi në dhomën që ajo kish caktuar për të.

Mbrëmjeve, ditë pas ditësh, shërbëtorët zunë të mblidheshin rreth tij dhe ta dëgjonin tek tregonte histori të ndryshme. Rrethi i tyre po shtohej, ndonjëherë vinin aty njerëz prej qyteti vetëm për t'i dëgjuar ato histori. Një ditë vetë e zonja e shtëpisë u afrua fshehtas që ta dëgjonte. Ai fliste habitshëm mbi gjëra të përditshme, të njohura, shpesh edhe të pavlefshme, por të gjitha merrnin në pamje të re të magjishme në fjalët e tij: shfaqeshin në gojën e tij të reja, të papritura dhe të këndshme! Ato ishin si dhoma të cilave u japim ngjyrë të re të freskët, tjetërfare dhe mobile të reja. Pamjet e rrëfimeve ndryshonin me rrëmbim, si fletë të librit të panjohur që secila përmban një histori më vete. Zëri i ti ishte i vendosur, i guximshëm, i vërtetë; i quante gjërat me emrin e tyre të vërtetë dhe i tregonte fshehtësitë e tyre me gjuhë të njohur. Figurat e ndryshme lëviznin mrekullisht, ua ndanin frymën përgjysmë dëgjuesve. Druanin njerëzit mos po u shpëtonte ndonjë fjalë e

tij në zinxhirin e tregimeve dhe do të prishej gjithë ajo mrekulli tregimi! Disa ishin histori të tmerrshme vrasjesh dhe luftash. Histori sëmundjesh gjithashtu, Lufta botërore dhe shfarosjet, Një histori e trishtë dashurie e dalë nga goja e tij burrërore dukej sikur po dilte nga shpirti i plagosur. Kish qindra tregime dashurie që kishin mbushur netët me radhë dhe dëgjuesit kishin marrë prej tyre të gjitha, dashurinë, frikën, pasionin, ankthin, pikëllimet e dashurisë dhe gëzimet, lumturinë e humbjet... Ishte, pa asnjë dyshim, një tregimtar të cilin e kishte shkundur dashuria dhe ishte shikimi i tij në terr (ku ish fshehur edhe ajo!) që e plagosi zemrën e gruas në terr.

Kur ai mbaroi dhe njerëzit u shpërndan nëpër odat e tyre, në fund të oborrit, Lypsi po qëndronte ende i gozhduar aty në vetmi, me humbjen, boshllëkun, bezdinë. I egër, i pashpresë! Kurse ajo ndjeu se iu plagua zemra! Se e shitoi shikimi i tij! Gruaja, e gjora, ndjeu se si në kraharor iu shfaq boshllëku i dashurisë! Kurrë më përpara nuk i kish ndodhë diçka e tillë të përbindshme, që nuk ngopet me asgjë që ishte e tija! Vetëm disa çaste që u shfaq ajo bishë e re në zemrën e tij dhe ia hoqi si me dorë hijen e vdekjes e pikëllimin e zi që i shihej në sy që nga vdekja e të shoqit! Ia zhduku kuptimin e nënën dhe të zonjës së vendit! Ajo mund të lente e t'i braktiste qysh atë moment të gjitha dhe të merrte shkopin e lypses e të lypte rrugëve të botës bashkë me Lypsin. Dhe ai e ndjeu qe dashuria e saj ishte shumë e shumë më e madhe se flaka e zjarrit të hanit prej të cilit mezi pat shpëtuar edhe me qindra e qindra kilometra larg. Ai filloi me e ndie afshin e atij zjarri, filloi ai zjarr ta rrethojë dhe ta përcëllojë...

9. Shikimi në errësirë

**Veta, Terri, Asgjëja**

Po kalonte nëpër disa vende të largëta dhe e vërejti se gjithnjë e më pak po shihte, gjë që ishte e pakuptueshme kur

e shihte që drita ishte po ajo, vendi si të gjitha vendet e panjohura, koha e mesditës...

Në fillim e kuptoi që më nuk po i shihte disa gjëra të mëdha e të rëndësishme. Ma mirë me thanë që gjërat e mëdha e të rëndësishme i shfaqeshin si të vogla, të pakta dhe habitshëm të parëndësishme. Në këtë mes, ta zëmë, vendosi edhe luftën nëpër të cilën kaloi shumë kohe para se ajo të fillonte dhe derisa përfundoi. Të gjitha i kishte parasysh: propagandën e fillimit, shpalljen e disa synimeve liridashëse, luftën e fshehtë me egërsinë e sigurimeve të fshehta, vrasjet që arrinin prej ngado dhe për të gjitha arsyet që mund të vdiste, likuidimet e hapura, sulmet me armë të rënda, shkatërrimet në masë të qyteteve dhe vrasjet në masë, depërtimet dhe lumenjtë e refugjatëve, urinë dhe sëmundjet e popullatës që bredhte për të shpëtuar shpirtin. Kishte përplot gjëra të tilla. Kufoma skaj rrugës dhe në llagëme. Fëmijë të shastisur dhe të therur. Të çmendur që bridhnin. Kafshë befasisht të egërsuara dhe të çartura, egërsira të prishura nga gjaku i njerëzve. Frikë ndjeu! Mirëpo, rëndësia e saj iu duk kurrfarë dhe pesha e saj po ashtu sa e një kokrre misri. Një ditë, derisa po rrinte përballë kalasë së Skenderbegut, iu duk ajo e vogël dhe e trishtë, si një sumbull e pavlefshme e zbardhylun prej shiut të kohës. Me po atë lehtësi mund ta mbante në shuplakë të dorës se ishte e vogël dhe e parëndësishme. Mandej e shikoi qytetin e madh të cilin tashmë shumica e quanin Kryeqytet, dhe ai ishte njësoj i humbur, i vogël sa me e mbajt në xhep dhe plotësisht i parëndësishëm. I gjithë vendi ishte i vogël, i parëndësishëm dhe i papeshë. Me male, me bjeshkë, me dete e me lumenj, me fusha e me ara, me katunde e me qytete, me kafshë e me shpezë, me gjallesa nën dhe e në ujë, me të gjithë njerëzit e gjallë e të vdekur...me të gjitha ishte i vogël dhe i papeshë. Përtej hoveve të lehta të zemrës, që e shtynin përpara për t'u kthyer, pikërisht atje te zemra hapej humnera, përtej mendimeve hapej mbretëria e frikshme e territ! Syri i qe mbushur me terr. Zemra me terr. Mendja me terr! Më nuk kishte kuptim asgjë. Përtej

secilit send shtrihej një pyetje e re dhe një asgjë. Përtej formave e kuptimeve shtrihej fusha e madhe e asgjësë. Më e madhe se shkretëtirat. Më e madhe se hartat në të gjitha përpjesëtimet e mundshme. Koha ishte ndarë në dysh tashmë: njëra ishte ajo e largëta, me drita të ndryshme, derisa drita ende ndriçonte, njësoj si tash që terri terronte! Në këtë terr dhe asgjëja e kish humbur veten, prandaj s'mund të gjente gjë në botë!

10. Gruaja

**Fati. Gjarpni. Lypsi. Gruaja. Ai**

Disa kohë fati i buzëqeshi. Njohu nji vajzë të mrekullueshme dhe dashuria lulëzoi me të gjitha shqisat. Dhe ajo ia ktheu dashurinë. Një kohë ata u përngjanin dy pasqyrave që shikojnë në njana tjetrën dhe reflektojnë tek njana tjetra të gjitha dritat e hijet e kësaj bote. Nji kohë u përngjajshin bimës e ujit. Një kohë, verës, edhe reve me shi. Tokës dhe Qiellit i përngjajshin. Ia kishin hapur njani tjetrit shpirtin dhe tash jetojshin tue qenë nji, nji zemër e përbame prej dy zemrave. Nji mendje e përbame prej dy mendjesh. Ishte nji jetesë përmbas kohës, matanë, derisa Ai nji ditë e pa nji andërr:

Nji gjarpën i madh, i mrekullueshëm, që iu mbështoll rreth trupit. Mundohej me ia gjet dhe me ia kap kokën, mirëpo gjarpni dredhojke e gjarpnojke dhe me shpejtësi përdredhej, ashtu që, nuk po ia gjente as ku e ka kokën as ku e ka bishtin. Kurse rreziku ndihej gjithkah! Gjarpni ka me e kafshue gjithqysh, në momentin që atij ka me i thanë Natyra e vet, zëri i vet, uria për me e kafshue, vrulli për me e helmue, instinkti i tij për me u mbrojtë ose për me sulmue; kur ka me i thanë pasioni i tij për me helmue e mbytë!

Gjarpni i kish njiqind e një arsye për me kafshue!

Kur u zgjue në mëngjes, ua lëshoi nji sy fshehtas grues së vet, e vështroi me kujdes dhe nuk pa asnji gjurmë a shejë

të andrres së vet te ajo. Asnji gjurmë ankthi. Bota e tij ish pas nda prej botës së saj si me magji: e kish lanë qetësinë te ajo dhe vet ishte zhyt në ankth. Bota e saj kish kaluar në bregun tjetër: në indiferencë ndaj asaj që po ndodhte me këtë. Ajo, madje, as që e ktheu kokën kur ky doli nga dhoma, as që e hodhi një vështrim a me ia lëshue nji sy! Jo jo, hiç, asgja.

Dita asaj i kaloi me disa punë të zakonshme të shtëpisë. Murmuriti herë mbas here nga diçka nëpër dhëmbë, mirëpo me thanë nuk thoshte gjë. As nuk ishin fjalët e saj të kangës, as të vajit. Njiherë tha (kur edhe ai ishte aty) që në dollap nuk i kish mbetë asnjë palë rrobash që vlejnë për me i veshë. Nuk kam pse me dalë kund se bahem gazi i botës, tha. Një ditë tha që gjanave nëpër shtëpi u kish dalë boja. Nji vijë e qartë, vertikale, iu vijëzue ndërmjet të dy vetullave. Edhe shikimi iu bë më i mprehtë dhe më i rreptë nji ditë. Si nji thikë që pret në dy copa nji andërr. Ishte shenja e parë e bezdisë. Të gjitha gjanat e vala po ktheheshin në copa të akullit. Kopshti u kthye në shkretinë. S'vlejnë asnji fije rrobat, mobilet, orenditë e shtëpisë, perdet dhe dhomat janë gabim të rregullueme, tha nji ditë. Duhet me e ndryshue hymjen, derën e hymjes së shtëpisë me e ndërrue. Edhe dritaret duhet me pa tjetërkund... dhe me hy nga anash, ose edhe nga mbrapa, pse jo?!

Disa kohë rrodhën pa asnji gjurmë. Lypsi priti që gjanat kanë me ra në harresë, po ajo nuk i la. Si murmurimë për së kthjellti, ajo shfaqi haptas pakënaqësinë ndaj sjelljes së familjarëve të tij ndaj saj, pa dallue asnjë, as miqtë që, shumë-shumë, kishin shkelë njiherë a dy, dikur, në shtëpi. Ishte gjithë bota e tij që kish zanë n'thue dhe do të flakej prej saj në greminë, vetëm sa të vinte dakiku...

- Ti vetë, kohëve të fundit sillesh çuditshëm dhe nuk je ma ai që ke qenë.- i tha atij nji mbramjeje dhe ia ktheu kurrizin. Në shtrat forma e hijshme e trupit të saj i ngjante një bjeshke të akullit të papushtueshëm. Ai u përpoq shumë kohë me i ba qejfe, me i përmbushë të gjitha dëshirat e saj të shfaqura dhe ato që mund t'i kishte në mendje, mirëpo, shihej ashiqare që

të gjitha i bante gabimisht simbas hesapit të saj. I bante keq dhe keq i dilshin. Sforcimet e tij vetëm sa e pezmatojshin ma shumë gruen.

Andrra me gjarprin që i përdridhej rreth trupit në gjumë dhe që kish me e kafshue patjetër në t'hollë, i rikthehej natën, gjithnji e ma shpesh, pothuajse për natë. Ndonjiherë, në atë realitet andërre e makthi mbërrinte me ia hedhë nji sy grues, mirëpo kurrizi i saj i kthyem nga ai lëvizte në mënyrë ritmike të frymëmarrjes së rregulltë, në gjumë, si një peshk i mbetun në zalle. Ajo nuk futej ma aspak në andërren e tij. Ankthi që ka me e kafshue gjarpni dhe fakti që ai i mbështillej rreth trupit vazhdonte deri në mëngjes. Ai asnjëherë nuk ia dilte me ia gjetë kokën atij gjarpëni e me ia shtyp, prandaj e dinte që ka me e kafshue pamëshirshëm, në ije, ku lëkura asht ma e butë, ose fundi i fundit edhe në zemër, tek rrah damari i valë i gjakut.

Kjo punë i jepte zjarmi, prush bahej. Djersët i shkojshin si lumë. Ndërsa ajo, gruaja, ngjitë me te, ngrinte. Ajo rrinte e mbyllun në guacën e ftohtë. Në mëngjes rrëshqiste nga shtrati dhe as kokën nuk e kthente nga ai me pa a ishte zgjue... Tue e pa se si në të kaluem prej dhomës për në bajë, trupi i saj cullak po përdridhej lakueshëm tue fillue nga supet-te shtati, me vithet –te kambët e bukura , nga qafa-te cicat, nga cicat te beli, nga beli-te shkurreja që...i shkrepi e vërteta se, në të vërtetë, tash e sa kohë po flente në shtrat me gjarpnin! Prej atij çasti, jeta e tij vazhdoi midis ankthit të gjarpnit dhe ankthit të saj.

Çdo gja mori trajtat e amshimit, të përgjithmones.

Vetëm andërra nuk iu këput këtu.

Nji ditë mbeti vonë mbasdreke në punë dhe kur u kthye e pa që shtëpia ish mbushë me gra, shoqe të saj. Plot shtëpia me gjarpnoj. Kështu, në pamje të parë, ato dukeshin si gra, mirëpo mjaftoi me i pa një sekond dhe ai i njohu në thelb: forma ishte e gjarprit: e larme dhe e hieshme, sytë e gjarpnit të bukur dhe magjepës nëse i shikoje brenda, trupi i përdredhur, kafshimi i papritur dhe helmi i derdhur në afshin e gjakut, thellë brenda...

E kam huq rrugën e shtëpisë, i tha veti.

Lakoi e u kthye në qytet.

Atje, në qytet, derisa po shikonte vitrinën e madhe të dyqanit, iu shfaq çudia e re: një grua që po ecte gjithë naze, se ish shumë e hedhur në shtat, se kish nji bukuri të habitshme... dhe, kur erdhi pranë tij, u kthye rrufeshëm në gjarpën! Gjarpënesha e shitoi me ata sy të ftoftë, akull, të gjarpëneshës dhe saora e bani kafshatë për vete! Tek e fundit, mendoi ai, kur po shfaqej para asaj gjarpëneshje krejt i zbuluem, kjo edhe qenka gjarpëneshë të cilës njeriu nuk priton me iu ba kurban, kafshatë të cilën e kapërdinë! Ndërsa ajo sa e shitoi ashtu, tue ia kalue atë shikim anë e përtej zemrës, si një hell të skuqur në zjarr, u largua tue u përdredhë, e gatshme me e helmue secilin që i del përpara, për me e shitue gjithë botën në helm!

Prej atij çasti filloi me i hetue gratë tjera dhe habia përditë i shtohej: shumë prej tyne, edhe pse jo gjithmonë të bukura, në një moment shpërfytyroheshin  dhe gjarpni nxirrte kokën tek ato! Rruga e tyne  përnjiherë bahej tepër e ngatërreme, shkojshin tue u përdredhë taman si gjarpri, tue rrëshqitë si valë që përdredhet majtas e djathtas, poshtë e nalt në të njëjtën kohë dhe, sado të brishta e delikate që dukeshin, mundeshin me e përpi një mashkull në çast! As oqeani i tërbuar nuk e përpin nji barkë të vockël me aq lehtësi! Disa prej tyne pa asnjë hezitim iu përvodhën, iu mbështollën rreth trupit, iu futën në kokë nga sytë, nga veshët, nëpër gojë dhe gjithmonë, e gjithherë, secila e synonte zemrën e tij, synonte me e kafshue atje e me e helmue për përgjithmonë, për vdekje!

Shumë kohë edhe ai u soll siç sillen njerëzit e helmuem, mandej, njëherë, përnjëherë ra drejt humnerës së dashurisë!



AGRON TUFA

*Agron Tufa (Dibër, 1967) studimet për letërsi i ka nisur në Shqipëri dhe i ka mbaruar në Rusi. Ka kryer studimet master për filozofi arti në Institutin e Kulturave Evropiane, ndërsa tash mban titullin doktor i Shkencave Filologjike. Është profesor i* ***Letërsisë së huaj të shekullit XX në Fakultetin e Filologjisë në Tiranë****. Krijimtaria e tij letrare, që është përkthyer në disa gjuhë të botës, është nderuar me çmime të rëndësishme kombëtare dhe ndërkombëtare. Shkruan poezi, ese dhe romane. Veprat e tij më të njohura janë:* ***Aty te portat Skee (1996), Dueli (2002), Fabula Rasa (2004), Mërkuna e zezë (2005), Avangardë engjëjsh (2005), Thembra e Akcilit (2009) dhe Tenxherja (2009).***



# BUBULINA

Janë dy ditë fundjave. Dy ditë pushimi. Dy vajzat enden nëpër dhoma; vrapojnë, pengohen, bien, qeshin, prapë vrapojnë e gjithmonë diç rrëzohet me potere, por harbimi vazhdon: piskama gjithandej dhe të qarat e së voglës. E qara e saj është gjithmonë në zgrip, gati të shpërthejë. Në shtëpi ka një javë që ka ardhë banori më i ri: i porsalinduri. Vëmendja është përqendruar tek ai, ndërkaq që të mëdhenjtë ndjekin gjakngrirë dy vogëlushet, drejt të cilave lëshohen pasthirrma të forta paralajmëruese: "Kujdes!", "Mos!", "Mjaft", "Mos e prek!".

Por vajzat kanë marrë imunitetin e duhur me kohë prej këtyre paralajmërimeve, andaj vazhdojnë katrahurën. E vogla, Bubulina, 2 vjeç e gjysmë, përpiqet të spikasë para të mëdhenjve, duke recituar "*Pujet Lola sa çudi/ ç'u bë bora, pse u shkri...?*" (ajo nuk e shqipton dot zanoren 'Y'), por e ndjen veten krejt

të eklipsuar nga e motra, Vesa katërvjeçare, e cila ia rrëmben dhunshëm motivin, duke dalë para e duke e vazhduar vetë. Bubulina sfumohet nën protagonizmin e së motrës që i piskat me një zë therës pikërisht vargjet, të cilat deshi t'i recitonte Bubulina. Pasi sheh që e motra s'ka ndërmend të ndalet, Bubulina bën gjestin e zakonshëm të dëshpërimit: ngre të dyja duart sipër kokës dhe shfryn me psherëtimë: "O Zot i madhe-e!".

Askush nuk ndërhyn. Bubulina kalon në studio dhe i kërkon babit fletë të bardha dhe lapsa. I merr dhe nis të vizatojë. Vija të drejta, të shtrembra, gjysmërrathë, pastaj trajta shtrembaluqe. Por edhe aty, si një tren i furishëm hyn Vesa, ia rrëmben lapsat dhe nis të zhgarravisë vetë.

Në vend që të protestojë, Bubulina qan, shkul me inat kaçurrelat e zeza. Koka e saj si manaferrë pikëllohet. E ndjen veten të flakur jashtë radhe, jashtë fushëpamjes. Askush nuk e ka mendjen tek ajo. Atëherë Bubulina ngre duart lart dhe prapë psherëtin: "O Zot i madhe-e!".

Në shtëpi ka ardhur një beb dhe të gjithë po luajnë fiqirit pas tij. Bubulina e kundron gjatë, kërkon të kuptojë: "çdo ky qullash, që vetëm flet, por zgjedh si mënyrë komunikimi me të, vetëm njërën, i flak një tufë çelësash në fytyrë... pastaj me dorën e majtë kap të djathtën, me të cilën sapo goditi në drejtim të bebit dhe ngrin e habitur, duke parë e turbulluar efektin e këtij gjesti tek të rriturit. Ata i flasin. Disa me të mirë, disa i tundin gishtin kërcënueshëm. Mami i flet me durim, gjatë e qortueshëm. Bubulina dëgjon e trishtuar dhe dikur hap krahët e vegjël dhe i thotë së ëmës:

"Po unë jam e vogël moj, nuk kuptoj! Lelmë!"

- O Zot, kur do të vijë më në fund e hëna! - ofshan pafuqishëm e ëma, duke nënkuptuar kopshtin dhe çerdhen.

Shpresat për t'i nxjerrë të voglat jashtë ende nuk duken: përtej xhamave qyteti qullet në një shi të dendur e të heshtur. Më në fund, pasi ka dëgjuar ofshamën e pashpresë të së ëmës, del nga studioja babi. E merr në krahë të voglën dhe përpiqet t'i pëshpëritë diç ngushëlluese, por përfundon me një klishe

pa fantazi, të cilën Bubulina e ka dëgjuar me qindra herë: “O Bubu, o Bubu/ ç’po na vjen një kalë me dru”.

- Po mjaft, o Ba-bi! S’e dua!

Babi as që e ka mendjen dhe vazhdon të pëshpëritë të njëjtat vargje bajate.

- O Zot i madhe-e! - proteston gati në të qarë Bubulina dhe me pëllëmbën e vockël përpiqet t’ia mbyllë gojën babit. I ati e lëshon. Vërdalliset nëpër dhomë dhe së mbrami nxiton në studio, duke mbyllur derën pas vetes.

Edhe Bubulina është zhdukur në dhomën e fëmijëve, por duket se edhe andej nuk e lë rehat e motra. Sepse që andej, ani pse dobët, prapë dëgjohet: “O Zot i madhe-e!” Dhe Bubulina del. Të mëdhenjtë po lajnë bebin në një govatë. Pasthirrma ledhatare adhurimi. Asnjë nuk e ka mendjen tek Bubulina. As ajo nuk di me çfarë t’ua tërheqë vëmendjen. Ja dhe bebin e lanë, e veshën dhe mami po i jep të pijë. Vesa vazhdon të bëjë rrëmujë nga dhoma tjetër. Dëgjohet periodikisht zhurma e mbytur e diçkaje që shembet. Sende, lodra, rroba, libra...

-Çfarë po bën ti andej moj, Shkatërrime Tufa!

Përgjigje nuk ka. Bubulina shfrytëzon mungesën e së motrës dhe heshtjen e të mëdhenjve: del para kontrabufesë, merr pozicion duke hapur këmbët paksa për pikëmbështetje sa më të fortë, thotë disa herë me zë të lartë titullin e vjershës, deri sa t’i kujtohen vargjet: “Qu-ka-pik!”, mandej nis:

“*Quuu-ka-pik, o qu-ka-pik, /të kam shok e të kam mik...!*”

Por, ajme! Ndjehet pabesisht e ndërprerë. Vesa ka marrë turr që nga dhoma tjetër; i del para së motrës dhe më një zë tejpërshkues ngre lart një flaut fëmijësh, duke i fryrë si për kushtrim, mandej shpall: “SuperVesaaa!”.

- O Zot i madhe-e! Plapë kjo...! Po hiqu moj!

Vesa është si tank, nuk mund ta lëvizësh nga vendi, andaj Bubuja e gjorë tërhiqet duke pëshpëritur e pakënaqur: “Ehu...ehu!”. Por kësaj radhe tërhiqet krejtësisht. Hap derën e jashtme dhe del në sheshin e shkallëve. Përjashta dëgjohet brerima e shiut që derdhet me rrëshekë dhe pikërrimat kara-

kteristike që rrahin tubat e qyngjeve. Aty, në sheshin e shkallëve, nuk e ngacmon askush të bëjë çfarë të dojë. Dhe Bubuja vendos të japë një koncert për vete. Provon të recitojë vjershën që ia ndërprenë. Larg të tjerëve. Për vete. Por ia nis keq:

*"Quuu-ka-pik! Të kam mik... Të kam shok..."* dhe më tej nuk i kujtohet. Dhe qan. Provon prapë, kësaj radhe duke numëruar ngadalë me gishta të gjitha atributet e qukapikut: *"Quuu-ka-pik! të kam mik, të kam shok..."* dhe ngec prapë këtu. Si duket harresa e rimës i sjell harresën e rendit të fjalëve. Qan nga inati. Provon prapë, por prapë qan, se nuk i kujtohet. Pastaj vetëm qan. Ajo nuk e di se një kokë pas dere po e ndjek fshehtas. Me dhimbje. Me kërshëri. Me buzë në gaz. Por Bubulina pushon së qari. Përtej mureve me tulla të vrimëzuara shiu dendësohet bashkë me rropamat monotone dhe pikërrimën në tubat e qyngjeve. Një vrundull ere beh në shkallare, përshkon tullat e vrimëzuara, përmbys dy-tre bidonë të zbrazur plastikë dhe ngre në ajër një tufë letra.

- Kush fryn? - pyet Bubulina dikë të papërcaktuar. Mandej vetë fryn bulçitë e vogla për të imituar shfryrjen e erës. Kapet pas parmakëve të shkallëve, sheh poshtë dhe pëshpërit me vete: "qu-ka-pik, qu-ka-pik, qukapik... pik-pik-pik... Mbushet me frymë, hap paksa këmbët dhe, duke kapur një nga një gishtat e dorës, thotë me bindje e siguri versionin e saj të ri të vjershës:

*"Quuu-ka-pik! Të kam mik. Të kam shoook. Të kam... dhi!"*. Merr frymë thellë dhe thotë: "Po, unë të kam edhe dhi! Ja, kështu: *me-e-e-e*!", imiton ajo blegërimën e dhive. Me këtë sajesë, duket se Bubulina është krejt e kënaqur. Hyn brenda dhe shpall para të gjithëve me ngutin se mos e ndërpret Vesa:

*"Quuu-kapik!*
*Të kam mik!*
*Të kam shoook!*
*Të kam dhi!"*

## KUBI I SHPRESËS SË MIRË

Sa u derdh nga metro "Arbatskaja", Adrian Frushullima çau përmes mizërisë së njerëzve, kapërceu një radhë kioskash dhe u ndal ndërdyshas para nënkalimit: t'ia mbante nga krahu i "Dom Druzhbaja" apo të ndiqte degën e nënkalimit që të nxirrte në rrugicën "Arbatskaja".

Gjendet, lavdi Zotit, gjithmonë një alternativë e tretë, - mendoi ai dhe ndoqi degën që të nxirrte nga "Dom Druzhbaja", porse nuk ndoqi atë drejtim: thjesht pasi ngjiti shkallët, u ngujua bashkë me kalimtarët e tjerë në pritje të sinjalit jeshil të semaforit, ndërkohë që pati rastin të vinte kapuçin, të rregullonte jakën e xhupit dhe shallin dhe, para se të vishte dorezat, nxori një cigare "Çestërfilld", futi paqetën në xhep e mandej, fill pasi e kishte ndezur, ndoqi turmën mbrëmësore, duke u zhvendosur përmatanë ku mbaronte skaji i "Gogoljevskij bulvar".

Binte nje dëborë e qullët, midis dëborës së shkrirë dhe shiut që rusët e quanin *sljakotë* që në shqip tingëllonte poaq, në mos më përputhtazi me thelbin e kësaj dukurie atmosferike: *llohë, skllotinë*. Adrian Frushullima u ndal e këqyri për një grimë përmendoren e Gogolit, e cila lahej në dritën e zbehtë të neoneve që binte kithtazi ç'prej dritareve të katit të tretë të shtëpisë së tij muze dhe hunda e shtatores, për një grimë iu duk tmerrësisht e madhe, shumë më e madhe se herëve të tjera, a thua se kishin ndërhyrë në tiparet e njohura të shkrimtarit. Iu avit më afër, duke menduar se mund të jetë ndonjë lojë e projeksionit të dritë-hijes dhe pa se hunda proverbiale e shkrimtarit ishte në mënyrë të papranueshme, tepër e gjatë, aspak e kompromentuar nga lojërat e dritë-hijeve.

Adrian Frushullima nuk e vrau mendjen fort dhe mendoi se gjëra të tilla bëjnë vaki edhe në jetën e pasvdekjes, aq më tepër të personaliteteve të tillë. Iu kujtua se një natë më parë kishte lexuar diçka mbi frikën e Gogolit, të vetmen frikë se mos e varrosnin pa vdekur krejt, si dhe disa të dhëna që pohonin që, pikërisht kjo gjëmë e kishte goditur shkrimtarin:

atë e kishin varrosur ende të gjallë. Mandej gjatë natës Adrian Frushullima e kishte parë Gogolin në ëndërr; qe rrekur t'i shpjegonte se me emrin e tij në shqip, trembnin foshnjat. Nga gjithë reminishencat e kësaj ëndrre i kujtohej zëri i tij patetik, i errësuar befas në një deklamim, që jehoi si bubullimë: "*Dhe vetë demonët mbrëmanet i ndezin fanarët!*". Megjithatë kjo frazë u shfuqizua sakaq prej çdo lloj misteri, sapo iu ndërmend, që e gjitha kjo nuk qenkësh veçse një frazë prej tregimit të tij "Nevskij Prospekt".

Adrian Frushullima i ktheu shpinën përmendores, kapërceu portën me kangjella të zeza dhe u përplas me një plakush të fundosur në një pallto të madhe. Plaku u zmbraps nga kjo përplasje dy hapa prapa: të tretën nuk arriti ta hedhë se u gremis butë në shpinë në trotuarin me llohë gjysmë të shkrirë.

- Më falni, zotëri! Nuk ju vura re! - u shfajësua ai, teksa rendi ta ndihmonte plakun e rrëzuar.

Tjetri rënkoi dhimbshëm, po megjithatë ia zgjati dorën Adrian Frushullimës. Ishte një dorë e vockël e lëmuar dhe e ftohtë, kockëhollë, pa dorashka.

- Për hir të Zotit më falni! - i tha përsëdyti plakut, duke derdhur gjithë ndjenjën e keqardhjes në ato fjalë, ndërsa plakushi provoi të ngrihej. Por ra sërish. Kësaj here, kur thuajse qe ngritur. Adrianit iu duk se kjo ngjau nga mungesa e vigjilencës së tij dhe keqardhja i rëndoi dyfish. Atëherë i doli plakut pas shpine, ia futi duart ndën sqetulla dhe e ngriti gati hopa, pa farë zori, duke ndjerë se fiziku i këtij plaku shtatpakët e thatim nuk paraqiste farë peshe, as me qenë prej bukëpeshku.

- Më falni, zotëri...!, - përsëtreti tashmë ai klishenë e mirësjelljes.

- Domosdo, diçka do t'ju fal, djalosh… - mbërriti më vonesë zëri aspak i fyer i tjetrit.

- Megjithëse... pakogjë, - mërmëriti sërish ai, duke ndrequr kasketën strehëgjërë, që i kishte shkarë shtrembër.

"Si duket s'qenka në rregull rrezikziu", - mendoi me keqardhje Adrian Frushullima.

- A mund t'ju shoqëroj, zotëri i mirë? - e pyeti ai plakun gjithë ngrohtësi e butësi.

- Domosdo, paç uratën! Unë *për ju* kam dalë sonte. Si nuk e vini re?", - tha gati i lënduar tjetri.

- Nuk e përjashtoj aspak... Përkundrazi... - rrahu të stërhollojë përgjigjen Frushullima, i zënë ngushtë.

- Dhe mirë bëni! - ia pat tjetri, sikur ta kishte në zgrip përgjigjen.

"Hej ç'plak i çuditshëm na polli", - tha me vete Frushullima dhe i doli plakut nga krahu i majtë.

Teksa çapiteshin pa fjalë trotuarit, nën llohën e ndriçuar zbehtë prej fanarëve ai u ndje tepër i trishtuar, i detyruar të zvarritej ngathët, jashtë ritmit të tij dhe, për më tepër, pa ndonjë farë shkaku, përbri një plaku të panjohur. Trotuareve vejevinin njerëzia; dama me pellushe të shtrenjta pështetur me takt në parakrahe kavalierësh, grupe bukuroshesh e djemsh që nxitonin hapin për në teatrot e operat ndanë bulevardit, - gjithçka përreth të kallte padurimin e një ritmi tjetër, ndërsa ai? Se si qe gozhduar ashtu të ndiqte atë plak të shurulluar, i cili s'dihej çfarë donte, s'dihej ku shkonte e s'dihej kush ishte.

Pasi kishin sosur së përshkuari "Gogoljevskij Bulvar", ata kapërcyen udhëkryqin dhe u hodhën përmatanë, atje ku ngrihej katër-pesë metra lartësi monumenti i shkencëtarit Timirjazjev, prore me çaçkën mbuluar dyst me glasa të bardha sorrash; një rruvajë e trashë dhe e bardhë, si shëllirë, i qe varur mespërmes fytyrës, mespërmes mjekrës gjer poshtë kraharorit. "Si duket, sorrat paskan qenë të plevitosura... paskan hequr bark", - i pëlqeu të arsyetojë Frushullimës. Në fakt atij i vinte t'i bërtiste plakut përbri, të cilin e mbate lehtë pas krahut të majtë, mu si një qelqe të thyeshme:

"Fol more plak se na plase, na enjte për barku!" – shfryu në mendje Frushullima për të satën herë.

Si përgjigje, sa u futën në rrugën "Mallaja Bronaja", plaku e ngathtësoi hapin ndjeshëm, anipse kjo ishte rruga më e qetë, më e shlirë nga lëvizjet e makinave dhe këmbësorëve. "Ani-

mirë", mendoi Frushullima, "më mirë të ecim, gjersa ky plak të rraskapitet përfare, gjersa ta lëshojnë gjunjët e të bjerë plaf përdhe". Mandej ai e ndali kasten hapin pas shpinës së plakut, duke menduar se sa lehtë ishte të zhdukeshe pas ndonjë qoshi ndërtese, t'ia therje vrapit pa u diktuar, pa e vrarë mendjen.

Pa e vrarë mendjen? Ja, pikërisht për këtë Adrian Frushullima nuk ishte i sigurt: "Ç'do të më kishte thënë ky plak? Ku po më shpie dhe, a është e vërtetë se më njeh? Pse thotë se ka dalë *kasten* për mua? Gjepura! Thjesht duhet të zhdukem, t'i jap fund kësaj gjendje idiote".

Sapo kaluan një kryqëzim të vogël, Frushullima u ndal fiks në cep të një ndërtese ambasade, e la plakun të kalojë para dhe u përkul kinse po shtrëngonte lidhëset e këpucëve. Ashtu i përkulur ai kishte mundësinë t'ia mbathte nëpër rrugicën që hapej kënddrejtë me atë të plakut. Ndoshta nga shpatullat e tij të kërrusura a nga mirëbesimi i plakut që nuk e ktheu kokën prapa asnjëherë, Adrian Frushullima e la t'i rrëshqasë ky rast i mrekullueshëm dhe nga vendi prishaqefas të zërë plakun.

Gjatë gjithë kohës ai mundi t'i shquajë këtij plaku përpos se një rriskë mjekër të bardhë, dy faqet si stafidhe, një hundë të drejtë e të skuqur, po kurrqysh jo sytë, që fshiheshin nën strehën e gjerë të kasketës së ngjeshur fort.

- Bëre mirë, që nuk ia mbathe! – tha plakushi, duke i shoqëruar fjalët e tij si tringëllimë monedhash në gushën e një telefoni automat. Nga kjo Adrian Frushullima pa se si iu drodhën lehtazi supet, por nuk e kapi dot shkakun nëse këto fjalë i shoqëroi me zë të përçarë, apo me një gaz shpotitës.

- Nuk kisha ndërmend aspak t'ia mbathja, zotëri i mirë. Nuk më besoni?

- Po ju?

- Çfarë unë?

- Nuk e besoni?

- Më falni, të besoj kë?

- Fjalët e mia apo veten tuaj në daç... çka është e njëjta gjë...

- E njëjta? Si mund...? Nuk mendoj, më ndjeni!

- Po ju e dini, po ta sforconi mendjen, djalosh, se të gjitha gjërat në një perspektivë të largët puthen... Dhe ti, herëdokur, nuk je veçse *unë*, - tha plakushi, duke zgjatur dorën e vockël kockëdobët, tutje nga shtrihej shëtitorja e drejtë, e cila, e zbardhur nga dëbora, ngushtohej si "Y" në perspektivë. – Sepse ka ca gjëra, prej të cilave *do* e *nuk* arratisesh dot, - vazhdoi me të belbëzuar ai.

- Më falni, por nuk jam i aftë t'jua ndjek arsyetimin... – shfaqi për herë të parë mërzinë e hapur Frushullima.

- Dhe s'keni përse, - tha plaku, haptazi i nxehur. – Mjafton të mos e harroni, - shtoi pas pak. – mund ta vazhdoni arsyetimin pa mua, mjaft t'i jepni udhë në atë drejtim...

- Në cilin drejtim? – e ndërpreu Adrian Frushullima.

- Andej... nga maja e konit të të gjitha gjërave... andej nga koha e hapësira ngushtohen në *konus*.

- Aha... interesante. Do ta kem parasysh o plak i mirë! – i foli pa ngjyrë Frushullima. Pastaj shtoi:

- M'u duk sikur më thatë se sonte keni dalë për mua. A mos bëtë gjë shaka? - e pyeti plakun kur po kalonim ndanë "*Patriarshie prudi*".

- Këtu, - tha ai, duke bërë me gjestin e dorës nga sipërfaqja e ngrirë e ujërave, mbi të cilën një tufë djem e vajza bënin patinazh, - këtu Bullgakovi nisi rrëfimin e tij mbi Mjeshtrin dhe Shtrigën... por s'di pse e ndërpreu.

Plaku nuk foli më.

"Mirë Bullgakovi, por ju pse e ndërpretë", - i erdh t'i thoshte Adrianit, por e la, me ndjesinë, se ky plak i çuditshëm po i rëndej më fjalitë e tij të mjegullta.

Por sa u mat t'ia thoshte pas një heshtjeje të gjatë, plaku u shkëput nga krahu i tij. Kaloi pak hapa para nën kurorat e zeza të drurëve dimërorë, midis dëborës së sfondit, ndërsa Adrian Frushullima mbajti instinktivisht hapat, me shpresë të ndonjë përgjigje.

"Pa shih, shih... lëri të tjerat, por tani iu mbyll dhe goja plakushit", - pëshpëriti ai vetmevete dhe sërish u ngut ta arrinte.

Akulli i gjolit përndritej zbehtë dhe vezullonte mu si ndonjë xham i trashë i vidhosur brenda rrethit oval të ndonjë skeleti syzesh optike. Përmbi sipërfaqen e lëmuar konkave, trumba djemsh e çupëlinash lëshoheshin turr me patina; disa sosh, - të kapur përdore në çift. Dy-tre qenushë me xhufka fjongosh gjithëngjyrëshe u lëshoheshin përmbas me lehje të ngazëllyera dhe, ashtu, në pikë të vrapit, u rrëshqisnin thonjtë e putrave në akull, duke u rrëzuar me spërdredhje. Në skaj të gjolit, plaku kishte ndaluar, por nuk shikonte lojën me patina përposh: ai u afrohej një për një statujave prej bronzi të oksiduar, që ilustronin subjektet e përrallave të Krillovit. Adrian Frushullima nuk e trazoi këtë joshje të plakut, por as nuk e ndoqi. Thjesht u ndal shpinëkthyer kah ai, ndezi një cigare tjetër "Çestërfilld" dhe u përqendrua në tollovinë e adoleshentëve mbi akull tok me përpjekjen e qenushëve për t'i arritur turravrap.

- Shkojmë! - dëgjoi pas shpine zërin e plakut kur i kishte mbetur në dorë vetëm dugi i pajetë e cigares.

"Shkojmë, po ku ?" - mendoi me vete Frushullima, duke e ndjekur pa fjalë e duke shpresuar se diç do të mësonte më në fund. Plaku priu përanash ca rrugicash e ndërtesash me mure të shurdhër prej nga nuk depërtonte dot zhurma e makinave. Befas ai iu kthye Adrian Frushullimës dhe i tha:

- Ndjehem tepër i lodhur. Mendoj, se nuk do të qe keq të uleshim për një çaj.

Pa pritur përgjigje ai shtyu një derë mbi të cilën shkruhej me shkronja të trasha ngjyrë terrakote: "Kabak-Kafe". Adriani i ndihu të hiqte pallton, të cilën e vari në kremastarin pranë, në të majtë të derës. Edhe kur u ulën në një tavolinë të lirë nga qoshja, plaku nuk e hoqi kasketën, kështu që Adriani nuk pati mundësi t'ia shihte sytë. Plaku vazhdonte të hurbte çajin pa sheqer me duart që i dridheshin.

- Si mund t'ju drejtohem zotëri? ... Me lejen tuaj, natyrisht… - pyeti Adriani.

Plaku u përtyp pak, mandej rrudhi pjesën e poshtme të fytyrës, u kthye në kohë mënjanë dhe teshtiu fort e thershëm.

- Shëndet, zotëri!

- Paç uratën! - ia ktheu plaku, por nuk iu përgjigj pyetjes.

Pasi priti edhe një kohë heshtje, kur plaku tashmë e kishte pirë filxhanin e tij, Adriani ia përsëriti pyetjen, njëlloj si më parë. Tamam atëherë, plaku futi dorën në xhepin e djathtë të një xhakete, nxori prej andej një shami hundësh, e shpalosi dhe shfryu me zhurmë disa herë flegrat mes palave të shamisë, kështu që gjysma e dytë e pyetjes u përmbyt nga shfryrja e hundëve. Plaku e ngjeshi dhe më fort kasketën, u ngrit pa ia varur tjetrit dhe eci drejt kremastarit. Kur Adrian Frushullima kishte shlyer llogarinë në banak, plaku qe veshur dhe tashmë po dilte përdere.

“Epo le të shkojë! Le të më hiqet qafe”, - mendoi dhe, në vend që të dilte, porositi kamarieren për një dopio konjak. Ndezi një “Çestërfilld” tjetër dhe vazhdoi të tymosë me gotën e konjakut përpara.

“Tani do të jetë larguar goxha”, - mendoi Frushullima, duke fikur duqin në taketuke. Rrekëlleu gotën e konjakut, la pagesën mbi banak, veshi xhupin dhe mësyu në dyer, aq i lehtësuar, sa gati nuk lëshoi një pasthirrmë gëzimi.

Por s’qe e thënë: plaku e priste pak metra më tej, duke pritur mes dëborës që kishte nisur me fjolla të dendura.

- Si shumë u vonove! - kërkoi llogari i fyer tjetri.

- Ah, isha në banjo, - u mundua të shfajësohej Adriani.

- Mos gënje! Unë të pashë tek rrije ndanë banakut. Ti pive dhe tymose... e kupton!? - u ashpërsua toni i tjetrit.

- Pse, mos është gjë e ndaluar? - i hapi udhë zemërimit Adriani.

- Nga një pikëpamje, po! - tha plaku, tashmë i nxehur.

- Atë pikëpamje mbaje për vete! Mua as që më hyn në punë! - ia ktheu Adriani me zë të dridhur nga zemërimi.

- Si kështu? Unë *për ju* kam dalë nga shtëpia sot! - iu drodh mjekra plakut.

- Ndërsa unë, jo! Dhe as që dua t’ia di! - i shfryu në fytyrë Frushullima.

- As unë s'dua t'ia di! - tha plaku.

Adriani Frushullima qëndroi i shastisur, pa ditur ç't'i përgjigjej. Mandej me zë të ulët i tha:

- Ju më duket, nuk jeni fort në rregull, me sa shoh. Ju s'dini ç'flisni!

- Ndërsa ju, s'dini ç'përgjigjeni! - ia pat atypëraty plaku.

- Unë s'duhet fare të përgjigjem…

- Dhe do të bënit mirë… sindozot, kur nuk ju pyesin!

…?

- Atëherë unë po largohem! - tha Adriani dhe bëri i vendosur përpara.

- Ju as nuk mund të largoheni! Sepse ju *tashmë* u takuat me mua.

- E kam vetë në dorë të bëj si të më teket, plakusho!

- Sikur të ishte njëmend ashtu…! Ju më detyroheni, djalosh!

- Unë *vetëmsa* u përplasa me ju! Ju kërkova falje dhe ju ndoqa, pa ditur se ku, duke shkatërruar gjithë shëtitjen time!

- Posi, posi... U përplaaasa!... Faaaalje!, - u tall tjetri, duke i zgjatur panatyrshëm zanoret.

Nën dritën e marrtë të fanarëve, përtej rrjetës së dendur të flokëborëve, Adrian Frushullima pa si u çapëlye përtallshëm plaku, duke zbuluar një gojë të errët pa dhëmbë. Mandej plaku eci përpara, i sigurt se tjetri po e ndiqte, gjithë duke përsëritur, tanimë shpinëkthyer, të njëjtat fjalë: - U përplaaasa! Faaalje! He-he! He! - tundte kokën e bënte grimasa gjithfarëshe.

- Qenkeni një plak zevzek! S'më kishte shkuar mendja... E si mendoni ju, nuk u përplasëm? - i tha ai duke e ndjekur përmbas e duke u turpëruar inatshëm pse vazhdonte të merrej ende me atë plak të marrë.

- Ashtu është djalosh... Por kjo përplasje ka qenë *parashikuar*!" - tha ai, duke ngritur gishtin e thatë lart.

- Ajo qe një rastësi! Mund të isha përplasur me këdo tjetër! - briti pavullnetshëm Adriani, duke ndjerë keqardhje

për veten që vazhdonte të humbiste kohë e nerva me një plak të rrjedhur trush.

- Atëherë, më thuaj, pse s'u përplase me një *këdo* tjetër?

- Për këtë mund ta vrisni mendjen ju, jo unë. Për mua ishte thjesht një rastësi... si gjitha rastësitë e kësaj bote, - ia ktheu Adriani dhe u ndal me mendjen e ndarë: të mos e ndiqte më plakun asnjë hap më tutje.

Edhe plaku u ndal. E këqyri Adrianin nga këpucët gjer lart me një zgërdheshje sarkastike dhe i tha:

- Rastësia, bir i im, nuk ekziston. Ngulite mirë këtë në kaplloqe. Rastësi është ajo *që Zoti e lejon të jetë e tillë* dhe, nëse e lejon Zoti, ajo nuk është më rastësi! - hapi anash krahët e dobët e të hallakatur plaku, mu si një dordolec në erë, mandej i përplasi zhurmshëm shuplakat kur kishte sosur.

- E dini vallë ku qëndron thelbi i kësaj hallakatjeje? Marrëzia! Marrëzia që i lejoj vetes të dëgjoj arsyetime prej një plaku të panjohur, sado interesante qofshin ato. Ju e keqkuptuat mirësjelljen time. Ju e keqkuptuat ndihmën time për t'ju përcjellë, por unë s'kam ndërmend të bëhem rob i mirësjelljes dhe mëshirës sime. Sepse kushdo që me kalimin e kohës vjen e të bëhet barrë e prapë, atëherë si çdo barrë e meriton të hiqet qafe. Ju nuk deshët të ndahemi si miq, anipse të panjohur...

Adrian Frushullima donte të vazhdonte, por e ndërpreu tërbimi i pazakontë që i shkaktoi ndërmendja e fjalës *kaplloqe,* që pati shqiptuar plaku.

- Me sa po kuptoj, ju me barrë më nënkuptoni mua, apo jo? Unë e dija se do të *përplaseshim* sonte. Mëkot nuk e mora me vete dhe *këtë*, - tha ai, duke nxjerrë nga xhepi i palltos diç që e vërviti në pëllëmbë.

Frushullima nuk e dalloi mirë, por pavarësisht sendit, ai e kishte gatitur tashmë pyetjen:

- Nga e paskeni ditur, nëse nuk e keni sekret të na e thoni, o fantazmë e mërzisë jeshile?

Plaku e pushoi sendin në dorën e majtë dhe me gishtin kallëzues të së djathtës shënjoi mbi të:

- A ju quajnë Adrian Frushullima!

Djaloshit iu mek zëri. Plaku nuk priti përgjigje por foli, duke çapitur përpara:

- Po, thuaj, dhe mos këmbëngul më tek rastësia!

Frushullima e ndoqi heshtazi, duke shtrydhur kujtesën, ku e ka parë këtë plak, ku ka biseduar me të? Plaku shpinëgërmuqur qe përzier në mizërinë e njerëzve në sheshin "*Majakovskaja*", herë duke humbur e herë duke u rishfaqur. Adrian Frushullima nxitonte që plaku mos t'i humbiste sysh. Herë pas here shtyhej shumë përpara dhe e rigjente sërish, ashtu shpinëgërmuqur e shtatpakët, me kasketën e rrasur fort: plaku ecte me ngut e gjithë dredha, sikur t'i shkrinte gjithë djallëzia ndër kokalla.

Në hyrje të metrosë "*Majakovskaja*", ende pa zbritur shkallët, Adrian Frushullima e ndaloi plakun, duke e zënë për supesh.

- Thomëni, plak i mirë, kush jam unë dhe ç'kërkoni prej meje! - i tha me zë disi të dhunshëm e të përgjëruar njëherësh.

- Budalla! Kur nuk e di as vetë kush je, nga ta di unë !? - shfryu plaku, duke e larguar me trinë të dorës.

- Emrin tim, nga e dini emrin tim? Dhe pse duhej të përplasesha me ju sonte? Flisni, plak i mirë, ju diçka dini! - tha me përgjërim Adriani.

- Eh, sa vonë, sa vonë! Zor i madh të dish emrin tënd, posi! Shoh se nuk qenke aq shumë indiferent. Por unë po ta fal atë që ta premtova, megjithëse ajo *tanimë* është një dhuratë *e ngordhur*, ashtu sikurse kanë për të qenë të gjitha shpërblimet e dëshirave të tua: me vonesë do të të mbërrijnë, kur ti të mos ua ndjesh më kënaqësinë e dehur, për të cilën të ka regëtirë zemra... E zemra jote tash e tutje ka për të rrahur prore e akullt prej kësi dhuratash, - tha, dhe i zgjati Adrianit sendin që mbante në duar.

Përrotull dyndej luzma mbrëmjesore e njerëzve që shtyheshin në hyrje të metrosë, duke u përplasur kur e kur pas shpinën së tij, që kishte shtanguar krejt papërshtatshëm në krye të shkallëve.

Ishte një kub me katrorthe të lyer ngjyra-ngjyra, shtresa-shtresa, katet e të cilit rrotulloheshin sipas dëshirës. Asgjë më shumë.

- Ç'është ky kub e si quhet, plak i mirë? - pyeti naivisht Adrian Frushullima.

- Quhet ky kub, o djalosh, *Kubi i Shpresës së Mirë*! - briti plaku me një ton didaktik mes zhaurimës së zërave të turmës, që sa vinte e ntrashej.

- Po ç'duhet të bëj unë me të, o plak? - briti Adrian Frushullima, teksa e rrotullonte ndër duar.

Në vend të përgjigjes, ai ndjeu një përvëlimë të befasishme në faqen e majtë, jehun e kërcitjes dhe habinë e vet hutaqe: plaku e kishte goditur me shpullë aq fort, pabesueshëm, egër e thatë, sa sytë në fytyrën e tij të mërdhirë lëshuan pahiri lotë. Disa femra shkitën përanash të pataksura, duke nxjerrë instiktivisht ca trigëllima qelqurishtesh prej asaj shpulle të papritur, që vishkulloi me një prafllimë elektrike.

- Që të mendosh, o teveqel, e të mos e qesësh mendje askurrë, se gjithkah gjendet prore dikund një plak, i pakrahë, i harruar prej gjithkujt, një plak i ri, një plak i vjetër, në botën e re të vjetruar, që plaket vetë dhe plakë të tjerët! - qenë fjalët e tij të mbrame, të thëna hakërryeshëm, duke i tundur gjithë mllef para sysh gishtin e tij të thatë tregues, të cilin vazhdoi ta tundte kërcënueshëm, derisa humbi me turmën në dyert e metrosë.

Adrian Frushullima mbeti ndërdyshaz: ta ndiqte dhe më tej plakun, apo të kthente rrugë; të vazhdonte shëtitjen i qetë nëpër bulevardin "*Tvjerskaja*".

Por gjendet, lavdi Zotit, gjithmonë një alternativë e tretë, - mendoi ai, duke rrotulluar pa kuptim kubin nëpër duar e duke vrarë mendjen: - kush të ketë qenë ai plak i çuditshëm, me të cilin u përplas dhe pse ia dha atë shpullë?

*Langenbroich, tetor 2003*

## HYRJE NË PSIKANALIZËN E FSHATIT TONË

Kur Ben Shporta u kthye nga studimet, e emëruan menjëherë përgjegjës sektori të Kooperativës së Bashkuar. Djalë simpatik, shtatlartë e kaçurrels, me një fytyrë bardhoshe e të qeshur, gjithë energji djaloshare, ai i përshkonte njëlloj, me një të ecur sportive, si rrugicat e fshatit, ashtu dhe parcelat e fushave të mbjella dhe, gjithkund, ndiqej me admirim e një zili pa të keq, si mishërimi i njeriut të lumtur e fatbardhë, si një krijesë që s'kishte lidhje me mërzinë e madhe jeshile që pllakoste njerëzit me jetën e rëndomtë të fshatit, të cilëve u këputej kërbishtja gjithë ditën e lume midis malit e fushës, në shi e në dëborë, në zheg e acar.

Si për ta bërë edhe më të përlargët distancën midis tij e fshatarëve, në krye të vitit Beni ia këputi një martese dhe solli në fshat një nuse bukuroshe nga kryeqyteti, duke e bërë edhe më përrallore idenë e lumturisë në atë kaurdisje mërzimadhe varfërie, punësh, mllefi e intrigash. Beni me bukuroshen e tij të largët, Albën, me të cilën thoshin se kishte qenë i dashuruar vitin e fundit të Institutit, nuk kalonin, por vërtiteshin së bashku, duke i përshkuar rrugicat e fshatit tonë të madh me një vals të ngadaltë, që s'kishte të sosur, të ndjekur nga buzëqeshjet e pavullnetshme të gjindjes gojëhapur. Çdo gjë dëshmonte tek çifti i ri një shije, finesë, larmi e gusto të parënduar, e cila përshtatej me thjeshtësinë e mjedisit, pa u përsëritur dy ditë e njëjta.

Kuptohet se kontrasti i çiftit lumturak ishte aq i fuqishëm e demonstrativ, sa jo vetëm me fshatin dhe kooperativistët që s'kishte lidhje, por as me njerëzit e shtëpisë, me të cilët banonte. Beni ishte shkollari, i përkëdheluri, që e kishte puthur ylli i fatit në ballë dhe njerëzia thonin: "Qenka bërë për të kjo botë!". Vëllezërit e tjerë të Benit ishin njësoj si gjindja tjetër – punëtorë të pavënë re, të pambajtur, thuajse anonimë; ata nuk dalloheshin për asgjë të veçantë nga pjesa tjetër e fshatarëve. Një sforco, një artificë ndjehej në sjelljen e të vetëve me çiftin, sforcim të cilin e diktonte prania thuajse jotokësore e nuses së bukur kryeqytetase.

I vetmi që s'e prishte asnjë grimë terezinë ishte i ati, Sabahudin Shporta. Ai vazhdoi si më parë të sillej siç e kishte zakon, të fliste me një zë të ngadaltë e me shprehje të mjegullta, të pinte nga kutia të njëjtin duhan të grirë "Polic", të cilin e dridhte me gjethen e vet, i sigurt në ritualet e veta – ditën, duke bërë ndonjë punë të vogël në ograde, duke thurur ndonjë gardh, duke prerë ndonjë ferrë a tëharrur ndonjë barishte, ndërsa mbrëmjeve – duke hequr me nge tespihet e zeza. Ky plak, me mustaqet e zverdhura nga nikotina dhe me kësulën e bardhë, ishte i vetmi që nuk u impresionua as nga i biri, as nga nusja e tij bukuroshe. Përkundrazi, karshi tyre u bë më i heshtur e fjalëpakë, pa ndërhyrë e madje, pa pyetur për punët e tyre.

Ishte një njeri tjetër, me të cilin Beni kalonte pjesën më të madhe të kohës, si para, ashtu dhe pas martesës. Ky ishte kryeagronomi i kooperativës, Lori, një djalë mjaft i sjellshëm e i pashëm nga Korça, me të cilin thoshin se Beni kishte patur miqësi të ngushtë që në vitet e para të Institutit të Kamzës. Shpeshherë Beni nuk kthehej darkave në fshat, pasi e kalonte në qytet, në shoqërinë e Lorit dhe bashkëshortes së tij, Dorinës, një mjeke e re, me të cilën, me sa dukej, njiheshin gjithashtu që nga koha e studimeve. Shëtisnin së bashku deri në xhiron më të fundit të darkës, mandej ose uleshin e darkonin në restorant "Turizmi", ose mblidheshin në shtëpinë e Lorit dhe të nesërmen, të dy miqtë, ktheheshin së bashku në punët e kooperativës. Sigurisht, kishte plot raste kur edhe Lori rrinte në fshat, edhe vetëm, edhe me nusen e tij, por gjithsesi, Beni e mësynte më shumë shtëpinë e mikut jabanxhi, ngaqë si duket, e tërhiqte qyteti që edhe pse i vogël, ishte i paqtë, miqësor dhe i stolisur mirë. Pasi u martua Beni, vajtje-ardhjet fshat-qytet u dendësuan edhe më shumë, falë edhe miqësisë së vrullshme midis dy nuseve të reja, çka e përforcoi miqësinë e tyre. Miqësia midis këtyre katër intelektualëve të rinj ishte bërë mjaft e njohur, si për fshatrat e kooperativës së bashkuar, ashtu dhe për qytetin; ajo, sigurisht, binte mjaft në sy, pasi ishte mjaft e dukshme, e lirë dhe shpërfillëse për çdo lloj parametri paragjykues. Tek

e fundit, çiftet e reja shijonin në maksimum thuajse të gjitha ngjarjet kulturore, pak a shumë të rëndësishme, që kishte ai qytet, pa shpërfillur asgjë: filmat e rinj apo të vjetër në kinema, shfaqjet e teatrit profesionist, koncertet dhe skeçet e Shtëpisë së Kulturës, librat e rinj dhe bibliotekën, madje dhe ndeshjet e futbollit e volejbollit – në të gjitha aktivitetet, si gjithmonë, ata shkonin të katërt, së bashku.

Duhet të ketë qenë një nga kulmet e miqësisë së tyre dhe s'dihet se si, një ditë, njëri nga të dy burrat, Lori, hodhi idenë e një lidhjeje edhe më të ngushtë midis tyre: të pinin gjak e të bëheshin vëllamë. Ideja qe pranuar me ngazëllim nga të dy çiftet dhe, ashtu siç ishin, të katërt, u përqafuan e u shtrënguan vëllazërisht e motrarisht, gjersa ngazëllimi ra paksa në fashë, për t'ia lëshuar vendin procedurës ritualore, sepse kjo ide frymëzuese për çiftet duhej vulosur me zbatimin e përpiktë të një repertori të tërë solemnitetesh. Pasi qenë informuar për rregullat, Benit i mbetej të pyeste në e jepte bekimin i ati për atë lidhje vëllamësh me gjak, si qëmoti. U ul një buzëmbrëmje dhe ia tha thjesht e troç të atit gjithë nijetin që kishte. Sabahudin Shporta vazhdoi të rrëkëllente tespihet mes gishtave dhe nuk foli, a thua se nuk kishte ndier fare çfarë i tha i biri. Përkundrazi, e urdhëroi nusen kryeqytetase, me të njëjtin ton siç bënte me nuset e tjera, t'i piqte një kafe.

- Pse po don me u ba vëllam me Lorin? A je në gjendje me ma shpjegue pa farë zori, me dy fjalë? – e pyeti i ati, kur Beni e kishte humbur shpresën se ai do t'i kthehej prapë atij kuvendimi.

- Babë, ne e duam njëri-tjetrin si vëllezër... kemi mendime e shije të përbashkëta... njihemi që nga koha e studimeve dhe e di se edhe ai, më do si vëlla.

- Mirë, mor bir... mirë. Ti e do një përgjigje, - tha Sabahudini dhe kapi prapë tespihet duke i tërhequr para-mbrapsh, çrregullt. – Mblidhuni kur ta vendosni darkën këtu dhe atëherë do t'ju vë të dyve të kapërceni një provë. Nga ajo provë varet ose "Po-ja" ose "Jo-ja" ime.

Plaku nuk foli më, por as Beni nuk e nguci më tej, edhe pse gjithë mbrëmjen rrahu të depërtojë në përgjigjet e mjegullta të plakut. Por, gjithsesi, Beni me mendjen e vet e mori si miratim. Kështu, në krye të javës, u mblodhën aty në fshat të dy çiftet. Në oborrin me avlli të kullës trekatëshe vej e vinin amvisat duke bërë darkën. Dëgjoheshin të qeshura. E ëma e Benit me rejat e veta e kishin larë e ndërruar gjithë shtëpinë, sa ajo ndriste pasqyrë.

Ndërsa bëheshin përgatitjet e fundit para shtrimit të darkës, Beni dhe Lori me nuset e tyre, në prani të vëllezërve të tjerë të heshtur, diskutonin për këngët e reja të festivalit të majit. Prej grunoreve në kallëza frynte një fllad i butë poleni, i cili përzihej me aromën e ëmbël të hallvasë në oborr. Pemët e larta përskej avllisë, të ndriçuara nga një hënë e verdhë, dukeshin si fotografi të lashta me celuloid të zbehur. Në intervalet e heshtjes nëpërdridhej metrika e këngës së bulkthave. Pas pak duhej të mblidheshin në dhomën e ngrënies. Vetëm Sabahudini nuk kishte zbritur ende nga oda e tij. Më së mbrami, ai dërgoi një nga nipërit e vet të lajmëronte çiftet e reja të ngjiteshin lart, në odën e tij.

Ky i priste këmbëkryq në një shilte rrëzë oxhakut. Pasi u përshëndoshën me të, ata pritën çfarë do t'u thoshte plaku. Por ai heshti. Mandej si me bezdi u hodhi çifteve një vështrim pyetës.

- Ju prisni t'ju them ndonjë gjë të madhe... Apo jo? Unë jam nga ata që as nuk i dëgjoj, e as nuk i flas fjalët e mëdha. Kam dëgjuar shumë gjatë gjithë jetës sime dhe ka kohë që s'u zë besë. Por ju... jeni brez tjetër, rini tjetër... Ju vëllezër jeni pa pirë gjakun e njëri-tjetrit. Ashtu do të ishte më mirë... Megjithatë, unë nuk ju pengoj, por (ai u kthye nga Beni), meqenëse im bir këmbënguli, simbas zakonit, të them fjalën time... e bekoj a jam kontra, atëherë, siç ia kam thënë dhe Benit, unë do t'ju shti të kapërceni një provë të vogël... mos u trembni... Masandaj ua them mendimin tim të vërtetë. Jena dakord?

- Dakord, xha Sabahudin! – thirri Lori, me dy duart e ngritura lart.

- Dakord, babë, - tha dhe Beni, duke u përpjekur t'ia qëllonte çfarë po bluante i ati plak.

- Atëherë gjegjmëni mirë: ti djalë, - iu drejtua ai Lorit, - shko e ulu kambëkryq në shilten te dritarja, kurse ti, - i tha Benit, zër shilten kundruall mikut, te muri, ballas e karshi me të.

Lori dhe Beni u ulën këmbëkryq, kundruall njëri tjetrit, njëri pranë dritares, tjetri rrëzë murit dhe prisnin pa kuptuar gjë. Sabahudini nxori sahatin e xhepit, e hapi si një qepë të çarë përgjatas dhe tha:

- Ti, moj nuse, - duke iu drejtuar Albës, - shko dhe ulu në prehërin e mikut dhe do të ngrihesh kur të të them unë. Edhe ti, moj nusja e Lorit, shko e ulu në prehërin e Benit dhe do të qëndrosh derisa të të them unë.

Dy gratë e reja buzëqeshën të habitura dhe rrinin në mëdyshje.

- Po pse, baba? – pyeti e hutuar Alba.

- Psehin e di unë. Shkoni e uluni ju thashë! – dha urdhër Sabahudini.

E para shkoi Alba, gjithë pasiguri, duke këqyrur herë plakun, herë Benin. Për më në fund u ul, siç i thanë, drejt e në prehërin e Lorit. Edhe Dorina u ul në prehërin e Benit.

Atëherë Sabahudini tha se mund të flisnin dhe vijoi ta mbajë orën e xhepit para syve. Meqenëse askush nuk po fliste, foli Sabahudini:

- Sipas rregullit dhe kanunit, byrazeri, vëllau i gjakut, asht vlla ma i shtrenjtë se ai që ta ka ba nana e baba. Ata nuk i ndan as e mira e as e liga. Me ndodhë me vdekë njeni prej vllamëve, babë për fëmijët e tjetrit asht vllami gjallë, kurse e shoqja e tij asht motër, që i bindet, e pret, e përcjell dhe e merr mbrapa kahdo. Po qe se nuk e keni kuptue kaq gja, at'herë kot e keni marrë mundin me u ba vllama. E unë tash do ta kqyri, a jeni menjimend në gjendje me u ba ju vllazën.

Sabahudini nuk foli më, por vazhdoi ta mbajë në gjunjë sahatin e xhepit me qostek, duke e kundruar pjerrtaz.

- Kaluen dhetë minuta, - tha dhe e mbylli kapakun e sahatit. – Ngrehuni tash moj bija, - u tha ai dy nuseve.

Sa u ngritën nuset, Sabahudini i urdhëroi dhe dy djemtë të ngrihen në këmbë dhe t'i afrohen. Beni u ngrit dhe po e shihte të atin në mënyrë pyetëse, duke u përpjekur të kuptonte domethënien e asaj procedure të çuditshme.

- Dhashë urdhër me u ngritë, pse nuk ngrihesh or mik? – iu drejtua plaku Lorit, i cili qe mbledhë disi kruspull dhe ngurronte.

Atëherë Sabahudini rrahu më bastun dyshemenë dhe i briti fort:

- Çohu more pizeveng!

Britma qe aq e beftë dhe e fortë, sa Lori u ngrit pavullnetshëm në këmbë.

Mandej po me atë bastun, duke iu drejtuar të birit, tha:

- Këqyr!

Beni ktheu kokën dhe pa andej nga shenjonte i ati me bastun: përnën pantallonat e mikut të tij, dilte dukshëm përpara, si një tytë arme, ajo gjëja që ai vetë nuk e kishte shkuar kurrë në mendje. As për vete, as për tjetrin. Ndërsa Lori u kishte kthyer shpinën, pa u rezistuar dot vështrimeve nënkuptuese të të tjerëve, duke rrahur të nënshtrojë armën e ndërkryer në pantallonat e veta.

- Ja pse nuk mund të bëheni vllazën ju! - iu drejtua Benit Sabahudini, duke vazhduar të shenjojë me shkop tytën ende të revoltuar në pantallona të mikut të tij, i cili i kishte propozuar i pari të bëheshin vëllezër.

* * *

Janë të shumtë ata që e fajësojnë plakun Sabahudin (dritë i gjettë shpirti tani!), se me këtë provë të rëndë, ai prishi një ndër miqësitë më të rralla që kishte patur ndonjëherë qyteti dhe krahina. Dhe e ndërpreu atë miqësi bash në momentin kur ajo niste të shpërthente me vrullin e një flake të trëndafiltë.

Por s'janë të paktë as ata, kryesisht, të shkolluar, që thonë se kushedi, plaku Sabahudin ka gjasë të ketë lexuar tinëz ndonjë vepër të xhaxha Frojdit. Po nga cila gjuhë, xhanëm? – pyesin kureshtarët. Se Sabahudini kishte katër klasë shkollë dhe nuk dinte ndonjë gjuhë të huaj! Mirëpo kanë dalë të dhëna të reja, të cilat dëshmojnë se Sabahudin Shporta na e paskësh ditur ujë italishten, qëkurse në vitin 1941-1942 e kishte marrë qeveria italiane balil në Bari e San-Benedeto. Thonë se kur u kthye Sabahudini i ri nga Italja, kishte sjellë në shtëpi dhe një trastë me libra. Ka gjasë ta ketë tërhequr kuturu ndonjë libër të Frojdit dhe gjatë gjithë jetës ta ketë lexuar në heshtje, bashkë me librat e tij fetarë, të cilët i mbante në një baule të vjetër në tavan.

Se, çfarë nuk bën vaki, apo jo!



**SALI BASHOTA**

*Sali Bashota (Klinë, 1959), ka studiuar Gjuhën dhe Letërsinë Shqipe në Universitetin e Prishtinës, ku tash ligjëron lëndën* ***Romantizmi****. Nga viti 2003 është drejtor i Bibliotekës Kombëtare dhe Universitare të Kosovës. Bashota është autor i disa librave me poezi dhe kritikë:* ***Albumi i grisur, Zogu me profil vjeshte, Plagomë, Shqipshkrimi kritik, Dalje nga trishtimi, Kuteli-prozator-poet-kritik, Domethënia e ideve letrare, Bukuri e nëmur, Ëndrra në parajsë, Proza e filleve të modernitetit*** *etj. Poezitë e tij janë përkthyer në disa gjuhë të huaja.*

*Ka qenë kryeredaktor i revistës letrare* ***Jeta e Re****.*



# SYTË E SAJ

*1. PARABOLA*

tashmë ajo këndon në parajsë duke i gërryer kujtimet e saj të zjarrta si për inat bie shi në trotuaret e nëmura dhe flokët e saj ngjanin pemëve të mbushura me tisin e bardhësisë i cili shkrihej në tokë tashmë shkëndija e parë e mallit ishte rikthyer në figurë dhe tambli i buzëve të saj i ngjante baladës së shtegtimit të një udhëtari të panjohur ndërsa parajsa shkëlqente bashkë me sytë e saj të kaltër kur bëhej ndezja e shikimeve dhe kalimtarët tashmë i kafshonin hijet e tyre në bregdetin e ëndrrës

2. ZJARRI

kur të rritem do të shkoj në qytetin e ëndrrave dhe do ta puth lulen më të bukur në botë pas pak do t'ia kafshoj vet-

minë e tepërt deri në fund të udhëtimit dhe pikërisht maji apo muaji i luleve do të jetë koha e ringjalljes sime kështu që kur të rritem do ta ha mollën e adamit dhe do t'i kujtoj të gjitha buzëqeshjet e fëmijnisë në një natë të lumtur kur i numëroja yjet në qiell dhe piklat e shiut në tokë në pikë të ditës do ta puth dashurinë në shpirt pastaj do ta shtërngoj për beli derisa të këputet loti i ngrohtë i ndjenjave më vonë në qytetin e ëndrrave do të takohem me poetin e liqenit dhe ajo më bukura grua në botë do të zgjohet nga gjumëharresa pakëz më vonë do të ndizet zjarri i madh i lutjeve të mëngjesit

3.VAJI

nuk dua të vajtoj i veshur në të zeza për të fshirë fërfëllimën e lotve të bekuar në pasqyrë vetëm kujtimi i mbërthyer ngulfatet derisa të pëlcasë fjala e zgjuar nga ashti i bardhë i ëndrrës kjo ndjenjë shëmbëllente fytyrën e saj se ishte një tjetër fjalë e bekuar që e zgjonte femërsinë nga një gjëmë e re ndërsa ndizet zemra e bukuroshes së fjetur në tempullin ngjyrë vjollce se na vret lumturia me gjuhë memece bie kambana e zemërimit me rrufenë e ndezur si shkëndijë e përgjumur plas vaji i mendimit të vdekshëm në thashethemnajë



4. LUMTURIA

dita e parë e lumturisë ishte e diela hi dhe pluhur në formën tjetër flakë fisnike e gdhendur në murin me një gur të nëmur kur vetmia rrëzohej përtokë duke tërhequr zvarrë episodin e dremitur të fantazisë se u ringjall bukuroshja e fjetur duke e lexuar testamentin për tokën e shkretë me një grusht dhe në duar madje duke e gërryer edhe vagëllimën e grumbujve të ajrit në hapësirën e mbushur me fjalë të mbështjella me kuptim tepër të çuditshëm madje episodi për puthjen tani ishte

vyshkur pikërisht në çastin e mrekullueshëm të ndezjes së dy shpirtrave për të formësuar fatin e ëndrrës  me  gishtërinjtë e zverdhur mbi aromën e  trupin tim

5. ENGJËJT

fjala e parë e dashurisë ishte se fëmijët e kujtonin barin e kositur në ditën e premte kur fillonte të bjerë shi dhe zogjtë të hanin çuçurimën e tyre në çerdhet e prishura në fund të vjeshtës së mbushur pikëllim prapë fijet e barit ishin tharë dhe dorëshkrimi i ringjallur lotonte në degët e pemës së mirë kur zverdhej shpirti i djegur engjëjt e thernin mesnatën e çmendur fjalët e kafshonin çarçafin e shtratit tënd

6. RRETHI

më në fund do të vyshket imazhi në rrethin e verdhë të kujtesës fotografia e vendlindjes së djegur e shumëzonte heshtjen derisa vapa e hante pikëllimin e vet midis lutjes së mirë dhe mallkimit të egër ku dergjej shpirti në fund të lojës kafazi i pikëllimit ishte ndryshkur

7. UJI I SYVE

vetëm ndjesia mund të shkruhej në një libër të vjetër me sytë e saj të larë  me ujin që ta kujton etjen dhe shkrumbin gjërat e llahtarshme apo orën e kurdisur të fatit për mbarimin e ofshamës në plasat e murit ku mbinte lulja e kujtimit

## 8. AVULLI I FLOKËVE

sa shumë i kam dashur zogjtë në kohën e fëmijërisë madje një zog të larmë gjithnjë e shtërngoja afër xhamit të dritares sime duke e pritur dehjen me avullin e flokëve të gruas, derisa ajo i përpinte lotët e mi tashmë po e shoh fytyrën e saj të shkrirë në xhamin e avulluar si të ishte një dritë e praruar e hënës e cila e rriste shkëlqimin e vet në pjesën e mbetur të vetmisë

## 9. PIKLAT E SHIUT

më tha nuk dëshiroj t'i shoh piklat e shiut si çmenden në dritare as lotin e shkrirë në faqen tënde i thashë unë jam zjarri yt i ndezur në gjinjtë e gufuar dhe sidoqoftë po tretem në kujtesën tënde për t'u ringjalluar në parajsë më tha ruaje bukurinë mos ta grisin vashat e qytetit tim

## 10. PARADOKS

lindin një ditë ëndrrat më të bukura në botë vaji i Rozafës në tempullin e mëndafshtë dhe të gjithë lumenjtë e botës vdesin një ditë lulet e kopshtit tim gjethet e vetmisë trajta e vyshkur e shpirtit dhe molla e adamit ringjallen ditën tjetër hiri i letrave të dashurisë bari në oborrin e shkretë dallëndyshja e mallëngjimit dhe të kuqtë e buzëve

## 11. LAMTUMIRË

natën e mirë dorëshkrime të djegura po më ngulet në kërthizë thika e zemërimit rituali i zogjve të vrarë në malin e shenjtë floku i bardhë i gruas llomotitja e erërave për të kënaqur dritësimin e ndjenjave mëkati më i bukur në botë tani

fluturon dallëndyshja e pikëllimit të syrgjynosur natën e mirë doreshkrime të djegura gjumë të ëmbël trishtimi im i vjetër

12.DORËSHKRIMI I RINGJALLUR

sa të ëmbla janë gjymtyrët e trupit tënd fytyra e bardhë që e ka krijuar rruzullimin e shpirtit në parajsë

13. QYQJA E KATUNDIT TIM

kanë thënë vaji yt kurrë nuk mbaron prandaj shqisën e shijes mos e këput në kobin tim se më ka marrë malli për të vdekur pa lëngatë për të pushuar në sheshin e lumturisë prandaj nganjëherë poezisë sime lëkurëbardhë i thahen gjethet krimbi e ha mollën e verdhë prandaj kukama jote është mosqenie kanë thënë mallkimi yt sillet rretherreth botës kur anija e lodhur nisej në marshimin e pafund prandaj mos vajto vetëm për të zezën tënde kanë thënë

14. KËNAQËSIA E IMAGJINATËS

ylli i mëngjesit e ngacmonte buzëqeshjen e saj kur e pëlqente kënaqësinë e imagjinatës lojën satirike me ujin e lumit diellin qiellin tokën ujin zvarritjen e klithmës kur nuk shuhej kurrë zjarri në ditën e nëntë të mjaltit megjithatë është herë e fundit kafshimi i buzës pantomima misterioze e tymit të cigares si rrokullisej në dhomën e shkretë

## 15. METONIMIA

flijimi i fjalës strukej përbrenda dritës së diellit pikërisht në çastin kur këputej lutja e fundit për të zgjuar mesditën apo mesnatën e avujve të shpirtit se mesi i artë venitej gjithmonë mbështjellë nga brengat që teptisnin në puthjen e saj të çmendur ajo bie në gjumë të qetë një puthje e ëmbël rrëqethej nga epshi i tepërt qerpikët e hollë të syrit e përpinin muzgun se ishte fjala për një zjarr që duhej fshehur në bregun e dielli

## 16. PASQYRA

vdes çdo ditë bashkë me plakjen e frymëzimit midis fantazisë dhe realitetit  mbi një qerre trëndafilash llamba magjike ndizet pikërisht në orën dymbëdhjetë nëse shndërrohemi në engjëj piktura e zhgënjimit varet në muret e bardha i zi pluhuri i merimangave myket në dyert e ferrit se më në fund vdes çdo ditë para pasqyrës tënde nëse bëhem engjëll



## 17. HIJA

hija e dashurisë fle në një ishull të frikshëm mbërthyer me trupat qiellorë shkrumbi i buzëve tua zhduket nga sipërfaqet e lëmuara hapësira e përmbys imazhin e tharjes së shikimit në ekzistencën e shplakjes së melankolisë nëse imagjinojmë pikën e pavdekësisë në trajtën e dhembjes përvëlohet kujtimi i shashtisur me pasionin e zhveshjes së lëkurës pasqyra e gjakut nuk shfaqet më në ëndërr si një fëmijë i bukur

## 18. E BARDHA

për një metaforë të përkryer gjethet kalben në degë nëse kapemi për dritën e diellit me shikimin e përflakur në pullën e bardhë madje për pasionin e frymës së plasaritur në kujtesën e mbyllur në trastë pastaj shkunden të gjitha puthjet me shijen e gjuhës së mprehtë gjithmonë e përpijmë lëngun e fjalës së hidhur e bardha dridhet e dridhet në trupin e flakëruar buzët vetullat qerpikët faqet gishtërinjtë i mbulon borë e stinës së mplakur

## 19. LEGJENDA

mesnata robërohet nga klithma e gjarprit të shtëpisë kur ajo i lag buzët me ujin e shpirtit shkrumbi i fjalës pëlcet megjithatë legjenda për zogun shtegtar e skuq këmishën e bardhë zbrazëtia e tjerr fjalën në pagjumësinë e mikut bota sil-let e sillet rreth syrit jashtë shiut i vjeshtës e shkund zemërimin e vet



## 20. URATA

vetëm për fjalën të due sytë e mbushur me lot e krijojnë portretin tënd nuk na tremb zhurma e misterit në refrenin e lashtë vetëm për fjalën të due zanafilla e uratës ulëron nga të pavdekshmit kur fle në krahun tënd kalorësi i shirave se kurrë më bukuria jote nuk i bleron ëndrrat në një ujëvarë nëse lahen fluturat e dashurisë kujtimi kallet hiri i buzëqeshjes ndryshket në kohën pa emër sytë e mbushur me lot e krijojnë portretin tënd vetëm për fjalën të due



GËZIM ALIU

*Gëzim Aliu (Vushtrri, 1977) ka diplomuar dhe magjistruar në Degën e Letërsisë shqipe në Universitetin e Prishtinës. Është redaktor i revistës prestigjioze për dije e kulturë, **Albanica**, si dhe redaktor përgjegjës në **Jeta e Re**. Përveç shkrimeve të shumta studimore e publicistike të botuara në revista e gazeta të ndryshme, merret edhe me përkthime. Është autor i librit studimor **Diskurset e ideve në prozën e Kadaresë** dhe i romanit **Në Klubin e të shëmtuarve**, i cili është shpërblyer me Çmimin Kombëtar si romani më i mirë i vitit 2009.*



# PËR HERË TË PARË

Tashmë çdo gjë kishte marrë fund. E kishte ndier këtë në takimin e fundit, te kafeneja afër parkut me drurë të shkurtër e të lagur me shi pranvere. Ndonëse ajo i kishte premtuar se do të shiheshin prapë, thellë në vete, një pikë helmi ia kishte pickuar ndërgjegjen. Nuk do të shiheshin më. Ajo iku, ndonëse gjatë tre vjetëve të fundit, trupi i saj ishte lëngëzuar në gojën e tij. Një porosi i kishte ardhur në telefon, tri ditë pas takimit. Pesë fjalë: Nuk mund të shihemi më! Në ndonjë kombinim tjetër, këto fjalë do të mund të kumtonin tjetër gjë, por ja që ishin renditur ashtu. Pra, ishin krejt të qarta. Ishte munduar ta kontaktonte, por kot. Krenaria e tij ishte poshtë, shumë poshtë.

Rrinte shtrirë në krevat, ligsht, i këputur, me një gotë të zbrazët në dorë, të terur, po si goja e ujkut të balsamosur, koka

e të cilit ishte ngjitur në murin e hollit të shtëpisë dimërore ku kishin kaluar pushimet e dimrit në bjeshkë. Aty filloi çarja e parë. Ajo filloi të pëlqente meshkuj të tjerë. Te kafeneja e parkut, në takimin e fundit, disa muaj pas çarjes së parë, ajo i tregoi se kishte fjetur me një tjetër. Pra, me ke tradhtuar, i tha ai, por jo me tërbim. Tradhtohet shteti, kombi, por jo burri apo gruaja, aq më pak dashnori apo dashnorja, ia kishte kthyer ajo me shprehje sarkastike buzësh. Pasi krenaria e tij ishte poshtë, kurse dashuria tepër lart, ai nuk i tha asgjë të keqe, nuk ia futi shpullë, nuk u ngrit të ikte (veprime këto që priten), por, madje i lëshoi, sipas saj, disa copëra fjalësh shumë të pështirosura: çka do të bëhet me neve?

Sytë i mbante vetëm pakëz të hapur dhe, ashtu i shtrirë siç ishte, me kokën të vendosur pjerrtas mbi një jastëk të papërshtatshëm për gjumë, e shikonte një gurgullimë ujëvare në televizion. Lëngu i syve përzihej me gurgullimën e mbytur e të largët. Një hije femre iu shtihue mes stërkalave të ujit. Ishte ajo. Zgjati duart për ta prekur, por ishte larg. Iu shfaq prapë, këtë herë më qartë, e zhveshur krejt, ndonëse lëkura nuk i shihej e lakuriqur. Lëkura ishte ngjyrosur dhe kështu krijonte përshtypjen e një rrobe laramane e të ngjitur fort për trupi. Një vrushkull uji mbërrini me shpejtësi dhe një pjesë ngjyre e lau, e zhduku, dhe bashkë me të edhe një pjesë trupi; pas pak arriti edhe një vrushkull tjetër, më i madh dhe shleu edhe një pjesë të ngjyrës, edhe një pjesë të trupit; tjetri vrushkull e goditi për koke dhe ia zhduku ngjyrat në ujin e çmendur duke ia marrë asaj edhe buzëqeshjen e fillimeve të lidhjes së tyre... Ai u mundua ta shpëtonte bile buzëqeshjen, mori turr përpara, hasi në një pengesë (gota e terur ra për dyshemeje), ngriti duart dhe u dha këmbëve, por ato e tradhtuan dhe ra pingul e me fytyrë për cepin e tavolinës që qëndronte mes tij dhe televizorit e i bëri hundët krejt gjak.

Femrave njeriu ua sheh sherrin, mendoi dhe një dhimbje e madhe, e cila pas ndarjes i shfaqej shpesh, filloi t'i sillej si rreth saçi i skuqur nëpër gjoks. E ndiente zemrën tek shtynte gjakun

teposhtë, tek e tërhiqte prapë. Damarët i fryheshin, këmbët i mpiheshin, gjaku i pikte nga hunda që e kishte lënduar në tavolinë dhe ai sikur kënaqej me këtë. Kishte një kënaqësi të krisur t'i tregonte asaj se si ishte përgjakur për të, për një njeri, femër prej gjaku e mishi, por të cilën e donte shumë. Nuk mund ta kuptonte se si e donte aq shumë një krijesë që, shikuar më thellë, nuk kishte asgjë në vete. Njëfarë roboti organik. Ai ishte biolog dhe e shihte gati në tërësi botën kështu-struktura që funksionojnë për shkak të qarkullimit të gjakut. Ndalet ky lëng i kuq, nuk ka më jetë, gjallëri, nuk ka më ngritje penisi e as hapje këmbësh... Pikërisht kjo i mungonte. Të ketë qenë dashuria ime kaq fizike, pyeti veten. Ai, megjithatë, e dinte se kishte diçka përtej kësaj nevoje. Kishte qenë i dashuruar shumë, përgjatë tërë lidhjes trevjeçare, kurse tash tmerrësisht kishte nevojë për të, tash pasi e kishte humbur, ose më saktë, pasi ajo e kishte lënë, sepse asaj i shkonte në nerva një lidhje e tillë, një dashuri mashkulli e tillë, tepër romantike, shumë e ëmbëlsuar. Çfarë budallallëku kam bërë që jam dashuruar aq shumë në të, mendoi dhe shfreu në të shara, me zë, me zë të lartë, ulëriu. Por, e dinte që kjo kishte qenë jashtë fuqisë së tij, ngase dashuria nuk e kishte pyetur fare. Për ta lehtësuar këtë gjendje të tmerrshme ndjenjash, të cilat i pështilleshin sikur ushejza nëpër zemër e mendje qe disa javë, vendosi që për herë të parë në jetën e vet të shkonte në bordel, atje ku gjithnjë kishte refuzuar të shkonte, edhe pse miku i tij i ngushtë e kishte joshur pafundësisht, duke i treguar për magjinë e atij vendi, i cili, sipas tij do ta shlironte nga dashuria e humbur. Afrimi, miku i tij, i kishte thënë se të dyja femrat për të cilat në jetë kishte vuajtur, pasi nuk e kishin pranuar dashurinë e tij, pak e shumë i kishte gjetur në bordel dhe kështu e kishte pakësuar dhimbjen shumë. Kjo, po ashtu, mund ta vërtetonte teorinë e tij prej biologu se njerëzit, pra edhe femrat, janë krijuar sipas modeleve, dhe, nga vëzhgimi shumëvjeçar që u kishte bërë atyre, kishte ardhur në përfundim që nuk janë më shumë se nja njëzet modele. Vijat e fytyrës, të trupit, të ecurit,

qeshja, buzët, flokët, dhëmbët, ngrohtësia e vagjinës, prirjet, mbyllja e syve kur flenë, përtypja e ushqimit. Megjithatë, kur e kishte takuar së pari herë, ajo i ishte dukur shumë e veçantë, pothuajse prototip, edhe pse shikuar në plan të gjerë, hundën e kishte si të të gjitha femrave të bukura. Edhe pjesët e tjera.

Por, kur kaloje nga përgjithësimi te e veçanta, vëreje cilësi që të çmendnin. Një hyjneshë, thoshte me vete sa herë e shikonte vjedhurazi. Prandaj, ndonëse teoria e tij i dukej shumë interesante dhe mbështetej edhe nga rrëfimet e Afrimit, ai nuk kishte shkuar në bordel kurrë. Por, tashmë do të shkonte ta vërtetonte teorinë që njerëzit, pra edhe femrat, janë robotë organikë, të cilët nuk e meritojnë t'i duash kaq shumë, sepse janë përsëritje e një modeli paraprak, i cili pra mund të gjendej sërish mes njerëzve. Dhe do të shkonte atje ta gjente femrën të cilën e donte shumë, më saktë ngjasimin e saj. Ta vërtetonte se ajo nuk ishte prototip. Ishte i sigurt që nuk do ta gjente aq lehtë, por do ta kërkonte, me ngulm do ta kërkonte.

Veshi xhaketën e lëkurës, atë që asaj i pëlqente më së shumti, mori çelësat e veturës dhe u nis. Në shkallë e takoi fqinjin bezdisës me të cilin i ndërroi ca fjalë të mërzitshme, eci me hapa të mëdhenj dhe pa shikuar anash u fut në veturë; frikësohej se do ta takonte edhe dikë tjetër, ndonjë mik me të cilin do të duhej të shkonte për të pirë ndonjë makiato, nga ato të shkërdhyerat, që janë bërë kulturë e pijes në Prishtinë. E vogël, e madhe, e lehtë, e rëndë, pa plumb, qija nanën, i njëjti mut... tha me vete dhe iu kujtua që, sa herë dilte me atë, porosiste makiato të madhe, te kafeneja e parkut. Nuk dinte çfarë të porosiste tjetër. Kumrija nuk e lejonte të pinte birra, Kumrija nuk lejonte të pinte verë, Kumrija e lejonte të pinte makiato, bile edhe këto në numër të kufizuar, Kumrija e lejonte të pinte çaj, por jo çaj të zi, të rusit, asi çfarë ishte mësuar të pinte gjithnjë, në atë katundin ku kishte lindur e ku kishte dardha sa të duash dhe ku moti nuk kishte shkuar t'i vizitonte prindërit, xhaxhallarët, vëllezërit e vegjël; u dërgonte para nganjëherë, mjaft ishte kjo. Koka i vlonte tek i ku-

jtonte këto; Kumrija, Kumrija, Kumrija. Kur kishin filluar të dilnin, i pëlqente shumë ky emër, i dukej si zog që fluturonte në zbrazëtitë e zemrës së tij; ishte bërë tamam romantik. Unë, Abazi, me këtë emër kaq turk, kam rënë në këtë gropë, ulëriu me veten. Kumrija i thoshte të rruhej përditë, Kumrija e kishte detyruar të vishte kostume, madje të lidhte për qafe edhe kravatë, që i dukej sikur kërpesh lope; Kumrija vetëm jepte urdhra... Gjithnjë! Madje kur Abazi dëshironte diçka, ajo as që mundohej ta shqyrtonte kërkesën. Abazit, kohëve të fundit, ajo i dukej sikur administratë burokratike që nuk shqyrton asnjë kërkesë, por që kërkon nga shtetasi t'ia japë edhe shpirtin.

Kumrija mezi ia jepte qypin e floririt. Abazi dëshironte lopthi, ajo bërtiste duke thënë që kjo është perverse; ai dëshironte në gojë, ajo piskaste duke bërë grimasa të gërditjes; ai dëshironte në banjë, ajo ikte atje duke mbyllur derën.

Si e kam duruar o Zot, tha me vete dhe iu duk që saçi e shliroi pak rrethin e skuqur. Pasi e gjelbra e semaforit i dha leje, Abazi mori në të majtë, por në këtë moment, një veturë e madhe, me xhama të zi, se nga erdhi me shpejtësi nga ana e djathtë, Abazi u mundua t'i shmangej, ndrydhi frenin, lakoi timonin, por kot, ajo ia futi fuqishëm dhe atij iu terruan krejt sytë. Kur u këndell, e gjeti kokën e vet mbi timon. Tashmë nuk i rridhte gjak vetëm për hunde ku ishte lënduar pak më parë në tavolinë, por edhe për balli. E hapi derën, shikoi mbi veturën tjetër; një djalë i ri kishte arritur të dilte jashtë saj, por i kishte rënë të fikët pas disa sekondave dhe ishte shtrirë gjerë e gjatë mbi asfalt, kurse një vijë e hollë gjaku i kishte shpërthyer nga veshi, kishte udhëtuar nëpër faqen e majtë, kishte prekur xhadenë e ngrohtë dhe ishte ndalur pak më tutje. Abazi u avit, ia preku damarin e qafës dhe kur kuptoi se ishte gjallë, u lehtësua. Në ndërkohë ishin grumbulluar njerëz, pleq, fëmijë të tmerruar, gra që mbanin gojët dhe kukasnin. Mbërriti edhe policia e ndihma e shpejtë.

Doli nga ambulanca e qendrës së qytetit ku e kishin dërguar atë dhe djaloshin, në ora katër pasdite. Djaloshi, Kujtim

e kishte pasur emrin, mbeti edhe më tutje i shtrirë te mjeku, sepse e kishte shqyer lëkurën e rradakes së kresë, por jo shumë, dhe ajo duhej qepur. U morën vesh që gjyqi të caktonte fajësinë për aksidentin, madje me dashamirësi të madhe ndaj njëri-tjetrit.

Ajri i freskët i pasdites e kthjelli pak. E ndiente veten si enë e rrumbullakët, por e shqelmuar nga të gjitha anët dhe pa asnjë pikë ujë në të. Përpiqej që të mos i shkonte mendja te ajo, por kot. U vërsulën mendimet e paraaksidentit pikërisht kur kapërceu sheshin kryesor dhe mori udhë teposhtë drejt veturës. Vetura, e dëmtuar, por të cilën, sipas policisë, mund ta ngiste, kishte mbetur e skajuar te vendi i aksidentit. Abazi e dinte që pak metra më tutje veturës së cilës po i sillej rreth e rrotull për t'ia parë shtrembërimet, gjëllinte një trohë shtëpie publike, që ofronte kënaqësi me pare. Afrimi, miku i tij, të cilin e kishte edhe koleg pune, i kishte treguar se kur mbushej duke shikuar vajzat e reja të cilave u jepte mësim, por që nuk guxonte t'i ngucte, shkonte në atë bordelin e vogël dhe atje shfryhej në ruse e moldave të reja. Nganjëherë ka edhe shqiptare, por ato nuk i kërkoj, shprehej ai. Është më mirë me të huajat, kishte konstatuar ai, sepse ato nuk të flasin në gjuhën tonë dhe bëjnë çka t'ju thuash, tamam makina të dashurisë... dhe, kishte vazhduar, e kërkoj pothuajse gjithmonë njërën që ka fytyrën sikur të Shpresës. Shpresa ishte një nxënëse e klasës së katërt të gjimnazit privat ku ata punonin dhe në të cilën Afrimi, profesor i saj i matematikës, ishte dashuruar tmerrësisht, por, për shkak të ligjeve e raporteve që duhet ruajtur në këtë shoqëri, ai nuk guxonte të shkonte më tutje. Derisa ta kryente ajo gjimnazin, ai do të shkonte te rusja e bukur e shtëpisë së vogël prapa ndërtesave të larta të banimit kolektiv, afër njërit stacion të policisë së qytetit, të vendosur në do baraka të përkohshme.

Abazi kërkoi nga shefja e bordelit, një bullafiqe e lyer së tepërmi me kozmetikë, me qafën palë-palë, ku varej edhe një zinxhir i trashë dukati, që t'ia sillte të gjitha femrat që i kishte

në dispozicion. Prit, i tha. Pasi kaluan dhjetë minuta, sikur në pazaret romake të skllevërve, nja dymbëdhjetë femra, secila më e bukur se tjetra, u rreshtuan para tij. Kumrijen nuk e gjeti në asnjërën prej tyre. Vetëm për pak çaste, teksa e mbante kokën ulur, njëra nga to, një vajzë e re, mbase fillestare, sepse kur i bërtiti bullafiqja, ngriti kokën me ndrojtje dhe u mundua t'ia lëshonte Abazit një buzëqeshje, e cila këtij i ra thartë në sy, iu duk si ajo. U zhgënjye. Ajo fillestarja ishte një si hije e largët e Kumrijes. Njëherë deshi të hiqte dorë nga shijimi i ndonjërës nga vajzat, sidomos kur takohej me sytë pyetës të tyre, të cilat ia shikonin njëherë hundën e skuqur e të ënjtur, pastaj ballin e lidhur me fashë të bardhë, në sipërfaqen e së cilës kishte arritur dobët të shfaqej edhe një pikë gjaku. Por, dëshira iu shtua kur, në fund të rendit pa atë rusen e Afrimit.

Abazi e kërkoi pikërisht atë rusen, Shpresën ruse. U mahnit me ngjashmërinë. Sikur të ishin motra. Njëherë dyshoi mos ishte ajo, por rusja ishte më e gjatë. U futën në një dhomë të ngushtë, me ndriçim të ngathtë natyror, që futej brenda përmes perdeve të trasha të dritares së vogël. Por shtrati ishte i përshtatshëm. Abazin, për një çast të shkurtër, e ndali mendimi se mos po e tradhtonte shokun, pasi kishte zgjedhur pikërisht Shpresën e tij, por qeshi me vete lehtë. Rusja e shikoi paksa me habi qeshjen e tij. Ajo filloi ngadalë t'ia zhvishte teshat dhe me duart e saj të brishta, me gishtat e saj të hollë, të bardhë, ia nisi ritualit të punës së vet. Ngadalë dhe lehtë, profesionalisht, mendoi ai, ia qetësoi Abazit gjakun, ia pushoi tallazet e inatit, të dobësisë, ia neutralizoi përkohësisht krenarinë që i kishte rënë aq poshtë, e ngjalli të tërin, duke e bërë të ndihej i fuqishëm, burrë, trim, pothuajse hero i asaj pune, i asaj beteje, ku pala tjetër vetëm u përshtatej fuqive e tekave të tij; nuk shkoi shumë dhe vrushkuj të kënaqësisë u derdhën nga kazanë të padukshëm mbi të. Edhe dy herë të tjera brenda një ore e shijoi këtë nivel kënaqësie. Ishte mahnitur. Nuk i kishte ndodhur kurrë kështu me Kumrijen, as me femrat që kishte pasur më parë. Profesionalisht, mendoi. Prapë i shkoi

mendja te ajo, që po ashtu ishte profesionale në punën e saj: të thyente e të shkatërronte zemra meshkujsh. Cila zemër i është nënshtruar tani, tha me vete dhe për pak sa nuk ndjeu keqardhje për atë tjetrin. Saçi i digjte prapë mbi gjoks, por gjoksi i tij ishte më i qëndrueshëm. Dhe u bind që kjo ishte dëshmia e parë, fillestare që, megjithatë, kishte diçka robotike në femra, në njerëz... në gjak e mish, në këto modele që përsëriteshin pandërprerë në jetë. Pshurrsha shpirtin, klithi me vete Abazi!



**ROSE AUSLÄNDER**

*Rose Ausländer (1901-1988) është poete gjermane me prejardhje çifute, por që i ka shkruar poezitë në gjuhë angleze. Ka lindur në Bukovinë dhe ka jetuar në SHBA, Rumani dhe Gjermani. Shkollën fillore dhe të mesme i ka kryer në Vjenë, ndërsa studimet për letërsi dhe filozofi i ka kryer në vendlindje. Gjatë okupimit nacizt, ajo ka jetuar në geto në Çernouc dhe ka arritur t'i shpëtojë shfarosjes. Ka shkruar mbi njëzet vepra poetike, për të cilat është nderuar me shumë çmime letrare. Disa nga veprat e saj janë:* ***Ylberi, Verë e verbër, Më e bukura, Nata ka mijëra sy, Heshtje në buzët tua, Jetojmë në Babiloni, Vjeshtë në Nju-Jork*** *etj.*



## FJALA

*„Në fillim*
*ishte fjala*
*dhe fjala ish*
*pranë Zotit"*

*E Zoti na dha*
*fjalën*
*e ne rrojmë*
*në fjalë*

*Dhe fjala është*
*ëndrra jonë*

*dhe ëndrra është*
*jeta jonë*

## PA ÇARE

*Më fal*
*o det*
*nuk mund*
*as të notoj as të kridhem*
*për t'i gjetur*
*përrallat e tua kryengritëse*

*Nuk kam çare*
*veçse t'i trilloj*

## MËMËDHE

*Vatani më vdiq*
*dhe e varrosën*
*në zjarr*

*Po jetoj*
*në mëmëdheun tim*
*në fjalë*

# NË KATUNDIN E CHAGALLIT

*Pullaze të kërrusura*
*laviren*
*në horizont*

*Pusi dremit*
*i ndriçuar nga*
*sy macash*

*Katundarja*
*e mjel dhinë*
*në thark ëndrrash*

*E kaltër*
*qershia mbi çatinë*
*tek plaku mjekërpresh*
*i bie qemanes*

*Nusja*
*shikon në sy lulesh*
*rri pezull mbi pëlhurë*
*përmbi stepën nokturne*

*Në katundin e Chagallit*
*kullot lopa*
*në livadh hënor*
*ujq të artë*
*i mbrojnë qengjat*

## BYLBYLI IM

*Nëna ime, dikur, ishte sorkadhe*
*Sytë ngjyrëmjaltë*
*dhe hijeshia*
*i janë mbetur qysh nga sorkadhesia*

*Këtu ajo ishte*
*gjysëm engjëll gjysëm njeri -*
*mesi ishte nënë*
*Kur e pyeta  seç kishte dashur të bëhej*
*më tha: bylbyl*

*Ajo, tash, është bylbyl*
*natë me natë ia ndëgjoj zërin*
*E këndon Zionin e të parëve*
*e këndon Austrinë e lashtë*
*i këndon malet e ahovishtet*
*e Bukovinës*
*ninulla*
*m'i këndon natë me natë*
*bylbyli im*
*në kopshtin e ëndrrës sime të pa gjumë*



## A DËGJON

*Moj ti e pamort*
*vdekja*

*Kapitull*
*i vjetër e i ri*

*Me tradhtarë gjak e gjini*
*në tufanin e zi*
*të luftës*

*A s'po i dëgjon*
*vajtimet*
*si i thotë*
*poeti*

## DHURATË

*Banoj në qytet*
*dielli e bore*

*Mbreti i është lypës*
*bora i është ushqim*

*Unë atij i fali*
*një fjalë krejt diell*
*për të blerë me të bukë*

## HARRO

*Harro*
*se dhoma jote*
*ka mure*
*shtjere hapësirën*
*e saj në zemër tënde*

*Ajri ka*
*një melodi të merme*
*Këndoje*

*Po erdhi një mysafir*
*ti je dy herë pranishëm*
*Po vete ai*
*hija i mbetet pas*

## VJESHTË NË NEW YORK

*Kthjellësi vjeshte. Ashpërsitë prarojnë*
*miset e qytetit. Fryn një erë*
*e pjerrët në kopshte tek ngjyra lodrojnë.*
*Rrotat shkojnë vargan përherë.*

*Çelik e gurë e valë përqark.*
*Gjindja ngutet. Pulëbardhat shkasin.*
*Në të dyja anët në hark*
*dy lumenj krahas meje shklasin.*

*Vjeshtë. Kalldrëmi tringëllon. Ritmet*
*e palatuara zonash afrikane*
*përzihen e shkrihen me klithjet*
*e thata përmasash vigane.*

Nga gjermanishtja: Hans-Joachim Lanksch



AGIM VINCA

*Agim Vinca (Veleshtë, 1947) është një nga poetët dhe studiuesit e mirënjohur shqiptarë. Ka studiuar letërsinë shqipe në Universitetin e Prishtinës. Ka magjistruar me temën* ***Mendimi kritik i Mitrush Kutelit****, ndërsa ka doktoruar me temën* ***Struktura e zhvillimit të poezisë shqipe (1945-1980)****. Krijimtaria e tij përfshin një numër të madh veprash poetike, esesh, e studimesh. Ndër veprat më të njohura janë:* ***Feniksi (1972), Në vend të biografisë (1977), Qasje (1977), Buzëdrinas (1981), Arna dhe ëndrra (1987), Kohë e keqe për lirikën (1997), Kurs i teorive letrare (2002), Fije të pakëputura (2004), Kënga e hapur (2005), Zogj të plagosur (2007), Psalmet e rrënjës (2007), Letër Zotit (2008)*** *etj. Po ashtu, ka përkthyer librin* ***Ballkaniada*** *të autores Blaga Dimitrova. Poezia e tij është përkthyer në disa gjuhë të huaja dhe është nderuar me disa çmime.*
*Aktualisht Agim Vinca është ligjërues i lëndës* ***Poezia e sotme shqipe*** *në Universitetin e Prishtinës.*



# TRI ELEGJI DHE NJË EPITAF

## EX PONTO

Te ura e Drinit piskasin fëmijët
Tek hidhen nga parmakët.
Një djalosh me mjekër si saudit
Shet libra për profetët.

Dielli ngjitet thik përpjetë
Asfalti i nxehtë valë.

Te tavolina lart në breg
Mevludë, ilmihalë.

Si peshq pllaq e plluq fëmijët
Çapkënët struganë.
Bekuar uji që i rrit!
Pa lutje e temjan.

Në *Bluesky* bosët pinë koktej.
Cicërojnë celularët.
Alo, zemra!... Ku je?... Okej!
Tolloviten shqiptarët.

Te ura e Drinit, mes qytetit.
Stërkala uji e gazi.
O Zot, ç'njerëz! Mjek'r e poetit
Trandet nga marazi.

*Strugë, verë 2008*



## ELEGJI PËR MOTRËN
**(*Në stil gjysmëveleshtar*)**

*"Do t'i vete prapa djalit,*
*Siç i vete era malit".*
Këngë popullore arvanitase

Iku dhe motra e madhe, Zinija
Papritmas një mëngjes.
Shkoi siç shkon tek nëna bija
Me mall e përdëllesë.

Shkoi siç shkon motra tek motra
Më e mira ndër shoqe.
Eh, motërzeza, motërmjera:
"Çish hoqa, çish hoqe!".*

Iku dhe motra e madhe, Zinija
U tret si qiriri.
Me hap të lehtë si puhia
Vajti tek i biri.

Vajti zemërpërvëluar
Me plagë në gji.
Tek yll i saj i pashuar
Q'u dogj aq i ri.

Iku pa fjalë motërmira
Si nuse me tel.
Atje tek sundon errësira
Të prehet një herë!

*Prishtinë, nëntor 2008*



* Trajtë dialektore. Në të folmen veleshtare: "Çka hoqa, çka hoqe!".

## ADIEU, ADASH!

(*A. D., në ditën e ndarjes*)

*"Të gjithë do të ikim një ditë".*
M. Cvetajeva

S' bëre mirë, adash, që ike e na le
Ashtu pa rend e radhë;
Po të ishte me rend më takonte mua -
Isha një vit më i madh.

Përse na le, ike për fare
I miri bacalok;
Kishe ende rima e vargje
Në trastën tënde plot.

Kishe pa fund vargje e rima
E fjalë xhevahir.
Në kreshtën tënde si dëllinja
O miku im i mirë!

Ç'të bëjë pa ty tash, Xhela yt
Trimi me një rrotë.
Do ta gjejë, vallë, rrugën e vet
Në këtë e atë botë?

I fortë Xhela, s'jepet lehtë
Muskujt si çelik;
Por një pikë loti - val' i nxehtë
I ndrit në qerpik.

Është rritur Xhela, është bë’ burrë,
S’është më ai i pari.
Po n’zemrën e tij posi gurrë
Rrjedh çurg loti e malli.

S’bëre mirë, mik, që na le e ike
Disi pa rend e radhë!
Të prisnin fëmijët si zgjua blete
E lulet në livadh.

I hape portat pash më pash
Pa gdhirë dit’ e re.
E sorrës plakë, korbit larash,
I the: ja ku më ke!

Ave, adash, të përshëndes!
Vdekje! - mos më thuaj.
Pusho i qetë tek ajo pishë.
Dhe, mos harro, na shkruaj!

*Gjakovë, 2 shkurt 2009*

## DUF SHEKUJSH

(*Sipas një mbishkrimi të shekullit XIX*)

Gjyshi nga Tetova përkujton të nipin,
Andonin e Dukës nga Reka e Dibrës,
Me një mbishkrim varri gdhendur në gur.

“Këtu, nën këtë rrasë të ftohtë, a rrmua edhe kalbet
trupi i Andçes, biri i Dukos, xhelep prej Dufit”.
Moti i Tynëzot 1889, muaj prill, sheher Tetovë.

“Këtu, nën këtë rrasë të ftohtë…“
Ai gjysh po i këndon lehtë nipit të vet:
“Ndieje Zot! Ndieje Zot! Amen!”.

Ligjëron shqip me shkronja cirilike
mbi varr të trimit dai nga Dufi
plaku i dhembshur, vjeç 75

Me një duf të pamatë
Sa fusha e Pollogut.

Ndieje, o Zot!

*(Prishtinë, 31 janar 2010)*

(Nga libri në dorëshkrim *Romancë vere*)



**VISAR ZHITI**

*Visar Zhiti (Durrës, 1952) është një nga zërat më të fuqishëm të poezisë shqipe të periudhës postkomuniste. Ka studiuar Gjuhë dhe Letërsi shqipe në Universitetin e Shkodrës. Disa vjet ka punuar në Kukës si mësues. Më 1973 provon të botojë dorëshkrimin poetik* ***Rapsodia e jetës së trëndafilave****, botim që s'u jetësua dot, pasi dorëshkrimi interpretohet nga redaktorët e shtëpisë botuese shtetërore si "shtrembërim i realitetit socialist". Për këtë arsye e dënuan më 1980 me 10 vjet burg. Pas lirimit ka botuar disa vëllime poetike, ku mund të përmendim:* ***Kujtesa e ajrit (1993), Hedh një kafkë te këmbët tuaja (1994), Mbjellja e vetëtimave (1994), Dyert e gjalla (1995), Si shkohet në Kosovë (2000)*** *etj. Poezitë e tij janë përkthyer në disa gjuhë të huaja.*



* * *

*…më kanë dënuar përënditë*
*ta ndjej dhëmbjen e tjetrit*
*sa ai dhe më shumë…*

## KËTË VJESHTË NË PRISHTINË

*Rruga është plot me gjethe të kuqerremta*
*si me plagët e luftës në trup. Dola nga shtëpia*
*e Ferrit dhe shkel mbi plagët,*

*e kam harruar dhëmbjen.*

*Ajri hesht, nuk është bërë për të treguar.*
*E madhe ishte ikja, por më i madh – kthimi.*

*Luftëtarët që u shpëtuan plumbave*
*dhe mbetën gjallë nga betejat,*
*i ndjek paqja për t'i vrarë,*
*u ngre pusira dhe gjyqe.*
*Kush rënkon kështu, vjeshta e Prishtinës?*
*Por unë them se ne, që s'kemi ditur*
*të jetojmë,*
*çuditim botën me mbijetesën. Rruga*
*është plot me gjethe*
*të kuqerremta plagësh.*

## TRE LUTJE QË I MUNGOJNË NËNË TEREZËS
***- nga kozmogonia ime –***

*1.*
*O Zot, bëj që ora e ledhatimeve të mia*
*të bëhet befas pemë,*
*të mbushet me yjet e tu dhe me zogjtë e tu,*
*por që janë dhe të mitë,*
*madje unë dikur kam qenë një thërrime ylli*
*dhe një pupël zogu,*
*u bashkuan dhe u bënë çasti im, fjala ime,*

*por kthemi fjalët tani në gjethe të blerta,*
*të njëllojta në çdo gjuhë, le të mos thonë gjë,*
*veç të fëshfërijnë prej flladit tënd,*
*që është edhe imi,*
*i dashurisë time, desha të thosha. Bëj të jemi*
*dhe atje ku s'jemi!*
*Dhe kur rrënjët e jetës*
*futen në kurmin që duam si në dhé të ëmbël,*

*kthena në frutat*
*e vetvetes*
*më të mirë!*

2.
*Po rrëfej për natën tjetër që nuk e shpike ti,*
*ma solli të freskët dashuria me duart e saj,*
*të pangjashme me netët e tjera të miat. Do desha*

*të them se mungesa e diellit, për fat, s'është më*
*gropë varri e mbushur me ujë… E si u bëka kështu*
*baltë dhembja e njeriut? Mos po flas përçart?*
*Atëhere më mirë. Përjetësia mbaroi*
*kur u shpikën netët.*
*Panteoni i pemëve lëkundet në rrethinat me muzg.*

*Po kush e shpiku natën tjetër e si ta ruajmë pak aritë*
*për më vonë?*
*Yjet si cicërimat e mbrame, të trembura,*
*të një shpendi të artë,*
*që e goditën gjahtarët… A ishin të tutë, o natë?*
*Jeta ime veç thyen shigjeta të padukshme. Pse*
*u shpik pushka? Që unë të shpikja vdekjet e mia*
*të mrekullueshme sa dashuria.*

*Në varrezën e përbashkët të dhembjeve*
*rritem si një qiparis. Dashuria ime mbledh sopata*
*në pyll dhe i hedhim në zjarrin e fundit të botës,*
*i shkrijmë për t'i bërë unaza, vathë, byzylykë,*
*se unë, jo unë, ahti im, duke vërshëllyer,*
*i shndërron në të florinjta.*

*O Zot, besomë, kur ra zilja e telefonit*
*në dhomën time e më tha njeriu që shërbente*
*në hotel, se po më priste te shkallët një kaprolle,*
*unë s'isha kurrkund, pa asgjë pranë,*
*veçse thundra të arta nëpër erë.*

*E dija që kaprrollja ishte mëkati i bukur*
*në natën që e shpike ti… Po lutja e burrave,*
*a është si e grave, aq e bukur? Ashtu qoftë!*

*3.*
*Ç'mbrëmje tronditëse*
*ka rënë në sytë e dashurisë, të hapura aq shumë*
*sa të gjitha habitë e mia.*
*Petalet e kuqe të buzëve*
*seç mërmërisin, një si psalm të ri.*

*Dashuria s'është më lakuriq,*
*por e veshur me puthjet.*
*Fustani i saj prej ázull ndjenjash*
*ka mbetur në një copëz pylli*
*që e kanë bërë shtrat martesash.*

*Do të bëjmë dashuri*
*nën flatrat tona. Pastaj do të fluturojmë.*
*Qielli është bashkuar me tokën,*
*janë ngjeshur gjinjtë*
*dhe do të shpërthejnë në diell dhe hënë*
*me forcën e krijimit. Frymëzona, o Zot!*

*Amen!*

## NJERIU ËSHTË MË I RI SE VDEKJA E VET

*Njeriu është më i ri*
*se vdekja e vet, ju them unë*
*që kam vdekur shumë herë.*
*Funerali i reve*
*ikën pa arkëmortin e shpirtit*
*të atij që vranë. Pa varr është si drita*
*dhe eshtrat s'i gjenden,*
*ia hëngrën rrënjët, s'dihet s'e ku. Edhe lumi*

*s'i harron*
*kaq shpejt brigjet e veta, miqtë e mi. Që*

*të kujtoheni, bëni si ai*
*që i ndërron krahun orës,*
*ndërrojeni edhe ju kohën me një tjetër*
*më të mençur. Në një kohë mëkatarësh,*
*ashtu je dhe kur s'do. Unë ju dua*
*po aq paqësorë*
*sa pemët. Që fluturojnë me shpendët. Prandaj*
*gjethet dhe pendët ngjajnë nga forma. Janë*
*si heshtja.*

*Çmojeni dhe heshtjen time si qrinjtë.*
*Prapë po ju them: drita*
*nuk bën zhurmë.*

*Të bëjmë zhurmë sa një këngë! Që*
*të mos harrojmë, ashtu si fëmijët që lidhin*
*një fije peri në gisht,*
*të lidhim amanetet. Njeriu*
*është më i ri se vdekja e vet gjithmonë.*



## KRAHU I VDEKUR

*Si vdes njeriu kur nuk duhej të vdiste,*
*a ke parë?*
*Si i bie koka në një rrugë të Tetovës*
*dhe yjet e fundit shkrepin mbi gurët e përgjakur,*
*nga plagët gurgullon jeta*

*dhe Zoti s'e bën dot më baltën njeri.*

*Dora që preku armën?! Cung të kishte qenë më mirë,*
*thundër a putër... Na vrasin këtu në fillime ndodhish*
*të egra, në mbarimet e tyre, të shuara pas ekranit*
*të kompjuterit të djegur të policisë. Krahu*
*i vdekur i jetës zgjatet dhe zgjatet, i kalon kufijtë,*

*të gjitha kufijtë, të dhëmbjeve dhe durimit,*
*të frikës dhe epokave*
*hapen mbi rrugë gishtat e dorës së vdekur*
*si harta e Ballkanit. Rënkon krahu*
*dhe ftohet mbi pellgun e gjakut të vet. Befas*
*ngrihet dhe troket i padukshëm si ankthi*
*në ndërgjegjen e gjithkundshme. Troket*
*larg dhe afër Tetovës, me datë të vrarë...*

## KAQ PRANË DHE TË COPËTUAR
**- poetët e Ballkanit -**

*…kaq pranë njëri-tjetrit dhe të copëtuar*
*si trojet e tyre...*

*Ikin fjalët, edhe pse nuk janë prej ere,*
*ngecin te kufijtë*
*- flatrapërgjakura -*
*nëpër telat me gjëmba të kujtesës. Por*
*vjen plaga jote si diellth i vogël në trupin tim*
*për të perënduar.*

*Bardët e Ballkanit...*
*kaq pranë njëri-tjetrit. Si varret? Si djepet*
*në pazaret mesjetare, me harqe ylberi te kryet,*
*të prera nga ardhmëria.*

*Lulëzojnë elegjitë nëpër qimiteret tona*
*dhe s'dinë të vdesin. Kaq shumë të ngjashme*
*me nina-nanat. Po sa shumë realitet ka te irealja*
*në Ballkan.*
*Pemët e mortjes, si skelete homerike, si grykat*
*e topave, i ushqejmë nga poshtë dheut*
*me jetët tona të ndërprera.*

## SHKODËR, (RI)VARRIMI I GJERGJ FISHTËS

*N'varrin e shembun dhe t'harruem u gjetën*
*copra kocash, mbetun nga mëkati i pakalbun.*
*Çka mund t'bahet me to, o At', veçse skeleti i dorës,*

*që mbi dhė ka shkrue eposin e vdekun të t'gjallëve*
*e nan dhė eposin e gjallë të t'vdekunve? Baj kryq*
*dhe dora m'zhvishet, bien mishi, m'bahet skelet*

*si dora jote e kombit. E mbushim me zanin tand si*
*shpatën me millin. Se e gdhendëm drunin e fatit tonë.*
*Ranë bujashka fjalësh n'varrin që s'do të vdesi ma.*

## FANTAZMË SHIU NË TORINO

*… bie shi i huej, të lag njëlloj…………… eci nën portikët*
*e përsëritshëm si ditët. Niçeja pati të drejtë……………*
*që vendosi të çmendej këtu…. Po unë i çmendun erdha,*
*kërkoj një sanatoriumin, atë të Migjenit, s'e di a është larg,*

*… këtej shkohet? Po, andej nga dhimba... M'kamb'? Me*
*autobuz? Tren…… apo taksi? I vetmi mjet që të çon……*
*është loti. …………Varri i Migjenit bosh…………… për*
*të na kujtuar ndoshta se poetët s'kanë vdekje? Na thoshin*

*nëpër shkolla kështu. E thonë prapë? Se ata aq shumë vdesin,*
*ndoshta sa për të gjithë…  Me një arkëmort mbi supe………*
*eci… fantazmë shiu……. i Torinos…………………………*
*…………………………………..si refugjat i mallkuem……*

## KU SHKON ASHTU, NE PO TË PRESIM POSHTË, MIKU IM PREJ DRITE?

**Agim Spahiut**

*Ikën Agimi befas nga të gjitha dritaret dhe mbeten lotët,*
*drita e tyre pa sytë - që të na vështrojnë me aq dhëmbje*
*dhe aq bukur sa poetët. Shoh hapat e Agimit shkallëve,*

*ngjitet në katin e fundit të natës dhe hidhet mes pafundësisë,*
*në tokë s'bie, po ku shkon ashtu, miku im, përherë i vrullshëm,*
*ne po të presim poshtë dhe ti fluturon qiejve, mbi malin tënd*

*të Pikëllimës, po zgjedh yllin e fatit tonë, e lëmon me duar,*
*i lidh ylberin dhe fton engjëjt të lozin si fëmijët. Mes errësirës*
*lë emrin: Agim, që të kullojë drita mbi botën vdekatare.*

## MONOKËL

*Nëpërmjet një plage shoh njeriun brenda.*

## SKULPTORË TË KOSOVËS

*Me gishtrinjtë tuaj të mençur si njerëz,*
*ju vazhdimisht pakësoni vdekjet…*



BLERINA ROGOVA

*Blerina Rogova – Gaxha (Gjakovë, 1982) është poete dhe studiuese e letërsisë. Ka kryer studimet themelore dhe master në Degën e Letërsisë shqipe, në Universitetin e Prishtinës. Ka punuar si profesoreshë e Letërsisë shqipe në një kolegj privat, ndërkaq tash punon si gazetare dhe kolumniste për kulturë. Përveç shkrimeve të shumta që ka publikuar nëpër periodikun kosovar, është edhe autore e librit poetik* ***Gorgonë*** *(2009).*



## KUTI E HALLAKATUR

*Kuti druri mbyllur me dry*
*Aty i kam letrat*
*Dhoma kuti e portokallët*
*Brenda kumbon za i zi*

*Fotografitë qahen*
*Sytë dalin nga fundi i pasqyrave*
*Dija shtrihet në dysheme*
*Në librat e shkapërderdhur*

*Në dhomën time ka heshtje të zjarrtë*
*Copëza shpirti*
*Figura çuditëse*
*Mbi tavolinë kafja e zezë*
*E hidhur sa hidhërimi*

*Jashta meje-brenda meje*
*Blues*
*Marrëzia e shtrirë në shtrat letre*
*Më fton në përqafim mërzie*

*Tani e di*
*Kam lindur një ditë me vjeshtën*

## VIRGO

*Un' rri, pi, tymoj*
*Dielli sillet rreth meje*
*Tymoj dhe tinëz shpresoj*

*Un' hesht, pastaj flas*
*E të gjitha i them mbrapsht*

*Un' s'jam e virgjër*
*Dhe nuk i besoj fatit*

*Pse ta bjerrim kohën*
*Si pelegrin në këtë tokë të mëkatit*

## QERSHOR

*Muzg në qershor*
*Qyteti pret i heshtur*
*Un' të pres e zhveshur*

*Nata është e gjatë*
*Krevati i shkretë bërtet*
*Me qindra rrugë ne na urrejnë*
*Gjumë s'më vjen*

*Po të pagjumët të pagjumë janë*
*Diku mes rreshtave lexoj…*

*Sikur të mos mjaftonte vetëm kaq*

*Të harroj se ti nuk je*
*Që je ftoh vërtet dhe je sëmurë*
*Përse sytë s'i ke njësoj*
*Pse më s'je si dikur?*

*Të qeta janë rrugët*
*Po të rënda si kurrë*

*Të gjithë ne kemi qenë të panjohur*
*Qyteti mbeti pa gojë*
*Shiu i qershorit buzën ia lag*

*Heshtja jote s'më djeg*
*Marritë po i shoh*



## EPSH

*Në shtrat natën t'shoh*
*Trupin me trup ta prek*
*Lëkura jote timen djeg*
*Sytë e tu n'sytë e mi dirdhen*

*Kur të puth buza jote lëngon*
*Kur më puth afsh e zjarrm m'kaplojnë*
*Nën ty shtrihem mbi mua rëndë rënkon*

*Thonë zemra është një gjahtare e vetmuar*
*E krisur dhe e poshtër*
*Ashtu siç janë sytë larg ironisë të mahnitshëm*

*Si të një bishe*
*Zemrat ndryshojnë*

*Sot është një botë e vetme për të dy*
*Një mbretni e pahijshme dhe e fshehtë*
*Shpirtrat bëjnë kaos*
*Ne i përkulemi zotit Diell*



**LISANDRI KOLA**

*Lisandri Kola (Shkodër, 1986) ka mbaruar studimet për Gjuhë dhe Letërsi në Universitetin e Shkodrës. Është në mbarim të studimeve pasuniversitare për Letërsi, në Tiranë. Përveç botimeve në periodikë të Shqipërisë, ka botuar edhe këta libra me poezi:* ***Melodia e harpës (2006), Rabini i pasy (2008), Ungjilli (si)mbas Gjonit (2009) dhe Dorëshkrimi i humbun i Shën Mateut (2009).*** *Po ashtu është bashkëpërkthyes i traktatit* ***E madhërishmja*** *të Pseudo-Longinit, 2009. Për punën letrare është nderuar edhe me çmime, mes të cilëve edhe me çmimin* ***Robert Shwarz****.*



## VETËVARJA E BUNËS

*

*Në atë mot kur nji erë*
*nisi me fry si shtatëqind*
*dreqen nji zani*
*e zogjtë me u shpuplue*
*për së gjalli*
*dhe kërriçi*
*mori trajtë të dijshmi*

*kokërdhokët ia shterri*
*rrëshaja*

*

*Buzët e avituna*
*në gjoksin e së amës*
*thithën*
*tambël të njelmët*
*Dhambët u shkulën*
*prej duerve*
*të rrefkëta*
*që ndrydhnin danat e vrugëta*
*

*Sorrat crogën fanellën e ia veshën*
*shpendëve këndues*

*këto kapën akrepa të murrmë*
*e ia lëshuen trupit*

*Circ - cirqet e tyne*
*qenë helm për veshë*

*Tek përpëlitej*
*i futnin kokrra krype*
*mishit të çamë*
*me kmesë*

*

*Kalaja*
*fytyrë*
*grueje*
*zu ta gjuejë në gurët*
*e*
*eshtnave të saj*

*Shtratin e ngurtë*
*i rrëzoi sipri*
*me gjithë ndërresat e balta*

*dielli*
*me vranësinën*

*lidhë*
*mbas veti*
*volli zorrë cofëtinash*
*të blueme*
*me dhëmballë kau*

***
*Buna e kulaçun*
*zgjati*
*qafën*
*stolisun mirë*
*te rrypi*
*i mesit*
*ku shkelnin kambë e rrota*
*për me pa pëllambën tjetër*
*të dheut*

*eu*
*shue*
*sikur gacat e mbrame të flisë*
*futun në hell*

## MUJI MBËRRITI NË SHËN TOKË

*Avioni nga aeroporti Mother Teresa*
*hapi krahët kur Muji*
*prej dheut të Jutbinës*
*me petka të leshta e qeleshe të birueme*
*shaloi gjokun të dalun boje*
*tue iu dridh mustaku*
*gjithsi thupra në ujë prej murrlanit.*
*Kur mbërriti në Shën Tokë*
*kalit i kish pa dalë gjuha nji shplakë.*

*Këtu ai mori vesh se probatini i tij*
*ish martue me kushërinën*

*dhe se e ama rrinte veç tue kukatë.*
*Mori vesh se e motra s'ishte ba qyqe*
*por nji kurvë pesëlekëshe.*
*Përtej kronit ndeshi nji nanë*
*rrethue me jetima*
*që i kish mbet nji fije kashte shpirt*
*tue lyp dromca parrizi.*
*Solli kryet nga zogjtë*
*me rrëcokë të ngimë në ashkla*
*tue ndejë përmbi vorre, sall për vijë uji.*

*Gjyshet merrnin shëllin*
*e i qullnin jastëkun nipave*
*për me i ngucë hundët skrapthit.*
*Prej shokës*
*së nininanave*
*votra flakonte me bulçi tymi.*

*Atëherë Muji dalloi agun marrtas.*
*Vuni duhanin në buzë*
*mori gjokun në shpinë*
*dhe u kalamend për te kulla.*



## PSALM 3

*Edhe pse nuk kam asnji foto tanden, në*
*gjanat e mia vetjake, unë të due.*
*Unë të due, ani pse nuk kam asnji foto*
*tanden, ndërsa ti, deri edhe shputat e kambëve*
*të mia i ke.*

*Atëkohë kur flisnim për dhiatën e humbun*
*apo për Judën dhe darkën e fundit, që hangrën*
*të gjithë së bashku, për zanafillën e sendeve*
*simbas Thalesit, e ku di se çka tjetër, nji engjëll*
*bante fosfor mbas dritores.*

*Ky engjëll, të cilit nuk ia dimë emnin e pagëzimit, na lajmoi për rrugën që do të banim në Galile, tue thanë fjalët hyrëse, aq shumë të dëgjueme.*

*Ti ndërkaq u bane kular gji meje, kur ai shqiptoi fjalët dhe dritoret u çelën kapak në kapak.*

*Të thashë të mos kije frikë, sepse unë e ti kishim pi ujë nga gurrat e jetës së pasosun.*

## ATI YNË

*Kam nji grimcë qiri sa nji tapë shisheje vene, me të cilin po qorroj sytë për me shkrue dy fjalë.*

*E këto fjalë po i shkruej bri hekzametrave të Homerit, sepse nuk më kanë lanë as letër nëpër duer, ngaqë mendojnë se nji të çmenduni i bajnë keq.*
*I bajnë aq keq saqë nuk ka burrë mishi, me e sjellë në fe.*
*Librat m'i lejojnë vetëm kah fundi i*
*javës.*
*Të shtunën. Ora 10-12.*
*Lapsave apo çdo lloj mjeti tjetër shkrues, m'i kanë ra vizë.*
*Tashma edhe kaçurrelat m'i kanë pre.*
*Më kanë lanë pa flokë; – pa gëzimin tim të vetëm.*
*Nuk e marr vesh sesa qetësues më bajnë*
*në ditë, por di se fytyrat e tyne as që due me i pa.*
*Meqë lapsat m'i kanë ndalue, këto fjalë të*

*pështjellueme u detyrova me i shkrue me telin e sustës së shtratit, të cilin po e ngjyej në gjakun e dorës sime.*

*Ani në dashtë, u baftë vullnesa jote, o At, si në qiell ashtu në dhe.*



**ADIL OLLURI**

*Adil Olluri (Lipjan, 1984) ka kryer studimet për letërsi shqipe në Fakultetin e Filologjisë të Universitetit të Prishtinës, ku vazhdon edhe studimet master, ku për temë ka zgjedhur romanet postmoderne shqiptare. Ka botuar një numër të madh shkrimesh nëpër gazeta dhe revista letrare. Shkruan poezi, kritikë dhe recensione për fenomene të ndryshme kulturore.*



## LUTJE KLEOPATRËS

*Hyjneshë e diellit e mbuluar me lavdi e mallkime,*
*askënd në tokë e në qiell si ty nuk do ta dua,*
*lërmë të vdes duke të puthur, Kleopatra ime,*
*mua, Cezarin tënd, që mposhti botën e u bë rob i*
*buzëve tua.*

*Kleopatra ime, çka më duhet froni pa ty,*
*nëse nuk jemi bashkë kjo botë lirisht le të përfundojë,*
*falma nurin tënd t'i fal miliona mbretëri,*
*veç njëherë më duaj, pastaj në daç njëmijë herë*
*më helmo.*

## TË BETOHEM

*Të betohem në ata sy e në ato buzë*
*se ai që s'di të vuajë nuk di as të dashurojë*
*të betohem se nuk ka këngë e as muzë*
*që këtij plagëmalli do të mund t'i këndojë.*

*Të betohem në ato flokë e në atë nur*
*se poshtë në tokë e lart në qiell shpirtin ty*
*ta fal*
*të betohem se në m'u ndaltë fryma dikur*
*vetëm zëri yt do t'më bëjë të gjallë.*

## EMRI YT

*Si zjarr që djeg gjithçka e vet nuk digjet,*
*zemra merr flakë kur emri yt përmendet,*
*kur dashurisë vetëm në ëndrra i flitet,*
*bëhesh amë vuajtjesh që përmallshëm*
*çmendet.*

*Si ujë që lag gjithçka e vet nuk laget,*
*syri s'e ndal lotin as në botën tjetër,*
*për dashurinë e ëndërruar melhem janë vetëm*
*plagët,*
*thoshte dikur moti ai këngëtari i vjetër.*

## HIRI I SË DJESHMES

*Nuk janë pak dy vjet pa fjalë,*
*pa fjalë, pa fjalë, heshtje si në mort,*
*një tym cigaresh humbjen seç e shpallë,*
*të djeshmen s'arrin ta bëjë sot.*

*Koha të merr për dore e të afron pranë*
*të thotë nga e djeshmja ke vizë për të dalë*
*e jo për të hyrë*
*harroje Helenën, ti nuk je mit*
*jeta nuk është hije, nuk është as pasqyrë.*



**MANJOLA BRAHAJ**

*Manjola Brahaj (Tropojë, 1986) studimet e mesme i ka kryer në Tropojë, ndërsa studimet e larta për Gjuhë dhe Letërsi i ka kryer në Universitetin e Tiranës, ku aktualisht vazhdon masterin në letërsi, drejtimi teori letrare dhe kritikë. Ka botuar tekste të ndryshme letrare në Shqipëri dhe Kosovë, ndërsa në dorëshkrim ka një libër me poezi. Jeton në Tiranë.*



## SIRIUS

*Gjithkah janë shkapetë kopilat e zhurmës*
*që u mbarsën me dhunë nga mijëra*
*krijesa epshore në mitrën e saj*
*e ajo s’pati kohë a s’diti*
*me ble mjete mbrojtëse.*
*Ndaji polli kopilat,*
*u bë nënë katile dhe i braktisi:*
*rrugëve, skutave, institucioneve, kafeneve,*
*panaireve, tregjeve, zyrave,parlamenteve,*
*fakulteteve…gjithkah.*
*Tani këlthasin e prodhojnë zhurmat e tyre*
*për të mbajtur gjallë farë e fisin.*
*E në terrin zhurmak, të zi si futa*
*zor të gjesh hapësira virgjëresha*
*të paçnderuara nga kopilat, nga zhurma,*
*të tillat janë relikte*
*hieroglife të padeshifrueshme*
*gdhendur mbi papirus.*
*Oaze utopike rrallë e tek gjenden*
*bij të ligjshëm si SIRIUS.*

## NUK KAM ARDHË ME T'PA

*Nuk kam ardhë me t'pa*
*se nuk e duroj shndërrimin.*

*Nuk due sirtarët e mykun t'shpirtit me i hapë.*
*Prej frikës se mos vras kujtimet.*
*Prej frikës nga shndërrimi.*

*Shelgjet e mallit konkurojnë rrokaqiejt.*
*Marrëzia e fatit iu mbyll gojën*
*me një grusht mosqenësish.*

*Nuk kam ardhë me t'pa*
*se e di që s'ke me m'dhanë dorën,*
*e as s'mu me m'përqafue.*
*Po dhe e kam inat me ba dhurata*
*e mos me m'thânë t'falem nderës.*

*Nuk kam ardhë me t'pa*
*se nuk e duroj shndërrimin në dhe , në gur.*
*Dhe as nuk kam me ardhë kurrë.*



## DITËS

*Zhagitet dita si pezhishkë zekzekësh*
*me zhurmën zijoshe në zhguall.*
*S'shihen vragët në kohën prej lejlekësh*
*që si zhumhur i beftë paf, dual.*

*Në barqe brigjesh babëzinjë*
*fundoset e mbllaçitur prej dhëmbësh*
*si inçestuozët kusherinjë*
*që vdesin për nur këmbësh.*

*Shtrihet e shkepur në shtratin e zisë*
*si e shituar, shushatëse si e ve.*
*Agu i vdiq vuvak në sy të gjithësisë*
*pret tempullin t'i pushtojë një tjetër*
*pa re.*

## SAKRAMENT

*Më pëshpërij tek veshi me paturpësinë*
*e zjarrtë që tingujt e saj i vesh me ëmbëlsi.*
*Më mbyt me duart e dyshimit që mbollëm*
*në kupën e buzëve vuvake dhe hapësirat*
*le të mpaken si një betejë e pa nisur ende*
*altarit të një heshtjeje që na priti.*
*Të festojmë me gjakun tonë, me verën e*
*puthjeve thinjoshe, me bukën e trupave tanë.*
*Të shtërngojmë duart e mendimeve tona.*
*Të jemi ne pushtuesit, ne humbësit,*
*të jemi ne pëshpëritësit.*



## NDARJA

*Dita thërrmohet e squllet si bukë bajate*
*nga dhëmbët e kohës mbllaçitet,*
*bie në stomakun e saj gjigantesk.*
*Ti si imazh gjëmëzi, si pezhishkë rrezikzezë,*
*ke vendosur me vetullën tënde ironike të ikësh ,*
*të vrasësh hapësirat vuvake.*
*Sy dalë dita vështron e habitur.*
*Unë ngjaj me një hajdut të vjedhur*
*e të denuar për hajni.*
*Copëra vështrimesh më lëpijnë lëkurën,*
*shpeshohen, shkapeten dhe shtrihen*
*majë këpucësh kthyer kah thembrat.*
*Ke vendosur të ikësh dhe po mbush valixhen;*

*me copëra kujitimesh që ngjajnë me negativë të prerë,*
*me fjalë të pathëna, me takime gjuhënxjera*
*që do të na shesin mend me këtë gjest gjithë jetën.*
*Kafkën e diellit po e shkund*
*si fitoren më tronditëse, më verbuese.*
*Dera e fjalëve mbyllet pas hapave që godasin*
*mbi zhavorrin e durimit tim,*
*që çudi s'u bjerr më nga përdorimi.*
*Ajo përplaset dhe orës në murë*
*i përcillet mërzia, dridhërimi.*

## LIRISË

*Merrmi duart e mia e më jep tuat,*
*sakat, kam nevojë për veprim.*

*Më jep sytë e tu Homer,*
*të shoh botën në kaosin e saj.*

*Më jep dashurinë tënde Narcis*
*që të dua mbarë njerzimin.*

*Dua kafkën e një dëshire,*
*të përdhosur ta puth, ta dua.*

*Më jep, Promete, prangat e tua*
*ta shijoj lirinë deri në pikën e fundit.*



## VEÇ ME TY

*Veç me ty po du me u pre, n'gjak*
*deri n'gju*
*sa asht dita pa agu*
*ama ni lak*
*ama veç mu.*

*T'kapem si në shkamb*
*pse m'je mërrolë kaq rand?*
*Ama ni lak t'varem për ty*
*se e ke hak në ata sy.*
*Jam krejt si pije e çmendun*
*që don veç një gojë, veç një stomak.*
*Cigare që don me u shkimë si e trembun*
*në shpuzoren e zemrës tande pa cak*
*ama ni lak…*

## NJË JETË

*U ngjiza nga sytë e tu;*
*me spermën e njërit,*
*në mitren e tjetrit.*

*Erdha në jetë nga;*
*brinja e hënës së syrit tënd*
*të gjysmëhapur në një kënd.*

*U rrita me frymën , lëngun e shuar,*
*lotin e atyre syve. Me pështymën e fjalëve*
*ku tani ngjyej gishtin si në ujë të bekuar.*

*Jam ftohur nga po ata sy*
*qenia ime kollitet nga një bronkoploumoni*
*mashtrimi eshtnor.*

*Jam djegur si cigare në sytë e tu engjëllor*
*tymi i të cilëve shtoi një grusht mjegull*
*qiellit shpirtëror.*



**MARSHA NORMAN**

*Marsha Norman (1947) është dramaturge, skenariste dhe prozatore amerikane. Gjithashtu ka shkruar edhe lirika dhe libreto për filma muzikorë. Është autore e pesëmbëdhjetë librave, disa prej të cilëve janë nderuar me çmime letrare prestigjioze. Ndër veprat e saj më të njohura përmenden:* ***Natën e mirë, nënë!, Udhëtari i natës, Sara dhe Abrahami, Kopshti i fshehtë, Këpucët e kuqe, Ngjyra e purpurtë*** *etj.*

*Drama e saj,* ***Natën e mirë, nënë****! është vepra më e njohur e saj për të cilën është nderuar me çmimin* ***Pulitzer****, më 1983. Kjo vepër së pari është shfaqur me sukses në teatrin e Broadway-t, pastaj është bërë edhe film.*



# NATËN E MIRË, NËNË!

**KARAKTERET:**

**XHESI KEITS**, grua mes moshës tridhjetë dhe dyzet vjeçe, me fytyrë të zbehtë dhe paksa e paqëndrueshme fizikisht. Vetëm vitin e fundit, Xhesi kishte fituar kontroll të mendjes dhe trupit të saj dhe sonte ajo ka vendosur ta mbajë fort kontrollin. Ajo ka të veshur pantallona dhe një triko të zezë e të gjatë me xhepa të thellë, që kanë brenda copëza letre, mund të jetë edhe një laps i vendosur prapa veshit të saj ose një stilograf i mbërthyer në njërin nga xhepat e trikos.

Si zakonisht, Xhesi nuk flet shumë. Të tjerëve, rrallë herë u është dukur zbavitës humori i saj. Në këtë natë, ajo ka një energji të qetë, një ndjenjë arsyeje, por është haptazi e vetëdijshme për kalimin e kohës moment pas momenti. Mjaft çuditërisht, Xhesi në

këtë mbrëmje është komunikuese dhe e gëzuar, por duhet ta dimë se ajo kurrë s'ka qenë e tillë. Mbretëron një afërsi mes Xhesit dhe nënës së saj, që vjen si rrjedhojë e jetesës së bashku për një kohë të gjatë. Është e pranishme një e folur e shkurtër dhe një ndjenjë rehatie e zakonshme në mënyrën se si ato janë të lidhura mes vete, nga ana fizike. Natyrisht, nuk mungojnë as acarimet e zakonshme.

**THELMA KEITS**, "NËNA", është e ëma e Xhesit, e moshës ndërmjet pesëdhjetë dhe gjashtëdhjetë vjeçare. Ajo ka filluar ta ndiejë moshën e shtyrë, prandaj, kur ka mundësi i merr gjërat shtruar, ose edhe i lejon të tjerët ta ndihmojnë. Por ajo flet shpejt, dhe i pëlqen të flasë. Mendon se gjërat janë ashtu si thotë ajo. Vendosmëria e saj përfundimisht është më shumë një cilësi mendore sesa fizike. Thelma është llafazane dhe kureshtare dhe kjo është shtëpia e saj.

Drama vendoset në një shtëpi pak a shumë të re, të ndërtuar larg, në një rrugë fshati, në të cilën ndodhet një dhomë ndenjeje që lidhet me kuzhinën, dhe një korridor që të drejton kah dhomat e gjumit. Në tavanin e korridorit është një spango që tërhiqet, e që shërben për të lëshuar shkallët që shpien kah dhoma nën çati. Njëra nga dhomat e gjumit, ka dalje drejt në korridor, dhe hyrja e saj duhet të jetë e dukshme për audiencën. Në fakt, duhet të jetë qendra e veprimit e të gjithë skenës, ndriçimi duhet ta bëjë të zhduket plotësisht kohë pas kohe, dhe e tërë skena duhet të përqendrohet në drejtim të saj, para shikuesve. Është vendi i kërcënimit dhe premtimit. Është një derë e zakonshme prapa së cilës nuk ka asgjë. Ajo derë është thelbi i gjithë veprimit, dhe kujdesi më i madh duhet t'i kushtohet planit dhe konstruksionit të saj.

Dhoma e ndenjës është e çrregulluar nga gazeta dhe katalogë pune me gjilpërë, taketuke dhe enë ëmbëlsirash. Janë të ekspozuara gjithandej modele nga puna me gjilpërë e nënës: jastëkë, jorganë, qilima dhe janë mjaft modele të mira.

Shtëpia është më shumë e rehatshme sesa me rrëmujë, megjithëse ka ende gjëra për t'u vënë në vend. Është më shumë

shtëpi private se mahnitëse. Nuk është e pazakontë. Në asnjë mënyrë, struktura e brendshme e shtëpisë dhe mobilimi i saj nuk duhet të gjykojë intelektin ose shijen e Xhesit dhe nënës. Duhet thjesht të tregojë se janë njerëz realë që ndodh të jetojnë në një pjesë të veçantë të fshatit.

Koha e veprimit është në të tashmen dhe fillon në ora 8:15. Orët e vendosura në kuzhinë dhe në tavolinën e dhomës së ndenjës duhet të punojnë përgjatë shfaqjes dhe të jenë të dukshme nga audienca.

Nuk do të ketë asnjë pushim.

**NËNA** *zgjatet t'i arrijë ëmbëlsirat në formë të kupës, në dollapin e kuzhinës. Ajo s'mund t'i shohë, por vazhdon t'i kërkojë kuturu me duar dhe mezi pret ta gjejë një. Kështu, ajo është e përkushtuar plotësisht në kërkimin e tyre. Ky mund të jetë ushtrimi më serioz që* **NËNA** *ndonjëherë bën. Ajo e gjen një të tillë, të mbushur me mjedër dhe të mbuluar me kokos, e njohur si "topth", por e sheh se një është duke i munguar pakos. Ajo thërret* **XHESIN**, *që më sa duket ndodhet diku në shtëpi.*



**NËNA:** (*Duke shpalosur ëmbëlsirën*): Xhesi, i fundit është ky topth, moj shpirtë. Vëre në listë, mirë? Nuk na kanë mbetur as çokollata "Hershey" dhe ku është ajo karamelja me kikirikë? Mbase Doseni e ka marrë përsëri. Më duhet ta vendos një pasqyrë të madhe mbi derën e frigoriferit. Do ta mbajë larg gostitjeve të mia, apo jo? Më dëgjon, shpirt? (*Pastaj duke i thënë më shumë vetes*) E urrej kur bie kokosi. Pse bie kokosi?

(**XHESI** *hyn në kuzhinë nga dhoma e saj e gjumit, duke mbajtur një grumbull gazetash*)
**XHESI:** A na kanë mbetur peshqirë të vjetër?
**NËNA:** Ja ku qenke!
**XHESI** (*Duke e mbajtur një peshqir që ishte në grumbullin e gazetave*): Peshqirë që nuk i përdor më. (*Duke e marrë letër ambalazhin e ëmbëlsirës të sapo ngrënë nga nëna*) Po ky peshqiri i

notit që na ka dhënë Loreta? Peshqir i plazhit, kështu e quajnë. Të duhet? (**NËNA** *e tund kokën në shenjë mohimi*)

**NËNA:** Çfarë po bëje atje?

**XHESI:** Më duhet edhe një pjesë e madhe e plastikës sikur sipërfaqe gome ose diçka e tillë. Thasët e mbeturinave do të bënin punë, nëse ka mjaft.

**NËNA:** Mos bëj rrëmujë të madhe, Xhesi! Tanimë është ora tetë.

**XHESI:** Ose edhe një batanije e vjetër, ose peshqirët që i mbajmë nganjëherë në kutinë e sapunit!

**NËNA:** Të thashë mos bëj rrëmujë! Flokët i ke mjaft të mbyllura, shpirt.

**XHESI:** *(Duke vazhduar të kërkojë në dollapët e kuzhinës dhe duke i gjetur dy e më shumë peshqirë, për t'ia shtuar grumbullit të gjërave që mban në dorë)*: Nuk janë për flokët e mia, nënë. Po sikur të përdor disa jastëkë të vjetër, apo sfungjerin nga karrigeja e oborrit, do të ishte shumë mirë.

**NËNA:** Nuk ke harruar çfarë date është, apo jo? (*Duke i mbajtur thonjtë të ngritur*) Janë të gjithë të prerë, i sheh? Kam një javë që po pres, Xhesi. Është nata e së shtunës, llokum.

**XHESI:** E di. E kam të shkruar në listë.

**NËNA** (*Duke kaluar në dhomën e ndenjës*): T'i pastroj tani, apo së pari po e bën rrëmujën tënde? (*Duke e shikuar topthin*) Nuk na kanë mbetur asnjë nga këta. A të thashë edhe më herët?

**XHESI:** Nesër do të ketë më shumë. Ta kam porositur një kuti plot.

**NËNA** (*Duke e shikuar në një revistë përmbajtjen e programeve televizive*): Plot një kuti do të bëhet bajat, Xhesi.

**XHESI:** Mund t'i mbash në frigorifer derisa t'i mbarosh. Ku është pistoleta e babait?

**NËNA:** Te dhoma nën çati.

**XHESI:** Ku në dhomën nën çati? Kam shikuar derisa ti dremisje dhe s'kam mundur ta gjej askund.

**NËNA:** Më duket se është në njërën nga kutitë e tij të këpucëve.

**XHESI:** Të gjitha ishin të mbushura me këpucë. Kam shikuar tashmë.

**NËNA:** Atëherë, nuk paske kërkuar mjaft mirë. Është në kutinë e këpucëve që i ka pasur të mbathura në spital. Kur vdiq, më thanë se mund t'i merrja prapë, por kurrë nuk më kanë pëlqyer ato këpucë.

**XHESI** (*Duke i nxjerrë nga xhepi*): I kam gjetur plumbat. Kishin qenë në një konservë të vjetër qumështi.

**NËNA** (*Derisa* XHESI *niset për në korridor*): Ndoshta Doseni e ka marrë pushkën, apo jo? Ma jep atë shportë, shpirt.

**XHESI** (*Duke e marrë shportën për t'ia dhënë nënës*): Më mirë të mos e ketë marrë Doseni atë pistoletë.

**NËNA** (*Duke e ndaluar sërish*): Tani m'i afro syzet, të lutem. (XHESI *kthehet t'i marrë syzet*) I kam thënë, gjithashtu, që t'i marrë edhe ato çizmet e gomës, por ai tha se ishin për peshkim. I thashë që t'i shfrytëzojë për peshkim.

(XHESI *e arrin spërkatësin për pastrim, dhe ia pastron nënës syzet*)

**XHESI:** Ai është thjesht dembel për t'u ngjitur atje lart, nënë. Ose ndoshta vetëm është treguar i zgjuar. Dyshemeja lart nuk është edhe aq e qëndrueshme.

**NËNA** (*Duke e marrë një punim të sajën për ta thurur*): Nuk është fare dysheme, shpirt, është dërrasë. Mate këtë për mua. Më duhen pesëmbëdhjetë centimetra.

**XHESI** (*Duke matur*): Doseni sigurisht mund t'i përdorë disa nga teshat që janë atje lart. Dikush duhet t'i mbajë ato. Duhet ta thërrasësh Ushtrinë e Shpëtimit para se të bjerë e gjitha brenda mbi ty. Saktësisht pesëmbëdhjetë centimetra.

**NËNA:** Është plotësisht e sigurt! Sa kohë që ti nuk do të ngjitesh lart.

**XHESI** (*Duke u kthyer për të shkuar prapë*): Jam e kujdesshme.

**NËNA:** Për çfarë po të duhet pistoleta, Xhesi?

**XHESI** (*Duke mos u kthyer këtë herë. Duke i hapur shkallët në korridor*): Për mbrojtje. (*Ajo ngjitet shkallëve, derisa* NËNA *flet*)

**NËNA:** Ngjarjet nga televizori po i merr shumë seriozisht, shpirt. Kurrë në jetën time nuk kam parë kriminel.

Nuk ia vlen të vish në këtë shtëpi kaq të largët për të vjedhur, sepse nuk ke çfarë të marrësh. Kurrë s'kam parë njerëz tillë.

**XHESI** (*Duke e marrë hapin e para*): Përveç, Rikut.

**NËNA:** Riku është i hutuar. Ky s'është krim.

**XHESI:** Laj duart! Do të vij pas pak. Dhe thaj mirë! I than duart derisa të kthehem, përndryshe, shko, mirë?

**NËNA:** Më duket Doseni të ka thënë të mos u ngjitesh atyre shkallëve.

**XHESI** (*Duke u ngjitur*): Po ashtu është.

**NËNA:** Xhesi, nuk po më pëlqen ideja e pistoletës.

**XHESI:** (*Duke thirrur poshtë nga nën çatia*): A të kujtohet cila kuti e këpucëve?

**NËNA:** Të zeza.

**XHESI:** Kutia ka qenë e zezë?

**NËNA:** Këpucët kanë qenë të zeza.

**XHESI:** S'më ndihmove edhe aq shumë, nënë.

**NËNA:** Nuk po mundohem të të ndihmoj, llokum. (*Asnjë përgjigje*) S'kemi asgjë, që të tjerët do të donin ta kenë, Xhesi. Madje, dua të them, unë as që i dua ato që i kemi, Xhesi.

**XHESI:** As unë. Laj duart! (*NËNA ngrihet, vë duart në shkallë dhe qëndron nën to*)

**NËNA:** Eja poshtë para se të të shfaqet ndonjë krizë. Nuk mund të vij lart e të të marr, ti e di.

**XHESI:** E di.

**NËNA:** Ne thjesht do t'ia dorëzojmë atyre gjërat kur të vijnë, si mendon? Çfarë të duan ata, kriminelët.

**XHESI:** Është ide e mirë, nënë.

**NËNA:** Riku do të rritet dhe do të bëhet një djalë mjaft i mirë, Xhesi. Por më duhet të të them se nuk do të doja që Riku ta dijë që ne kemi pasur pistoletë në shtëpi.

**XHESI:** Ja ku është. E gjeta.

**NËNA:** Është vetëm një përvojë nëpër të cilën Riku po kalon. Ndoshta është ngatërruar në shoqëri të keqe. Atij vetëm i duhet pak kohë, llokum. Ai do të kthehet

prapë në shkollë, ose do të punësohet, ose ndonjë ditë do të të bëjë telefon dhe do të të thotë se i vjen keq për të gjitha telashet që t'i ka shkaktuar dhe do të të ftojë të dilni bashkë në ndonjë vend të hani darkë.

**XHESI** (*Duke zbritur shkallëve*): Mos u brengos. Nuk është për të, është për mua.

**NËNA:** Xhesi, nuk mendova se do ta qëllosh birin tënd. E di se ndonjëherë të ka shkuar mendja, epo, të gjithëve na shkon mendja nganjëherë ta qëllojmë dikë, por nuk e bëjmë. Thjesht mendoj se nuk kemi nevojë…

**XHESI** (*Duke e ndërprerë*): Duart nuk i paske larë. A e do manikyrin, a jo?

**NËNA:** Po, e dua, por…

**XHESI** (*Duke kaluar pranë karriges*): Atëherë, laji duart dhe mos më fol më për Rikun. Ato dy unazat që m'i mori, ishin dy gjërat e fundit të vlefshme që kisha, tani u është qepur njerëzve të tjerë, derë pas dere. Shpresoj ta mbyllin në burg ndonjëherë. Do ta fusja vetë po ta dija ku është.

**NËNA:** Nuk po e mendon atë që po e thua.

**XHESI:** Çdo fjalë. Laj duart dhe është hera e fundit që të them. (XHESI *ulet me pistoletë dhe fillon ta pastrojë atë. Shtyn cilindrin jashtë, verifikon nëse dhomëzat dhe tyta janë të zbrazura, pastaj vë pak vaj në një arnë të vogël dhe me një shufër metalike që ishte në kuti, shtyn arnën e vajosur brenda në tytë.* NËNA *shkon në kuzhinë dhe lan duart, ashtu si e udhëzon* XHESI, *duke u munduar të mos e shfaqë shqetësimin e saj për pistoletën*)

**NËNA:** Është dashur të të thosha të ma sjellësh poshtë atë konservën e qumështit. Agnes Fleçer i ka shitur të sajat, në një treg vjetërsirash, për dyzet dollarë secilën.

**XHESI:** Do të ngjitem prapë dhe do të ta sjell për një minutë. Lart është edhe një rrotë e qerres. Bile edhe një tundës i qumështit. I sjell të gjitha nëse do.

**NËNA:** (*Tani duke ndryshuar qëndrim, duke e marrë situatën nën kontroll*): Çfarë je duke bërë?

**XHESI:** Tyta e pushkës duhet të jetë e pastruar, nënë. Pluhuri i vjetër dhe dheu, i kanë hyrë brenda…

**NËNA:** Për çfarë?
**XHESI:** Të thashë.
**NËNA** (*Duke u munduar ta marrë pistoletën*): Ndërsa unë të thashë, nuk ka kriminelë këtu.
**XHESI:** (*Duke e tërhequr pistoletën me shpejtësi nga vetja*): E unë të thashë… (*Pastaj duke u munduar të flasë me qetësi*) Pistoleta është për mua.
**NËNA:** Epo, mund ta mbash nëse do. Kur të vdes unë, dosido, do t'i zotërosh të gjitha.
**XHESI:** Do ta vras veten, nënë.
**NËNA** (*Duke u kthyer në kanape*): Shumë qesharake. Shumë qesharake.
**XHESI:** Do ta bëj.
**NËNA:** Nuk do ta bësh! Xhesi, as mos e thuaj atë gjë.
**XHESI:** Si do ta dije, nëse s'do ta thosha unë? A do që të jetë befasi? Je e shtrirë atje në shtratin tënd, ose vetëm je duke i larë dhëmbët dhe e dëgjon… zhurmën poshtë korridorit!
**NËNA:** Të vrasësh veten.
**XHESI:** Do ta qëlloj veten. Pas disa orësh.
**NËNA:** Në atë kohë duhet t'i marrësh ilaçet.
**XHESI:** Tashmë i kam marrë.
**NËNA:** Çfarë po ndodh me ty?
**XHESI:** Asgjë. Ndihem shkëlqyeshëm.
**NËNA:** Ndihesh shkëlqyeshëm, por vetëm do ta vrasësh veten!
**XHESI:** Në fakt, kam pritur derisa të ndihem mjaftueshëm mirë.
**NËNA:** Mos u tall, Xhesi. Jam shumë e moshuar për shaka.
**XHESI:** Nuk është shaka, nënë.

(NËNA *shikon për disa momente në qetësi*)
**NËNA:** Pistoleta s'është në gjendje të mirë, ti e di. Ai e ka thyer pak para se të vdiste. Një ditë i ka rënë në baltë.
**XHESI:** Duket mirë. (*Rrotullon dhomëzën e pistoletës, ngre lart pistoletën dhe tërheq këmbëzën. Pistoleta s'është ende e mbushur, prandaj e vetmja gjë që dëgjohet është kërcitja, por do të punojë pa dyshim. Është gjithashtu e qartë se* XHESI *di si ta përdorë pistoletën.* NËNA *ka mbetur pa*

*fjalë*) E kam të gatshme këtu edhe pistoletën e Sesilit, vetëm në rast se nuk do ta gjeja këtë, por më parë do ta përdor të babait.

**NËNA:** Ata plumba janë të vjetër së paku pesëmbëdhjetë vjet.

**XHESI:** (*Duke nxjerrë jashtë edhe një kuti*): Këta janë të javës së kaluar.

**NËNA:** Ku i more ata?

**XHESI:** Në një depo të ushqimit. Doseni më tregoi për atë vend.

**NËNA:** Doseni!

**XHESI:** I thashë se më shqetësojnë kafshët endacake. Tha se ishte mendim mjaft i mirë. Më tregoi cilët plumba t'i kërkoja.

**NËNA:** Sikur ta dinte…

**XHESI:** Ai e përshëndeti idenë time. Madje, ishte i mendimit se po filloja të interesohesha për gjërat. Më tregoi shumëçka rreth plumbave dhe pastaj më tha se duhet të kishim biseda të tilla më shpesh.

**NËNA:** Dhe ku isha unë në atë kohë?

**XHESI:** Në telefon me Agnesën. Për konservat e qumështit, besoj. Sidoqoftë, unë e pyeta Dosenin nëse do të m'i dërgonin disa plumba dhe ai tha se do të më telefononte posa të mbërrijnë, sepse plumbat do t'i dërgonin vetëm nëse ai u thotë. Dhe kishte plotësisht të drejtë. Ja ku janë.

**NËNA:** Si ka mundur ta bëjë atë?

**XHESI:** Thjesht është munduar të më ndihmojë, nënë.

**NËNA:** Dhe pastaj, unë të tregova ku ndodhej pistoleta!

**XHESI** (*Duke buzëqeshur, duke u kënaqur me shakanë*): E sheh? Secili po bën aq sa mundet.

**NËNA:** Ti më the se ishte për mbrojtje!

**XHESI:** Dhe është! Përkundër kësaj, unë prapë do të t'i rregulloj thonjtë. Do ta provosh atë ngjyrën e re "Chinaberry"?

**NËNA:** Ja, do ta thërras Dosenin menjëherë. Do të shohim çfarë ka ai për të thënë rreth këtij marifeti!

**XHESI:** Doseni nuk ka më çka të bëjë rreth kësaj.

**NËNA:** Ai është vëllai yt.

**XHESI:** Dhe kaq.

**NËNA** (*Ngrihet në këmbë, lëviz drejt telefonit*): Doseni do t'i japë fund kësaj. Do ta bëjë. Do ta largojë pistoletën.

**XHESI:** Nëse e thërret, më duhet ta bëj para se ai të arrijë këtu. Derisa ti e mban të hapur receptorin e telefonit, unë shpejt do të hyj në dhomën e gjumit dhe do ta mbyll derën. Doseni do të mbërrijë pikërisht në kohë, për të të ndihmuar rreth pastrimit. Vazhdo, thirre. Pastaj thirre policinë. Pastaj shtëpinë e varrimit. Pastaj thirre Loretën dhe pyete nëse ajo mundet të t'i rregullojë thonjtë.

**NËNA:** Ti nuk do ta bësh! Xhesi, kjo është marrëzi!

(NËNA *shkon drejt te telefoni dhe fillon ta formojë numrin, por,* XHESI *është e shpejtë, arrin prapa saj, merr receptorin e telefonit nga dora e* NËNËS *dhe e vendos prapë në vend*)

**XHESI** (*E vendosur dhe e qetë*): Të thashë jo. Është personale. Doseni nuk është i ftuar.

**NËNA:** Vetëm unë!

**XHESI:** Nuk e dua asnjë njeri tjetër këtu pranë. Vetëm unë dhe ti. Nëse Doseni vjen këtu, do të më bëjë të ndihem budallaqe që nuk e kam vrarë veten dhjetë vjet më parë.

**NËNA:** Mendoj se më mirë është ta thërrasim mjekun. Ose ambulancën. Ty të pëlqen ai shoferi, e di. Si quhej, Timi? Ta thërras dikë që të bisedojë me ty.

**XHESI** (*Duke u kthyer në karrigen e saj*): Jam duke biseduar, nënë. Ti je bashkëbiseduesja ime. Asnjë tjetër.

**NËNA:** Ne do të ulemi pranë, si çdo natë tjetër dhe pastaj ti do ta vrasësh veten? (XHESI *nuk përgjigjet*) Do të humbasësh. (*Sërish pa përgjigje*) Ti mendon se thjesht do t'i japësh fund jetës së një perime. Kështu të duket ty? Ta qëllosh veten? E di çfarë të ka thënë mjeku nëse emocionohesh? Do ta ngresh pistoletën dhe do të pësosh krizë.

**XHESI:** Mendoj se mund ta vras veten, nënë.

**NËNA:** Ti nuk do ta vrasësh veten, Xhesi. Ti, madje, nuk je as e mërzitur! (XHESI *buzëqesh, ose qesh në mënyrë të qetë dhe* NËNA *provon një mënyrë tjetër që t'i afrohet*) Në të vërtetë, njerëzit nuk e vrasin veten, Xhesi. Jo bija

ime, nuk ka kuptim, veç nëse janë të vonuar ose të çmendur, dhe ti je mjaft normale Xhesi. Ne të gjithë frikësohemi nga vdekja.

**XHESI:** Unë jo, nënë. Unë jam e qetë gjatë gjithë kohës, në çdo mënyrë.

**NËNA:** Kjo është qesharake.

**XHESI:** Është pikërisht ajo që dua. Natë dhe qetësi.

**NËNA:** Ashtu është edhe oborri prapa, Xhesi! Mbylli sytë. Mbushi veshët me pambuk. Merr një sy gjumë. Është qetësi në dhomën tënde. Do ta mbaj të mbyllur televizorin tërë natën.

**XHESI:** Aq qetësi sa nuk e di a është qetësi. Kështu që nuk mund të më gjejë askush.

**NËNA:** Ti nuk e di si është vdekja. Mund të mos jetë fare e qetë. Po sikur të jetë sikur një alarm i orës që nuk mund të zgjohesh e ta ndalësh kurrë!

**XHESI:** Vdekja është çdokush dhe çdo gjë që ndonjëherë kam njohur, por që ka vdekur. Vdekja është heshtje varri.

**NËNA:** Është mëkat. Do të shkosh në ferr.

**XHESI:** Uh, uh.

**NËNA:** Do të shkosh!

**XHESI:** Jezusi ka qenë vetëvrasës, nëse më pyet mua.

**NËNA:** Vetëm për këto fjalë do të shkosh në ferr, Xhesi!

**XHESI** (*Me një habi të sinqertë*): Nuk e dija çfarë kisha në mendje.

**NËNA:** Xhesi!

(XHESI *nuk përgjigjet. Ajo e vendos pistoletën tashmë të mbushur prapë në kuti dhe kalon në kuzhinë. Por* NËNA *frikësohet se mos është drejtuar kah dhoma e gjumit*)

**NËNA** (*Në panik*): Nuk mund t'i përdorësh peshqirët e mi! Ata janë të mitë. I kam mbajtur për një kohë të gjatë. Më pëlqejnë peshqirët e mi.

**XHESI:** Të pyeta nëse e do atë peshqirin e notit dhe ti më the jo.

**NËNA:** Nuk mund ta mbash as pistoletën e babait tënd. Tani është edhe imja. Dhe nuk mund të vetëvritesh në shtëpinë time.

**XHESI:** Oh, lëre tani.

**NËNA:** Jo. Ti nuk mund ta bësh. Unë nuk të lejoj. Shtëpia është në emrin tim.

**XHESI:** Më duhet të shkoj në dhomën e gjumit dhe ta mbyll derën nga pas, në mënyrë që të të mos arrestojnë për vrasje. Sigurisht do të t'i testojnë duart nëse i ke me barut, megjithatë do të kalosh.

**NËNA:** Jo në shtëpinë time!

**XHESI:** Po ta dija se do të silleshe në këtë mënyrë, fare s'do të të tregoja.

**NËNA:** Si u dashka të sillem unë? Të të them vazhdo vrite veten? Në rregull është për mua. Llokum! Mund ta provoj edhe vetë! Çfarë të ka mbajtur deri tashti!

**XHESI:** Nuk ka asnjë kuptim të grindemi mbi këtë punë, kjo është e gjitha. A do kafe?

**NËNA:** Është duke u afruar ditëlindja jote, Xhesi. A do ta dish çfarë të kemi blerë?

**XHESI:** Ti më ke blerë pudër pluhur, Loreta më ka blerë mantel për shtëpi, ngjyrë rozë, me siguri, dhe Doseni më ka blerë pantofla të reja, shumë të vogla, por që përshtaten me mantelin, do të thotë ai. (NËNA *s'mund të flasë*) A kam të drejtë? (XHESI *padyshim ka të drejtë*) Do të kthehem menjëherë.

(XHESI *merr kutinë e pistoletës, e vendos në krye të grumbullit të peshqirëve dhe thasëve të mbeturinave dhe të gjitha bashkë, i dërgon në dhomën e saj të gjumit.* NËNA, *e vetme për një moment, shkon te telefoni, ngre receptorin, shikon në drejtim të dhomës së gjumit, fillon ta formojë numrin dhe pastaj e kthen në vend receptorin, derisa* XHESI *kthehet në dhomë.* XHESI *habitet në heshtje. Ato kanë jetuar së bashku për një kohë të gjatë, sa ndodh shumë rrallë t'i tregojnë njëra tjetrës se çfarë duhet të bëjnë*)

**NËNA:** Fillova ta thërras, por nuk e bëra. Nuk e thirra.

**XHESI:** Mirë, faleminderit.

**NËNA** (*Duke iu afruar nga fillimi*): Për çfarë arsye po ndodh e gjithë kjo Xhesi?
**XHESI:** Për ç'arsye?

(*Xhesi tani ia fillon detyrës së re "të shkruar në listë", rimbushjes së qypave me sheqerka, zbrazjes së kutive të çokollatave, etj.* NËNA, *zakonisht, fut hundët në ëmbëlsira kur* XHESI *i bën këto punë. Por jo këtë natë. Megjithatë,* XHESI *i ofron*)

**NËNA:** Unë, çfarë kam bërë?
**XHESI:** Asgjë. E do një karamele?
**NËNA** (*Duke e injoruar sheqerkën*): Je e inatosur me mua.
**XHESI:** Aspak. Unë brengosem për ty, por jam duke u munduar të bëj çfarë të mundem para se të shkoj. Nuk do të rrimë vetëm të ulura pranë njëra-tjetrës sonte. E kam bërë listën e gjërave.
**NËNA:** Cilave gjëra?
**XHESI:** Si punon makina larëse. Gjëra të tilla.
**NËNA:** E di si punon makina larëse. Fut brenda teshat, hedh brenda sapunin, lëshon makinën, pret.
**XHESI:** Bën edhe diçka tjetër përveç pritjes.
**NËNA:** Çfarëdo gjëje tjetër që të bësh, kryesisht pret. Pritja është pjesa me e keqe e larjes së teshave. Për të pritur mund të paguash dikë tjetër ta bëjë në vendin tënd, nëse mundesh.
**XHESI** (*Duke lëkundur kokën*): Mirë. Ku e mbajmë sapunin?
**NËNA:** Mund ta gjej.
**XHESI:** E sheh?
**NËNA:** Nëse je e inatosur për arsye të larjes së teshave, mund t'i themi Loretës ta bëjë.
**XHESI:** Oh, do të ishte më keq po ta shihja duke i larë.
**NËNA:** Ajo s'do ta bënte kurrë në jetë, apo jo?
**XHESI:** Jo.
**NËNA:** Çfarë po ndodh me të?
**XHESI:** Mendon se është më e mirë se ne, por nuk është.

**NËNA:** Ndoshta do të ishte, po të mos vishej me të verdhë gjatë gjithë kohës.

**XHESI:** Numri i ndreqësit të makinës larëse është në një kartelë të ngjitur në njërën anë të makinës.

**NËNA:** Loreta mund të mos vijë më këtu. Doseni mund ta lërë në shtëpi kur ai të jetë këtu. Edhe me Dosenin nuk kemi pse të shihemi, nëse të bezdis. A të bezdis?

**XHESI:** Sigurisht që më bezdis. Sigurohu që shportën e makinës tharëse ta pastrosh, sa herë që do ta përdorësh atë. Por, kurrë mos i fut brenda pantoflat, makina ua dëmton shputat.

**NËNA:** Çka bën Doseni që të bezdis?

**XHESI:** Ai më thërret Xhesi sikur e di me kë po flet. Gjithnjë pyet veten çfarë bëj unë gjithë ditën. E ke parasysh, unë edhe vetë pyes veten, por është dita ime, pra më takon mua të interesohem, e jo atij.

**NËNA:** Familja është diçka e rastësishme, Xhesi. Nuk është asgjë personale, shpirt. Ata nuk kanë qëllim të të zemërojnë. Ata, madje, as nuk e kanë ndërmend të jenë familja jote, ata thjesht janë.

**XHESI:** Ata dinë shumë.

**NËNA:** Lidhur me çka?

**XHESI:** Dinë gjëra rreth teje, të cilat i kanë mësuar para se ti ta kesh mundësinë të mendosh a do t'u tregosh a jo. Ata kanë qenë në vend ngjarje edhe nëse nuk u ka takuar atyre të jenë, por ty, por ata e kanë marrë vesh. Sikur atëherë kur porosia ime e sutjenit u dërgua në shtëpinë e tyre.

**NËNA:** Rastësisht ka ndodhur!

**XHESI:** Pavarësisht kësaj… ata e kanë hapur porosinë. I kanë parë trëndafilat e vegjël në të. (*Duke ia ofruar edhe një sheqerkë*) Minti përtypës?

**NËNA** (*Duke lëkundur kokën në shenjë mohimi*): Çfarë dinë ata për ty? Do t'u them të mos flasin për këtë gjë kurrë më. A je kështu për arsye të Rikut ose Sesilit, ose krizave të tua, ose ngaqë flokët po të bien, mos je duke pirë shumë kafe ose ndoshta

ngaqë nuk je duke dalë kurrë nga shtëpia, apo çka?

**XHESI:** Thjesht, nuk më pëlqen biseda me ta. Kur të thërrasësh te dyqani i ushqimit, llogarinë e ke në emrin e Dosenit. Numri është në listën e plotë të numrave, në kapakun e pasmë të librit të telefonit.

**NËNA:** Ja! Tani po arrijmë diku. Asnjëri prej tyre nuk do ta vendosë më këmbën në këtë shtëpi!

**XHESI:** Nuk janë ata, nënë. Nuk do ta vrisja veten vetëm për t'u larguar prej tyre.

**NËNA:** Dosido, kur ata arrijnë, ti largohesh nga dhoma.

**XHESI:** Qëndroj aq sa mundem. Përveç kësaj, ata vijnë të të shohin ty.

**NËNA:** Sepse unë qëndroj në dhomë kur ata vijnë këtu.

**XHESI:** Nuk është për shkak të tyre.

**NËNA:** Atëherë çka është?

**XHESI** (*Duke verifikuar listën në bllokun e saj të shënimeve*): Dyqani i ushqimit nuk do ta shpërndajë më ushqimin të shtunave. Dhe nëse do që të ta sjellin porosinë të njëjtën ditë, duhet të thërrasësh para orës dhjetë. Dhe nuk do të ta dërgojnë me më pak vlerë se pesëmbëdhjetë dollarë. Unë zakonisht u tregoj çfarë na duhet dhe u them t'ia shtojnë gjërave edhe disa cigare derisa të bëhet shuma prej pesëmbëdhjetë dollarësh.

**NËNA:** Është Riku! Je duke u munduar të arrish të komunikosh me të.

**XHESI:** Po ta kisha atë mendje, do ta bëja, do të qëndroja.

**NËNA:** Atëherë, do ta bësh që t'i vijë keq që të ka lënduar. Kjo është, apo jo?

**XHESI:** Ai më ka lënduar, unë e kam lënduar. Jemi në një nivel.

**NËNA:** Do t'i thuash se sipas teje të vrasësh është në rregull! Pas kësaj ai të fillojë të vrasë? Asgjë nuk ka të keqe këtu! Nëna e tij kështu ia ka bërë!

**XHESI:** Sidoqoftë, nënë, është vetëm çështje kohe. Kur të thërrasë, lëre Dosenin të merret me të.

**NËNA:** Shpirt, askush nuk është duke thënë që telefonatat e tij do të jenë gjithmonë rreth telasheve të reja në të cilat

hyn. Ndonjëra mund të jetë se ka filluar punë, se do të martohet, ose, si të duket sikur të thotë se i është bashkuar ushtrisë, a s'do të ishte këndshëm?

**XHESI:** Nëse thërret te "Sweet tooth" para se të thërrasësh te dyqani i ushqimit, ajo Suzi do ta marrë krem karamelen tënde nga dyqani dhe pastaj të gjitha gjërat do të vijnë së bashku. Megjithatë, sigurohu që ke folur me Suzin. Ajo nuk do t'i lejojë ta vendosin karamelen në fund të thesit sikur një herë që pati ndodhur, të kujtohet?

**NËNA:** E di, Riku mund të na vizitojë. Po sikur të na telefonojë?

**XHESI:** S'po e bëj për Rikun, nënë.

**NËNA:** Ose mund të na thërrasë kushdo, Xhesi.

**XHESI:** Jo të shtunën në mbrëmje, nënë.

**NËNA:** Atëherë çka ke? A je e sëmurë? Nëse të është ënjtur mishi i dhëmbëve prapë, mund të shkojmë nesër në mëngjes te mjeku i dhëmbëve.

**XHESI:** Jo. A mund t'i porosisësh vetë ilaçet, apo do që Doseni ta bëjë? Kam një pusullë për të. Mund t'ia shtoj edhe këtë pusullës, nëse do.

**NËNA:** Sytë nuk të duken mirë. Këtë mendim e kisha edhe dje.

**XHESI:** E kam nga poleni. Nuk jam e sëmurë.

**NËNA:** Epilepsia është sëmundje, Xhesi.

**XHESI:** Nuk do të më mbysë. (*Një pushim*) Po të më mbyste, nuk do të më duhej ta vrisja veten.

**NËNA:** Nuk të duhet patjetër.

**XHESI:** Jo, nuk më duhet. Kjo është arsyeja pse më pëlqen ta bëj.

**NËNA:** Epo, unë nuk do të të lë!

**XHESI:** Nuk është vendimi yt.

**NËNA:** Xhesi!

**XHESI:** Dua ta var rreth qafës sime një shenjë të madhe, si ajo e babait që ndodhet në hangar, "KA SHKUAR PËR PESHKIM".

**NËNA:** Ty nuk të pëlqen jeta këtu.

**XHESI** (*Duke qeshur*): Pikërisht.

**NËNA:** Mendova, këtu në shtëpinë time.

**XHESI:** E di se kështu mendove.

**NËNA:** Nuk është dashur kurrë të zhvendoseshe në këtë shtëpi, me mua. Po ta kishe mbajtur shtëpinë tënde të vogël, ose po ta kishe gjetur një vend tjetër, kur Sesili të braktisi, së paku do të kishe bërë miq të rinj. Do ta drejtoje jetën tënde. Do të kishe gjërat e tua përreth teje. Do t'i ofroje Rikut një vend për të të takuar. Nuk është dashur të vije këtu kurrë.

**XHESI:** Ndoshta.

**NËNA:** Por unë nuk të kam detyruar, apo jo?

**XHESI:** Nëse ka qenë gabim, e kemi bërë të dyja bashkë. Ti më ke futur brenda. Unë e çmoj këtë.

**NËNA:** Ti nuk ke qenë e zënë me ndonjë punë derisa ishe vetëm atëherë, por mund ta kuptoj se si mund ta duash një vend që të takon ty. Një grua e pjekur duhet…

**XHESI:** Nënë… Unë vetëm nuk po kaloj shumë kohë të mirë dhe nuk kam ndonjë arsye të mendoj, se përndryshe do të bëhet edhe më keq. Jam e lodhur. Jam e lënduar. Jam e pikëlluar. Ndihem e shfrytëzuar.

**NËNA:** E lodhur nga çka?

**XHESI:** Nga gjithçka.

**NËNA:** Çka do të thotë kjo?

**XHESI:** Nuk mund ta them ndryshe.

**NËNA:** Epo, duhet ta thuash, sepse unë nuk e kam ndërmend të të lë vetëm derisa ti ta bësh. Cilat ishin ato gjërat tjera? E lënduar… (*Para se* XHESI *të mund të përgjigjet*) Ti ke qenë e përgatitur të m'i thuash të gjitha këto, apo jo? A i ke shënuar diku? Qe sa kohë je duke menduar ta bësh këtë?

**XHESI:** Me ndërprerje, dhjetë vjet. Pa pushim, që nga Krishtlindjet.

**NËNA:** Çka ka ndodhur për Krishtlindje?

**XHESI:** Asgjë.

**NËNA:** Pse pra Krishtlindjet?

**XHESI:** Që nga ajo ditë kam filluar të mendoj, saktësisht.

(*Një pushim.* NËNA *e di me përpikëri çka mendon* XHESI. *Ajo ishte atje, gjithashtu, në fund të fundit*)

**XHESI** (*Duke i lënë larg thasët e vegjël të sheqerkave*): I sheh ku po i vendos këto? Sheqerkat e kuqe nga kanella përpara, sheqerkat me shije të thartë dhe sheqerkat minti janë të përziera së bashku në këtë thes. Paketimet e reja të mbushura me karamele me gjalpë dhe sheqerka herba, po i vë prapë në vend.

**NËNA:** Ktheju listës tënde. Nga çka je e lënduar?

**XHESI** (NËNA *e di mjaft mirë*): Nënë…

**NËNA:** Mirë. E pikëlluar nga çka? Asgjë pikëlluese nuk është duke ndodhur tani. Po të ishe pas divorcit ose nga ndonjë gjë, do të kishe arsye.

**XHESI** (*Duke e shikuar listën, pastaj duke e hapur sirtarin*): Tani, ky sirtar ka shumëçka brenda tij dhe është vendi i përsosur për to. Zgjatës elektrikë, bateri të radios, çakmakë specialë, zumpara, shirit ngjitës, ngjitës Elmer, gozhda, gjëra të këtilla. Mjetet për zënien e minjve janë nën lavaman, por thirre Dosenin ta bëjë nëse ke ndonjë.

**NËNA:** E dëshpëruar për çka?

**XHESI:** Nga mënyra se si janë gjërat.

**NËNA:** S'më tregove shumë. Çfarë gjërash?

**XHESI:** Oh, gjithçka nga unë dhe ti, e deri te Kina e Kuqe.

**NËNA:** Mendoj se kinezët mund t'i lëmë jashtë kësaj.

**XHESI** (*Kalon përsëri në dhomën e ndenjës*): Në një kuti në dollapin e korridorit, ka poça ndriçues. Na kanë mbetur edhe disa pako me siguresa në shtëpizën e siguresave. Qirinjtë dhe shkrepëset ndodhen në pjesën më të lartë të dollapit të fshesave, por nëse dritat ndalen, vetëm thirre Dosenin dhe prit derisa të rregullohen. Dhe mos e hap derën e frigoriferit. Gjërat do të mbesin të ftohura brenda, sa kohë që dera është e mbyllur.

**NËNA:** Të pyeta diçka.

**XHESI:** I lexoj gazetat. Nuk më pëlqen si janë gjërat. Dhe atje gjërat, nuk janë aspak më mirë se sa këtu brenda.

**NËNA:** Nëse po e bën këtë për shkak të gazetave, unë sigurisht mund ta rregulloj!

**XHESI:** Në TV gjërat janë edhe më keq.

**NËNA** (*Duke e goditur ekranin e televizorit*): Pra, nxirre jashtë!

**XHESI:** Ti nuk do ta bëje atë.

**NËNA:** Më shiko.

**XHESI:** Çka do të bëje tërë ditën?

**NËNA** (*Me dëshpërim*): Do të këndoja. (XHESI *qesh*) Do ta bëja. Dëshiron të më shikosh? Do të këndoj deri në mëngjes të të mbaj gjallë, Xhesi, të lutem!

**XHESI:** Jo. (*Pastaj me dhembshuri*) Megjithëse, është një ide e këndshme. Çka do të këndosh?

**NËNA** (*Nuk ka ide se si t'i përgjigjet kësaj pyetjeje*): Ne kemi një jetë të mirë këtu!

**XHESI** (*Duke shkuar sërish në kuzhinë*): Sot në mëngjes kam telefonuar dhe i kam anuluar gazetat, përveç atë të së dielës, për shkak të rebuseve të tua, gazetën e kësaj dite do të vazhdosh ta marrësh.

**NËNA:** Le ta marrim edhe një qen tjetër, Xhesi! Ty të pëlqente ai qeni i madh, qeni Mbret, apo jo?

**XHESI** (*Duke i larë duart*): Po, më pëlqente ai qeni Mbret.

**NËNA:** Unë jam aq e pamend. Ai ka hyrë nën traktor.

**XHESI:** Kjo e bën atë të pamend, jo ty.

**NËNA:** Që e kam rritur.

**XHESI:** Është në rregull. Leckat dhe sfungjerët, nën lavaman.

**NËNA:** Mund ta marrim një qen të ri dhe ta mbajmë brenda në shtëpi. Qentë janë të lirë!

**XHESI** (*Duke i marrë qypat e mëdhenj me tableta nga dollapi*): Jo.

**NËNA:** Dikush që të kujdeset për ty.

**XHESI:** Të kam pasur ty, nënë.

**NËNA** (*Duke i mbushur si e xhindosur shishet e tabletave*): Ti bën mjaft shumë për mua. Unë mund t'i mbush vetë shishet e tabletave, Xhesi, dhe ta ndërroj mbulesën e raftit dhe dyshemenë mund ta pastroj kur t'i mbaroj të gjitha. Ti vetëm më shiko. Ti nuk ke nevojë të bësh asgjë në këtë shtëpi nëse nuk do. Xhesi, ti nuk e ke për detyrë të kujdesesh për mua.

**XHESI:** E di këtë. Ti më ke lejuar ta bëj, që të kem me çka të merrem, a është ashtu?

**NËNA** (*Duke e kuptuar se ishte një gabim*): Unë nuk i bëj punët aq mirë sa ti. Unë vetëm të thashë se mund t'i kryej unë në rast se të lodhin këto punë, ose të bëjnë të ndihesh e shfrytëzuar…

**XHESI:** Nënë, e di se ke udhëtuar me autobus. Ndërsa udhëton me autobus dhe është vapë, rruga është me gunga dhe autobusi është i mbushur plot dhe ka shumë zhurmë, më së shumti në botë do që të dalësh nga aty dhe e vetmja arsye në botë që nuk zbret është se janë ende edhe pesëdhjetë blloqe për të arritur aty ku do të shkosh. Epo, unë mund të largohem pikërisht tani nëse dua, sepse edhe nëse udhëtoj edhe pesëdhjetë vjet dhe atëherë largohem nga kjo botë, është i njëjti vend në të cilin do të zbres. Dua të largohem kur unë e ndiej. Kur unë mendoj se është mjaft, aty është stacioni im. Dhe unë mendoj se tani është mjaft.

**NËNA:** Ty po të vjen keq për veten!

**XHESI:** Pompa e lavamanit është gjithashtu nën lavaman.

**NËNA:** Ti nuk je duke përjetuar ditë të mira! Po kush të ka premtuar jetë të mirë? Mendon se unë kam pasur jetë më të mirë se tënden?

**XHESI:** Unë mendoj se ti je mjaft e lumtur, po. Ti ke gjëra që të pëlqejnë t'i bësh.

**NËNA:** Cilat janë ato gjëra?

**XHESI:** Të thurësh me grep.

**NËNA:** Do të të mësoj të thurësh me grep.

**XHESI:** Unë nuk di të bëj asgjë nga ajo punë e mirë, nënë.

**NËNA:** Kënaqësitë e jetës duhet t'i kërkosh, ato nuk vijnë vetë, Xhesi. Mund të plotësosh rebuse apo ta kalosh kohën në kopsht, ose të shkosh në dyqan. Po e thërrasim një taksi dhe shkojmë te dyqani "A&P"!

**XHESI:** Tashmë të kam blerë gjëra edhe sa për dy javët e ardhshme. Nuk do të kesh nevojë për letër tualeti deri në Ditën e Falënderimit.

**NËNA** (*Duke e ndërprerë*): Xhesi, po sillesh sikur një shejtan i vogël. Je e inatosur, të duken të gjithë të mërzitshëm dhe sipas teje nuk ekziston asgjë që mund të bësh, edhe unë nuk të pëlqej, nuk të pëlqen as të dalësh jashtë, nuk të pëlqen të rrish brenda dhe kurrë nuk flet në telefon, nuk shikon televizor dhe je fatkeqe dhe për të gjitha këto je vetë fajtore.

**XHESI:** Dhe prandaj, kam ndërmarrë diçka rreth kësaj.

**NËNA:** Jo diçka sikur vetëvrasja. Por diçka e ngjashme si… blerja e enëve të reja! Do të më pëlqente kjo. Ose ndoshta mjeku do të të lejojë ta marrësh tani lejen e vozitjes, ose e di çfarë, ta bëjmë tani, le t'i vendosim ndryshe orenditë.

**XHESI:** I vendosim. Nëse do. Gjithmonë kam menduar se po të ishte televizori në një vend tjetër, nuk do të kishte aq shumë shkëlqim verbues gjatë ditës. Do të bëj çfarë të duash para se të shkoj.

**NËNA** (*E frikësuar keq nga ato fjalë*): Ti mund ta gjesh një punë!

**XHESI:** Punova si shitëse me telefon dhe nuk arrita të fitoj para as sa për ta paguar faturën e telefonit dhe pastaj provova në shitoren te spitali, ku shiten artikuj të rinj dhe më thanë se jam duke i bërë njerëzit të ndihen të parehatshëm nga mënyra se si u buzëqeshja.

**NËNA:** Ti ke mundur të punosh si llogaritare. Ti e ke mbajtur llogarinë e babait tënd.

**XHESI:** Por askush nuk i ka kontrolluar ato llogari.

**NËNA:** Kur ai vdiq, të tjerët i kanë kontrolluar.

**XHESI:** Prandaj ata ma morën punën e llogaritares.

**NËNA:** Ngase pa babanë tënd nuk kishte më biznes, Xhesi!

**XHESI** (*Duke i larguar shishet e tabletave*): Ti e di se unë s'kam mundur të punoj. Unë nuk mund të bëj asgjë. Gjatë tërë jetës sime, kurrë s'kam qenë e rrethuar me njerëz, përveç kur kam qenë në spital. Mund të kisha krizë në çdo kohë. Çfarë të mirash do të më sillte një punë? Puna që do të mund ta punoja do të më bënte të ndihem edhe më keq.

**NËNA:** Xhesi!
**XHESI:** Është e vërtetë!
**NËNA:** Ti mendon se është e vërtetë!
**XHESI** (*E goditur nga qartësia e fjalëve të* NËNËS): Ashtu është. Unë mendoj se është e vërtetë.
**NËNA** (*Në mënyrë histerike*): Por, a s'mundem unë të bëj asgjë rreth kësaj?
**XHESI** (*Me qetësi*): Jo. S'mund të bësh. (*Nëna rrëzohet, nëse jo në mënyrë fizike, së paku emocionale*) Madje as unë nuk mund të bëj asgjë, rreth jetës sime, ta ndryshoj atë, ta bëj më të mirë, që të ndihem më mirë për të. Ta dua më shumë, ta bëj që të funksionojë. Por unë mund t'i jap fund. Mundem ta ndaloj, ta fik si radion kur nuk ka asgjë interesante që dua të dëgjoj. Jeta ime është e vetmja gjë që më përket mua dhe unë do të vendos çka do të bëhet me të. Dhe do të marrë fund. Dhe unë do t'i jap fund. Prandaj, le të kalojmë mirë.
**NËNA:** Të kalojmë mirë.
**XHESI:** Nuk do ta kalojmë tërë natën me shqetësime. Dua të them, unë mund të të pyes për gjërat që gjithmonë kam pasur dëshirë t'i di dhe ti mund të më bësh pak lëng çokollate të nxehtë. Ashtu siç i bëje më parë.
**NËNA** (*E dëshpëruar*): Përgatitet me kakao, Xhesi.
**XHESI** (*Nxjerr kakaon nga dollapi*): Kam blerë kakao, nënë. Do të kisha pasur dëshirë të ma përgatisësh edhe një mollë me karamele dhe të t'i rregulloj thonjtë.
**NËNA:** Ti nuk ke ngrënë as edhe një grimë darkë.
**XHESI:** A do të thotë kjo se nuk mund ta ha një mollë me karamele?
**NËNA:** Sigurisht që jo. Mendoj… (*Duke buzëqeshur pak*) Sigurisht që mund ta hash.
**XHESI:** Ashtu edhe mendova.
**NËNA:** Unë i bëj mollët me karamele më së miri në botë.
**XHESI:** E di se i bën.
**NËNA:** Apo i kam bërë. Dhe nuk mund të gjesh kakao më të mirë se timen askund dhe asnjëherë.

**XHESI:** Duhet kohë, e di, por…
**NËNA:** Dredhia qëndron te kripa.
**XHESI:** Edhe te mundimi dhe te të tjerat gjëra.
**NËNA** (*Duke ia kthyer shpinën shporetit*): Nuk është mundim. Çfarë mundimi? E vendos në tigan dhe e nxeh. Në rregull. Shumë mirë. Mollë me karamele. Kakao. Mirë.

(XHESI *shkon drejt bufesë ku përgatitet ushqimi për t'i marrë përsëri cigaret derisa* NËNA *e kërkon tiganin e duhur. Ato shkëmbejnë buzëqeshje të shkurtra dhe* NËNA *ndoshta përmbahet që të mos flasë. Ndodh një armëpushim për disa çaste. Një pushim i sinqertë, por megjithatë jo i lehtë.* XHESI *që ka qenë në lëvizje të vazhdueshme që nga fillimi, tani është ulur dhe duket e kënaqur.* NËNA *fillon ta kërkojë tiganin për ta përgatitur kakaon. Gjatë kërkimit, ajo nxjerr jashtë të gjithë tiganët nga dollapët. Gjithë këtë rrëmujë,* NËNA *duket se e bën me qëllim që* XHESI *t'i kthejë të gjitha prapë në vend.* NËNA *është duke blerë kohë, ose po mundohet dhe po përpiqet ta dëfrejë* XHESIN)

**XHESI:** A ke biseduar sot me Agnesën?
**NËNA:** Më ka thirrur gjatë kësaj jave nga një telefon publik. Vetëm Zoti e di pse. Ajo e ka një lidhje telefonike mjaft të mirë, në shtëpi.
**XHESI** (*Duke qeshur*): Epo, si është ajo?
**NËNA:** Si është ditëve të tjera, Xhesi? E krisur.
**XHESI:** A është me të vërtetë e krisur, apo vetëm mendjelehtë?
**NËNA:** Jo, ajo është padyshim e krisur. E ka përdorur telefonin publik ndoshta sepse e ka pasur prapë ndonjë problem me zjarrin në shtëpi.
**XHESI:** Nënë…
**NËNA:** E kam seriozisht! Agnesë Fleçer e ka djegur në tërësi secilën shtëpi, në të cilën ka jetuar. Tetë zjarre, bile pritet të ndizet edhe ndonjë tjetër, këto ditë, nga ajo.
**XHESI** (*Duke qeshur*): Jo!
**NËNA:** Nuk do të më befasonte fare.
**XHESI** (*Duke qeshur*): Pse nuk më ke treguar për këtë më parë?

Dhe pse nuk e kanë mbyllur diku?

**NËNA:** Ngase nuk është lënduar askush, ma merr mendja. Agnesa i ka zgjuar të gjithë për t'i shikuar zjarret, menjëherë pasi i ka ndezur. Një herë, i pat vendosur jashtë karriget e ballkonit dhe pat shërbyer limonadë.

**XHESI** (*Duke e lëkundur kokën*): Limonadë të vërtetë?

**NËNA:** Shtëpitë në të cilat jetonin, e ke ditur se kanë për t'u rrënuar dosido, prandaj, pse të presësh të ndodhë, është e tëra që kam mundur të nxjerr rreth kësaj. Agnesës i pëlqen ndjenja e arritjes.

**XHESI:** Gjë e mirë për të.

**NËNA** (*Duke e gjetur tiganin qe e do*): Pse po më pyet për Agnesën? Një filxhan a dy?

**XHESI:** Një. Ajo është shoqja jote. Pa alte.

**NËNA** (*Duke e marrë qumështin dhe gjërat tjera*): Duhet të të hedh alte. Kështu e kam bërë më parë, Xhesi. Dy apo tre? Tre është më mirë.

**XHESI:** Atëherë, tre. Shtëpia e saj digjet plotësisht? Teshat, jastëkët dhe gjithçka? Nuk mund t'i besoj kësaj.

**NËNA:** Në kohën kur ka qenë vajzë, Xhesi, jo tani. Shumë kohë më parë. Por këtë zakon e ka brenda vetes ende, jam e sigurt për këtë.

**XHESI:** Ajo tani nuk do ta bënte shkrumb shtëpinë e saj. Ku do të shkonte? Ajo s'mund t'i thotë Busterit t'ia ndërtojë një shtëpi të re, sepse ka vdekur. Si mund ta djegë atë?

**NËNA:** Duke qenë e rrëmbyeshme, nëse me të vërtetë ka vepruar ashtu. Asnjëherë nuk mund ta dish.

**XHESI:** Ti e di, nënë. Ajo nuk do të mund ta bënte.

**NËNA** (*E detyruar ta pranojë, por duke mos dashur*): Ma merr mendja se jo.

**XHESI:** Çfarë tjetër? Pse i mban gjithë ata fishkëllyes rreth qafës së saj?

**NËNA:** Pse e ka të mbushur shtëpinë plot me zogj?

**XHESI:** Nuk e kam ditur se e ka shtëpinë plot me zogj!

**NËNA:** Epo, kështu është. Dhe ajo thotë se ata shkojnë pas shtëpisë së saj. Epo, e di se ende është duke e paguar

papagallin e fundit që e ka blerë. Duhet ta mbash jetën të plotësuar, thotë ajo. Thotë edhe shumë budallallëqe të tjera. (XHESI *qesh,* NËNA *vazhdon, e bindur se do të arrijë diku)* E ka nga gjithë ato bamje që i ha. Nuk mund të hash gjellë me bamje dy herë në ditë dhe të presësh se do të ndalosh së ngrëni ndonjëherë. E kanë bërë të çmendur.

**XHESI:** Ajo me të vërtetë ha gjellë me bamje dy herë në ditë? Po në dimër si ia bën, ku i gjen?

**NËNA:** Epo,ajo ha shumë. Ndoshta jo dy herë në ditë, por…

**XHESI:** Më shumë se një njeri mesatar.

**NËNA** (*Duke filluar të zemërohet*): Nuk e di saktësisht sa bamje i ha një njeri mesatar.

**XHESI:** A e di sa herë ha bamje Agnesa?

**NËNA:** Jo.

**XHESI:** Sa zogj i ka në shtëpi?

**NËNA:** Dy.

**XHESI:** Pse pra i mban gjithë ata fishkëllyes?

**NËNA:** Nuk janë fishkëllyes të vërtetë. Qaforen e kanë nga plastika, i ka fituar duke luajtur Bingo, dhe unë të tregova për këto vetëm se mendova se mund të të bëj të qeshësh një herë, edhe nëse nuk do të ishin të vërteta, Xhesi. Gjërat për të cilat flitet nuk duhet të jenë patjetër të vërteta, ti e di.

**XHESI:** Pse nuk vjen ajo këtu?

(NËNA *është papritmas e qetë, por kakaoja dhe qumështi janë në tigan tani, prandaj, ajo lëshon shporetin dhe fillon të përziejë*)

**NËNA:** Epo tani, çfarë ideje e mirë. Është dashur të kemi më shumë kakao. Kakaoja është e përkryer.

**XHESI:** Përveç nëse nuk të pëlqen qumështi.

**NËNA** (*Sërish bën edhe një përpjekje, por jo aq energjike*): E urrej qumështin. Ta mbulon keq fytin me një shtresë, si bamjet. Ka diçka me të vërtetë neveritëse te qumështi.

**XHESI:** Ajo nuk vjen për shkakun tim, apo jo?

**NËNA:** Jo, Xhesi.

**XHESI:** Po, nënë.

**NËNA:** Mirë. Po, është për shkakun tënd, por ajo është e luajtur. Ajo është plotësisht e luajtur. Është e çmendur.

**XHESI:** Cila është arsyeja? A kam thënë ndonjëherë diçka? Apo mos më ka parë kur kam pësuar krizë dhe frikësohet mos do të kem prapë krizë në praninë e saj, apo çka?

**NËNA:** Ma merr mendja.

**XHESI:** Çka ta merr mendja? Çka të ka thënë? Duhet ta ketë përmendur ndonjë arsye!

**NËNA:** Duart i ke të ftohta.

**XHESI:** Çka ka të veçantë këtu?

**NËNA:** "Si kufomë", thotë ajo, "edhe unë do të bëhem mjaft shpejt, pas saj".

**XHESI:** Kjo është marrëzi.

**NËNA:** Kjo është Agnesa. "Xhesi ia ka shtrënguar dorën vdekjes dhe nuk mund të rrezikoj të më ngjitet, Thelma, prandaj nuk mund të të vizitoj, ti mund të më kuptosh ose jo, por unë nuk mund të vij. Do të afrohem deri te rruga e oborrit, por vetëm kaq".

**XHESI** (*Duke qeshur, e lehtësuar*): Kam menduar se nuk i pëlqej! Ajo paska frikë nga unë! A s'është e çuditshme! E frikësuar nga unë!

**NËNA:** Unë mund t'i them që të vijë këtu, Xhesi. Mund ta thërras tani dhe ajo mund t'i sjellë zogjtë dhe të vijë të na vizitojë. Nuk e kam ditur që të ka shkuar ndonjëherë mendja për të. Unë do t'i them se duhet të vijë dhe do të vijë, mirë. Ajo më ka borxh.

**XHESI:** Jo, në rregull është. Unë thjesht doja ta dija arsyen. Kur qëndroj në spital, a vjen këtu?

**NËNA:** Kuzhina e saj është shumë e vogël. Kur vjen këtu, ndihet sikur… (*Duke e zbutur pak tonin*) Epo, të gjithëve na pëlqen të ndërrojmë ambient, apo jo?

**XHESI** (*Duke e vazhduar lojën më tej*): Sigurisht që na pëlqen. Plus këtu nuk ka zogj që futen brenda.

**NËNA:** I urrej ata zogj. Ajo thotë se unë nuk i kuptoj. Çka ka për t'u kuptuar rreth zogjve?

**XHESI:** Ma trego një arsye pse Agnesës i pëlqejnë zogjtë. Pse

ata rrinë me të kur mund të jenë jashtë me zogjtë tjerë. Çfarë kuptimi ka këndimi i tyre. Si fluturojnë. Çka mendojnë se është Agnesa.

**NËNA:** Pse duhet të dish kaq shumë për gjërat, Xhesi? S'ke pse t'i vëresh në detaje. Unë nuk i shoh ashtu.

**XHESI:** Ti nuk i thua gjërat në detaje. Nuk është dashur të më gënjesh për Agnesën.

**NËNA:** Unë nuk të gënjeva. Ti asnjëherë më parë nuk më ke pyetur!

**XHESI:** Gënjeve kur the se ajo i ka djegur gjithë ato shtëpi dhe se sa shumë zogj ka dhe se sa shumë ha gjellë me bamje dhe se pse asaj nuk i pëlqen të vijë në shtëpinë tonë. Nëse më duhet ta nxjerr me vështirësi të vërtetën nga ti, biseda jonë ka për të zgjatur gjithë natën.

**NËNA:** Mua nuk më pengon të rri zgjuar. Nuk jam fare e përgjumur.

**XHESI:** Nënë…

**NËNA:** Në rregull. Më pyet çka të duash. Ja çokollata e nxehtë.

(*Biseda e tyre arrin në një ndalesë të pakëndshme. Pasi kakaoja është përgatitur dhe nëna e derdh në filxhanë,* XHESI *është ulur në tavolinë*)

**XHESI** (*Ndërsa* NËNA *e pi gllënjkën e parë*): A e ke dashur babanë?

**NËNA:** Jo.

**XHESI** (*E kënaqur që* NËNA *po i kupton rregullat më mirë tani*): Nuk kam pasur mendim të tillë. A ke qenë me të vërtetë pesëmbëdhjetë vjeçare kur jeni martuar?

**NËNA:** Ashtu si e ka treguar ai? Unë jam e ulur në baltë dhe ai vjen e më tërheq në kuzhinë dhe thotë: "Ajo ka qenë gjithmonë atje"?

**XHESI:** Po.

**NËNA:** Jo. Ka qenë një gënjeshtër e madhe, i tërë rrëfimi. Ai vetëm ka dashur të bëhet qesharak. O Zot, ky qumështi brenda.

**XHESI:** Kakaoja ia lehtëson shijen.

**NËNA** (*E kënaqur që po pajtohen së paku në këtë pikë*): Megjithëse, jo dhe aq? Shijen e qumështit mund ta ndiesh ende, apo jo?

**XHESI:** Po, është shumë e keqe. Mendova se kujtesën e kam të keqe, por, jo. Është qumështi, mirë.

**NËNA:** Është me të vërtetë humbje e çokollatës. Mund ta lësh në gjysmë, nëse nuk të pëlqen.

**XHESI** (*Duke e lëshuar filxhanin në tavolinë*): Megjithatë, faleminderit.

**NËNA:** S'është dashur ta përgatis fare. E kam ditur që nuk do të të pëlqejë. Ty asnjëherë nuk të ka pëlqyer.

**XHESI:** Nuk e ke dashur babanë kurrë, apo ai ka vepruar diçka që të ka bërë të mos e duash më, apo si?

**NËNA:** Atij i ka ardhur keq për mua. Ka dashur grua fshatare dhe për këtë është martuar me mua, dhe pastaj e ka përdorur këtë fakt kundër meje gjatë gjithë jetës sime sikur unë është dashur të ndryshoj dhe ta befasoj atë disi. E mbaj mend, një ditë ai po rrinte në ballkon dhe unë i thashë ta vishte një këmishë, ai hyri brenda, veshi njërën dhe pastaj tha, shumë qetë, por në thelb: "Ke të drejtë Thelma. Nëse Zoti ka menduar që njerëzit të sillen vërdallë pa rroba, ata do të kishin lindur ashtu."

**XHESI** (*E sheh se* NËNA *është prekur*): Ai s'ka dashur asgjë të thotë me këtë, nënë.

**NËNA:** Ai kurrë nuk e ka thënë një fjalë që nuk është dashur ta thotë, Xhesi. Ai nuk ka folur kurrë gjatë tërë ditës, dhe kjo ishte e vetmja gjë që më ka thënë, Xhesi. Prandaj, nëse e ka thënë, ka dashur të thotë diçka me të, por unë asnjëherë nuk kam arritur ta zbuloj. Cili është kuptimi?

**XHESI:** Nuk e di. Unë e kam dashur më shumë se ti, por nuk e kam njohur më shumë.

**NËNA:** Si ta doja Xhesi! Unë s'kisha asgjë që ai donte. (XHESI *nuk përgjigjet*) Edhe pse kishte me kë ta ndante dashurinë. Ti e doje mjaftueshëm sa për ne të dy. E shoqëroje sikur disa… Xhesi, të vetmet gjëra që bënte ishin të merrej me punët e fermës dhe të rrinte ulur… dhe të mendonte kujt t'ia shiste fermën.

**XHESI:** Ose i pëlqente ta bënte nga telat një të dashur për mua dhe të ulej prapa dhe të buzëqeshte sikur njeri i ngujuar që është i gatshëm të vallëzojë dhe nuk isha unë ajo që gëzohej nga kjo. Ose edhe të rrinte zgjuar tërë natën me një lopë të sëmurë dhe pastaj të më linte mua një varg elefantësh nga thuprat, në shtratin tim, në mëngjes.

**NËNA:** Ose thjesht rrinte ulur.

**XHESI:** Mua më pëlqente kur rrinte ashtu. Një burrë i plotë, i vjetër, e i thinjur në karrige. Qetësi.

**NËNA:** Më shumë ka biseduar Agnesa me zogjtë e saj sesa unë me ju. Ai, i ulur në atë karrige, mund ta kishte pasur të varur rreth qafës atë shenjën "KA SHKUAR PËR PESHKIM". E shihja duke vështruar ngultas në ujë. E shihja duke e shikuar motin duke u bërë i vrenjtur. Mund ta shihja pothuajse barkën edhe vetë. Por ti, ti e ke ditur se çfarë mendonte ai dhe do të më tregosh.

**XHESI:** Unë nuk e di, nënë! Ka menduar për jetën e tij, po supozoj. Misrin e tij. Çizmet e tij. Për ne. Gjëra. Ti e di.

**NËNA:** Jo, nuk e di, Xhesi! Ti i ke pasur disa biseda të vogla me të, heshtazi, çdo natë, pas darkës. Për çfarë pëshpëritnit?

**XHESI:** Ne nuk pëshpëritnim, ti ndodheshe matanë dhomës.

**NËNA:** Për çfarë flisnit?

**XHESI:** Bisedonim se pse çorapet e zeza janë më të ngrohta se ato blu. A është kjo për t'i treguar nënës? Ti ishe vetëm xheloze se unë më përpara do të bisedoja me të, sesa t'i pastroja enët me ty.

**NËNA:** Unë isha xheloze se ti doje të bisedoje me të më shumë se çdo gjë tjetër! (*Xhesi zgjatet ta marrë orën e vogël, matanë tavolinës dhe fillon ta kurdisë*) Po të kisha vdekur unë në vend të tij, ai nuk do të të kishte pranuar ty brenda, sikur unë që të kam futur.

**XHESI:** Unë nuk do të prisja të më pranonte.

**NËNA:** Atëherë, çfarë do të bëje?

**XHESI:** Do të vija për vizitë.

**NËNA:** Oh, e kuptoj. Ai ka vdekur dhe të ka lënë të ngujuar

me mua dhe ti je e hidhëruar për këtë.

**XHESI:** (*Duke u ngritur nga tavolina*): Jo më. Ai nuk ka dashur të na lërë kështu. S'më ka detyruar asgjë që të vij këtu. Mbaruam me kakao.

**NËNA:** Ai ndjente keqardhje edhe për ty, Xhesi, kjo nuk është shaka. Ai thoshte se ti ishe një fëmijë i pavlerë dhe këtë e ka thënë që nga dita e lindjes tënde dhe ka thënë se ishe e pafat.

**XHESI** (*Duke e marrë kutinë e sheqerit dhe duke e rimbushur vazon e sheqerit*): E di se më ka dashur.

**NËNA:** Çka edhe nëse të ka dashur? Kjo nuk ka ndryshuar asgjë.

**XHESI:** S'është dashur të ndryshojë. Mua më mungon.

**NËNA:** Ai, në të vërtetë, asnjëherë nuk ka shkuar për peshkim, e di. Asnjëherë. Kutia e tij e veglave ishte e mbushur me cigare përtypëse dhe e tëra që ka bërë ishte të voziste deri te liqeni dhe të qëndronte në veturë. Doseni më ka treguar. Dhe Bini, i shitores së karremave të peshkimit, i ka treguar Dosenit. Ata kanë qeshur me këtë. Dhe pasi vinte nga peshkimi, e tëra që kishte për të na treguar ishin ato punimet e tij nga telat: pula, derra, një qen me këmbë të thyer, ishin të mërzitshme. Më vinte për të vjellë kur i shikoja ato dhe i kam fshehur disa herë telat e tij, por gjithmonë i mbante të tjerët diku.

**XHESI:** Kam menduar se do të ishte më mirë për ty pas vdekjes së tij. Do të të interesonin gjërat. Do të merrje frymë lirshëm. Do të ndryshoje disi.

**NËNA:** Si të ndryshoj? Të shndërrohem në damë? Në nëpunëse të ndonjë shitoreje të këpucëve? Pse më duhet të ndryshoj? Sepse ai ka thënë? Sepse ti po thua? (XHESI *lëkund kokën*) Epo, unë s'isha këtu për ta argëtuar atë dhe gjithashtu nuk jam këtu për të të argëtuar ty, Xhesi. Unë nuk e di se për çfarë jam këtu, por pastaj nuk mendoj për këtë. (*Duke e kuptuar domethënien e krejt kësaj*) Por, vë bast se ti nuk do të doje ta vrisje veten, po të ishte ai ende gjallë. Është shumë e lehtë për t'u kuptuar, a është ashtu?

**XHESI** (*Tani duke i mbushur qypat e mjaltës*): Kjo nuk është e vërtetë.

**NËNA:** Oh, jo? Po pastaj, pse pyete për të? Pse doje ta dije a e kam dashur?

**XHESI:** Nuk mendoja se e doje, kjo është e tëra.

**NËNA:** Mirë, pra. Kishe të drejtë. A ndihesh më mirë tani?

**XHESI** (*Duke e pastruar me kujdes qypin e mjaltit*): Më bën të ndihem mirë, fakti që kam të drejtë.

**NËNA:** Nuk ishte e rëndësishme a e kam dashur. Nuk ishte e rëndësishme për mua e as për të. Dhe nuk do të thotë se nuk shkonim mirë. Nuk kishte rëndësi. Ne nuk flisnim për këtë. (*Duke i hequr tenxheret nga dollapët*) Nxjerri përjashta, në hyrje, të gjitha këto tenxhere!

**XHESI:** Për çfarë?

**NËNA:** Ma lër vetëm këtë tigan. (*Ajo tërheq dhe hap sirtarin e argjendurinave*) Më duhet një thikë, një pirun, një lugë e madhe dhe një hapës konservash dhe vendosi jashtë, aty ku mund t'i gjej. (*Fillon t'i hedhë thikat dhe pirunët në njërin nga tiganët*)

**XHESI:** Mos e bëj atë! Sapo e kam rregulluar sirtarin!

**NËNA** (*Duke e gjuajtur tiganin në lavaman*): Dhe nxjerri jashtë të gjitha pjatat dhe të gjithë filxhanët. Do të përdor letër. Loreta mund të marrë çka të dojë dhe Doseni mund t'i shesë ato që mbesin.

**XHESI** (*Me qetësi*): Çfarë po bën?

**NËNA:** Unë nuk do të gatuaj. Edhe pse, kurrë nuk më ka pëlqyer të gatuaj. Mua më pëlqejnë sheqerkat. Të mbështjella me plastikë apo të futura në thasë. Edhe tuna. Më pëlqen peshku tuna. Do të ha peshk tuna, faleminderit!

**XHESI** (*Duke e hequr tiganin nga lavamani*): Çka do të bësh nëse do të përgatisësh reçel me mollë? Nuk mund ta bësh në atë tigan aq të vogël. Po sikur t'i vësh karotat në zjarr dhe të të digjet tigani?

**NËNA:** Nuk i dua karotat.

**XHESI:** Po nëse dredhëzat janë të mira këtë vit dhe do që të shkoni me Agnesën për t'i mbledhur?

**NËNA:** I them asaj që ta sjellë një tigan. Ti the se do të bëje çka do të doja unë! Nuk e dua një grumbull tiganësh që m'i bëjnë rrëmujë dollapët, nuk mund të kujdesem

për të gjitha. Nxjerri jashtë. Të gjithë.

**XHESI** (*Duke i grumbulluar tenxheret*): Do t'i vendos të gjitha prapë në vend. Nuk do t'i nxjerr jashtë. Nëse të nevojiten, do të jenë këtu. Do të përkulesh dhe do t'i marrësh, sikur atë që e more për ta përgatitur kakaon. Dhe nëse dikush tjetër vjen këtu për të gatuar, do të ketë me çka të gatuajë, dhe mbaron me kaq!

**NËNA:** Kush do të vijë të gatuajë këtu?

**XHESI:** Agnesa.

**NËNA:** Në tenxheret e mia! Kurrë në jetë!

**XHESI:** Nuk ka asnjë arsye pse ju të dyja nuk do të mund thjesht të jetonit këtu së bashku. Do të ishte më lirë për të dyja dhe do të kishit me kë të bisedonit. Dhe nëse zogjtë do të të shqetësonin, epo, ndonjë ditë, kur Agnesa do të ishte jashtë duke i rregulluar flokët, do të mund t'i merrje në shëtitje!

**NËNA** (*Derisa* XHESI *i vë në rregull argjendurinat*): Prandaj, ti po më mërzit mua për Agnesën. Ti mendon se mund të pushosh në qetësi nëse ma sjell një dado? Shiko, unë nuk dua të jetoj me Agnesën. Unë mezi flas me Agnesën. Ajo thjesht vjen afër shtëpisë. Kthehemi, kjo është e tëra. Nuk do ta lë Agnesën afër shtëpisë sonë. Ti nuk mund të ikësh aq lehtë, bijë.

**XHESI:** Mirë, pra. Por është vetëm diçka që mund ta mendosh.

**NËNA:** Nuk i dua gjërat për të cilat duhet të mendoj. Dua që gjërat të vazhdojnë.

**XHESI** (*Duke e mbyllur sirtarin e argjendurinave*): Dua ta di çfarë të tha babai, atë natë që vdiq. Ti dole nga dhoma në mënyrë të stuhishme dhe më the se mund të rrija, nëse doja, në dhomën e tij me të, derisa t'i mbyllë sytë, ndërsa ti do të shkoje ta shikoje dramën "Tymi i pistoletës". Çfarë të tha ai?

**NËNA:** Ai nuk pati asgjë për të më thënë, Xhesi. Prandaj dola. Ai nuk ma tha as edhe një fjalë. Ishte shansi i tij i fundit për të mos folur me mua, dhe përfitoi nga kjo përparësi.

**XHESI** (*Pas një çasti*): Më vjen keq që nuk e ke dashur. Dua të them, më vjen keq për ty. Ai dukej njeri i mirë.

**NËNA** (*Ndërsa* XHESI *shkon drejt frigoriferit*): A je gati ta hash mollën tënde tani?

**XHESI:** Menjëherë pasi të përfundoj punë këtu, nënë.

**NËNA:** Nuk do ta pëlqesh as mollën. Do të jetë sikur kakaoja. Ty nuk të ka pëlqyer kurrë ushqimi, apo jo? Asnjë lloj! Ç'të ka mbajtur deri tash në jetë, pasta e dhëmbëve?

**XHESI** (*Përderisa fillon ta boshatisë frigoriferin*): Tani, ti e di se shitësi i qumështit vjen të mërkurave dhe të shtunave dhe e lë formularin në një kuti vezësh, dhe ti ia jep faturat Dosenit një herë në muaj.

**NËNA:** A e bëjnë ende atë pijen me lëng portokalli?

**XHESI:** Nuk është pije me lëng portokalli, është vetëm portokall.

**NËNA:** Do t'i porosis disa. Kam menduar se nuk përgatisin më. Por, ti nuk paske porositur.

**XHESI:** Duhet të pish qumësht.

**NËNA:** Jo, nuk do të pi më. Çokollata e nxehtë që e pimë ishte e fundit. Urra!

**XHESI** (*Duke e marrë kovën e mbeturinave nën lavaman*): Unë u thashë të ta sjellin porosinë katër herë në javë, s'ka rëndësi çka thua ti. U thashë se do të mbetesh pa Koka-Kola dhe ty do të të duhet ta pish. U thashë se e di që nuk do ta zbrazësh në tokë…

**NËNA** (*Duke e mbaruar fjalinë*): A u tregove se ti nuk do të porosisësh më?

**XHESI:** U thashë se do ta bëj një pushim të vogël dhe do të kujdesem për ty.

**NËNA:** Dhe atyre nuk iu duk asgjë qesharake rreth kësaj? Ti, që nuk del as deri te shkallët e shtëpisë? Ti, që e pavetëdijshme e shikon rrugicën poshtë nga shtrati?

**XHESI** (*Duke e shijuar këtë, por duke mos qeshur*): Më thanë se ishte koha e duhur për një pushim, por më pyetën se pse nuk po të merrja me vete? Dhe unë u thashë se nuk mendoja se ti do të doje të vije, dhe pastaj thanë: "Po, çdokush e ka planin e vet të pushimeve".

**NËNA:** Supozoj se ti mendon se është qesharake.

**XHESI** (*Duke i nxjerrë qypat nga frigoriferi*): E di, nuk ka pasur ndonjë arsye për ta thirrur ambulancën për mua. E vetmja gjë që bënin për mua në dhomën e urgjencës, ishte të më linin derisa të zgjohem. Atë mund ta bëja edhe këtu. Tani, unë thjesht do t'i thërras dhe ti thua po, ose jo. E di se të pëlqejnë turshitë. Salcë domatesh?

**NËNA:** Lëre në vend.

**XHESI:** E kemi qysh nga katër korriku i shkuar!

**NËNA:** Lëre salcën. Lëri të gjitha.

**XHESI:** A do ta pish salcën e domateve me shishe apo çka? Si ka mundësi ta mbash ushqimin e mos t'i mbash tenxheret për të zier në to? Këto gjëra do të kalben të gjitha brenda, nënë.

**NËNA:** Asnjë gjë që e kam përgatitur, nuk ka qenë mjaft e mirë për ty, dua ta di pse?

**XHESI:** Kjo nuk është e vërtetë.

**NËNA:** Gjithashtu dua ta di edhe pse ke jetuar kaq gjatë këtu, kur je ndier në këtë mënyrë.

**XHESI:** Ti nuk e ke as idenë më të vogël se çfarë ndiej unë.

**NËNA:** Epo, si mund ta kem? Ti je shumë prapa nga këtu, Xhesi.

**XHESI:** Prapa, ku?

**NËNA:** Si është atje, te ti? A e thonë njerëzit gjithmonë gjënë e duhur apo i arrijnë ato që duan, apo si?

**XHESI:** Për çfarë po flet?

**NËNA:** Pse e lexon gazetën? Pse nuk e vesh asnjëherë atë trikon që e kam punuar për ty? Të kujtohet se si jam dukur më parë apo tani dukem sikur një grua e vjetër e zakonshme? A sheh yje kur pëson krizë, apo çka? Si ke rënë në të vërtetë nga kali? Pse të ka braktisur Sesili? Ku i ke lënë syzet e mia të vjetra?

**XHESI** (*E tronditur nga forca e nënës*): Janë në sirtarin e fundit të vitrinës tënde, në një kuti të vjetër të "Milk of Magnesia". Secili më ka lënë sepse më ka thënë të zgjedh në mes tij dhe pirjes së duhanit.

**NËNA:** Xhesi, unë e di se ai s'ka qenë aq budalla.

**XHESI:** Kurrë nuk e kam kuptuar se pse e ka urryer aq shumë kur është aq e mirë. Pirja e duhanit është e vetmja gjë që gjithmonë është saktësisht ashtu si mendon se do të jetë. Sikur herën e fundit, kudo që e pi dhe mjaft qetë.

**NËNA:** Është lodhur nga krizat e tua dhe ti e di këtë.

**XHESI:** Thuaj sulmet e epilepsisë, jo krizat. Sulmet.

**NËNA:** Është e njëjta gjë. Sulmi i epilepsisë në spital, është krizë në shtëpi.

**XHESI:** Nuk e kanë bezdisur fare. Përveç që është ndier përgjegjës për to. Ishte ideja e tij për të kalëruar atë ditë. Ai mendonte se unë mund të bëja gjithçka që do të më shkonte mendja të bëja. Kam rënë nga kali sepse s'kam ditur si të mbahem. Sesili është larguar pak a shumë për të njëjtën arsye.

**NËNA:** Ai ka pasur të dashur, Xhesi. Jam ndeshur në ta, te hangari ku i mbajmë veglat.

**XHESI** (*Pas një momenti*): Mirë. Është e qartë. (*Duke e ndezur edhe një cigare*) A ishte shumë e bukur?

**NËNA:** Ishte vajza e Agnesës, Karlina. Vlerësoje vetë.

**XHESI** (*Ndërsa shkon te dhoma e ndenjës*): Besoj se ti dhe Agnesa keni folur gjatë për këtë, hë?

**NËNA**: Ai, asnjëherë nuk më është dukur mjaft i mirë për ty. Ata janë shpërngulur këtu nga Tenësia, ti e di.

**XHESI:** Çfarë po flet? Ty të ka pëlqyer më shumë se mua. Ti e ke sjellë këtu dhe ke flirtuar me të për ta ndërtuar ballkonin tënd, ndryshe unë s'do ta kisha takuar kurrë. Ti ke menduar se ndoshta ai do të të ndihmonte rreth shtëpisë, do të hynte dhe do ta bënte kafen dhe do të bisedonte me ty. Zoti e di ku të ka shkuar mendja. Me gjithë ato kaçurrela.

**NËNA:** Ai është zdrukthëtari më i mirë që kam parë. Ajo shtëpia juaj e vogël do të rezistojë deri në mbarim të botës, Xhesi.

**XHESI:** Ty s'të duhej ballkoni, nënë.

**NËNA:** Në rregull! Unë doja që ti ta kesh një burrë.

**XHESI:** Dhe unë nuk kisha mundësi ta gjeja vetë, natyrisht.

**NËNA:** Si do ta gjeje burrin, duke mos e hapur gojën me asnjë njeri të gjallë?

**XHESI:** Unë kam qenë e heshtur rreth kësaj gjëje, ani çka?

**NËNA:** Pra, unë është dashur të të lë të rrish ulur këtu? Të qëndrosh ulur sikur babi yt? Ulur këtu?

**XHESI:** Ndoshta.

**NËNA:** Epo, unë s'kam menduar ashtu.

**XHESI:** Çfarë ke menduar?

**NËNA:** Unë kurrë s'kam thënë se kam ditur shumë. Si do të mësoja gjë duke jetuar këtu? S'kam ditur mjaft për t'i bërë as gjysmën e gjërave që i kam bërë në jetë. Gjërat ndodhin. Ti bën aq sa mundesh për to dhe pret çfarë do të ndodhë pastaj. Unë të kam martuar me një njeri të gabuar, e pranoj këtë. Prandaj të kam ftuar këtu, kur ai të braktisi. Më vjen keq.

**XHESI:** Ai nuk ishte njeriu i gabuar.

**NËNA:** Nuk të ka dashur, Xhesi, ndryshe nuk do të largohej.

**XHESI:** Nuk ishte njeriu i gabuar, nënë. Unë e kam dashur shumë Sesilin. Dhe jam munduar të kryej më shumë detyra dhe jam munduar të rri syhapur. Jam munduar të mësoj të kalëroj. Dhe jam munduar të rri jashtë me të, por ai gjithmonë e dinte se po mundohesha, prandaj nuk ka funksionuar.

**NËNA:** Ai ishte egoist. Një herë më pat thënë se i urrente njerëzit kur i shihte që po shpërnguleshin në shtëpitë e tij pasi që i ndërtonte. E dinte që do t'ia shkatërronin.

**XHESI:** Më ka pëlqyer ajo ura që e ka ndërtuar mbi përrua, prapa shtëpisë. Nuk duhej të ishte diçka e veçantë, me disa dërrasa do të ishte e përsosur, por ai përdori atë pishën e verdhë dhe e fërkoi aq butë…

**NËNA:** Ai ka pasur përgjegjësi këtu. E kishte një grua dhe një djalë këtu dhe ai të la në baltë.

**XHESI:** Ose edhe atë shtratin e fëmijëve që e ka bërë për Rikun. I pata thënë se nuk ka nevojë të kalojë aq shumë kohë në ndërtimin e tij, e ai më pat thënë se duhet të zgjasë dhe shtrati në fund peshonte njëqind kilogramë dhe unë s'mund ta lëvizja. E unë e pata pyetur: "Sa duhet të zgjasë ndërtimi i një shtrati për fëmijë,

sidoqoftë?" Por, ndoshta ai mendonte se po të ishte mjaft i fortë, do të mund ta mbante Rikun fëmijë.

**NËNA:** Riku i ngjan tepër Sesilit.

**XHESI:** Nuk i ngjan. Riku më shumë është si unë, siç është e mundshme t'i ngjajë nënës secili njeri. Ne madje, veshim pantallona me të njëjtin numër. Këto janë të tij, besoj.

**NËNA:** Është thjesht e njëjta madhësi. S'do të thotë se jeni të njëjtë.

**XHESI:** E shoh në fytyrën e tij. E dëgjoj kur flet. Ne e shikojmë jashtë botën dhe shohim një gjë: padrejtësi. E vetmja gjë që na dallon është se Riku është jashtë duke u munduar të jetë i barabartë me të tjerët. Dhe ai e di se nuk duhet t'i besojë askujt dhe këtë e ka marrë nga unë. Dhe ai nuk mundohet të gjejë punë, dhe qëlloja nga kush e ka marrë këtë! Ai ecën rrotull, sikur në dysheme të ketë dërrasa të pangjitura mirë, dhe ti e di kush e ka shtruar dyshemenë, unë.

**NËNA:** Riku ende nuk ka mbaruar. Nuk i dihet si do të përfundojë!

**XHESI** (*Duke u kthyer në kuzhinë*): Po, unë e di dhe gjithashtu e ka ditur edhe Sesili. Riku është unë dhe Sesili bashkë, përgjithmonë, dhe në mes nesh një distancë shumë e vogël. Dhe ne po ndahemi në mes vete në brendësi të atij djali, dhe ti nëse nuk e sheh këtë, atëherë je thjesht e verbër.

**NËNA:** Jepi kohë, Xhesi.

**XHESI:** Oh, ai do të ketë me bollëk. Pesë vjet për falsifikim, dhjetë vjet për sulm me armë…

**NËNA** (*E tërbuar*): Ndal! (*Duke e lutur*) Xhesi, Sesili mund të jetë i gatshëm të provojë prapë, shpirt, ndodh nganjëherë. Shko në qendër të qytetit. Gjeje. Fol me të. Ai nuk e ka ditur çfarë gruaje ka pasur. Ndoshta tani i sheh gjërat ndryshe. Por ti nuk mund ta dish pa e takuar. Ose pa e thirrur. Thirre tani! Mund të jetë në shtëpi!

**XHESI:** Dhe çka t'i them? Asgjë s'ka ndryshuar Sesil, do të

doja vetëm të të shihja, nëse nuk të pengon! Jo. Ai më ka dashur, nënë. Ai vetëm nuk e ka kuptuar se si gjërat rreth meje po dështonin. Unë mendoj se ai ka vepruar drejt. Ia ka dhënë vetes edhe një shans, kjo është e tëra. Megjithatë, unë e kam lutur të më marrë me vete. I kam thënë se do ta lija Rikun edhe ty dhe gjithçka tjetër që doja, vetëm nëse do të më merrte me vete, por ai nuk kishte mundësi dhe e kam kuptuar. (*Pushim*) Unë e kam shkruar atë shënimin që ta kam treguar. Unë e kam shkruar, jo Sesili. Kam thënë: ”Më fal, Xhesi, nuk mund t'i rregulloj të gjitha për ty”. Unë i kam thënë vetes se do ta dua gjithmonë, jo Sesili. Por kështu është ndier ai.

**NËNA:** Atëherë ai është dashur të të marrë me vete!

**XHESI** (*Duke e kapur thesin e mbeturinave që e ka mbushur*): Nënë, mbeturinat nuk i merr me vete kur shpërngulesh.

**NËNA:** Ti nuk do ta quash veten mbeturinë, Xhesi.

**XHESI** (*Duke e dërguar thesin në shportën e madhe të mbeturinave afër derës së pasme*): Thjesht mënyrë e të shprehurit, nënë. Isha duke menduar për listën time, kjo është e gjitha. (*Duke e hapur shportën, duke e vendosur thesin brenda, pastaj duke e mbyllur mirë kapakun*) Epo, doja të thosha pak më shumë se aq. Po mundohesha të thosha se është në rregull që Sesili ka ikur. Ishte… megjithatë, një lehtësim. Unë kurrë nuk isha çfarë ai donte të shihte tek unë, prandaj ishte më mirë kur ai nuk më shikonte gjatë tërë kohës.

**NËNA:** Do ta bëj mollën tënde tani.

**XHESI:** Jo faleminderit! Ti shko merri sendet e manikyrit dhe unë do të vij menjëherë.

(XHESI *lidh thesin e madh të mbeturinave dhe rivendos një thes të vogël nën lavaman, duke u munduar përgjatë gjithë kohës, me dëshpërim, ta rimarrë qetësinë.* NËNA *shikon, nga distanca, dora e saj zgjatet në mënyrë të pavetëdijshme drejt telefonit. Pastaj e ka një ide më të mirë. Apo, mendon*

*për të vetmen gjë që ka mbetur dhe është e gatshme ta provojë. Ndoshta edhe është e bindur se do të funksionojë*)

**NËNA:** Xhesi, mendoj se babai yt ka pasur…

**XHESI** (*Duke e ndërprerë*): E marta është nata e hedhjes së mbeturinave. Nxjerri jashtë sa më vonë që të mundesh. Përndryshe, qentë e Davit do të futen në to. (*Duke e rivendosur thesin e ri të mbeturinave në shportën që ndodhet nën lavaman*) Dhe vazhdo të porosisësh thasë të zi e të thellë. Nuk ke dobi nga ata që kushtojnë lirë. Dhe këtu i kam të gjitha lidhëset dhe çekiçët dhe të gjitha. Nxjerri jashtë nga kutia dhe vendosi në këtë sirtar, sapo ta hapësh një të re, sepse ndryshe do të të humbin, dhe pastaj llastiqet apo diçka tjetër nuk do të të bëjnë punë.

**NËNA:** Mendoj se edhe babai yt ka pasur kriza. Ulej në karrigen e tij dhe kishte kriza të vogla. Këtë e kam lexuar shumë kohë më parë në një revistë, se si krizat e vogla kalojnë, vetëm shfaqet një verbim i shkurtër, madje sytë as nuk mbyllen dhe njerëzit e quajnë "magji e të menduarit".

**XHESI** (*Duke e marrë mbulesën nga shporta e teshave të lara*): Po më duket se nuk po e do manikyrin që e kishim ndërmend ta bënim. E kam larë këtë mbulesë për kanape, por duhet që të dyja bashkë ta vendosim në vend.

**NËNA:** Ia kam shikuar sytë. E di se i ka ndodhur njëjtë. Revista shkruante se disa njerëz as që e kuptojnë se kanë pasur krizë.

**XHESI:** Babai do ta dinte po të kishte kriza, nënë.

**NËNA:** Gruaja në këtë rrëfim ishte informuar për të sajat dhe ajo kishte pasur 80 mijë të tilla në 11 vitet e fundit.

**XHESI:** Herën tjetër, pasi ta lash mbulesën, vëre të lagësht, do të thahet më mirë.

**NËNA:** Xhesi, dëgjo çka po të tregoj. Kjo grua ka pasur diku nga pesë deri në pesëqind kriza në ditë dhe ato kanë zgjatur ndoshta secila nga pesëmbëdhjetë sekonda, kështu që, janë larguar nga jeta e saj, ajo ka humbur rreth dy javë gjithsej, dhe ka punuar si sekretare me orar të plotë dhe

e ka pasur koeficientin e inteligjencës 120.

**XHESI** (*E kënaqur nga afrimi i* NËNËS): Do të flasim për krizat, a është kështu?

**NËNA:** Po, dua. Dua të them…

**XHESI** (*Duke e ndërprerë*): Shumicën e kohës as që e di që kam pasur krizë, përveç kur zgjohem e veshur ndryshe dhe ndihem sikur jam rrëzuar. Ndonjëherë e ndiej kokën që fillon të më rrotullohet apo e dëgjoj veten duke bërtitur. Dhe ndonjëherë është kjo ndjenjë trullosëse e marramendjes pak para krizës, por nëse televizori është i lëshuar, nuk e vë re fare.

(*Derisa* XHESI *dhe* NËNA *e vendosin mbulesën në kanape dhe një mbulesë tjetër në karrige, lufta fizike disi pasqyron luftën emocionale në bisedë*)



**NËNA:** Unë mund të të tregoj kur je gati të të shfaqet një. Sytë të zmadhohen kaq! Por, Xhesi, ti nuk ke…

**XHESI** (*Duke e marrë përgjegjësinë e kësaj bisede*): Si duken? Sulmet e epilepsisë?

**NËNA** (*Duke ngurruar*): Të ndryshëm secilën herë, Xhesi.

**XHESI:** Mirë. Zgjedhe njërin, atëherë. Një të mirë. Mendoj se dua ta di tani.

**NËNA:** Nuk kam shumë për të të treguar. Ti vetëm… je në gjendje të rëndë, rrëzohesh, sikur marionetës kur ia pret dikush fijet përnjëherë, në befasi, apo sikur qitje e plumbave të një skuadre ushtarake në filmat meksikanë, ti vetëm rrëshqet poshtë murit, e di. Ti nuk e di çka ndodh? Si nuk mund ta dish çka ndodh?

**XHESI:** Jam e zënë.

**NËNA:** Kjo nuk është qesharake.

**XHESI:** Unë nuk po qesh. Mendtë më sillen rrotull dhe bie dhe pastaj?

**NËNA:** Epo, kraharori të shtrëngohet, dhe dukesh sikur gati do të vjellësh, dhe thith ajrin brenda dhe e nxjerrë jashtë sikur nuk mund të marrësh frymë.

**XHESI:** Bëje për mua. Krijoje zërin për mua.
**NËNA:** Nuk do ta bëj. Është zë i tmerrshëm.
**XHESI:** Po. Dukej se mund të jetë. Çka tjetër?
**NËNA:** Goja jote kafshon dhe mua më duhet që të ta rregulloj gjuhën shpejt, që të mos e kafshosh veten.
**XHESI:** Ose ty. Të kafshoj edhe ty, a po?
**NËNA:** Një herë më ke kafshuar mjaft shumë. Gati të sëmuresha nga tetanusi! Por tani e di se si të kujdesem. Dhe pastaj fytyra të mavijoset dhe fillon të hidhesh përpjetë. Ka raste kur unë të qëlloj me shkop se ndryshe ti e ngul shpejt gishtin në prizë…
**XHESI:** Duke shkumëzuar sikur qen i tërbuar gjatë gjithë kohës.
**NËNA:** Janë flluska, Xhesi, jo shkumë sikur makina larëse që lëshon, për atë Zot; lëshon flluska sikur foshnja që nxjerr pështymë. Unë shkoj e marr një leckë të lagësht, kjo është e tëra. Dhe pastaj hedhjet ngadalësohen dhe ti lagesh dhe përfundon. Dy minuta të mira.
**XHESI:** Si arrij deri te shtrati?
**NËNA:** Si mendon?
**XHESI:** Unë jam mjaft e rëndë për ty. Si ia bën?
**NËNA:** E thërras Dosenin. Por unë të pastroj, para se të vijë ai këtu dhe e bëj që të largohet para se ti të zgjohesh.
**XHESI:** Ti ke mundur të më lësh në dysheme.
**NËNA:** Dua që të zgjohesh në ndonjë vend të këndshëm, në rregull? (*Dhe pastaj duke u përpjekur me të vërtetë*) Por, Xhesi, arsyeja pse e solla bisedën deri këtu është se ka një vit të plotë që ti nuk ke pasur sulm. Një vit të tërë, a mund ta marrësh me mend?
**XHESI:** Po, besoj se ka një vit që nuk kam marrë Fenobarb.
**NËNA:** Ashtu është. Ti mund të mos kesh kurrë më sulm! Mund të të hiqen përgjithmonë!
**XHESI:** Mundet.
**NËNA:** Do të mbarojnë. E di se do të ndodhë!
**XHESI:** Unë padyshim po ndihem mirë. Me të vërtetë. Pamjet e dyfishuara më janë larguar dhe mishrat e dhëmbëve nuk po më ënjten. Nuk kam më njolla apo gjëra të

tilla. Kaq mirë, s'jam ndier kurrë në jetën time. Edhe nëse shqetësohem ose inatosem, nuk frikësohem se do të kem krizë, vetëm vazhdoj përpara.

**NËNA:** Natyrisht se ashtu ia bën! Ti mundesh edhe të më bërtasësh, nëse do. Mund ta përballoj. Ti nuk ke pse të sillesh sikur je për vizitë këtu, Xhesi. Kjo është gjithashtu edhe shtëpia jote.

**XHESI:** Pjesa më e mirë është se kujtesa më është kthyer.

**NËNA:** Kujtesën gjithmonë e ke pasur të mirë. Kur nuk i ke kujtuar ti gjërat? Ti gjithmonë më përkujton çfarë…

**XHESI:** Sepse i bëja listat për gjithçka. Por, tani, më kujtohet çka duan të thonë gjërat në listat e mia. E shoh "peshqirët e enëve" dhe më parë mendoja se a duhej t'i laja, t'i bleja, apo t'i kërkoja ngase nuk mbaja mend ku i vendosja pasi i laja, por tani e di se do të thotë që t'i mbështjell, sepse janë dhuratë për ditëlindjen e Loretës.

**NËNA** (*Duke e mbaruar me kanapenë*): Ti i kërkoje edhe listat, gjithashtu, e kam vërejtur këtë. Tani gjithmonë e di se ku i lë! (*Pastaj papritmas e shqetësuar*) Ditëlindja e Loretës nuk është afër, apo jo?

**XHESI:** E kam bërë listën e të gjitha ditëlindjeve për ty. Bile edhe tënden e kam futur aty. (*Një buzëqeshje e vogël*) Kështu, mund ta thërrasësh Loretën dhe t'ia kujtosh.

**NËNA:** Të shkojmë me Loretën te restoranti "Houard Xhonson" dhe të marrim guaca të skuqura. E di se të hahet ajo lapra e guacës.

**XHESI** (*Heshtje e vogël*): Nuk do të jem këtu, nënë.

**NËNA:** Për çfarë biseduam deri tani? Ti do të jesh këtu. Ti je mirë me shëndet, Xhesi. Do të fillosh nga e para. Ti the edhe vetë. Ti po i mban mend gjërat dhe…

**XHESI:** Nuk do të jem këtu. Po ta kisha pasur një vit si ky, përpara, për të menduar çiltër, tashmë do të kisha shkuar.

**NËNA** (*Jo duke iu lutur, po duke e urdhëruar*): Jo, Xhesi!

**XHESI** (*Duke i grumbulluar rrobat e mbetura*): Po, nënë. Që nga momenti që kam filluar të kujtoj, kam mundur të shoh se ku kanë arritur gjërat.

**NËNA:** Krizat kanë mbaruar!

**XHESI:** Nuk janë në pyetje krizat, nënë.

**NËNA:** Atëherë jam unë fajtore që t'i kam dhënë, por unë s'kam qenë ajo!

**XHESI:** Nuk janë krizat! Ti e the edhe vetë, tabletat kujdesen për krizat.

**NËNA** (*Duke e ndërprerë*): Krizat i ke nga babai yt, Xhesi. Ai t'i ka dhuruar ashtu sikur sytë e gjelbër dhe flokët e drejta. Nuk është faji im!

**XHESI:** Po çka edhe nëse ka pasur kriza të vogla? Nuk është trashëguese. Unë kam rënë nga kali. Ishte një aksident.

**NËNA:** Rënia nga kali nuk ka qenë hera e parë, Xhesi. Ti për të parën herë je rrëzuar kur ke qenë pesë vjeçe.

**XHESI:** Nuk kam pasur.

**NËNA:** Po ke pasur! Ke qenë duke ngrënë akullore me lëng frutash dhe je rrëzuar. Ai t'i ka dhënë. Është faji i tij, jo i imi.

**XHESI:** Dhe ti ke pritur kaq gjatë për të më treguar!

**NËNA:** Si mund t'ia thuash këtë një pesëvjeçareje?

**XHESI:** Çfarë pat thënë mjeku?

**NËNA:** Pat thënë se fëmijët kanë kriza të tilla gjatë gjithë kohës. Më pat thënë se nuk kishte çka të bënte, vetëm të prisja që një tjetër të ndodhë.

**XHESI:** Por unë nuk kam pasur më.

(*Tani është një qetësi e vërtetë*)

**XHESI:** Ti do të thuash se kam pasur kriza gjatë gjithë kohës si fëmijë dhe ti vetëm më ke thënë se jam rrëzuar ose diçka të tillë dhe nuk ke treguar derisa kam pësuar krizë dhe Sesili është munduar ta dijë se çfarë po ngjet me mua?

**NËNA:** Nuk kishe gjithmonë, Xhesi. Dhe patën ndryshuar kur pate filluar shkollën. Më shumë i ngjanin atyre të babait tënd. Oh, ajo ishte kohë paksa tronditëse, e ulur këtu me juve që zgjoheshit dhe rrëzoheshit sikur ndezja dhe fikja e llambave në disa net.

**XHESI:** Sa kriza i kam pasur?

**NËNA:** Ti asnjëherë s'e ke lënduar veten. Asnjëherë s'të kam shqitur nga sytë. Çdo herë të kam zënë.
**XHESI:** Por nuk i ke treguar për këtë askujt.
**NËNA:** Nuk ishte punë për ta.
**XHESI:** Je turpëruar.
**NËNA:** S'kam dashur që ta dijë askush. Më së paku ti.
**XHESI:** Më së paku unë! Oh, në rregull. Mua më ka takuar që ta di, nënë, jo ty. Babai a e ka ditur?
**NËNA:** Ai ka menduar se ishe… je rrëzuar shumë herë. Kështu mendonte ai. Se ishe e pakujdesshme. Ose ka menduar se të kam rrahur. Nuk e di çfarë ka menduar. Nuk ka menduar fare për këtë.
**XHESI:** Sepse ti nuk i ke treguar!
**NËNA:** Po t'i tregoja atij për ty, do të duhej t'i tregoja edhe për të!
**XHESI:** Nuk më pëlqen kjo. Aspak nuk po më pëlqen.
**NËNA:** E kam ditur se nuk do të të pëlqejë. Prandaj, nuk të kam treguar.
**XHESI:** Po ta dija se jam epileptike, nënë, nuk do të kisha kalëruar ndonjëherë.
**NËNA:** Të të bëj të ndihesh e çuditshme, a është dashur kështu të veproj?
**XHESI:** Thjesht merre tabakanë e manikyrit dhe ulu!
**NËNA** (*Duke e flakur tabakanë në tokë*): Nuk dua manikyr!
**XHESI:** Është mjaft e dukshme se nuk do, po.
**NËNA:** Ndoshta të kam rrëzuar, nuk i dihet.
**XHESI:** Nëse thua se nuk e ke bërë, nuk e ke bërë.
**NËNA** (*Duke filluar të analizojë*): Ndoshta nuk të kam dhënë ushqim të mirë. Ndoshta ke pasur ethe ndonjëherë dhe nuk e kam kuptuar mjaft shpejt. Ndoshta është ndëshkim.
**XHESI:** Për çfarë?
**NËNA:** Nuk e di. Për shkak të ndjenjave të mia ndaj babait tënd. Për shkak se nuk kam dashur më fëmijë. Për shkak se kam pirë shumë cigare dhe nuk kam ngrënë si duhet derisa të kam mbajtur në bark. Duhet të jetë diçka që kam bërë.
**XHESI:** Nuk ka të bëjë fare më atë. Është vetëm sëmundje,

s'është mallkim. Epilepsia nuk ka ndonjë domethënie. Ajo thjesht është.

**NËNA:** Nuk po flas këtu për krizat, Xhesi! Jam duke folur për këtë vetëvrasjen tënde. Duhet t'i kem fajet unë, këtu është çështja. Po të mos ishte kështu, ti nuk do ta bëje. Nuk t'i kam treguar gjërat, apo të kam martuar me njeri të gabuar, apo të kam marrë brenda dhe e kam lejuar jetën tënde të largohet nga ti, apo të gjitha bashkë. Nuk di çfarë kam bërë, por kam bërë, e di. Ky është i tërë faji im, Xhesi, por nuk di çfarë të bëj rreth kësaj tani!

**XHESI** (*E inatosur se duhet ta thotë përsëri*): Nuk ka të bëjë asgjë me ty!

**NËNA:** Çdo gjë që bën ka të bëjë me mua, Xhesi. Ti nuk mund të bësh asgjë, ta lash fytyrën apo ta prekësh gishtin, pa i bërë tek unë. Kjo është e vërtetë! Ti mund të më vrasësh edhe mua, Xhesi, është e njëjta gjë. Kjo ka të bëjë me mua, Xhesi.

**XHESI:** Çka edhe nëse është ashtu! Çka nëse gjithçka ka të bëjë me ty! Çka nëse ti je çdo gjë që kam dhe që nuk mjafton? Çka nëse do t'i kisha të gjitha, vetëm po të mos ishe ti këtu? Çka nëse e vetmja mënyrë për t'u liruar nga ti është ta vras veten? Çka nëse është kjo? Unë ende mund ta bëj!

**NËNA** (*Me lot dëshpërimi*): Mos më lër, Xhesi! (XHESI *qëndron në një vend për një çast, dhe pastaj vazhdon të shkojë kah dhoma e gjumit*) Jo! (*Kap krahun e* XHESIT)

**XHESI** (*Duke e larguar ngadalë dorën e saj*): Kam një kuti plot me gjëra që dua disa njerëz t'i kenë. Vetëm do të shkoj ta marr dhe do të ta tregoj. Ti… vetëm pusho një çast.

(XHESI *është larguar,* NËNA *drejtohet kah telefoni, por, këtë herë as që mundet ta kapë receptorin, në vend të saj, përkulet ta pastrojë vendin e ndotur nga përhapja e shisheve të hedhura nga tabakaja e manikyrit.* XHESI *kthehet, duke mbajtur një kuti, me të cilën janë furnizuar me ushqim. Sigurisht në të shkruan "Hershey Kisses" apo "Starkist Tuna". Nëna është ende e ulur në dysheme duke pastruar,*

*duke shpresuar se nëse thjesht arrin ta pastrojë mirë që të duket bukur*, XHESI *do të qëndrojë*)

**NËNA:** Xhesi, si mund të jetoj këtu pa ty? Ti më duhesh! Nga ti pritet të më thuash të rri drejt dhe se sa bukur dukem në fustanin tim rozë, dhe të më thuash ta pi qumështin tim. Pritet t'ia vësh drynin shtëpisë, që ta di se jemi të sigurta gjatë natës, dhe pastaj kur të zgjohem, ti të jesh atje duke e bërë kafen dhe duke më shikuar se si plakem çdo ditë nga pak, dhe të më ndihmosh të vdes kur të vijë koha. Nuk mund të vdes vetë, Xhesi. Nuk jam si ti, Xhesi. Urrej qetësinë dhe nuk dua të vdes dhe nuk dua që ti të shkosh, Xhesi. Si mundem unë… (*Duhet të ndalet një çast*) Si mundem unë të zgjohem çdo ditë duke e ditur se ti është dashur ta vrasësh veten që ta ndalosh vuajtjen, ndërsa unë isha këtu gjatë tërë kohës dhe madje as që e kam kuptuar. Dhe pastaj ti ma dhe këtë shans për ta përmirësuar gjendjen, për të të bindur të qëndrosh gjallë, dhe nuk arrita ta bëj. Si mund të jetoj me veten pas kësaj, Xhesi?

**XHESI:** Unë të tregova vetëm që të ta sqaroj, për të mos e fajësuar ti veten, për të mos u ndier keq. Nuk ke pasur asgjë që mund ta thoshe për ta ndryshuar mendjen time. Unë s'doja që ti të më shpëtosh. Unë vetëm doja që ta dish.

**NËNA:** Rri me mua veç edhe pak më gjatë. Vetëm edhe disa vite më shumë. Mua, nuk më kanë mbetur edhe shumë për të shkuar, Xhesi. Dhe menjëherë pasi të vdes unë, ti mund të bësh çka të duash. Ndoshta pasi të largohem, ti do ta kesh qetësinë që e do, këtu, në shtëpi. Dhe ndoshta ndonjë ditë do të mbjellësh lule begonje përgjatë shtegut dhe mban mot me shi dhe lulet do të lulëzojnë gjatë tërë verës. Dhe Riku do të jetë i martuar deri atëherë dhe do t'i sjellë nipërit dhe mbesat këtu dhe ti mund t'ua marrësh fshehurazi një sheqerkë derisa babai i tyre nuk shikon dhe pastaj të

jesh e gëzuar kur ata të kenë shkuar në shtëpi dhe të të kenë lënë në qetësinë tënde përsëri.

**XHESI:** A nuk po e sheh, nënë, çdo gjë që bëj përfundon kështu. Si mund ta mendoja se ti do të kuptoje? Si mund të mendoja se ti do ta doje manikyrin? Ne do të kishim mundur t'i mbanim duart të lidhura për një orë dhe pastaj do të kisha shkuar ta qëlloja veten! Më fal për këtë natë, nënë, por është pikërisht arsyeja pse po e bëj këtë.

**NËNA:** Nëse e ke guximin për ta vrarë veten, Xhesi, e ke guximin edhe për të mbetur gjallë.

**XHESI:** E di. Prandaj, çështja është thjesht ku do të doja më fort të jem.

**NËNA:** Shiko, ndoshta unë nuk mund ta gjej çka duhet të bësh, por nuk do të thotë se nuk ekziston diçka që do të mund të të ndihmonte. Ti gjeje. Ti mendoje. Ti mund të bësh përpjekje. Mund të trimërohesh dhe të përpiqesh edhe më shumë. Nuk duhet të heqësh dorë!

**XHESI:** Unë nuk po heq dorë! Kjo është një gjë tjetër që po e provoj. Dhe jam e sigurt se janë edhe disa gjëra të tjera që mund të funksionojnë, por të thuash "mund të funksionojnë" nuk është më mjaft mirë. Kam nevojë për diçka që do të funksionojë. Kjo do të funksionojë. Prandaj e kam zgjedhur këtë.

**NËNA:** Por, diçka mund të ndodhë. Diçka që mund t'i ndryshojë gjërat. Kush e di çfarë mund të jetë, por ndoshta e meriton të presësh për të! (XHESI *nuk përgjigjet*) Përpiqu të rrish edhe dy javë më shumë. Mund të kemi biseda të tilla, si këtë natë, më shpesh.

**XHESI:** Jo, nënë.

**NËNA:** Do të të kushtoj më shumë vëmendje. Do të ta tregoj të vërtetën sa herë të ma kërkosh. Do të të lejoj ta thuash mendimin tënd.

**XHESI:** Jo, nënë! Ne nuk do të mund të kemi biseda sikur kjo sonte, sepse ajo që do të vijë pas kësaj bisede ka bërë që biseda jonë e fundit të jetë kaq e mirë, nënë. Jo, nënë. Në këtë mënyrë unë e shpreh mendimin

tim. Kështu unë shpreh mendimin tim për të gjitha gjërat dhe u them jo. I them Dosenit dhe Loretës dhe të Kuqes Kineze dhe epilepsisë dhe Rikut dhe Sesilit dhe ty. Dhe vetes. Dhe të shpresuarit. U them jo! (*Pastaj duke shkuar në kanape te* NËNA) Vetëm më lër të shkoj lehtë, nënë.

**NËNA:** Si mund të të lë të shkosh?

**XHESI:** Mundesh sepse duhet ta bësh. Është diçka që gjithmonë e ke bërë.

**NËNA:** Ti je fëmija im!

**XHESI:** Unë jam ajo që ka mbetur nga fëmija yt. (NËNA *s'mund të përgjigjet*) E kam gjetur një fotografi, të vjetër, timen, si foshnjë. Dhe ishte dikush tjetër, jo unë. Ishte dikush e veshur me ngjyrë rozë dhe e trashë që s'kishte dëgjuar kurrë për sëmundje apo vetmi, dikush që ka qarë dhe e kanë ushqyer, që është ngritur dhe mbajtur dhe ka shkelmuar, por që nuk e ka lënduar askënd, dhe ka fjetur kudo që ka dashur, vetëm duke i mbyllur sytë. Dikush që thjesht është shtrirë dhe ka qeshur me ngjyrat e valëvitura rreth kokës së saj dhe ka përtypur në delfinin me pika dhe është zgjuar duke ditur dredhia të reja pothuajse çdo ditë, dhe është rrokullisur dhe është jargosur në çarçaf dhe e ka ndier dorën tënde duke e tërhequr jorganin mbi të. E tillë e kam filluar jetën dhe ja kush ka mbetur nga ajo krijesë. (*Këtu nuk ka ndonjë keqardhje ndaj vetes*) Për këtë është duke ndodhur e gjithë kjo. Është dikush që e kam humbur, në rregull, është vetja ime. Që s'kam qenë kurrë. Apo që jam munduar të jem dhe kurrë s'kam arritur. Dikush për të cilin kam pritur dhe nuk ka ardhur kurrë. Dhe kurrë nuk do të vijë. Ndaj, e sheh, nuk është aq me rëndësi çka ndodh tjetër në botë apo edhe në këtë shtëpi. Për veten time ia ka vlejtur të pres, por nuk ia kam dalë. Vetvetja… që ndoshta do të më kishte ndryshuar… E që nuk e ka ndërmend të shfaqet, prandaj nuk ka ndonjë arsye që më bën të

qëndroj, përveç nëse do që të të bëj shoqëri, dhe kjo… nuk është arsye e mjaftueshme, sepse unë nuk jam… shoqëri edhe aq e mirë (*Pushim*) Apo jo!

**NËNA** (*Duke e ditur se duhet ta thotë të vërtetën*): Jo. Por, as unë nuk jam!

**XHESI:** E kam pasur një mendim të çuditshëm, epo, ndoshta nuk është edhe aq i çuditshëm. Sidoqoftë, pas Krishtlindjeve, pasi vendosa ta bëj këtë, e pyesja veten ndonjëherë, çka do të më mbante këtu, për çfarë do t'ia vlente të rrija, dhe e di çfarë ishte? Ishte ndoshta diçka që me të vërtetë do të më pëlqente, sikur, ndoshta po të më pëlqente shumë budingu me oriz apo kornfleksat për mëngjes apo diçka tjetër, do të mjaftonte.

**NËNA:** Budingu me oriz është i shijshëm.

**XHESI:** Mua nuk më pëlqen.

**NËNA:** Dhe nuk je e frikësuar?

**XHESI:** E frikësuar nga çka?

**NËNA:** Unë për vete, frikësohem prej vdekjes. Kur të vijë koha e saj. E di se po vjen, por…

**XHESI:** Ti nuk e di kur. Sikur në filmat e frikshëm.

**NËNA:** Po, duke ardhur tek unë fshehurazi sikur disa vrasës të lirë, që janë të fshehur jashtë prapa oborrit thjesht duke më pritur që ndonjë ditë t'i kem duart e mbushura dhe si do të mund ta mbroj veten, kur nuk e di sesi duket vrasësi dhe nuk e di sesi bën zhurmë duke ardhur prapa meje apo a do të kem dhembje, a do të zgjasë apo edhe çfarë nuk do të arrij të bëj para se të ndodhë.

**XHESI:** Ty të ka mbetur mjaft kohë.

**NËNA:** Tani kam harruar edhe për çfarë.

**XHESI:** Nuk e di, për çkado që ndodh. Për pjesën e jetës që të ka mbetur. Për Agnesën që do ta djegë edhe një shtëpi apo për Dosenin që do t'i humbasë flokët apo…

**NËNA** (*Me ngut*): Xhesi. Nuk mundem thjesht të ulem këtu dhe të të them NË RREGULL, vrite veten, nëse do.

**XHESI:** Sigurisht që mundesh. Ti sapo e bëre. Thuaje prapë.

**NËNA** (*Shumë e alarmuar*): Xhesi! (*E lemerisur*) Si guxon të më

thuash! (*E tërbuar*) Si guxon! Ti mendon se mund të largohesh kurdo që do ti, sikur je duke shikuar televizor këtu? Jo, nuk mundesh, Xhesi. Ti po më bën të ndihem si teveqele që jam gjallë, bijë, dhe ti e ke gabim! Mua më pëlqen këtu, dhe unë do të mbetem këtu derisa të më bëjnë të largohem, derisa të më tërheqin zvarrë duke ulëritur, dua të them, duke ulëritur deri brenda në varr, dhe ti je mjaft e zgjuar që largohesh para se të vijë ai moment, shpirt, se kurrë në jetën tënde nuk ke dëgjuar zhurmë të tillë. (XHESI *mënjanohet*) Kujt po i flas unë? Ti tashmë paske shkuar, apo jo? Unë nuk po të vërej fare! Unë s'mundem të të ndaloj, se ti tashmë ke shkuar! Supozoj se ti mendon se tani të gjithë do të flasin vetëm për ty! Supozoj se ti mendon se kjo ka për t'i hutuar me të vërtetë ata! Oh, po, që nga Krishtlindjet ti ke qeshur në vetvete dhe ke menduar: "A thua, a janë të gatshëm të gjithë për befasinë?". Epo, askush nuk do të jetë i befasuar, e dashur. Kjo të ngjan ty. Ta bësh në mënyrën më të vështirë, kjo është vajza ime, në rregull. (XHESI *ngrihet dhe shkon në kuzhinë, por* NËNA *e ndjek.*) E di se për kë do t'u vijë keq atyre? Për mua! Si të duket kjo! Jo për ty, për mua! Ata do të turpërohen nga ti. Po. Do të turpërohen! Nëse dikush do ta pyesë Dosenin për këtë, ai do ta ndryshojë bisedën sa më shpejt që mundet. Ai do të tregojë se sa shumë i është dashur të paguajë për ta parkuar veturën e tij këto ditë.

**XHESI:** Më lër të qetë.

**NËNA:** Kjo është e vërteta!

**XHESI:** Qenka dashur të ta lë vetëm një shënim!

**NËNA** (*Duke bërtitur*): Po, ashtu është dashur! (*Pastaj papritur duke e kuptuar çfarë ka thënë, pothuajse e shtangur që i ka shkuar mendja, ajo kthehet ngadalë përballë* XHESIT, *duke pëshpëritur*) Jo. Jo, unë… mund të mos kem menduar për të gjitha gjërat që ke thënë.

**XHESI:** Është në rregull, nënë.

(NËNA *është pothuajse e pavetëdijshme nga shkatërrimi emocional i çasteve të fundit. Ajo ulet në tavolinën e kuzhinës, e lënduar dhe e zemëruar dhe skajshmërisht e frikësuar. Por, ajo duket gati e mpirë. Ajo është duke përjetuar shumë më shumë se dhimbje, në të vërtetë diçka të pakapshme dhe* XHESI *e di këtë, dhe flet qetë, duke pritur që* NËNA *ta marrë veten*)

**XHESI** (*Lan duart në lavaman*): Mbaj mend se të pat pëlqyer ai predikuesi që pat predikuar në vdekjen e babait, pra, nëse do që ai ta kryejë shërbimin, në rregull është për mua.

**NËNA** (*As edhe një përgjigje, vetëm një fjalë*): Çka.

**XHESI** (*Duke vënë në dorë losion përderisa flet*): Dhe zgjedh disa këngë që të pëlqejnë, ose lëre Agnesën t'i zgjedhë, ajo do ta dijë saktësisht cilat. Oh, dhe ta kam pastruar fustanin që e ke pasur të veshur për babanë. Je dukur shumë bukur në atë fustan.

**NËNA:** Nuk po më kujtohet, shpirt.

**XHESI:** Dhe nuk do të jetë edhe aq keq kur të fillojnë të vijnë shokët e tu në shtëpinë ku do t'i presësh njerëzit. Ti me gjasë do t'i shohësh njerëzit që nuk i ke parë me vite, por kam menduar edhe çfarë duhet që të thuash që ta kapërcesh atë pjesën që të nervozon, kur ata hyjnë.

**NËNA** (*Thjesht duke e përsëritur*): Hyni.

**XHESI:** Dërgoji që t'i shohin lulet e tyre, atyre do t'u pëlqejë kjo. Dhe kur ata të thonë: "Më vjen shumë keq, Thelma", ti vetëm thuaju: "Unë e vlerësoj ardhjen tuaj, Koni." Dhe pastaj pyeti se si ishte kopshti i tyre këtë verë, apo çka do të bëjnë për Ditën e Falënderimit apo si fëmijët e tyre…

**NËNA:** Nuk mendoj se duhet të pyes për fëmijët e tyre. Do të flas rreth rrobave që kanë veshur, kjo është gjithmonë gjë e mirë. Dhe do t'i mbaj me vete edhe disa punime me grep.

**XHESI:** Edhe Agnesa do të jetë atje, ndaj mund të mos flasësh fare.

**NËNA:** Mbase, po të vijë Koni Riçards, mund ta marr vesh se ku

e gjen atë perin irlandez, si e quan ajo. E di se nuk vjen nga Irlanda. Mendoj se vjen me mbështjellës të gjelbër.

**XHESI:** Dhe sigurohu që të ftosh, më vonë në shtëpi, aq njerëz sa të kesh mjaft ushqim për ta dhe të lësh edhe për vete. Por, mos e lë askënd të marrë diçka në shtëpinë e tij, posaçërisht, Loreta.

**NËNA:** Loreta do ta përgatisë gjithë ushqimin e servuar, shpirt. Ka të drejtë të marrë pak makarona apo diçka tjetër.

**XHESI:** Jo, nënë. Tash e tutje duhet të bëhesh më egoiste. (*Duke u ulur në tavolinë me* NËNËN) Tani, dikujt mund t'i mpikset të të pyesë pse e kam vrarë veten dhe ti vetëm thuaji se nuk e di. E di se më ke dashur dhe se unë të kam dashur dhe se sonte vetëm jemi ulur pranë sikur çdo natë tjetër, dhe pastaj unë t'u kam afruar, të kam puthur dhe të kam thënë, "Natën e mirë, nënë", dhe se më ke dëgjuar duke e mbyllur derën dhe gjëja tjetër që ke dëgjuar është e shtëna. Dhe çfarëdo arsyeje që kam pasur për ta bërë, thuaju se mendon se e kam marrë me vete.

**NËNA** (*Qetë*): Ishte diçka personale.

**XHESI:** Mirë. Kjo është mjaft mirë, nënë.

**NËNA:** Kështu do t'u them, pra.

**XHESI:** Personale. Po.

**NËNA:** A duhet edhe Dosenit dhe Loretës t'u them kështu? Në ishim të ulura pranë, ti më puthe, "Natën e mirë, nënë"? Ata do të duan të dinë më tepër, Xhesi. Nuk do ta besojnë këtë.

**XHESI:** Epo, atëherë, tregoju çfarë kemi bërë. Unë i kam mbushur qypat me sheqerka. E kam pastruar frigoriferin. Kemi përgatitur pak çokollatë të nxehtë dhe e kemi vendosur në kanape mbulesën. Ti nuk e kishe idenë se çfarë do të ndodhte. Në rregull? Me të vërtetë mendoj se kjo mënyrë do të jetë më e mirë. Nëse ata e kuptojnë se ne kemi biseduar, ata nuk do të të kuptojnë se si më ke lënë të shkoj.

**NËNA:** Ashtu mendoj dhe unë.

**XHESI:** Është fshehtësi. Sonte është gjithçka e fshehtë, që na takon vetëm ne të dyjave, dhe nuk dua që askush tjetër të dijë diçka për këtë.

**NËNA:** Mirë, atëherë.

**XHESI** (*Tani, duke i qëndruar NËNËS nga pas, duke e mbajtur në supe*): Atëherë, kur ta dëgjosh të shtënën, nuk dua që të hysh brenda. Së pari, nuk do të jesh në gjendje të hysh brenda vetë, dhe nuk dua që të provosh. Thirre Dosenin, pastaj thirre policinë dhe pastaj Agnesën. Dhe pastaj ti do të duhet të bësh diçka, derisa të vijë dikush këtu, prandaj, laje tiganin me çokollatë të nxehtë. Ti e lan tiganin derisa ta dëgjosh zilen e derës dhe nuk është gajle nëse e lan një orë atë tigan.

**NËNA:** Do t'i bëj telefonatat dhe pastaj vetëm do të ulem. Nuk do të kem nevojë të bëj ndonjë gjë. Çka do të thotë policia?

**XHESI:** Ata do ta bëjnë atë testin për barut, supozoj, dhe do të të pyesin çfarë ka ndodhur, dhe ndërkohë, autoambulanca do të arrijë këtu dhe ata do të hyjnë brenda, do të më marrin dhe ti e di si shkon. Ti qëndron këtu me Dosenin dhe Loretën. Mbaje Dosenin këtu. Dua që në dhomë të hyjnë policia të parët, jo Doseni, mirë?

**NËNA:** Po sikur Doseni dhe Loreta të më ftojnë që të shkoj me ta në shtëpinë e tyre.

**XHESI** (*Duke u kthyer në dhomën e ndenjës*): Ajo varet nga ti.

**NËNA:** Mendoj se do të rri këtu. E tëra që kanë është kafja Sanka.

**XHESI:** Ndoshta Agnesa mund të vijë e të qëndrojë me ty për disa ditë.

**NËNA** (*Duke u ngritur, duke shkuar në dhomën e ndenjës*): Mendoj se më parë do të rri vetëm. (*Duke ecur në drejtim të kutisë që* XHESI *e ka sjellë më herët*) A duhet që këto gjëra t'ia jap ndokujt?

**XHESI** (*Ato ulen në kanape, XHESI e mban kutinë në prehër*): Dua që Loreta ta mbajë llogaritësin tim të vogël. E di, Doseni e ka blerë këtë llogaritës për vete, por pastaj e ka parë një që i ka pëlqyer më shumë dhe nuk ka guxuar që t'i dërgojë të dy në shtëpi, ngase ti e di si është Loreta, ia

numëron secilin cent, kështu që llogaritësin e parë ma ka dhënë mua. Do të jetë qesharake për Loretën, ta ketë tani, a mendon edhe ti kështu? Dhe të gjitha pantoflat e mia janë në një thes të caktuar për të, në dollapin tim. Thuaji asaj se e kam ditur që do t'i përshtaten dhe se nuk i kam veshur asnjë palë, dhe sigurohu që Doseni të të dëgjojë duke ia thënë asaj këto fjalë. Unë gëzohem që e do Loretën shumë, por, uroj që ta dijë se nuk e kanë të gjithë madhësinë e këmbës, të njëjtë me të gruas së tij.

**NËNA** (*Duke e marrë llogaritësin*): Mirë.

**XHESI** (*Prapë duke marrë diçka nga kutia*): Kjo letër është për Dosenin, por kryesisht është për ty, ndaj, lexoje nëse ke dëshirë. Është një listë me dhurata për ty për së paku edhe njëzet Krishtlindje dhe ditëlindje, pra, nëse do diçka të veçantë, më mirë shtoje në listë para se t'ia japësh Dosenit. Ose, nëse do të jetë surprizë, thjesht mos e lexo letrën. Në këto Krishtlindje, do të marrësh kryesisht sende për shtëpi, si për shembull një qilim të ri për banjë dhe gjëra për qëndisje, por në Krishtlindjet e ardhshme, ti me të vërtetë atij do t'i kushtosh shumë për Krishtlindjet tjera. Mendoj se do të të pëlqejë shumë dhe kurrë nuk do të të shkonte mendja për këtë.

**NËNA:** Dhe mendon se ai do ta realizojë kërkesën tënde?

**XHESI:** Ma merr mendja se do t'i dukej vetja i ulët nëse nuk do ta bëjë atë që unë i kam thënë për këtë rast, por dhe për të gjitha gjërat tjera. Tani, ky është numri me të cilin mund ta marrësh në telefon Sesilin. E kam thirrur në këtë numër javën e kaluar dhe më është përgjigjur, e di se ende banon aty.

**NËNA:** Çka do që t'i them?

**XHESI:** Tregoji se kemi biseduar për të dhe që kam thënë vetëm fjalë të mira për të, por mbi të gjitha thuaji ta gjejë Rikun dhe t'i tregojë se çfarë kam bërë, dhe t'i thotë Rikut se ke diçka për t'i dhënë, nga ana ime, dhe të vijë e ta marrë. (*Nxjerr një thes të vogël nga kutia*)

**NËNA** (*Thesi duket i thatë*): Çfarë ka në të?

**XHESI** (*Duke e hequr orën e dorës*): Orën time. (*Duke e futur atë në thes dhe duke e nxjerrë nga thesi një fjongo për ta lidhur në majë*)

**NËNA:** Ai do ta shesë!

**XHESI:** Këtu është ideja. E vlerësoj që nuk e ka vjedhur ende. Do të doja të blejë me të ushqim të mjaftueshëm .

**NËNA:** Do të blejë drogë me të!

**XHESI:** Epo, shpresoj të marrë goxha drogë me të, nënë. Dhe pjesa tjetër në kuti është për ty. (*Duke e mbajtur tani* NËNA *kutinë*. NËNA *i kap gjërat dhe i shikon*)

**NËNA** (*E befasuar dhe e kënaqur*): Kur i ke bërë gati të gjitha këto? Derisa dremisja, besoj.

**XHESI:** Ma merr mendja. Jam munduar të jem e heshtur për këtë. (*Derisa* NËNA *është e hutuar nga dhuratat*) Këto janë thjesht dhurata të vogla. Sa herë që të duhet një. Nuk janë dhurata të blera, vetëm gjëra që kam menduar se do të kesh dëshirë t'i shikosh, fotografi apo sende që ke menduar që i ke humbur. Sende që as që e ke ditur që i ke. Do ta shohësh.

**NËNA:** Nuk jam e sigurt që i dua. Do të më bëjnë të mendoj për ty.

**XHESI:** Jo, nuk janë të tilla. Janë vetëm gjëra, sikur, pasta e zbrazët e dhëmbëve, të cilën e kam gjetur, një ditë, të varur në derë.

**NËNA:** Oh, mirë atëherë.

**XHESI:** Epo, ndoshta aty ndodhet edhe një dhuratë e mirë. Është unaza e gjyshes që ma ka dhënë dhe kam menduar se do të të pëlqente ta mbaje, por kam menduar se nuk do ta vësh nëse ta jap tani.

**NËNA** (*Duke e lënë kutinë në tavolinën afër*): Jo. Me siguri jo. (*Duke u kthyer përballë saj*) Tani besoj se jam e gatshme për manikyrin. A do që t'i pastroj duart prapë?

**XHESI** (*Duke u ngritur*): Është koha që të shkoj, nënë.

**NËNA** (*Duke u nisur drejt saj*): Jo, Xhesi, e ke tërë natën!

**XHESI** (*Derisa* NËNA *e mbërthen*): Jo, nënë.

**NËNA:** Ora s'është ende as dhjetë.

**XHESI** (*Shumë e qetë*): Më lër të shkoj, nënë.

**NËNA:** S'mundem. Nuk mund të shkosh. Nuk mund ta bësh

këtë. Nuk the se do të jetë kaq shpejt, Xhesi. Jam e frikësuar. Unë të dua.

**XHESI** (*Ia largon duart*): Më lësho, nënë. Kam thënë gjithçka që është dashur të them.

**NËNA** (*Duke qëndruar edhe një çast*): Ti the se do të m'i rregullosh thonjtë.

**XHESI** (*Duke u larguar një hap prapa*): Nuk mundem. Është shumë vonë.

**NËNA:** Nuk është shumë vonë!

**XHESI:** Nuk dua që kur të thërrasësh te Doseni dhe Loreta, t'i zgjosh nga gjumi. Dua që të jenë të zgjuar dhe të veshur, që të mund të vijnë menjëherë këtu.

**NËNA** (*Derisa* XHESI *ecën mbrapsht, ajo ecën përpara, por me kujdes, në drejtim të saj*): Do të zgjohen shpejt, Xhesi, nëse u duhet. Ata nuk janë të rëndësishëm këtu, Xhesi. Ti je. Unë jam. Ne ende nuk kemi mbaruar. Kemi shumëçka këtu për të cilat duhet të kujdesemi. Nuk e di ku i kam recetat e tabletave dhe nuk më tregove çka duhet t'i them mjekut Deivis kur të telefonojë apo sa duhet t'i tregoj Rikut, apo kë duhet ta thërras për t'i mbledhur gjethet…

**XHESI:** Mos u mundo të më ndalosh, nënë, ti nuk mund ta bësh.

**NËNA** (*Duke e kapur prapë, këtë herë fort*): Mundem edhe unë! Do të qëndroj para këtij korridori dhe ti s'mund të më kalosh. (*Ato përleshen*) Duhet të më hedhësh në tokë, për të shpëtuar nga unë, Xhesi. Nuk e kam ndërmend të të lë…

(NËNA *përleshet me* XHESIN *te dera dhe në përleshje e sipër* XHESI *arrin të largohet prej saj, dhe*…)

**XHESI** (*Gati duke pëshpëritur*): Natën e mirë, nënë! (*Ajo zhduket në dhomën e saj të gjumit dhe e dëgjojmë derën të kyçet, sapo arrin NËNA te dera*)

**NËNA** (*Bërtet*): Xhesi! (*Duke goditur në derë*) Xhesi, më lër të hyj brenda. Mos e bëj, Xhesi. Nuk do ta ndaloj britmën derisa

ti ta hapësh derën, Xhesi. Xhesi! Xhesi! Çka nëse nuk i bëj të gjitha ato që më the! Do t'i them Sesilit çfarë njeriu i mjerë ka qenë, që të ka bërë të ndihesh në atë mënyrë, dhe do t'ia jap Dosenit orën e Rikut nëse kam dëshirë t'ia jap, dhe e vetmja mënyrë që të sigurohesh se do të bëj ashtu si më the ti është të vish këtu dhe të më detyrosh. (*Duke goditur prapë*) Xhesi! Ndal! Nuk e kam ditur! Kam qenë këtu me ty gjatë gjithë kohës. Si nuk e kam kuptuar që ishe kaq e vetmuar! (*Dhe* NËNA *ndalet për një çast, pa frymë dhe e tërbuar, duke e vënë veshin në derë, dhe kur nuk dëgjon asgjë, drejtohet prapë dhe bërtet edhe një herë*) Xhesi! Të lutem! *(Dhe e dëgjojmë të shtënën, dhe zhurmën e saj sikur përgjigje, që tingëllon sikur JO. Nëna shembet në derë, lotët i bien rrëke në fytyrë, por, nuk bërtet më. Tani është e tronditur*) Xhesi, Xhesi, bijë… Më fal. (*Pushim*) Kam menduar se je e imja. (*Dhe pastaj largohet nga dera dhe niset për në dhomën e ndenjës, për-reth orendive, sikur të mos e dinte se ku ndodhet, duke mos ditur çfarë të bëjë. Më në fund, ajo shikon te shporeti, në kuzhinë dhe merr tiganin me çokollatë të nxehtë dhe e mban me vete deri te telefoni, dhe nuk e lëshon edhe derisa e formon numrin. Ajo shi-kon poshtë te tiganin, duke e mbajtur të shtrënguar sikur të varej jeta e saj në të. Ajo e dëgjon Loretën të përgjigjet*)

**NËNA:** Loreta, më lër të flas me Dosenin, shpirt.

Nga anglishtja: Ylberza Halili



**PHILIP ROTH**

*Philip Roth (1933) është një ndër shkrimtarët më të mëdhenj amerikanë. Për romanet e tij ai ëhstë nderuar me dhjetra çmime letrare. Nga dy herë është nderuar me çmimet* ***National Book Aëard*** *dhe* ***National Book Critics Circle****, ndërsa tri herë ka fituar çminin Faulkner. Në vitin 1997 është nderuar me çmimin Pulitzer, ndërsa që disa vjet është kandidat për Nobel. Njihet edhe me pseudonimin Nathan Zurckerman. Veprat më të njohura të tij janë:* ***Kur ajo ishte e mirë (1967), Shkrimtari fantazmë (1979), Orgjia e Pragës (1985), Pastorali amerikan (1997), Turpi njerëzor (2000), Inati (2008), Nemesis (2010)*** *etj. Biseda e mëposhtme është marrë nga libri "Shop Talk" (2001).*

*Isaac Bashevis Singer (1902-1991) është shkrimtar amerikan me prejardhje çifute. Ka fituar Çmimin Nobel për letërsi, në vitin 1978. Njihet për letërsinë brilante të shkruar së pari në jidish, pastaj të përkthyer në anglisht dhe në dhjetra gjuhë të tjera. Është autor i rreth dyzet librave fiksionalë të cilët dallohen për ironinë dhe origjinalitetin në mënyrën e trajtimit. Disa ndër veprat e tij më të njohura janë:* ***Djalli në Goray (1955), Magjistari i Lublinit (1960), Robi (1962), Dita e kënaqësisë, tregime për një djalë të rriur në Varshavë (1969), Shoku i Kafkës (1970), Armiqët, histori dashurie (1972), Çuni në kërkim të Zotit (1976), Shosha (1978), Djaloshi në kërkim të dashurisë (1978), Shkuma (1991)*** *etj.*



**ISAAC BASHEVIS SINGER**



**Shënim**

Në bisedën e mëposhtme Philip Roth dhe Isaac Bashevis Singer flasin për bashkëkombësin dhe kolegun e tyre, Bruno Schulz (1892-1942), i cili konsiderohet njëri nga shkrimtarët më të mëdhenj çifut të shekullit njëzet. Njihet veçmas me romanin *Rruga e krokodilëve*. Gjithashtu ka përkthyer në polonisht *Procesin* e Franz Kafkës. Në vitin 1942, është vrarë nga një oficer nazist.

# ZOTI KA KRIJUAR TRE KAFKA

*Bisedë e Philip Roth me Isaac Bashevis Singer për Bruno Schulz, në New-York*

Disa muaj pasi e kisha lexuar për herë të parë Bruno Schulz dhe kisha vendosur ta përfshija në kolanën e Penguin "Shkrimtarë të Europës tjetër", mora vesh që I.B.S. e kishte recensuar dhe lëvduar romanin e tij "Rruga e krokodilëve", kur qe botuar 14 vite më parë. Meqë Schulz dhe Singer kishin lindur me 12 vite diferencë nga prindër çifutë në Poloni – Schulz më 1892 në qytezën Drohobycz, Singer më 1904 në Radzymin të Varshavës –, telefonova Singerit, të cilin, në raste zyrtare, e kisha takuar një ose dy herë, dhe e pyeta në mund të takoheshim dhe të flisnim për Bruno Schulz dhe se si kishte qenë jeta për shkrimtarët çifutë gjatë atyre dhjetëvjeçarëve, kur ata ishin pjekur si artistë. Takimi ynë u bë në fund të Nëntorit të vitit 1972 në banesën e Singerit në Manhattan.

**ROTH:** Kur e keni lexuar për herë të parë Schulzin, këtu apo në Poloni?

**SINGER:** Për herë të parë e lexova në Shtetet e Bashkuara. Duhet të pohoj që unë, ashtu si edhe shumë shkrimtarë të tjerë, kam zakonisht dyshimet e mia kur e marr në dorë një roman, se shumica e shkrimtarëve nuk janë dhe aq të veçantë, prandaj, kur më dërgojnë ndonjë libër, shpesh mendoj se nuk mund të jetë dhe aq i mirë. Por u çudita menjëherë sa fillova ta lexoj Schulzin. Thashë me vete: Ky është një shkrimtar i jashtëzakonshëm.

**ROTH:** Kishit dëgjuar më parë për Schulzin?

**SINGER:** Jo, nuk ia dija as emrin. Nga Polonia u largova në vitin 1935. Asokohe Schulzi ishte akoma i panjohur – e po të ishte i njohur, prapëseprapë nuk dija asgjë për të. Nuk kisha dëgjuar kurrë të flitej për të. Përshtypja ime e parë ishte, se ky njeri shkruante si Kafka. Janë dy shkrimtarë, për të cilët thuhet se ata na shkruakan si Kafka. I pari është Agnon. Agnoni thotë shpesh që nuk e ka lexuar kurrë Kafkën, por natyrisht, kjo mund të vihet në dyshim. Ai e ka

lexuar Kafkën, as që bëhet fjalë. Nuk dua të them që është ndikuar nga Kafka; sidoqoftë ekziston mundësia që dy ose tre vetë të shkruajnë në të njëjtin stil, me të njëjtën frymë si Kafka. Tekefundit jo çdo njeri është i veçantë. Nëse Zoti ka mundur të krijojë një Kafka, do të mundte të krijonte edhe tre Kafka të tjerë, po të donte. Por sa më shumë lexoja nga Schulzi – ndoshta nuk duhet ta them këtë, por ndërsa e lexoja, mendoja me vete se ky është më i mirë se Kafka. Disa nga historitë e tij janë më të fuqishme. Veç kësaj, ai është shumë i zoti në absurditet, jo në formë qesharake, por në formë të zgjuar. Dua të pretendoj se ka diçka mes Kafkës dhe Schulzit, që Goethe e quante *Wahlverwandtschaften,* një afinitet shpirtnor që njeriu e zgjedh vetë. Kjo mund të qëndrojë sidomos për Schulz-in, por mund të vlejë në njëfarë mënyre edhe për Agnonin.

**ROTH:** Mua më duket se Schulzi nuk ka mundur aspak ta mbajë të distancuar fantazinë e tij, as prej veprave të shkrimtarëve të tjerë dhe patjetër as prej veprës të një njeriu si Kafka, me të cilin, pos prejardhjes dhe temperamentit, duket se ka shumë ngjashmëri. Ashtu siç bëhet edhe për të vendlindja e tij Drohobycz te "Rruga e krokodilëve" një vend më kërcënues dhe më i çmeritur sesa ka qene në të vërtetë – pjesërisht kjo ndodhi, siç thoshte ai, për "t'u çliruar nga tortura e mërzisë" - , kështu, ai fantazon detaje nga Kafka për synimet e veta. Ka gjasa që Kafka e ka nxitur për disa ide të çuditshme, por që ato i shërbyen synimeve tjera, bëhet e qartë mbase më mirë që në librin e Schulzit nuk shndërrohet djali në kandërr, por babai. Le ta përfytyrojmë, sikur Kafka të imagjinonte diçka të tillë! Disa prirje artistike të caktuara mund të jenë të ngjashme, por këto prirje lidhen në mënyrë radikale me lektisje të ndryshme. Me siguri ju e dini që Schulz-i e ka përkthyer më 1936 romanin "Procesi" në polonisht. Më thoni, a është përkthyer ndonjëherë Kafka në jidish?



**SINGER:** Këtë nuk e di. Kur isha i ri, kam lexuar libra të shumë shkrimtarëve në jidish. Po qe se Kafka është përkthyer në jidish, kjo duhet të jetë bërë në vitet 30, e atëherë do kisha ditur diçka. Kam frikë se nuk ka botim në jidish. Por mbase ka të paktën një, e unë s'e di, natyrisht që edhe kjo është e mundur.

**ROTH:** A e dini pse Schulzi shkroi në polonisht dhe jo në jidish?

**SINGER:** Ndoshta ai është rritur në një familje gati të asimiluar. Mbase prindërit e tij kanë folur polonisht. Pasi Polonia u bë e pavarur, por edhe më parë, shumë çifutë i edukuan fëmijët e tyre me gjuhën polake. Kështu ndodhi madje edhe në Poloninë ruse, por

mbi të gjitha në Galici, ajo pjesë e Polonisë, që i përkiste Austrisë dhe ku polakët kishin njëfarë autonomie. Atje nuk iu shtyp kultura, dhe ishte krejt e natyrshme që njerëzit, të cilët vetë flisnin polonisht, t'i edukonin fëmijët në këtë gjuhë. Nuk mund ta them, në ishte gjë e mirë apo e keqe. Por meqë gjuha polake, simethanë, ishte gjuha amtare e tij, Schulzit nuk i mbeti zgjidhje tjetër; se një shkrimtar i vërtetë nuk shkruan në një gjuhë të mësuar, por në atë gjuhë, të cilën e njeh që nga fëmijëria. Dhe pika e fortë e Schulzit natyrisht që është gjuha. Fillimisht e lexova në anglisht, e megjithëse përkthimi ishte i mirë, cilësinë e tij të vërtetë e kam kuptuar vetëm kur e lexova më vonë në polonisht.

**ROTH:** Schulzi lindi më 1892 nga prindër çifutë në Poloni. Ju lindët më 1904. A ishte diçka e pazakontë për një polak çifut të këtij brezi të shkruante në polonisht – ose në jidish, siç e keni bërë ju?

**SINGER:** Ka një sërë shkrimtarësh të shquar çifutë që kanë shkruar në polonisht, dhe të gjithë u lindën pothuajse në këtë kohë, pra rreth vitit 1890. Antoni Slonimski, Julian Tuwim, Jozef Wittlin – këta ishin gati në të njëjtën moshë, shkrimtarë të mirë dhe të talentuar, por në fakt aspak të veçantë. Slonimski ishte nip i Chaim Zelig Slonimski, i cili kishte themeluar në Varshavë gazetën hebraike *Hatsefira*. Kur Slominski ishte fëmijë, prindërit e tij e çuan në kishën katolike, ndërsa Tuwim dhe Wittlin mbetën çifutë, natyrisht vetëm emrat. Kishin shumë pak lidhje me autorët jidish. Israel Joshua Singer, vëllai im i madh, u lind pothuajse në të njëjtën kohë dhe në Poloni ishte i njohur si autor jidish, por nuk kishte të bënte me asnjë nga këta shkrimtarë. Asokohe, në Poloni, unë vetë isha akoma fillestar dhe nuk kisha asnjë lidhje me ta. Autorët jidish për ne ishin ata njerëz, të cilët i kishin lënë në baltë rrënjët dhe kulturën e tyre për t'u bërë pjesë e kulturës polake, të cilën ne e mbanim për kulturë të re dhe mbase për më pak të rëndësishme. Por nga ana tjetër, ata mendonin se ne autorët jidish shkruanim për njerëz injorantë, kurse ata shkruanin për lexues që shkonin në universitet. Kështu, të dy grupet kishin arsye të mjaftueshme për ta përçmuar njëri-tjetrin. Por në të vërtetë, ata, ashtu si edhe ne, nuk kishin rrugë tjetër. Ata nuk flisnin jidish, ne nuk mund të flisnim polonisht. Megjithëse kisha lindur në Poloni, polonishten nuk e ndjeja aq shumë sa gjuhën jidish. Veç kësaj, e flisja me theks. Në fakt të gjitha gjuhët i flas me theksin tim.

**ROTH:** Veç gjuhën jidish jo, apo?

**SINGER:** Jo, çifutët lituanez mendojnë se edhe gjuhën jidish e flas me theks.

**ROTH:** Dua t'ju pyes për Varshavën e viteve tridhjetë. Në moshë të re Schulzi studioi arkitekturë në Lwow (Lemberg), por mandej, me sa di unë, u kthye në qytetin Drohobycz, për të dhënë mësim atje si mësues vizatimi deri në fund të jetës së vet. Mandej, kur ishte në fund të tridhjetave, u largua nga Drohobycz për një kohë të gjatë dhe shkoi në Varshavë. Çfarë atmosfere kulturore duhet të ketë gjetur asokohe në Varshavë?

**SINGER:** Dy gjëra nuk duhet të harrojmë te Schulzi. E para, ai ishte një njeri jashtëzakonisht i thjeshtë. Vetëm fakti që ai qëndroi në këtë qytet, larg qendrës së çdo ndodhie, e vërteton se sa i thjeshtë dhe sa i frikshëm ishte. Ai dukej si një i huaj që druhej të shkonte në qytet të madh dhe të takonte njerëz, të cilët sapo ishin bërë të famshëm. Me siguri druhej se do talleshin me të ose se do ta shpërfillnin. Besoj se ky njeri ishte tamam tufë nervash. Vuante shumë nga ndrydhja, prej të cilave veç një shkrimtar mund të vuajë. Po ta shikojmë foton e tij, atëherë shohim fytyrën e një njeriu që nuk ka bërë kurrë paqe me jetën e vet. Pa më thoni, zoti Roth, e di që nuk ka qenë i martuar, por a ka pasur ndonjëherë të dashur?

**ROTH:** Po të kemi parasysh vizatimet e tij, ai ka pasur një marrëdhënie shumë të çuditshme me femrat. Një temë e përsëritur herë pas here të atyre vizatimeve që kam parë është dominimi femnor dhe nënshtrimi mashkullor, dhe në disa shpaloset një shpoti fantazmagorike, gati erotikë ordinere – burra të vegjël dhe të përulur që ngjanin me Schulz-in dhe vajza të paafrueshme gjysmë lakuriq, ose shitëse zyrtare me buzëkuq. Ato më kujtojnë pak botën erotike "kaba" të një shkrimtari tjetër polak, pra të Witold Gombrowicz. Ashtu si Kafka, i cili nuk u martua kurrë, edhe për Schulzin thonë se ka pasur një korrespondencë të bollshme dhe intensive me femrat, dhe jetën dashurore e ka kaluar më së shumti përmes postës. Biografi i tij Jerzy Ficowski, i cili shkroi parathënien e botimit të Penguin, na raporton se "Rruga e krokodilëve" paska filluar si një seri letrash për një shoqe të ngushtë. Këto duhet të kenë qenë letra! Schulzi – i cili ishte njeri tepër i ndrydhur – ishte nxitur, sipas Ficowskit, nga kjo femër që me këto letra të bënte një vepër letrare. Por le të kthehemi te Schulzi dhe Varshava: Çfarë jete kulturore e priti, kur ai u fut aty në mesin e viteve tridhjetë? Çfarë klime sundonte ndër shkrimtarë, cilën ideologji përkrahnin?

**SINGER:** Po them se atëherë kishte të njëjtën lëvizje si sot – pak a shumë një lëvizje e majtë. Patjetër që kjo u përshtatej shkrimtarëve çifutë që shkruanin në polonisht. Ata ishin të gjithë të majtë, të paktën shkrimtarët e vjetër polak i mbanin për të majtë, dhe autorët çifutë nuk shikoheshin me sy të mirë prej tyre.

**ROTH:** Sepse shkruanin në polonisht?

**SINGER:** Sepse shkruanin në polonisht. Mbase kanë thënë me vete: "Po pse dreqin nuk shkruajnë në zhargonin e tyre, në jidish të tyre – po çka kërkojnë xhanëm prej nesh polakëve? Por, ani pse ata kishin shumë kundërshtarë, këta shkrimtarë çifutë u bënë shumë të shquar në vitet tridhjetë. Sëpari sepse ishin tamam shkrimtarë të mirë, megjithëse jo dhe aq të jashtëzakonshëm, por, së dyti, ata ishin të majtë, e asokohe kjo ishte në modë, dhe së treti ishin shumë aktivë, botonin shpesh në revistën *Wiadomosci i Literackie,* shkruanin variete për teatër etj. Nganjëherë këta shkrimtarë çifutë përpilonin tekste, të cilat tingëllonin antisemite për çifutët. Natyrisht që nuk mendoj se këtu bëhej fjalë për antisemitizëm, tekefundit disa kritikë pretendonin se edhe unë mendoj kështu. Megjithëse shkruaj jidish, ata më pyesnin: "Pse shkruani për hajdutë dhe kurva çifute?" Dhe unë u përgjigjesha: "Mos duhet të shkruaj për hajdutë dhe kurva spanjolle? Unë shkruaj pikërisht për ata hajdutë dhe për ato kurva që njoh."

**ROTH:** Kur e recensuat Schulzin duke e lëvduar, edhe e keni kritikuar. Ju shkruanit: "Sikur Schulzi të ishte identifikuar më fuqishëm me njerëzit e vet, nuk do kishte përdorur aq shumë energji për imitim, parodi dhe karikaturë." A mund të na thoni diçka më tepër rreth kësaj?

**SINGER:** Asokohe kështu e kam perceptuar, dhe mendoj se edhe sot është e njëjta gjë. Në shkrimet e Kafkës dhe Schulzit gjendet gjithëfarë lloj shpotie, megjithëse te Kafka nuk tingëllon aq qartë. Më duket se Schulzi ishte mjaft i aftë të shkruante romane serioze; në vend të kësaj shkroi shpesh një lloj parodie. Dhe kam frikë se në thelb ai e ka zhvilluar këtë stil, sepse ndjehej i tëhuajtur, si mes polakëve ashtu edhe mes çifutëve. Në njëfarë mënyre ky stil është karakteristik edhe për Kafkën, se edhe Kafka është ndjerë sikur nuk kishte rrënjë. Ai ishte çifut që shkruante në gjermanisht dhe që jetonte në Çekosllovaki, ku natyrisht flitej çekisht. Mbase Kafka ishte më i asimiluar se Schulz – tekefundit ai nuk jetoi në asnjë qytet çifut si Drohobycz, ku gëlonin Chassidim-ët -, dhe mbase babai i tij përshtatej më shumë sesa babai i Schulz-it, por rrethanat e tyre mund

të krahasohen rrënjësisht; veç kësaj, të dy autorët ishin pak a shumë në të njëjtin rang si stilistë.

**ROTH:** Por mund ta kuptojmë edhe ndryshe tëhuajtësinë e Schulzit: jo si diçka që e pengoi të shkruante romane serioze, por si një ngacmim për të shpalosur talentin dhe fantazinë e tij të veçantë.

**SINGER:** Natyrisht, kjo është krejt e drejtë. Po qe se një talent i vërtetë nuk mund të ushqehet direkt prej tokës, atëherë duhet të jetojë me diçka tjetër. Gjithsesi do kisha dashur më shumë që ai të kishte qenë një shkrimtar jidish. Kësisoj nuk do kishte pasur dhe aq kohë me qenë kaq negativ dhe shpotitës.

**ROTH:** Them me vete, a ishin vërtet shpoti dhe negativitet, apo më shumë mërzi dhe klaustrofobi që e kanë ngacmuar Schulzin. Ndoshta ai filloi diçka që e quante "Defensivë të fantazisë", ngaqë ishte një njeri me talent artistik të jashtëzakonshëm dhe me një imagjinatë të fuqishme, i cili e kaloi jetën e tij si mësues në një qytet të vogël, në një familje tregtarësh. Nga ana tjetër është i biri i të atit, dhe, sipas Schulzit, i ati ishte, të paktën gjatë viteve të fundit të jetës së tij, një i çmendur shumë i komunikueshëm, por që të ngjallte frikë, një *heretik* madhështor, i cili, siç shkruante ai, "magjepsej nga format e dyshimta dhe problematike". Së fundi, mund të jetë një përshkrim i mirë nga vetë Schulzi, i cili më duket se e ka ditur tamam, se sa afër çmendurisë ose herezisë mund ta çonte fantazia e tij e shfrenuar. Nuk e besoj se për Schulzin, ashtu edhe per Kafkën, problemi kryesor qëndronte te paaftësia për t'u ndjerë të afërt me këta ose ata njerëz, sado që kjo ka ndikuar për vështirësi të ndërsjellta. Po të gjykojmë sipas romanit të tij, Schulzi na duket sikur nuk është identifikuar aspak me realitetin, lë pastaj me çifutët. Kjo të kujton vërejtjen e Kafkës për përkatësinë e tij: "E çfarë paskam të përbashkët me çifutët? S'besoj të kem diçka të përbashkët me vetveten, e prandaj duhet të strukem diku në një qoshe e të jem i kënaqur që marr frymë." Schulzi nuk do kishte mundur ta duronte Drohobyczin, po t'i ishte dukur aq vend i ndrydhur. Do kishte mundur të qëndronte edhe në Varshavë, përderisa ia kishte dalë të shkonte deri atje. Por mbase ishte pikërisht ai mjedis klaustrofobik, që nuk i pëlqeu atij, por që i dha jetë artit të vet. *Gären(ziej/vloj)* është një ndër fjalët e tij më të dashura. Ka gjasa që fantazia e Schulzit mund të ziente dhe të piqej vetëm në Drohobycz.

**SINGER:** Edhe unë besoj që, kur ishte në Varshavë, ai mendonte se duhej të kthehej në Drohobycz, sepse në Varshavë të gjithë pyesnin: "Kush është ky Schulzi?" Për shkrimtarët nuk është e

lehtë ta presin një djalë nga provinca me fjalët: "Ti je vëllai ynë. Ti je mësuesi ynë." Me të vërtetë që nuk ua ka qejfi këtë gjë. Madje më shumë ka gjasa që kanë thënë: "Ja edhe një që të ngre nervat me dorëshkrim në dorë." Veç kësaj ai ishte çifut. Dhe këta shkrimtarët çifutë në Poloni, të cilët tashmë ishin sundimtarët e "parajsës letrare", tregoheshin të kujdesshëm për faktin që ishin çifutë.

**ROTH:** Pse të kujdesshëm?

**SINGER:** Ata quheshin çifutë nga kundërshtarët e tyre, nga ata që nuk i donin. Vërejtja e tyre e përhershme ishte: "Po ç'bëni këtu, Mister Tuwim, ju me emrin tuaj hebraik, pse shkruani në polonisht? Pse nuk ktheheni me Israel Joshua Singer dhe me gjithë të tjerët në Ghetto?" Kështu ishte njëherë. E kur vinte një çifut tjetër që shkruante polonisht, nuk u vinte mirë. Tekefundit erdhi edhe një fëmi tjetër problematik.

**ROTH:** Më duket se ishte më e lehtë t'i bashkoje me rrethin e artistëve dhe me grupet e intelektualëve sesa t'ua përshtatje botës borgjeze në Varshavë.

**SINGER:** Mendoj madje që ishte edhe më e vështirë. Po jua them edhe arsyen. Nëse një avokat çifut nuk kishte dëshirë të quhej Levin apo Katz, atëherë ai e quante veten Levinski ose Kacinski, dhe njerëzit e linin të qetë. Por ndaj një shkrimtari ishin dyshues. "S'ke ç'të bësh me ne", thoshin. Besoj se edhe në këtë vend, për shkrimtarët çifutë, të cilët shkruajnë në anglisht dhe që ndihen si në shtëpinë e tyre me gjuhën angleze, është pak a shumë e njëjta gjë. Asnjë shkrimtar këtu nuk do i thoshte Saul Bellow-it ose juve: "Pse nuk shkruan në jidish? Pse nuk kthehesh prapë në East Broadway?" Por ekziston ende diçka nga këto rezerva. Kam frikë se edhe këtu ka disa autorë apo kritikë konservativë, që mendojnë se njerëzit si ju nuk janë shkrimtarë të vërtetë amerikanë. Por shkrimtarët e këtushëm çifutë nuk kanë turp të jenë çifutë, dhe nuk shfajsohen për këtë. Atje në Poloni u duhej të shfajsoheshin vazhdimisht. Dhe çifutët donin të dëshmonin se sa polakë ishin. Natyrisht, madje mundoheshin ta zotëronin polonishten më mirë se polakët; edhe kësaj ia dilnin. Megjithatë, polakët thoshin, ata nuk kanë ç'të bëjnë me ne...

Më lini të jem më i qartë. E zëmë se sot do kishte një Goi (jo çifut, mosbesimtar) që shkruan jidish. Nëse ky Goi do ishte një dështak, do ta linim të qetë. Por po të kishte sukses të madh, do thoshim: "Pse shkruan jidish? Pse nuk kthehesh te Gojimët e tu, nuk na duhesh gjë."

**ROTH:** Një çifut polak i brezit tuaj që shkruante në polonisht, a do ishte një krijesë kaq e çuditshme?

**SINGER:** Pothuajse. Dhe po të kishte shumë nga këta, le të themi gjashtë Gojim që shkruanin në jidish, e po të bashkohej një i shtatë me ta...

**ROTH:** Po, tash e kam të qartë. Po e shtjelloni shumë shkoqur.

**SINGER:** Njëherë zura vend në metro me shkrimtarin jidish S., i cili mbante mjekër, dhe asokohe, para dyzet vitesh, vetëm pak njerëz mbanin mjekër. Ai i pëlqente gratë, pra shikoi rreth e rrotull dhe para tij vërejti një grua të re, e cila dukej që i interesonte. Befas u ul pranë tij edhe një burrë tjetër me mjekër, i cili gjithashtu po shikonte këtë grua. Kur S. zbuloi burrin e dytë me mjekër, u ngrit që aty dhe u largua. Papritmas e kishte kuptuar se në çfarë pozite qesharake gjendej. Po çfarë duhet të ketë menduar kjo grua, kur erdhi ky burri i dytë aty: Po ç'është kështu? U bënë dy mjekra?!

**ROTH:** Ju nuk keni mbajtur kurrë mjekër?

**SINGER:** Jo, jo. Po a duhet t'i kem të gjitha? Një tullë dhe një mjekër?

**ROTH:** Ju u larguat nga Polonia në vitet tridhjetë, jo shumë para marshimit të nazistëve. Schulzi qëndroi në Drohobycz dhe u vra nga nazistët në vitin 1942. Gjatë rrugës për të ardhur këtu mendova se si ndodhi, që ju, shkrimtari nga Europa lindore, të cilin e karakterizonte më së shumti bota çifute dhe po më së shumti ishte i lidhur me të, të largohej nga kjo botë dhe të shkonte në Amerikë, ndërkohë që autorët e tjerë të mëdhenj çifutë të brezit tuaj – çifutë që ishin më shumë të asimiluar dhe të tërhequr më fuqishëm nga rrymat moderne të kulturës perëndimore, shkrimtarë si Schulzi në Poloni, Isaak Babel në Rusi, apo Jiri Weil në Çekosllovaki, i cili ka shkruar një ndër historitë më tronditëse që kam lexuar ndonjëherë mbi holokaustin – u zhdukën në një mënyrë të lemerishme nga nazistët dhe stalinistët. A mund t'ju pyes, kush apo çfarë ju ka inkurajuar të largoheni nga vendi para se të fillonte horrori? Sidoqoftë, pak a shumë të gjithë shkrimtarët do kishin frikë ta braktisnin atdheun dhe gjuhën nënë për të shkuar në Exil, dhe patjetër që do ta merrnin përsipër veç pa dëshirë, megjithëse "vullnetarisht". Pra pse e bëtë ju këtë?

**SINGER:** Unë i kisha të gjitha arsyet të largohesha nga vendi. Nga njëra anë isha shumë pesimist. Kisha përjetuar se si Hitleri kërcënoi Poloninë me një marshim në vitin 1935. Nazistë si Göring vinin në Poloni për gjah dhe për pushime. Nga ana tjetër unë punoja për shtypin jidish, dhe me shtypin jidish punët kishin shkuar gjithmonë keq – në fakt edhe qysh se ishte themeluar. Prandaj jetoja shumë thjeshtë, mezi ekzistoja. Por më e rëndësishmja ishte që vëllai im asokohe ishte këtu; ai kishte emigruar dy vite më parë. Pra i kisha të gjitha arsyet të arratisesha në Amerikë.

**ROTH:** A kishit frikë se mos humbisnit kontaktin me lëndën tuaj, kur u larguat nga Polonia?

**SINGER:** Natyrisht. Madje frika u bë edhe më e madhe, kur mbërrita në këtë vend. Unë erdha dhe dëgjoja se si të gjithë flisnin anglisht. Për shembull diku kishte një takim Hadassa, pra shkova aty dhe prita që të flitej jidish. Por sa hyra brenda, pashë të ulura gati dyqind gra, dhe dëgjova një fjalë të vetme: *"Delicious! Delicious! Delicious!"* Nuk e dija se ç'kuptim kishte, por sidoqoftë, jidish nuk ishte. As nuk dija se çfarë u kishin dhënë për të ngrënë, por dyqind gra rrinin të ulura aty dhe murmuritnin: *"Delicious!"* Meqë e përmenda, kjo duhet të ketë qenë fjala ime e parë në anglisht. Asokohe Polonia më dukej shumë larg. Kur një njeri vdes, i cili i rri afër dikujt, në javët e para të vdekjes së tij ai është shumë larg, aq larg sa mund të jetë një njeri, i cili i rrin afër dikujt tjetër. Me kalimin e viteve afrohet edhe më shumë, pastaj me këtë njeri mund të bashkëjetosh. Kështu më ndodhi edhe mua. Polonia, jeta çifute në Poloni, është më afër meje se atëherë.

**1976**

**Përktheu: Ervin Lani**
**Nga libri "Shop Talk"**



**ALBERT CAMUS**

*Albert Camus (1913-1960) është një ndër shkrimtarët dhe filozofët më të njohur francezë. Njihet si një nga ithtarët e ekzistencializmit dhe përfaqësuesit e absurdizmit. Ashtu si J. P. Sartre, edhe Camus një kohë ka qenë pjesëtar i Partisë Komuniste, prej nga është përjashtuar në vitin 1937 dhe ka kaluar në një lëvizje anarkiste, ndërsa pas vitit 1940 ai shndërrohet në pacifist. Ndër veprat më të njohura të tij janë:* ***I huaji, Murtaja, Miti i Sizifit, Njeriu i revoltuar, Kaligula, Mosmarrëveshja, Shtetrrethimi*** *etj.*
*Më 1957, fiton Çmimin Nobel për letërsi, ndërsa tre vjet më vonë vdes në një aksident komunikacioni.*



# ROMANI DHE REVOLTA

Është e mundur të ndahet letërsia e pajtimit, e cila koincidon në vija të trasha me shekujt e antikës dhe shekujt klasikë, dhe letërsia e disidencës, e cila fillon me kohët moderne. Atëherë do të vëmë re rrallësinë e romanit tek e para. Kur ai ekziston, pos në përjashtime të rralla, nuk e prek historinë, por fantazinë (*Théagène et Chariclée* ose *L'Astrée*). Këto janë rrëfime dhe jo romane. Përkundrazi, në të dytën me të vërtetë zhvillohet zhanri romanesk, i cili nuk pushon së pasuruari dhe së zgjeruari deri në ditët tona, në të njëjtën kohë me lëvizjen kritike dhe revolucionare. Romani lind në të njëjtën kohë me frymën e revoltës dhe e shpreh, në planin estetik, po të njëjtën ambicie.

“Histori e rreme, e shkruar në prozë”, thotë Littré-ja për romanin. A vetëm kjo? Megjithatë një kritik katolik ka shkruar: “Arti, çfarëdo qoftë qëllimi i tij, gjithmonë i bën Zotit një konkurrencë të dënueshme.” Në të vërtetë, sa i përket romanit më e drejtë është të flitet për konkurrencën me Zotin sesa për konkurrencën me gjendjen civile. Thibaudet-ja shprehte ide të ngjashme kur fliste për Balzac-un: “*La Comédie humaine* është *Imitim* i babait të Zotit.” Përpjekja e letërsisë së madhe duket të jetë krijimi i universeve të mbyllura ose i tipave të kryer. Në krijimet e tij të mëdha Perëndimi nuk ku-

fizohet në ripërshkrimin e jetës së tij të përditshme. Pa ndërprerë ai i vë vetes përpara imazhet e mëdha të cilat e çojnë peshë dhe hidhet në ndjekje të tyre.

Më në fund, shkrimi ose leximi i romanit janë veprime të parëndomta. Ndërtimi i një ngjarjeje nëpërmjet aranzhimit të ri të fakteve të vërteta nuk ka gjë të paevitueshme as të nevojshme. Sikur edhe shpjegimi vulgar të ishte i vërtetë për kënaqësi të krijuesit dhe të lexuesit, atëherë do të duhej pyetur se nga çfarë nevoje shumica e njerëzve gjejnë pikërisht kënaqësinë dhe interesimin për historitë e rrejshme. Kritika revolucionare e dënon romanin e pastër si ikje në imagjinatën e ngeshme. Ligjërimi i rëndomtë e quan mandej "romanin" tregim gënjeshtar të gazetarit të ngathtë. Para disa kohësh, poashtu ishte zakon përkundër vërtetdukshmërisë që vajzat e reja të quheshin "romaneske". Me atë nënkuptohej se ato krijesa ideale nuk qanin kokën për realitetet e ekzistencës. Në një mënyrë përgjithësuese gjithmonë kemi konsideruar se romaneskja ndahej nga jeta dhe në të njëjtën kohë e zbukuronte dhe e shtrembëronte. Mënyra më e thjeshtë dhe më e rëndomtë për të shqyrtuar shprehjen romaneske është që në të të shihet një ushtrim ikjeje. Kuptimi i rëndomtë përputhet me kritikën revolucionare.

Por prej çkahit iket nëpërmjet romanit? Nga një realitet i gjykuar si tepër dërrmues? Njerëzit e lumtur poashtu lexojnë romane dhe është konstante se vuajtja ekstreme ia heq shijen leximit. Nga ana tjetër, universi romanesk sigurisht ka më pak peshë dhe prani sesa ai universi tjetër ku qeniet prej mishi e kanë prore botën e tyre. Megjithatë nëpërmjet çfarë misteri Adolphe-i na duket personazh më familjar se Benjamin Constant-i ndërsa konti Mosca më i afërt se moralistët tanë profesionalë? Balzac-u e përfundoi një ditë një bisedë të gjatë për politikën dhe fatin e botës duke thënë: "E tash t'u kthehemi gjërave serioze", duke dashur të flasë për romanet e tij. Nuk mjafton shija e ikjes për ta shpjeguar rëndësinë e padiskutueshme të botës romaneske dhe obstinimin tonë për të marrë seriozisht mitet e panumërta të cilat na i propozon qe dy shekuj gjeniu romanesk. Sigurisht, aktiviteti romanesk supozon një lloj të refuzimit të reales. Por ky refuzim nuk është ikje e thjeshtë. A duhet të shohim aty impulsin e tërheqjes së shpirtit të mirë i cili sipas Hegel-it në zhgënjimin e vet krijon nga vetvetja një botë artificiale ku morali mbretëron i vetëm? Romani edukativ megjithatë mbetet mjaft larg letërsisë së madhe; më i miri i romaneve rozë, *Paul et Virginie*, vepër shumë pikëlluese, nuk ofron asgjë për ngushëllim.

Kundërthënia është kjo: njeriu e refuzon botën të tillë çfarë është pa pranuar të ikë prej saj. Në të vërtetë, njerëzit e duan botën dhe shumica e tyre dërrmuese nuk dëshirojnë ta braktisin. Jo vetëm

që nuk dëshirojnë ta harrojnë përgjithmonë, por përkundrazi vuajnë se nuk mund ta posedojnë mjaft, këta qytetarë të çuditshëm të botës, të mërguar në atdheun e vet. Pos në momente të shkurta të plotnisë, për ata çdo realitet është i pambaruar. Aktet e tyre u ikin në akte të tjera, rikthehen t'i gjykojnë nën fytyra të papritura, ikin sikur uji i Tantal-it kah një grykëderdhje ende e panjohur. Njohja e grykëderdhjes, dominimi i rrjedhës së lumit dhe, në fund, të kuptuarit e jetës si fat është nostalgjia e tyre e vërtetë, në pjesën më të dashur të atdheut të tyre. Por ky vizion i cili së paku në njohje do t'i pajtonte me vetveten mund të shfaqet, edhe nëse shfaqet, vetëm në momentin shumë të shkurtër që është vdekja: aty mbaron gjithçka. Për të qenë një herë në botë, duhet që kurrë të mos jemi më.

Këtu lind ajo dëshirë fatkeqe të cilën aq shumë njerëz e bartin në jetën e të tjerëve. Duke i parë këto ekzistenca nga jashtë, atyre u mveshim një koherencë dhe një unitet që nuk mund ta kenë në të vërtetë, por që observuesit i duken evidente. Ai sheh vetëm linjën më të lartë të këtyre jetërave pa u vetëdijesuar për detajin që i bren. Atëherë ne bëjmë art mbi këto ekzistenca. Eventualisht i japim formën e romanit. Në këtë kuptim secili kërkon të bëjë një vepër arti nga jeta e vet. Dëshirojmë që dashuria të zgjat dhe e dimë se nuk zgjat; dhe nëse nga mrekullia, ajo duhet të zgjasë tërë jetën ende do të ishte e papërfunduar. Ndoshta në këtë nevojë të pangopshme për të zgjatur do ta kuptonim më mirë vuajtjen tokësore nëse do ta njihnim si të përjetshme. Duket se shpirtrat e mëdhenj nganjëherë më pak janë të lemerisur nga dhembja sesa nga fakti se ajo nuk zgjat. Në mungesë të një lumturie të pashtershme, dhembja e gjatë së paku do të paraqiste një fat. Por jo, edhe torturat tona më të këqija do të pushojnë një ditë. Një mëngjes, pas aq shumë dëshpërimesh një dëshirë e pamposhtshme për të jetuar do të na lajmërojë që gjithçka është kryer dhe se vuajtja nuk ka më shumë kuptim se lumturia.



Shija për posedim është vetëm një formë tjetër e dëshirës për të zgjatur; ajo e shkakton delirin e pafuqishëm të dashurisë. Asnjë qenie, as ajo më e dashura, e cila na e kthen më së shumti dashurinë, kurrë nuk është në posedimin tonë. Në tokën mizore ku dashnorët ndonjëherë vdesin të ndarë, e gjithmonë lindin të ndarë, zotërimi i plotë i një qenie, bashkimi absolut gjatë tërë jetës është një ngulmim i pamundur. Në këtë pikë shija e posesionit është aq e pangopshme sa mund t'i mbijetojë edhe vetë dashurisë. Atëherë, të duash do të thotë të sterilizosh të dashurën. Vuajtja turpëruese e dashnorit, tashmë i vetmuar, nuk është aq e madhe pse nuk duhet më, por pse e di se tjetri mund dhe duhet të dojë ende. Më në fund, çdo njeri i përpirë nga dëshira e madhe për të zgjatur dhe për të poseduar, qenieve që i ka dashur u dëshiron sterilitetin ose vdekjen. Kjo është

revolta e vërtetë. Ata të cilët së paku një ditë nuk kanë kërkuar me ngulm virgjinitetin absolut të qenieve dhe të botës, të dridhur nga nostalgjia dhe pafuqia para kësaj pamundësie, ata të cilët janë nisur pa ndërprerë në nostalgjinë e tyre të absolutes dhe nuk janë shkatërruar në përpjekjen për të dashur në gjysmë lartësie, nuk mund ta kuptojnë realitetin e revoltës dhe afshin e saj shkatërrimtar. Por qeniet i ikin vetes gjithmonë dhe ne u ikim poashtu; ato janë pa kontura të qëndrueshme. Nga kjo pikëpamje jeta është pa stil. Ajo është vetëm një lëvizje e cila vrapon pas formës së saj pa e gjetur kurrë. Njeriu i grisur kështu e kërkon kot këtë formë e cila do t'ia jepte limitet brenda të cilave ai do të ishte mbret. Sikur vetëm një gjë e gjallë të ketë formë në këtë botë ai do të pajtohej.

Më në fund nuk ka qenie e cila duke u nisur nga një nivel elementar i vetëdijes nuk shterohet së kërkuari formulat ose qëndrimet të cilat ekzistencës së tij do t'i jepnin unitetin që i mungon. Dendi ose revolucionari, duke u bërë ose duke e bërë, e kërkojnë me ngulm unitetin për të qenë, dhe për të qenë në këtë botë. Sikur në ato lidhjet patetike dhe të mjera të cilat nganjëherë mbijetojnë më gjatë sepse njëri prej partnerëve pret të gjej fjalën, gjestin ose situatën që aventurën e tij do ta kthente në një histori të kryer dhe të formuluar në tonin e qëlluar, gjithkush ia sajon ose i jep vetes si qëllim fjalën e fundit. Nuk mjafton të jetosh, duhet një fat dhe pa e pritur vdekjen. Pra është e drejtë të thuhet se njeriu ka idenë për një botë më të mirë se kjo. Por *më të mirë* nuk do të thotë *e ndryshme*, *më të mirë* do të thotë *e njësuar*. Kjo ethe e cila e ngrit zemrën mbi një botë të shkapërderdhur nga e cila megjithatë nuk mund të shkëputet, është afshi për unitet. Ai nuk përfundon në ikjen mediokre, por në kërkesën më obstinuese. Qoftë religjion ose krim më në fund çdo përpjekje njerëzore i bindet kësaj dëshire të paarsyeshme dhe pretendon t'ia japë jetës formën të cilën nuk e ka. I njëjti impuls i cili mund të shpie kah adhurimi i qiellit ose kah shkatërrimi i njeriut, poashtu shpie në krijimin romanesk i cili atëherë merr seriozitetin e tij.

Çka është romani në të vërtetë, nëse jo ai universi në të cilin veprimi e gjen formën e vet, ku prononcohen fjalët e fundit, ku qeniet u dorëzohen qenieve, ku çdo jetë merr pamjen e fatit. Bota romaneske është vetëm korrigjimi i kësaj bote në funksion të dëshirës së thellë të njeriut. Sepse është fjala për të njëjtën botë. Vuajtja është e njëjta sikur edhe gënjeshtra dhe dashuria. Heronjtë kanë gjuhën, dobësitë dhe forcat tona. Universi i tyre nuk është as më i bukur as më i arsimuar se i yni. Por ata së paku shkojnë deri në fund të fatit të tyre dhe kurrë nuk ka heronj tronditës sa ata që shkojnë deri në fund të pasionit të tyre si Kirilov-i dhe Stavroguine-i, Madame

Graslin-a, Julien Sorel-i ose princi i Clèves-it. Dhe aty ne e humbim masën e tyre sepse ata mbarojnë atë që ne nuk e përfundojmë kurrë.

Madame de La Fayette e ka nxjerrë *Princesse de Clèves* nga përvojat më drithëruese. Ajo është pa dyshim Madame de Clèves dhe megjithatë nuk është fare ajo. Ku është dallimi? Dallimi është se Madame de La Fayette nuk është mbyllur në manastir dhe askush i saj nuk ka vdekur nga zhgënjimi. Nuk ka dyshim se ajo ka përjetuar së paku çaste të dhembshme të kësaj dashurie të pashoqe. Por ajo nuk ka pasur pikë finale, ajo i ka mbijetuar dashurisë, e ka zgjatur atë duke pushuar së përjetuari dhe në fund askush, as ajo vetë, nuk do t'ia kishte njohur konturat sikur të mos ia jepte atë lakoren e zhveshur të një ligjërimi pa të meta. Poashtu nuk ka ngjarje më romaneske dhe më të bukur sesa ajo e Sophie Tonska-s dhe e Casimir-it në *Les Pléiades* e Gobineau-së. Sophie-a, femër e ndjeshme dhe e bukur, e cila të bën të kuptosh konfesionin e Stendhal-it se "vetëm femrat me karakter të fortë mund të më bëjnë të lumtur", e shtyn Casimir-in që t'ia shprehë asaj dashurinë. E mësuar të jetë e dashuruar ajo e humb durimin para atij që e sheh për çdo ditë dhe që përkundër kësaj kurrë nuk e humb qetësinë irrituese. Në të vërtetë, Casimir-i e pranon dashurinë e tij, por me tonin e një diskursi juridik. Ai e ka studiuar, e njeh aq sa vetveten dhe është i sigurt se ajo dashuri pa të cilën ai nuk mund të jetojë nuk ka të ardhme. Prandaj ka vendosur t'ia thotë njëkohësisht këtë dashuri dhe kotësinë e saj, t'ia fal pasurinë e tij – ajo është e pasur dhe ky gjest nuk ka pasoja – me kusht që mandej ajo t'ia japë një pension shumë modest i cili do t'i mundësonte të vendoset në paralagjen e një qyteti të zgjedhur rastësisht (që do të jetë në Vilna) dhe aty në varfëri të presë vdekjen. Përndryshe Casimir-i e pranon se ideja për të pranuar nga Sophie-a atë që do t'i nevojitet për jetesë paraqet një lëshim ndaj dobësisë njerëzore, i vetmi që do t'ia lejojë vetes, me dërgimin e rrallë të një letre të bardhë në një zarf ku ai do të shkruajë emrin e Sophie-së. Pasi të jetë treguar e indinjuar, e turbulluar pastaj melankolike, Sofia do ta pranojë; gjithçka do të zhvillohet ashtu si Casimir-i e kishte paraparë. Në Vilna do të vdesë nga pasioni i trishtuar. Në këtë mënyrë romaneskja fiton logjikën e vet. Një ngjarje e mirë nuk shkon kurrë pa këtë vazhdimësi të paturbulluar e cila nuk ndodh asnjëherë në situatat e jetuara, por që e gjejmë në të menduarit ëndërrimtar duke u nisur nga realiteti. Sikur të kishte shkuar në Vilna Gobineau-ja do të ishte mërzitur atje dhe do të kthehej ose do të kishte gjetur rehatinë. Por Casimir-i nuk ka dëshirë për ndryshime dhe mëngjese shëruese. Ai shkon deri në fund, sikur Heathcliff-i, i cili dëshiron ta kapërcejë edhe vdekjen për të arritur deri në ferr.

Ja pra një botë imagjinare, por e krijuar nga korrektimi i kësaj tonës, bota ku dhimbja mundet, nëse do, të zgjasë deri në vdekje, ku pasionet nuk shuhen kurrë, ku qeniet u dorëzohen fiksideve dhe gjithnjë të pranishme në njëra-tjetrën. Aty më në fund njeriu ia jep vetvetes formën dhe limitin qetësues të cilin kot e ndiqte në fatin e vet. Romani fabrikon fatin sipas masës. Në këtë mënyrë ai i konkurron krijimit dhe përkohësisht fiton mbi vdekjen. Analiza e detajuar e romaneve më të njohura do të tregonte, çdo herë në perspektiva të ndryshme, se esenca e romanit qëndron në këtë korrektim të përhershëm, gjithnjë të drejtuar në drejtim të njëjtë, të cilin artisti e bën mbi përvojën e tij. Larg të qenit moral ose pastër formal, ky korrektim së pari synon unitetin dhe nga aty e shpreh një nevojë metafizike. Në këtë nivel romani së pari është një ushtrim i inteligjencës në shërbim të sensibilitetit nostalgjik ose të revoltuar. Këtë kërkim të unitetit do të mund ta studionim në romanet franceze të analizës si dhe te Melville-i, Balzac-u, Dostoïevski ose Tolstoï. Por neve do të na mjaftojë përballja e shkurtë e dy tentativave që situohen në skajet e ndryshme të botës romaneske: krijimi prustian dhe romani amerikan i këtyre viteve të fundit.

Romani amerikan pretendon ta gjejë unitetin e vet duke e reduktuar njeriun qoftë në elementaren, qoftë në reagimet e jashtme dhe në sjelljen e tij. Ai nuk zgjedh një ndjenjë ose një pasion të cilit do t'i jepte një imazh të privilegjuar sikur në romanet tona klasike. Ai refuzon analizën, kërkimin e një force psikologjike fondamentale e cila do ta shpjegonte dhe do ta rezumonte sjelljen e një personazhi. Për këtë arsye njësia e këtij romani është vetëm njësi e prezantimit. Teknika e tij konsiston në përshkrimin e njerëzve nga ana e jashtme, nëpërmjet gjesteve të tyre më të ndryshme, në riprodhimin pa koment të diskurseve deri në përsëritjet e tyre dhe më në fund në të paraqiturit e njerëzve sikur ata tërësisht definohen nga automatizmat e tyre të përditshëm. Në këtë nivel makinal, në të vërtetë, njerëzit i ngjajnë njëri-tjetrit dhe kështu shpjegohet ky univers kurioz ku të gjithë personazhet duken të ndërkëmbyeshëm madje edhe në veçantitë e tyre fizike. Kjo teknikë vetëm nga keqkuptimi është quajtur realiste. Përveç faktit se, siç do ta shohim, realizmi në art është një nocion i pakuptueshëm, është krejt e dukshme se kjo botë romaneske nuk synon reproduktimin e pastër dhe të thjeshtë të realitetit, por stilizimin e tij më arbitrar. Ai lind nga një gjymtim, madje gjymtim i vullnetshëm, i bërë mbi realen. Uniteti i fituar në këtë mënyrë është unitet i degraduar, nivelim i qenieve dhe botës. Duket se për këta romancierë jeta e brendshme i privon veprimet njerëzore të unitetit dhe i kënaq qeniet me njëri-tjetrin. Kjo hamendje pjesërisht është legjitime. Por revolta e cila është në burim të këtij

arti mund të realizohet vetëm duke prodhuar unitetin duke u nisur nga ky realitet i brendshëm dhe jo duke e mohuar atë. Ta mohosh tërësisht do të thotë t'i referohesh një njeriu imagjinar. Romani i zi është edhe roman rozë i cili e ka kotësinë formale. Ai edukon në mënyrën e tij. Jeta e trupave, e reduktuar në vetvete, prodhon në mënyrë paradoksale një univers abstrakt dhe të pabazë, i cili mandej mohohet në mënyrë konstante nga realiteti. Ky roman, i zhveshur nga jeta e brendshme, në të cilin njerëzit duken si të vëzhguar pas një gjami, logjikisht përfundon duke i dhënë vetes si subjekt unik njeriun e supozuar mesatar të cilin e paraqet si patologjik. Kështu shpjegohet numri i madh i «të pafajshmëve» të përdorur në këtë univers. I pafajshmi është subjekt ideal për një ndërmarrje të tillë pasi ai përcaktohet, madje në tërësi, vetëm nga sjellja e tij. Ai është simbol i kësaj bote zhgënjyese, ku automatët fatkeq jetojnë në më makinalen e koherencave, dhe të cilin romancierët amerikan e kanë ngritur karshi botës moderne si një protestë patetike, por sterile.

Kur është fjala për Proust-in, ai është përpjekur të krijojë duke u nisur nga realiteti, i soditur me ngulm, një botë të mbyllur, të pazëvendësueshme, e cila do t'i takojë vetëm atij dhe të shënojë fitoren e tij mbi ikjen e gjërave dhe mbi vdekjen. Por mjetet e tij janë kundërthënëse. Para së gjithash ato mbështeten në një zgjedhje të përllogaritur, një koleksion të detajuar të çasteve të privilegjuara të cilat romancieri do t'i përzgjedhë nga e kaluara e tij më sekrete. Hapësira të mëdha të vdekura janë hedhur kështu nga jeta, sepse nuk kanë lënë asgjë në kujtesë. Nëse bota e romanit amerikan është botë e njerëzve pa kujtesë, bota e Proust-it për veten e tij është vetëm kujtesë. Fjala është vetëm për pjesën më të vështirë dhe më ngulmuese të të gjitha kujtesave, për atë që e refuzon shkapërderdhjen e botës të tillë çfarë është dhe e cila nga aroma e gjetur përsëri e nxjerr sekretin e një universi të ri dhe të vjetër. Proust-i e zgjedh jetën e brendshme dhe, në jetën e brendshme atë që është më e brendshmja në jetë, përkundër asaj që harrohet tek realja, domethënë makinalja dhe bota e verbër. Por nga ky refuzim i reales ai nuk e nxjerr mohimin e reales. Ai nuk bën gabimin, simetrik me atë të romanit amerikan, të suprimojë makinalen. Përkundrazi ai bashkon përsëri, në një unitet më të lartë, kujtimin e humbur dhe ndijimin e tanishëm, këmbën e përdredhur dhe ditët e lumtura të dikurshme.

Është e vështirë të kthehesh përsëri në vendet e lumturisë dhe të rinisë. Vajzat e reja të lulëzuara qeshin dhe dërdëllisin gjithmonë buzë detit, por ai që i sodit, pak nga pak e humb të drejtën t'i dojë ato sikurse që ato që i ka dashur e humbin fuqinë për t'u dashur. Kjo është melankolia e Proust-it. Ajo ka qenë mjaft e fuqishme përbrenda tij aq sa ta nxisë refuzimin e tërë qenies. Por shijimi i fytyrave dhe

i dritës në të njëjtën kohë e lidhte me këtë botë. Ai nuk e ka pranuar se pushimet e lumtura kanë humbur përgjithmonë. Ai e ka marrë përsipër t'i rikrijojë përsëri dhe të tregojë se, përkundër vdekjes, e kaluara gjendet përsëri në fund të kohës në një të tashme të përjetshme, edhe më të vërtetë dhe më të pasur sesa në fillim. Atëherë analiza psikologjike e *Temps perdu* është vetëm një mjet i fuqishëm. Madhështia reale e Proust-it është se ka shkruar *Temps retrouvé* e cila e përmbledh një botë të shkapërderdhur dhe i jep një domethënie në vetë nivelin e pikëllimit. Fitorja e tij e mundimshme në çastin e vdekjes është se nga ikja e pandalshme e formave ka mundur të nxjerrë, vetëm nëpërmjet rrugëve të kujtesës dhe inteligjencës, simbolet dritëhëruese të unitetit njerëzor. Sfida më e sigurt që një vepër e këtij lloji mund t'ia sjellë krijimit është të prezantohet si tërësi, një botë e mbyllur dhe e unifikuar. Kjo gjë i definon veprat pa pendesë.

Kemi mundur të themi se bota e Proust-it është botë pa zot. Nëse kjo është e vërtetë, kjo nuk ndodh aspak ngase në të kurrë nuk flitet për Zotin, por pse ajo botë ka ambicien të jetë perfeksion i mbyllur dhe t'i jap përjetësisë pamjen e njeriut. *Temps retrouvé*, së paku në ambicien e saj, është përjetësi pa zot. Nga kjo pikëpamje vepra e Proust-it duket si njëra ndër ndërmarrjet më të mëdha dhe më domethënëse të njeriut kundër fatit të tij të vdekshëm. Ajo ka dëshmuar se arti romanesk e ribën vetë krijimin, të tillë çfarë na është imponuar dhe të tillë çfarë është refuzuar. Së paku nën njërin prej këtyre aspekteve, ky art konsiston në përcaktimin tonë për krijimin, por kundër krijuesit të tij. Por edhe më thellësisht ai i bashkohet bukurisë së botës dhe të qenieve kundër fuqive të vdekjes dhe të harresës. Në këtë mënyrë revolta e tij është krijuese.

Nga frëngjishtja: Avdi Visoka



**JOHN BARTH**

*John Barth (1930) njihet si autor që përfaqëson praktikën dhe teorinë postmoderne në letërsinë amerikane. Ka punuar si profesor në disa universitete amerikane deri në vitin 1995, kur është pensionuar. Esenë e tij* ***Letërsia e shterimit*** *(1967) ndryshe e kanë quajtur edhe* ***Vdekja e romanit*** *dhe e kanë krahasuar me esenë* ***Vdekja e autorit*** *të Roland Barthes-it. Trembëdhjetë vjet më vonë, për të sqaruar problemet që shkaktoi kjo ese, Barth botoi esenë tjetër* ***Letërsia e rimbushjes*** *(1980). Gjithashtu, Barth njihet edhe për veprat:* ***Opera lundruese (1956), Fundi i rrugës (1958), I humbur në shtëpinë e argëtimit (1968), Monstra (1972), Letrat (1979), Libri i së premtes (1984)*** *etj.*

# LETËRSIA E SHTERIMIT

*Fakt është që secili shkrimtar i krijon pararendësit e vet. Puna e tij modifikon konceptin tonë për të kaluarën, ashtu siç do ta modifikojë të ardhmen.*

Jorge Luis Borges, *Labyrinths*

*Ti që po dëgjon jepmë jetë në mënyrën e të folurit. Nuk do të të bëj përgjegjës. Fjalët e mia të para nuk qenë fjalët e mia të para. Do të doja të filloja ndryshe.*

John Barth, *I humbur në shtëpinë e argëtimit*

Dëshiroj t'i diskutoj tri çështje pak a shumë së bashku; së pari, disa pyetje të vjetra të nxitura nga artet e reja intermediale; së dyti, disa aspekte të shkrimtarit argjentinas, Jorge Luis Borges, të cilin e admiroj shumë; së treti, disa brenga të miat profesionale, të lidhura me disa çështje të tjera që kanë të bëjnë

me atë që unë e quaj "letërsia e mundësisë së shteruar", apo pak më elegante "letërsia e shterimit". Me *shterim* nuk mendoj diçka aq të lodhur si subjekt të dekadencës fizike, morale apo intelektuale, por vetëm si harxhim të formave të caktuara apo shterim të mundësive të caktuara - që nuk nënkuptojnë domosdo edhe shkaqe të dëshpërimit.

Shumë artistë të mëdhenj perëndimorë me vite të tëra janë grindur për definicionet e artistikes, zhanreve dhe formave pa mundur të shmangin: pop art, 'ngjarje' dramatike apo muzikore, pastaj me rendin e tërë të arteve 'intermediale' apo 'të përziera', duke qenë dëshmitarë të traditës së rebeluar kundër Traditës. Një katalog që kam pranuar para do kohe përmes postës, për shembull, reklama siç është "Ushqim i mjaftueshëm për mendime budallaqe" të Robert Filliou-t, një kuti postare plot me kartolina ku janë shkruar 'pyetje qartë të pakuptimshme' të bëra për t'ia dërguar secilit që shitësi e sheh si blerës potencial; "Gjarpri i letrës" i Ray Johnson, koleksion i shkrimeve kureshtare, 'shpesh me vërejtje' për t'ua dërguar miqve (atë çka katalogu e përshkruan si Shkolla me korrespondencë e letërsisë e New York-ut); dhe "Topografia anekdotike e shansit" e Daniel Spoerr-it, 'mbi sipërfaqe', një përshkrim i të gjitha objekteve që ndodhin të jenë në atelienë e autorit- 'në fakt, sidoqoftë... një kosmologji e ekzistencës së Spoerr-it'.

'Mbi sipërfaqe', së paku dokument që rendit këta artikuj, është katalog i "Shtypit të Dikujt Tjetër", veshje lëkundëse. 'Në fakt, sidoqoftë', mund të jetë njëra nga ofertat e tyre, aq sa di unë: "Shkolla e literaturës reklamuese e postës direkte e New York-ut". Në çdo rast, mallrat e tyre janë të gjallërishme dhe ia vlen të lexosh për to dhe janë interesante në orët e mësimit për shkrimin e fiksionit, për shembull, kur ne diskutojmë dëshirën për ta shtypur "Zgjimin e Fineganit" në një peshqir letre rrotulluese shumë të gjatë. Është më e lehtë dhe më sociale të flasësh për teknikat sesa të bësh art dhe arena e 'ndodhive', e farefisi i tyre, është kryesisht një udhë për të diskutuar estetikën, në të vërtetë, duke ilustruar 'dramatikisht',

pak a shumë me vlerë, edhe pikat interesante mbi natyrën e artit dhe definimin e termave dhe zhanreve të tij.

Një gjë e dukshme lidhur me artet 'intermediale', për shembull, është tendenca e tyre (e theksuar nga revista "Life") për ta eliminuar jo vetëm audiencën tradicionale- 'ata që rrokin artin e artistit' (në 'ndodhitë' audienca shpesh është 'e hedhura' siç është në 'mjedisin', dhe diçka nga muzika e re nuk është paraparë të luhet fare) - por, gjithashtu edhe nocionin më tradicional të artistit: entitet aristotelian i ndërgjegjshëm, që arrin me teknika e dinakëri efekt artistik; me fjalë të tjera, dikush i bekuar me talent të pazakonshëm, i cili për më tepër ka zhvilluar dhe disiplinuar atë bekim në virtuozitet. Është një nocion aristokratik për këtë çështje, me të cilën në Perëndimin demokratik duket se jemi të etur të kemi punë; jo vetëm autori 'i gjithëdijshëm' i prozës më të hershme, por edhe ideja e fortë e kontrollimit të artistit është dënuar si politikisht reaksionare, madje fashiste.

Tash, personalisht, duke pasur temperament që zgjedh të 'rebelohet ndaj linjave tradicionale', jam i prirë të anohem kah lloji i artit të cilin nuk mund ta bëjnë shumë njerëz: lloji që do përvojë dhe mjeshtëri artistike, po ashtu edhe ide të ndritura estetike dhe/apo frymëzim. I kënaqem artit popullor të koleksioneve të famshme Albright-Knox, disa blloqe larg shtëpisë sime në Buffalo, sikur biseda të gjallërishme pothuajse në tërë pjesën e vet, por duke qenë të ndikuara si tërësi nga akrobatët e Hipodromit të vjetër të Baltimorit, ku kam shkuar sa herë që ndërroheshin shfaqjet: virtuozët origjinalë duke bërë gjëra të cilat secili i ëndërron dhe diskuton, por pothuajse askush nuk mund t'i bëjë.

Supozoj që dallimi është mes gjërave që ia vlen të shënohen-preferencialisht përtej birrës, si gjë e gjeneratës sime - dhe gjërave të vlefshme të bëhen. 'Ndokush që duhet të krijojë një roman me skena që shfaqen shpejt, sikur në librat e vjetër të fëmijëve' mund të thotë dikush. Sidoqoftë, arti, format e tij dhe teknikat jetojnë në histori dhe gjithsesi ndryshojnë. Kam sim-

pati për vërejtjen atribuuar Saul Bellow-it, që teknikisht deri më sot është së paku atribut bërë një shkrimtari, ndonëse do të duhet të shtoj këtë se ky atribut i rëndësishëm mund të mos jetë sidoqoftë thelbësor. Në çdo rast, të jesh jashtë kohës është afër të qenit defekt i vërtetë: "Simfonia e Gjashtë" e Bethovenit apo Katedralja e Chartres (Katedrale në Francë, shën i përkth.) nëse do të krijoheshin sot, do të ishin thjesht turpëruese. Mjaft romancierë të mirë të sotëm shkruajnë romane të tipit të para një shekulli; kjo i bën goxha shumë më pak interesantë (për mua) sesa shkrimtarët e shkëlqyer që janë gjithashtu teknikisht bashkëkohorë: Joyce dhe Kafka, për shembull, në kohën e tyre, dhe në tonën Samuel Becket dhe Jorge Luis Borges. Këto arte intermediale, them, tentojnë të jenë ndërmjetëse gjithashtu, mes fushave tradicionale estetike nga njëra anë dhe krijimit artistik, nga ana tjetër; mendoj që artisti i mençur dhe qytetari do të kenë kujdes ndaj tyre me një nivel serioziteti me të cilin kujdesen për një bisedë të mirë shitoreje: ai do të dëgjojë kujdesshëm, nëse jo përkushtueshëm, dhe do ta mbajë një sy në kolegët intermedialë, edhe nëse vetëm me bisht të syrit. Ata, ka mundësi të madhe, do të sugjerojnë diçka të përdorshme në bërjen e të kuptuarit të veprave të vërteta të artit bashkëkohor.

Njeriu për të cilin dua të diskutoj pak këtu është Jorge Luis Borges, i cili ilustron mirë dallimin mes artistit teknikisht të modës së vjetër, qytetarit teknikisht të datës së sotme, dhe artistit teknikisht të ditëve të sotme. Në kategorinë e parë do t'i kisha vendosur të gjithë ata romancierë, të cilët shkruajtën mirë apo keq, e bëjnë këtë jo sikur të mos ekzistonte shekulli njëzet, por sikur të mos ekzistonin shkrimtarët e gjashtëdhjetë vjetëve të fundit (vini re që shekulli ynë (shekulli XX, vër e përth.) ka bërë dy të tretat e vetes; është zhgënjyese të shohësh aq shumë shkrimtarë që pasojnë në stil Dostojevskin apo Tolstoin, Floberin apo Balzakun, në kohën kur pyetja e vërtetë teknike duket të jetë si të mos pasojmë Joyce-in dhe Kafkën, por ata që kanë pasuar Joyce-in dhe Kafkën dhe tashmë janë

në muzg të karrierave të veta). Në kategorinë e dytë janë pjesët popullore të një artisti-fqinj imi në Buffalo, i cili luan nganjëherë Winnie-the-Poohs të vdekur, nganjëherë në nivel monumental. Në të tretin bëjnë pjesë disa njerëz, mendimet artistike të të cilëve janë po aq moderne sa të disa romancierëve të rinj francezë, por të cilët megjithatë menaxhojnë të flasin rrjedhshëm dhe kapshëm për zemrat dhe kushtet tona ende-njerëzore, ashtu siç kanë bërë gjithmonë artistët e mëdhenj. Nga këta, dy prej tyre, ekzemplarë të tëholluar që njoh, janë Becketi dhe Borgesi, të vetmit bashkëkohorë të leximeve të mia, të njohur si 'mjeshtrit e mëdhenj' të fiksionit të shekullit XX. Në historinë joemocionale të çmimeve letrare, Çmimi Ndërkombëtar i Botuesve i 1961, i ndarë nga Becketi dhe Borgesi, është një përjashtim i hareshëm.

Njëra nga gjërat moderne lidhur me këta të dy është një moshë e përfundimeve dhe 'zgjidhjeve finale'- së paku e përfundimeve, në gjithçka, që nga armatimi te teologjia, dehumanizimi i festuar i shoqërisë, dhe historia e romanit-vepra e tyre në rrugë të ndara reflekton dhe ballafaqohet me përfundimin, teknikisht e tematikisht, së bashku, si, për shembull, në mënyrë tjetër këtë e bën "Zgjimi i Fineganit". Dikush shënoi, ndërkohë, për çdo gjë që është simptomatikisht e vlefshme, që Joyce ishte virtualisht i verbër në fund, Borgesi është me të vërtetë, kurse Becketi u shndërrua virtualisht në memec, mendimmençur, duke përparuar nga fjalitë mrekullishëm të ndërtuara të anglishtes nëpër ato frënge përherë e më lakonike e deri te proza josintaksore, e papikësim e "Comment C'est" dhe pantomimat 'përfundimtare' pa fjalë. Dikush mund të masë një kurs teorik për Becketin: gjuha, ndër të tjera, përbëhet nga heshtja, sikurse edhe nga tingulli, kurse pantomima është ende komunikim - 'kjo ide e shekullit të nëntëmbëdhjetë', siç kishte hungëruar mbi mua një student i Jelit (Yale) - por për nga gjuha e veprimit. Mirëpo, gjuha e veprimit përbëhet nga pushimi, sikurse edhe nga lëvizja, dhe kështu tutje në përparimin e Becketit, te figurat e palëvizshme, të heshtura, që ende

nuk janë përfundimisht së bashku. Ç'ka lidhur me një skenë boshe, pastaj, një faqe blanko (një ekstrem tashmë i përdorur në shekullin e nëntëmbëdhjetë nga avangardisti i East Aurora, New York, Elbert Hubbard, në esenë e tij mbi Heshtjen) - një 'ndodhi' ku asgjë nuk ndodh, sikur 4'33' i Cage-s, e shfaqur në një sallë boshe? Por, komunikimet dramatike të përbëra nga mungesa, po ashtu edhe nga prania e aktorëve; 'ne kemi daljet dhe hyrjet tona'; dhe kështu kjo do të jetë diçka përfundimtare e pakryer në rastin e Becketit. Asgjë hiq, pastaj, supozoj: por Asgjëja është e domosdoshme dhe ngushtësisht sfondi kundër të cilit Qenia etj., etj.,; për Becketin, në këtë pikë të karrierës së tij, të pushojë krejt së krijuari mund të jetë mjaft e kuptueshme: vepra e tij kurorë, 'fjala e fundit' e tij. Çfarë qoshi i përshtatshëm për ta pikturuar veten! 'Dhe tashmë duhet ta përfundoj' thotë shërbëtori Valet në "Watt", 'dhe nuk do ta dëgjosh kurrë më zërin tim'. Vetëm nga heshtja me të cilën flet Molloy, 'është krijuar unversi'. Pas së cilës, unë shtoj, në emër të neve që kemi mbetur, mund të jetë e përfytyrueshme t'i rizbulojmë vlershëm artificet e gjuhës dhe letërsisë - nocione të tilla si gramatika, pikësimi... madje dhe karakterizimi! Madje fabula!-nëse dikush shkon rrugës së drejtë, i vetëdijshëm për atë që paraardhësit kanë bërë.

Tash, J. L. Borges është përsosmërisht i vetëdijshëm për gjithë këto gjëra. I kthyer në dekadat madhështore të eksperimentimit letrar, ai ishte i lidhur me "Prisma", një revistë 'muraliste' që botonte faqet e veta në mure apo billborde; "Labirintet" e tij të mëvonshme dhe "Ficciones" jo vetëm që parashikojnë idetë më të largëta të turmës së "Shtypit të Diçkaje Tjetër" - jo gjë e vështirë për t'u bërë - por janë edhe vepra të mrekullueshme arti dhe ilustrojnë thjeshtë dallimin mes faktit të përfundimeve estetike dhe përdorimit të tyre artistik. Ajo çka vjen është se një artist nuk e ilustron thjesht një përfundim; ai e fut në përdorim atë. Merreni tregimin e Borgesit, *Pierre Menard, autori i Kishotit*: heroi, një simbolist i shquar frëng i fundit të shekullit nëntëmbëdhjetë, i cili me përpjekje

befasuese të imagjinatës, prodhon - jo kopje apo imitime, por kompozime - disa kapituj të romanit të Servantesit. Është një zbulesë (na thotë narratori i Borgesit) krahasimi i Don Kishotit i Menardit me atë të Servantesit. I fundit, për shembull, shkroi (pjesa një, kapitulli nëntë): *"... e vërteta, nëna e së cilës është historia, rivale e kohës, thesar i të bëmave, dëshmitare e së kaluarës, shembull dhe këshilltare e së tashmes, avokate e së ardhmes"*. Shkruar në shekullin e shtatëmbëdhjetë, nga 'gjeniu i shtruar', Servantesi, ky numërim është përgëzim i thjeshtë retorik i historisë. Menard, nga ana tjetër, shkruan: *"... e vërteta, nëna e së cilës është historia, rivale e kohës, thesar i të bëmave, dëshmitare e së kaluarës, shembull dhe këshilltare e së tashmes, avokate e së ardhmes"*.

Historia, nëna e së vërtetës: ideja është befasuese. Menardi, bashkëkohës i William James, nuk e definon historinë si një hetim në realitet, por si origjinë të tij... Etj. Tash, kjo është një ide interesante, me vlefshmëri të konsiderueshme intelektuale. Përmenda më herët që nëse *E Gjashta* e Bethovenit do të kompozohej sot, do të paraqiste një turp; por, qartë nuk do të ishte, patjetër, nëse do të bëhej me intencë ironike nga një kompozitor mjaft i vetëdijshëm se çka kemi qenë dhe çka jemi. Atëherë, potencialisht, do të ishte, për mirë a për keq, një lloj domethënie e veprës *Campbell's Soup* të Warhol-it (vepër e krijuar më 1962 nga Andy Warhol, pop artist, shën. i përkth.), dallimi i të qenit në trajtën e dikurshme një vepër e artit e riprodhuar nga vepra e joartit, dhe komenti ironik do të ishte kështu më i drejtpërdrejtë në zhanrin dhe historinë e artit, pastaj në gjendjen e kulturës. Në fakt, natyrisht, për të bërë një vepër valide intelektuale, duhet që dikush madje të ri-kompozojë *Të Gjashtën* e Bethovenit më shumë se ç'i është dashur Menardit për ta rikrijuar Kishotin. Nuk do të ishte e mjaftueshme për Menardin t'ia atribuonte vetes romanin, ashtu që ta kishte sikur vepër të re arti, nga pikëshikimi intelektual i çështjes. Në të vërtetë, në disa tregime Borgesi luan me këtë ide dhe mund ta imagjinoj romanin e radhës së Becketit, për shembull, sikur *Tom Jones*, siç ishte i fundit i Nabakovit,

shumë volumëshi i pajisur me shënime i përkthimit të Pushkinit. Unë për vete gjithmonë kam aspiruar ta shkruaj versionin e Burtonit të "1001 Netëve", të kompletuar me shtojcat, në dymbëdhjetë volume, por falë kërkesave intelektuale nuk u nevojit t'i shkruaj ndonjëherë. Çfarë net do t'i kishim shpenzuar (me birrë), duke diskutuar *Parthenonin* e Sarinen, *Wuthering Heights* ("Erëra lartësish", përkthim i lirë) e D. H. Lawrence, apo *Administrata e Johnsonit* nga Robert Rauschenberg!

Ideja, them, është intelektualisht serioze, siç janë idetë e tjera karakteristike të Borgesit, shumica metafizike sesa të natyrës estetike. Por, çështje e rëndësishme për t'u vëzhguar është që Borgesi nuk ia atribuon Kishotin vetes, pak a shumë e ri-kompozon atë sikur Pierre Menardi; në vend të kësaj, ai shkruan një vepër të shquar dhe origjinale të letërsisë, tema implicite e së cilës është vështirësia, mbase jo nevoja e shkrimit të veprave origjinale të letërsisë. Fitorja e tij artistike, nëse doni, është se ai konfrontohet me fundin e vdekjes intelektuale dhe e përdor atë kundër vetes për ta realizuar veprën e re njerëzore. Nëse kjo korrespondon me atë çka bëjnë mistikët - 'secili çast kërcen në infinit', thotë Kierkegaard, 'dhe secili çast duke rënë sigurt në infinit'- është vetëm edhe një aspekt i kësaj analogjie të vjetër.

Një mënyrë tjetër për ta përshkruar arritjen e Borgesit qëndron në çiftin e termave të tij favoritë, algjebra dhe zjarri. Në tregimin e tij shpesh të quajtur antologjik, *Tlön, Uqbar, Orbis Tertius*, ai imagjinon një botë plotësisht hipotetike, shpikjen e një shoqërie sekrete të dijetarëve që përpunojnë çdo aspekt në një enciklopedi të bërë ashtu që të mos hetohet. Ekciklopedia e parë e Tlön (cili shkrimtar nuk do të dëshironte ta ëndërronte Britanicca-n?) përshkruan një alternativë koherente të kësaj bote, komplete në çdo aspekt nga algjebra deri te zjarri, na tregon Borgesi dhe me një fuqi aq imagjinative saqë, njëherë ta përfytyrosh, fillon të nxjerrë veten në të dhe eventualisht ta zëvendësojë realitetin tonë primar. Ku dua të dal është se as algjebra e as zjarri, metaforikisht, nuk mund

ta arrinin këtë rezultat pa të tjerët. Algjebra e Borgesit është ajo çka unë po e marr këtu në konsideratë - më lehtë është të flasësh për algjebrën sesa për zjarrin - por secili gjigant intelektual do t'i barazonte. Autorët imagjinarë të Enciklopedisë së Parë të Tlön nuk janë artistë, edhe pse vepra e tyre është në mënyrën e të folurit fiksional dhe do ta gjente një botues të gatshëm në New York-un e ditëve të sotme. Autori i tregimit *Tlön, Uqbar, Orbis Tertius*, i cili thjesht aludon në Enciklopedinë fascinuese, është një artist; çka e bën atë të nivelit të parë, sikur Kafka, është kombinimi i vizionit të thellë intelektual me pasqyrën madhështore të njerëzimit, fuqinë poetike dhe mjeshtërinë e përkryer të mjeteve të tij, definicion ky që mund të ikte pa e thënë, supozoj, në asnjë shekull përveç tonin. Jo edhe shumë kohë më parë, rastësisht, në një fusnotë të një botimi akademik të Sir Thomas Browne ("Varrimi Urnë", besoj të ketë qenë), rashë në një datë të përsosur të Borgesit, reminishencë e vetë-realizimit të Tlön: çështja aktuale e librit të quajtur *Të Tre Mashtruesit* është një traktat blasfemues joekzistues kundër Moisiut, Krishtit dhe Muhamedit, i cili në shekullin e shtatëmbëdhjetë pranohej gjerësisht se ekzistonte, apo të ketë ekzistuar një herë e një kohë. Komentuesit ia atribuonin atë herë Bokaços, herë Pietro Aretino-s, Giordane Bruno-s dhe Tommaso Campanella-s, dhe ndonëse askush, përfshin Browne, nuk e kishte parë asnjë kopje të tij, citohej shpesh, përgënjeshtrohej, kundërshtohej dhe përgjithësisht diskutohej sikur ta kishin lexuar, derisa, mjaft sigurt, në shekullin e tetëmbëdhjetë u shfaq një libër false me datë të shpifur 1598 dhe me titull *De Tribus Impostoribus*. Është mrekulli që Borgesi nuk e përmend këtë libër duke pasur parasysh që ai kishte lexuar absolutisht gjithçka, përfshirë të gjitha librat që nuk ekzistojnë, kurse Browne është favoriti i tij i veçantë. Në fakt, narratori i *Tlön, Uqbar, Orbis Tertius* deklaron në fund:"... *Anglezët, francezët dhe spanjollët do të zhduken nga globi. Bota do të bëhet Tlön*". Nuk i kushtoj rëndësi krejt kësaj dhe të shkoj në rishikim, në ende ditët e kaluara në hotelin Adrogue, një

përkthim i pasigurt Quevedian (të cilin nuk dua ta botoj) të *Varrimit urnë* të Browne-it. (Për më tepër, në rileximin e 'Tlön', etj., gjej tani një vërejtje, e cila, betohem, nuk ishte në vitin e kaluar: që milioneri amerikan ekscentrik i cili kishte financuar Ekciklopedinë, e kishte bërë me kushtin që '*vepra nuk do të bëjë pakt me mashtruesin Jesu Krisht*'.)

Ky *kontaminim i realitetit nga ëndrrat*, siç e quan Borgesi, është një prej temave të përkëdhelura të tij dhe të komentuarit për këto kontaminime është një prej veçantive të tij favorite fiksionale. Sikur shumë nga veçanti të tilla, e kthen formën e artistit në metaforë për brengat e tij, siç bën fundi i ditarit i *Portreti i artistit në rini* apo konstrukti ciklik i *Zgjimi i Fineganit*. Në rastin e Borgesit, tregimi 'Tlön' etj., për shembull, është pjesë reale e realitetit të imagjinuar të botës sonë, analoge me ato artefaktet Tlöniane të quajtura hronir, që e imagjinojnë vetveten në ekzistencë. Shkurtimisht, është paradigmë apo metaforë për vetveten; jo vetëm forma e tregimit, por edhe fakti i tregimit është simbolik; '*mediumi është mesazhi*'. Për më tepër, sikur të gjitha veprat e Borgesit, kjo ilustron në të tjera aspekte subjektin tim: se si një artist paradoksalisht mund t'i kthejë përfundimet që ndien të kohës sonë në material dhe domethënie të veprës së tij-paradoksalisht sepse duke bërë kështu ai transcendenton çka është dukur të jetë përgënjeshtrimi i tij, në të njëjtën mënyrë sikur mistiku i cili transcendenton madhësinë e caktuar, është e thënë të jetë në gjendje të jetojë, shpirtërisht dhe fizikisht, në botën fundore. Supozo që je shkrimtar për nga vokacioni - një *bastard i orientuar nga shtypi*, ashtu siç na quan neve McLuhanites - dhe ndieni, për shembull që romani, nëse jo letërsia narrative në tërësi, nëse jo krejt fjala e shtypur së bashku, pikërisht në këtë orë të botës vetëm sa ka shtënë në bulonin e saj, siç bën Leslie Fiedler e të tjerët. (Jam i prirur të pajtohem, me rezerva dhe tëhollime).

Trajtat letrare sigurisht që kanë histori dhe paparashikueshmëri historike dhe mbase është mirë që koha e romanit si formë madhore e artit mbretëron tash, sikur që 'kohërat' e

tragjedisë klasike, operës së madhe apo sekuencave të sonetit ishin të tilla. Nuk ka nevojë aspak për alarm, përveç ndoshta për disa romancierë të caktuar dhe njëra rrugë për ta trajtuar një ndjenjë të tillë mund të jetë shkrimi i një romani për këtë gjë. Nëse historikisht i shkon koha romanit apo ai vazhdon me tutje, mua kjo më duket jomateriale; nëse mjaft shkrimtarë dhe kritikë ndihen apokaliptisht lidhur me këtë, ndjenjat e tyre shndërrohen në fakt të konsiderueshëm kulturor, sikur ndjenja që civilizimi perëndimor, apo bota, do të përfundojë së shpejti. Nëse keni dërguar një numër njerëzish në shkretëtirë dhe bota nuk ka marrë fund, ju do të ktheheni në shtëpi fytyrëturpëruar, dhe unë imagjinoj por këmbëngulësia e një forme arti nuk e zhvlerëson veprën e krijuar në ambient krahasimisht apokaliptik. Kjo është ndër përfitimet kufitare të të qenit artist në vend të të qenit profet. (Ka të tjerë). Nëse keni qëlluar Vladimir Nabakovi, ju mund të adresoni këtë përfundim që keni ndier duke shkruar *Zjarr i zbehtë*: roman fin nga një pedant i kënduar, në formë të komentit pedant mbi një poemë të shpikur për një qëllim. Nëse do të ishit Borgesi, mbase do të shkruanit *Labirintet*: fiksione nga një bibliotekar i kënduar në formë të fusnotave, ashtu siç i përshkruan ai ato, për librat imagjinarë apo hipotetikë. Dhe, do të shtoj, prej që besoj se ideja e Borgesit është më shumë interesante, se nëse ju do të ishit autor i kësaj letre, ju do të shkruanit diçka të tillë si *The Sot-Weed Factor* (roman i botuar më 1960 nga John Barth, autori i kësaj eseje, i cili i satirizon romanet pikareske si *Tristram Shandy* dhe *Tom Jones*; sot-weed është term i vjetër për duhanin, kurse factor është ndërmjetësi që blen diçka për ta shitur prapë. shën. i përkth.) dhe *Giles Goat-Boy* (po ashtu roman i Barth-it, i vitit 1966, satirë dhe alegori e kulturës amerikane të campusit universitar të asaj kohe): romane që imitojnë formën e Romanit, nga një autor që imiton rolin e Autorit. Nëse një gjë e tillë tingëllon papëlqyeshëm dekadente, sidoqoftë është për kohën kur filloi zhanri, me Kishotin që imiton Amadisin e Gaulit, Servantesin që pretendon se është Cid Hamete Benen-

geli (dhe Alonso Quijano që pretendon se është Don Kishoti), apo me Fieldingu-n duke parodizuar Richardson-in. *Historia e përsërit veten sikur farsë* - kuptimi, natyrisht, në formë të farsës, por kjo nuk do të thotë që historia është farsë. Imitimi (sikur jehona dadaiste në veprat e llojeve 'intermediale') është diçka e re dhe mund të jetë mjaft serioz dhe pasional, përkundër aspektit të tij të farsës. Ky është dallimi i rëndësishëm mes një romani të duhur dhe imitimit të paramenduar të një romani, apo një romani imitues të llojeve të tjera të dokumenteve. Përpjekjet e para (kanë qenë historikisht të prira për t'u përpjekur) për të imituar veprimet pak e shumë drejtpërdrejt, dhe mjetet e tij konvencionale – shkaku dhe efekti, anekdota lineare, karakterizimi, selektimi autorial, marrëveshja dhe interpretimi - mund dhe kanë qenë gjatë, që nga atëherë të kundërshtuara si nocione të dala mode, apo metafora për nocione të vjetëruara: esetë e Robbe-Grillet "Për një roman të ri" të vijnë në mendje. Ka përgjigje për këto kundërshtime, jo për këtë që po thuhet këtu, por mund të vërehet që në çdo rast, ata janë paranda-luar nga imitimi i romaneve, që përpiqen të përfaqësojnë jo jetën drejtpërdrejt, por një përfaqësim të jetës. Në fakt vepra të këtilla nuk janë më të larguara nga 'jeta', kështu që romanet epistolare të Richardson-it dhe Gëtes janë: të dyja imitojnë dokumente 'reale' dhe subjekti i të dyve, përfundimisht, është jeta, jo dokumentet. Një roman është po aq pjesë e botës reale sa edhe nje letër dhe letrat në *Vuajtjet e djaloshit Verter*, janë, mes tjerash, fiksionale. Dikush mund ta imagjinojë të kompozuar këtë imitim dhe ndonëse Borgesi nuk bën kështu, ai është i fascinuar me idenë: një ndër aluzionet më të shpeshta letrare është te nata e 602-të e *1001 Netëve*, kur, falë gabimit të kopjuesit, Sheherzadja fillon t'ia tregojë mbretit ngjarjet e 1001 netëve prej fillimit. Për fat, mbreti e ndërpren; sikur ai të mos e bënte këtë, nuk do të kishte kurrë natë të 603-të dhe derisa ndërprerja do ta zgjidhte telashen e Sheherzades - që është telashe e secilit tregimtar: të botojë apo të përfundojë - në anën tjetër do ta lidhte autorin e 'jashtëm'. (Dyshoj të ketë ënder-

ruar Borgesi për tërë këtë gjë: puna që përmend ai nuk është në ndonjërin botim të *1001 Netëve* që kam qenë në gjendje t'i konsultoj. Ende jo, gjithsesi: pas leximit të 'Tlön, Uqbar' etc., njeriu është i prirur ta rikontrollojë këtë për çdo semestër ose kështu disi.)

Tash Borgesi (për të cilin dikush njëherë me akuzoi i zemëruar se e paskësha shpikur) është i interesuar për natën e 602-të, ngase është një instancë e tregimit-brenda-tregimit i kthyer brenda vetvetes dhe interesi i tij për këto instanca është i trefishtë: së pari, siç deklaron ai vetë, ata na shqetësojnë neve metafizikisht: kur karakteret e një vepre fiksioni bëhen lexues apo autorë të fiksionit ku janë vetë, ne përkujtohemi për aspektin fiksional të ekzistencës sonë, një nga temat kardinale të Borgesit, si ishin të Shakespeare-it, Calderon-it, Unamuno-s. Së dyti, nata e 602-të është ilustrim letrar i regresit në infinit, siç janë gati të gjitha imazhet dhe motivet kryesore të Borgesit. Së treti, hapi aksidental i Sheherzades, sikur versionet e tjera të regresit në infinit të Borgesit, është një imazh i shterimit, apo shterimit në tentativë të mundësive - në këtë rast të mundësive letrare - dhe kështu ne kthehemi te tema jonë kryesore.

Çfarë e bën qendrimin e Borgesit, nëse doni, më interesant për mua sesa ta zëmë, të Nabakov-it apo Becket-it sipas premisës me të cilën ai i qaset letërsisë; me fjalët e njërit prej botuesve të tij: *Për (Borgesin) kurrkush nuk ka kërkesa të origjinalitetit në letërsi; të gjithë shkrimtarët janë pak a shumë kopjues të bindur të shpirtit, përkthyes dhe komentues të arketipave të mëhershëm*. Kështu që prirja e tij për të shkruar komente mbi librat imagjinarë: për një që bën përpjekje për të shtuar haptazi në shumën e letërsisë 'origjinale' me aq sa me një tregim të shkurtër, pa përmendur romanin, do të ishte tepër e hamendshme, tepër naive; letërsia ka bërë shumë deri më tani. Pikëvështrim i një bibliotekari! Do të ishte në vetvete shumë hamendësuese, nëse nuk do të ishte pjesë e një vizioni relevant metafizik të gjallë, pasionant dhe saktësisht kundër vetes, për të bërë letërsi të re dhe origjinale. Borgesi e definon Barokun si 'stil

i cili qëllimshëm i shteron (apo tenton t'i shterojë) mundësitë e tij dhe kufijtë mbi karikaturën e vet'. Derisa vepra e tij nuk është Barok, përveç intelektualisht (Baroku nuk ka qenë kurrë më lakonik, ekonomik), ajo sugjeron pikëpamjen se historia intelektuale dhe letrare ka qenë Barok dhe goxha shumë i ka shteruar mundësitë për të sjellë risi. *Ficciones* e tij nuk janë vetëm fusnota të teksteve imagjinare, por passhkrime për korpusin real të letërsisë.

Kjo premisë rezonon dhe lidhet me të gjitha imazhet kryesore. Pasqyrat që përsëriten në tregimet e tij janë regres i dyfishtë. Karakteret dyshe të tij, sikur të Nabokovit, na përkujtojnë një nga vërejtjet e Browne-it që *cilido njeri nuk është vetëm vetvetja. . . njerëzit janë të jetuar përsëri*. (Kjo do ta kënaqte Borgesin dhe ilustronte pikëpamjen e Browne-it, për ta quajtur Browne-in pararendës të Borgesit. *Secili shkrimtar*, thotë Borgesi në esenë e tij për Kafkën, *krijon pararendësit e vet*). Sekti heretik i preferuar i Borgesit është i shekullit të tretë i quajtur Histriones - mendoj dhe shpresoj që ai i ka shpikur ata - të cilët besojnë që përsëritja është e pamundshme në histori, prandaj jeto me ligësi ashtu që të spastrosh në të ardhmen ligësitë: me fjalë të tjera, të shterosh mundësitë e botës ashtu që ta sjellësh fundin e saj më ngat.

Shkrimtari që ai përmend shpesh, pas Servantesit, është Shakespeare; në një pjesë ai imagjinon dramaturgun në shtratin e tij të vdekjes duke lutur Zotin ta lejojë atë të jetë një dhe vetvetja, duke qenë se ishte gjithkush dhe kurrkush; Zoti përgjigjet nga shakullina se Ai nuk është; Ai ka ëndërruar botën sikur Shakespeare, duke përfshirë edhe Shakespeare-in. Tregimi i Homerit në Librin IV të "Odiseut", për Menelaun në plazhin e Pharos-it i cili e zë Proteusin, na përkujton thellësisht Borgesin: Proteusi është ai i cili 'shteron maskat e realitetit', derisa Menelau - i cili, na kujton dikush, maskon identitetin e tij ashtu që t'i dalë në pritë - e mban fort, pasi e zë, të parin. Paradoksi i Zenonit për Akilin dhe Breshkën mishëron një regres në infinit të cilin Borgesi e mbart përmes

historisë filozofike, duke vënë në dukje që Aristoteli e përdor atë për ta përgënjeshtruar teorinë e formave të Platonit, Hume për të përgënjeshtruar mundësitë e shkakut dhe pasojës, Lewis Carrol për ta përgënjeshtruar deduksionin silogjik, William James për ta përgënjeshtruar nocionin e udhëtimit temporal dhe Bradley për ta përgënjeshtruar mundësinë e përgjithshme të relacioneve logjike; Borgesi vet e përdor, duke cituar Shopenhauerin, si evidencë që bota është ëndrra jonë, ideja jonë, në të cilën 'plasat e rralluara dhe eternale të mungesës së arsyes' mund të gjinden për të na përkujtuar që krijimi ynë është fals, apo së paku fiktiv. Biblioteka e pafund e njërit prej tregimeve më të popullarizuara të tij është një imazh i veçantë përkatës për letërsinë e shterimit; *Biblioteka e Babelit* e merr çdo kombinim të mundshëm alfabetik të karaktereve e hapësirave dhe kështu secilën mundësi dhe qëndrim, duke përfshirë edhe përgënjeshtrimet tuaja dhe të miat, historinë dhe ardhmërinë aktuale, historinë e secilës ardhmëri të mundshme dhe ndonëse ai nuk e përmend këtë, enciklopeditë jo vetëm të Tlön, por të secilës botë tjetër të imagjinuar - prej se, sikur në universin e Lucretius-it, numri i elementeve, dhe kështu i kombinimeve është fundor (edhe pse shumë i gjerë), dhe numri i instancave të secilit element dhe kombinim elementesh është i pafund, sikur biblioteka vet. Kjo na çon tek imazhi i tij i më i preferuar nga të gjithë të tjerët, labirinti dhe aty ku dua të dal.

*Labirintet* është volumi i tij më thelbësor i përkthyer në anglishte dhe i vetmi studim i plotë në anglishte për Borgesin është vepra *Borgesi, labirint-bërësi* nga Ana Maria Barrenechea. Labirinti, pas të gjithave, është një vend në të cilin, idealisht, të gjitha mundësitë e zgjedhjes (të drejtimit, në këtë rast) mishërohen dhe - duke ndaluar për leje të veçantë sikur te Tezeu - duhet të shterohen para se dikush të mbërrijë zemrën. Aty, mendoj, Minotauri pret me dy mundësi finale: disfata dhe vdekja apo fitorja dhe liria. Tash, në fakt, Tezeu legjendar është jo Barok në sensin e shpirtit borgesian dhe ilustron moralitet pozitiv artistik në letërsinë e shterimit. Ai nuk është atje,

pas të gjithave, për shqelma (Borgesi dhe Becketi janë në këtë zhurmë fiksionale për shëndetin e tyre): Menelau është i humbur në labirintin më të madh të botës dhe duhet të qëndrojë fort derisa Plaku i Detit i shteron maskat e frikshme të realitetit ashtu që ai të mund të rrëmbejë drejtimin mbi të kur Proteusi të kthehet në vetveten e tij të 'vërtetë'. Është një ndërmarrje heroike, me shpëtimin si objekt të tij - dikush na kujton se synimi i Histriones është ta bëjë historinë ashtu që Jezusi të mund të vijë përsëri së shpejti dhe metamorfozat heroike të Shakespearit të kulminojnë jo thjesht në teofani, por në apoteozë.

Tashmë jo vetëm ndonjë trup i vjetër është i pajisur për këtë punë dhe Tezeu në labirintin kretan bëhet në fund imazhi përgjithësisht më i saktë i Borgesit. Shqetësues si fakt për ne liberal-demokratët është bashkësia, e cila mjerisht, do ta humbë rrugën dhe do t'i humbë shpirtrat e vet; është mbetja e zgjedhur, virtuoziteti, heroi Tezean, i cili, i konfrontuar me realitetin e Barokut, historinë e Barokut, gjendjen e Barokut të artit të tij, i duhet të mos i përsërisë mundësitë e tij të shterimit, ashtu siç i nevojitet në fakt Borgesit të shkruajë Enciklopedinë e Tlön apo librat e *Bibliotekës së Babelit*. Atij i nevojitet vetëm të jetë i vetëdijshëm për ekzistencën e tyre apo mundësinë, t'i njohë dhe me ndihmën e dhuntive shumë të veçanta - sa të jashtëzakonshme po aq të shenjta - të shkojë drejt, përmes labirintit, deri te kompletimi i veprës së tij.

Nga anglishtja: Gëzim Aliu



SUSAN SONTAG

*Susan Sontag (1933-2004) është një nga shkrimtarët dhe teoricienët më të njohur amerikanë të shekullit XX. Ka kryer studimet për letërsi, filozofi dhe teologji në Harvard. Pas botimit të esesë* ***Kundër interpretimit (1966)****, fama e saj kaloi kufijtë kontinentalë. Në vitin 1989, si kryetare e* ***PEN American Center****, ka mbështetur fuqishëm shkrimtarin Salman Rushdie, për të cilin në atë vit Khomeini kishte shpallur një fatwa (dënim me vdekje). Njihet për jetën e saj kontroverse dhe për esetë brilante mbi fotografinë, filmin, teatrin, letërsinë etj. Është shpërblyer me disa çmime të rëndësishme, ndër të cilët edhe me çmimin* ***Princi i Asturias për Letërsi (2003)****.*

# LETËRSIA DHE FILMI

Pesëdhjetë vjetët e pranisë së kinemasë na vënë përballë historisë më shumë se dyqind vjeçare të romanit. Me D.W. Griffithin, kinemaja ka Richardson Samuelin e saj; regjisori i *Birth of a Nation* (1915), *Intolerance* (1916), *Broken Blossoms* (1919), *Way Down East* (1920), *One Exciting Night* (1922), dhe qindra filma të tjerë na shprehin shumë koncepte të njëjta morale dhe zënë një pozitë përafërsisht të ngjashme në lidhje me zhvillimin e artit filmik ashtu siç ka bërë në lidhje me zhvillimin e romanit autori i *Pamela dhe Clarissa*. Të dy, Griffith dhe Richardson, ishin inovatorë gjenialë, të dy kishin mendje me një vulgaritet të lartë dhe madje edhe marrëzi, dhe puna e të dyve kutërbon nga era e zjarrtë moralizuese për seksualitetin dhe dhunën, energjia e të cilave buron nga shtypja e epsheve. Figura qendrore në dy romanet e Richardsonit, vajza e pastër dhe virgjine mbytet nga joshësi brutal, - tregon se homologia e saj e saktë - stilistikisht dhe konceptualisht - gjendet tek *Pure Young Girl*, *Perfect victim*,

dhe shumë filma të tjerë të Griffithit, të luajtur shpesh nga Lillian Gish (e cila ishte e njohur për këto role) ose nga tashmë e harruara, por aktore shumë më e mirë, Mae Marsh. Ashtu si Richardson, pallavrat morale të Griffithit (të shprehura në titujt e tij të paimitueshëm dhe të gjatë të shkruar në anglisht me një font të krijuar prej vetë atij të gjitha, mbushur me shkronja të mëdha për të shënuar të gjitha virtytet dhe mëkatet) fshehin një shthurje thelbësore dhe, ashtu si Richardsoni, çfarë është e mirë për Griffithin, aftësinë e tij të jashtëzakonshme për të përfaqësuar ndjenjat më të frikshme femërore në të gjitha pjesët e mërzitshme të tyre, e të cilat banaliteti i "ideve" të tij nuk i errëson. Si bota e Richardsonit, ashtu edhe bota e Griffithit duket e neveritshme dhe pak e çmendur për shijet moderne. Megjithatë ishin këta dy që zbuluan "psikologjinë" e zhanreve përkatëse dhe konsiderohen pionierë të saj.

Natyrisht, jo secili regjisor i madh i filmit mund të krahasohet me një novelist të madh. Krahasimi nuk mund të bëhet fjalë për fjalë. Sidoqoftë, kinemaja nuk ka vetëm Richardsonin e saj, por edhe Dickensin, Tolstojin, Balzacun, Proustin dhe Nathanel Westin e saj. Prandaj ekzistojnë lidhje interesante të stileve dhe koncepteve në kinema. Kryeveprat që regjisori Erich Von Stroheim i ka xhiruar në Hollywood në vitet '20 (*Blind Husbands*, *Foolish Wives*, *Greed*, *The Merry Widow*, *Wedding March*, *Queen Kelly*) mund të përshkruhen si një sintezë brilante e pakrahasueshme e Anthony Hope-t dhe Balzacut.

Kjo nuk do të thotë të shndërrohet kinemaja në roman, ose të pohohet se kinemaja mund të analizohet në të njëjtën mënyrë si romani. Kinemaja ka metodat e saj dhe logjikën e vetë të paraqitjes, që nuk mund të përkufizohet duke thënë se primare janë ato vizuale. Kinemaja na prezanton një gjuhë të re, një mënyrë të shprehuri të emocioneve nëpërmjet përvojave të drejtpërdrejta të gjuhës së fytyrës dhe gjesteve. Megjithatë, ka më shumë ngjashmëri që mund të vihen re mes kinemasë dhe romanit - shumë më shumë, më duket mua, se sa midis kinemasë dhe teatrit. Ashtu si romani, kinemaja na shfaq pamjen e një ngjarje e cila është nën kontrollin absolut të regjisorit (shkrimtarit) në çdo moment. Syri

ynë nuk mund të bredhë nëpër ekran, ashtu siç bën nëpër skenë. Kamera është diktator absolut. Ajo na shfaq fytyrën kur ne duhet të shohim fytyrën, dhe asgjë më shumë; duart e mbërthyera, peizazh, trenin e shpejtë, fasadën e ndërtesës në mes dy kokave që bisedojnë, atëherë dhe vetëm atëherë kur duhet që ne t'i shohim këto gjëra. Kur kamera lëviz, lëvizim edhe ne dhe kur ajo rri, rrimë edhe ne. Në të njëjtën mënyrë që romani na shfaq mendimet dhe përshkrimet të cilat janë të rëndësishme në konceptin e shkrimtarit, dhe ne duhet t'i ndjekim ato në atë renditje, ashtu siç na udhëheq autori; ato nuk janë të shpërndara, në sfond, që ne t'i kompletojmë ashtu siç duam vetë, si në pikturë, ose në teatër. Të gërmojmë tutje. Traditat që ekzistojnë brenda kinemasë - shpesh janë shfrytëzuar më pak se ato që me arsye mund të krahasohen me romanin - e të cilat janë të ngjashme më shumë me format e tjera letrare sesa me romanin. Filmat e Eisenstein-it: *Strike*, *Potemkin*, *Ten Days that Shook the World*, *The Old and the New*; të Pudovkinit: *The Mother*, *The End of St. Petersburg*, *Storm Over Asia*; të Kurosavës: *The Seven Samurai*, *The Throne of Blood*, *The Hidden Fortress*; të Inagakit: *Chushingura*; të Okamotos: *Samurai Assassin;* shumica e filmave të John Fordit (The Searchers, etc.) i takojnë nocionit të kinemasë të njohur si epike. Kemi edhe traditën e kinemasë që njihet si poetike; shumica e filmave të shkurtër të "avant-garde" të cilët janë krijuar në Francë në vitet '20 (siç janë: Bunuel me *Le Chien Andalou* dhe *L'Age d'Or*; Cocteau me *Le Sang d'un Poète;* Jean Renoir me *La Petite Marchande d'Allumenettes;* Antonin Artaud me *La Coquille et le Clergyman)* më së miri mund të krahasohen me krijimtarinë e shkrimtarëve si Baudelaire, Rimbaud, Mallarmé dhe Lautréamont. Sidoqoftë, tradita dominuese e filmit është e koncentruar ku më shumë e ku më pak në shtjellimet e romanit, në fabul dhe ide, duke i vendosur karakteret në lokalitete konkrete të ambientit social.

Sigurisht, kinemaja nuk zbaton të njëjtat rregulla bashkëkohore si romani; kështu, do të na dukej anakronike nëse dikush do të shkruante roman si Jane Austeni, por do të ishte mjaft "e avancuar" nëse dikush do të bënte një film që do të ishte ekuivalent

i Jane Austenit. Kjo nuk ka dyshim sepse historia e filmit është shumë më e shkurtër se sa historia e romanit dhe ka marrë një vrap të ngutshëm që  të zërë tempon e arteve tjera që zhvillohen në shekullin tonë. Kështu, kjo i mundëson që t'i mbërrijë dhe të mbështetet në artet tjera. Arsye tjetër është fakti se kinemaja, i konsideruar vonë si art i vërtetë, është në pozitë të marrë prej arteve të tjera edhe elemente bajate dhe t'i përdor në kombinime të panumërta dhe të reja. Kinemaja është një lloj pan-arti (gjithë-arti). Mund të marrë, të përfshijë, praktikisht të gëlltisë të gjithë artet tjera: romanin, poezinë, teatrin, pikturën, skulpturën, vallëzimin, muzikën, arkitekturën. Ndryshe nga opera, e cila (praktikisht) është një formë e ngrirë arti, kinemaja është dhe ka qenë një medium frytdhënës i kujdesshëm i ideve dhe llojeve të emocioneve. Të gjitha zbukurimet e melodramës dhe emocionet e larta mund të gjenden në kinemanë e kohës së fundit dhe më të stërholluara (për shembull, *Senso* dhe *Rocco and His Brothers* të Viscontit), ndërkohë që janë dëbuar nga romanet më të fundit.

Një lidhje që është bërë shpesh midis romaneve dhe filmave, megjithatë, nuk duket shumë e dobishme. Kjo është një formë e vjetër për ndarjen e regjisorëve në ata që janë kryesisht "letrarë" dhe ata që janë kryesisht "vizualë". Aktualisht ka pak regjisorë, puna e të cilëve mund të jetë kështu e karakterizuar thjesht. Një dallim të paktën po aq i dobishëm është ai midis filmave që janë "analitikë" dhe atyre që janë "përshkrues" dhe "shpjegues". Shembuj të parë do të jenë filmat e regjisorëve Carné, Bergman (sidomos *Through a Glass Darkly*, *Winter Light*, and *The Silence* ), Fellini dhe Visconti; shembuj të dytë do të jenë filmat e Antonionit, Godardit dhe Bressonit. Lloji i parë mund të përshkruhet si film psikologjik, që merret me zbulimin e motiveve të karakterit. Lloji i dytë është anti-psikologjik, dhe merret me trajtimin nëpërmjet ndjenjave dhe gjërave, personat që janë "në gjendje" errësire. Dallimi i njëjtë mund të bëhet edhe me romanin. Dikens dhe Dostojevski janë shembujtë e parë, Stendhal shembulli i dytë.

Nga anglishtja: Ben Apolloni



**UMBERTO ECO**

*Umberto Eco (1932) është semiolog, filozof, kritik dhe prozator italian. I lindur në qytetin Alessandria të Italisë, Eco ka kryer studimet për letërsi dhe filozofi mesjetare. Si profesor ka ligjëruar semiotikën në Universitetin e Bolonjës, në Universitetin e Harvardit, në Universitetin e Oksfordit dhe është nderuar me titullin Doktor Nderi nga disa universitete të botës. Si teoricien, Eco dallohet për një varg studimesh si:* ***Vepra e hapur (1962), Struktura e munguar (1968), Lector in Fabula (1979), Kufijtë e interpretimit (1990), Gjashtë shëtitje nëpër pyjet fiksionale (1994)*** *etj. Rreth moshës 50-vjeçare botoi romanin e parë,* ***Emri i trëndafilit (1980),*** *i cili u përkthye në dhjetëra gjuhë dhe u pranua si një nga romanet më të mira të shekullit njëzet. Ka botuar edhe romanet:* ***Lavjerrësi i Fukosë (1988), Ishulli i ditës së mëparshme (1994), Baudolino (2000) dhe Flaka misterioze e mbretëreshës Loana (2005).***



# Ç'ËSHTË PËR TË QESHUR?

*Llojet e shumta të komikes dhe humorizmit*

Prej të gjitha pyetjeve që përbëjnë panoramën problematike të komikes, sot do të limitohem sall në njërën, për arsye të kohës, e do t'i lë për të ditura të tjerat*. Bën vaki që pyetja të jetë formuluar keq dhe si përfundim bash mund të kontestohet si pyetje. Kjo s'ia heq mundësinë që, për hesap të vetin, të përbëjë një *endoxon* të cilin duhet bërë hesap, e edhe e papërpunuar qoftë, përmban ndonjë embrion të vërtetësisë problematike.

Tragjikja (edhe dramatikja) – thuhet – janë *universale*. Në distancë shekujsh akoma vuajmë për rastet e Edipit dhe Orestit dhe edhe pa e mbështetur ideologjinë e Homaisit mbetemi

të tronditur nga tragjedia e Ema Bovarisë. Ndërsa komikja duket e lidhur me kohën, shoqërinë, antropologjinë kulturore. E kuptojmë dramën e protagonistit të *Rashomon*, por s'e kuptojmë kur dhe pse qeshin japonezët. Haset në vështirësi për ta gjetur Aristofanin komik, lypset më shumë kulturë për ta gjetur komik Rabelasin se sa që lypset për ta vajtuar vdekjen e paladinit Orlando.

Është e vërtetë, mund të vërehet, se ekziston një komikë "universale": torta në fytyrë, për shembull, rënia e miles gloriosus në llum, netët pa gjumë të bashkëshortëve të deprivuar nga Lisistrata. Ama, në këtë pikë do të mund të thuhej se tragjikja që mbijeton nuk është vetëm tragjikja po aq universale (nëna që humb fëmijën, vdekja e të dashurës apo të dashurit), por edhe tragjikja më e veçantë. Edhe duke mos e ditur se për çka ishte akuzuar Sokrati, që tretet dalëngadalë këmbë e krye, na bën të rrëqethemi, ndërsa pa një diplomë në letërsinë klasike nuk e dimë saktësisht se përse duhet të na bëjë të qeshim Sokrati i Aristofanit.

Hendeku ekziston edhe kur shqyrtohen vepra bashkëkohore: cilido rrëqethet duke e parë *Apocalypse Now*, cilido qoftë nacionaliteti dhe niveli i tij kulturor, ndërsa për Woody Allenin duhet të jesh bukur i kulturuar. Danny Kay s'të bënte gjithmonë të qeshësh, idoli i paleteve meksikane i viteve pesëdhjetë, Cantinflas, na ka lënë indiferentë, comedians-ët e televizionit amerikan janë të padurueshëm (a keni dëgjuar ndonjëherë të flitet për Sid Caesar, a ka pasur sukses te ne Lenny Bruce?), siç janë të paeksportueshëm në shumë vende Alberto Sordi dhe Toto.

Prandaj, s'mjafton të thuhet, duke rindërtuar pjesë të Aristotelit të humbur, se në tragjedi kemi rënien e një personazhi në gjendje fisnike, as fort i pabesë as fort i mirë, pra me të cilin mund të afrohesh, përballë shkeljes së rregullës morale dhe religjioze të të cilit ne ndjejmë mëshirë për fatin e tij dhe terror për dënimin që do ta qëllojë atë, por që do të mund të na qëllonte edhe neve, në mënyrë të atillë që tekefundit ndësh-

kimi i tij të jetë purifikim i mëkatit të tij dhe ngasjeve tona – përkundër, te komikja kemi shkeljen e një rregulle të kryer nga një personazh inferior, me karakter kafshe, ndaj të cilit kemi një sens superioriteti, ashtu që të mos identifikohemi me rënien e tij, që sidoqoftë nuk na prek sepse përfundimi është pa gjakderdhje.

As nuk mund të kënaqemi me refleksionin se në shkeljen e rregullës nga ana e një personazhi ashtu të ndryshëm nga ne, ne jo sall që provojmë sigurinë e padënueshmërisë sonë, por edhe shijen e transgresionit për personin e ndërvënë: dhe, duke paguar ai për ne, mund t'i lejojmë vetes t'i gëzohemi, në mënyrë të plotë, një transgresioni që fyen një rregull që tekefundit donim ta shkelim, por pa rrezik.

Të gjitha këto, pa dyshim, janë aspekte funksionuese te komikja, ama sikur aspektet të ishin vetëm këto, s'do të mund të shpjegohej pse duhet të verifikohet kjo ndarje e universalitetit mes dy gjinive rivale.

Çështja nuk qëndron, pra (jo vetëm), në transgresionin e rregullës dhe në karakterin inferior të personazhit komik. Përkundër, çështja që na intereson është kjo: cila është vetëdija jonë për rregullën e shkelur?

Po e eliminojmë të parën, por merret vesh: se te tragjikja rregulla është universale, për çka shkelja na ngatërron, ndërsa te komikja rregulla është e veçantë, lokale (e limituar në një periudhë të caktuar, në një kulturë specifike). Kjo me siguri do të shpjegonte ndarjen e universalitetit: do të ishte tragjik një akt kanibalizmi, do të ishte komik një kinez kanibal që do ta hante një të vetin të ngjashëm me shufra në vend se me pirun (dhe natyrisht se do të ishte komik për ne, jo për kinezët që do ta shihnin gjestin mjaft tragjik). Në të vërtetë rregullat e shkelura nga tragjikja s'janë domosdo universale. Është universal, thonë, gabimi i incestit, por nuk është universal detyrimi i Orestit për ta vrarë edhe nënën e vet. Dhe e pyesim veten pse sot, në një epokë të lejueshmërisë së madhe morale, u dashka ta shohim tragjike gjendjen e Madame Bovary. S'do të ishte në

një shoqëri poliandrike, por as edhe në New York; që zonja e nderuar t'i dhurojë kapriçot e saja ekstrabashkëshortore dhe të mos ia ndiej fort. Kjo provinciale e penduar së tepërmi sot do të na bënte të qeshim, së paku sa personazhi çehovian i *Është e rrezikshme të teprohet* që, pasi e ka spërkatur me pështymë një person të rëndësishëm duke teshtirë, në teatër, vazhdon më pas t'i përsërisë ndjesat e tij përtej kufijve të arsyes. E vërteta është se është tipike për tragjiken që para, gjatë dhe pas reprezentimit të shkeljes së rregullës, të na muhabetosë gjatë mbi natyrën e rregullës. Te tragjedia është vetë kori që na ofron reprezantimin e skenarëve socialë (në të vërtetë të kodeve), në shkeljen e të cilëve konsiston tragjikja. Funksioni i korit është pikërisht ai që të na e shpjegojë në çdo hap cili është ligji: sall kështu merret vesh shkelja dhe pasojat e saj fatale. E *Zonja Bovary* është një vepër që parasegjithash na shpjegon se sa e dënueshme është shkelja e kurorës, apo së paku se sa e dënojnë bashkëkohanikët e protagonistes. E *Engjëlli i kaltërt* na thotë, parasegjithash, se sa *nuk duhet* të përzihet në poshtërsinë e një balerine një profesor i moshës së pjekur; e *Vdekja në Venecia* na thotë, parasegjithash, se sa një profesor i moshës së pjekur *nuk duhet* të dashurohet me një çunak.

Hapi i dytë (jo kronologjik, përkundrazi logjik), do të jetë pastaj të thuhet se s[illegible]ata s'mund të mos e bëjnë të keqen dhe nuk mund të mos përfshihen. Ama pikërisht pse rregulla përsëritet (o si pohim në kufi të vlerës etike o si njohje e një shtrëngimi shoqëror). Tragjikja justifikon shkeljen (në kufi të fatit, pasionit apo tjetër), por nuk e eliminon rregullën. Për këtë është universale: *gjithmonë* shpjegon pse akti tragjik duhet të na ngjallë llahtar dhe mëshirë. Gjë që është e njëjtë si të thuhet se çdo vepër tragjike është një leksion i antropologjisë kulturore dhe na lejon të identifikohemi me një rregull që bile nuk është e jona.

Tragjike mund të jetë situata e një anëtari të një komuniteti antropofag që refuzon ritin kanibalik:  ama do të jetë tragjike në masën që tregimi të na bindë për madhërinë dhe peshën e detyrës së antropofogjisë. Një histori që të na tregojë

vuajtjet shpirtërore të një antropofogu dispeptik dhe vegjetarian që nuk e do mishin njerëzor, ama pa na e shpjeguar gjatë dhe bindshëm sa është fisnike dhe e detyrueshme antropofogjia do të jetë sall një histori komike.

Kundërprova e këtyre propozimeve teorike do të ishte në të treguarit se veprat komike e japin rregullën për të njohur e nuk merakosen ta përsërisin. Dhe në fakt është kjo që e besoj dhe sugjeroj të verifikohet. Përkthyer në terme të semiotikës tekstuale, hipoteza do të formulohej në këto terme. Ekziston një mjeshtri retorike, që arrin në figurat e mendimit, në të cilat, me të dhënë një skenar social ose intertekstual veç të njohur për audiencën, e tregon variacionin pa e bërë diskursivisht të qartë.

Se të heshturit e normalitetit të shkelur është tipike për figurat e mendimit duket evidente tek ironia, e cila, duke konsistuar në pohimin e të kundërtës (të çkafit? Të kësaj që është apo të asaj që besohet shoqërisht), vdes kur e kundërta e të kundërtës bëhet e qartë. Në më të shumtën, që të pohohet e kundërta, duhet të sugjerohet nga *prononcuesi*: ama ç'siklet të komentohet ironia, të pohohet "jo –*për*", duke sjellë ndërmend se "në vend *të*". Se në vend të, në qoftë nevoja, të gjithë duhet ta dinë, por askush s'duhet ta thotë.

Cilët janë skenarët që komikja i shkel pa u detyruar t'i përsërisë? Parasegjithash, skenarët e rëndomtë, apo rregullat pragmatike të interaksionit simbolik, që trupi shoqëror duhet t'i marrë si të dhëna. Torta në fytyrë të bën të qeshësh sepse presupozohet se, në një festë, tortat hahen e nuk i përplasen tjetrit për fytyre. Duhet të dihet se një puthjedorë konsiston në çikjen e dorës së damës me buzë, me qëllim që të jetë komike situata e atij që, përkundër, e pushton një dorëth të akullt dhe e mbrun makuterisht me puthje të lagështa dhe me të kërcitura gjuhe (apo fillon nga dora tek pulsi, e nga aty tek krahu – përkundrazi, situatë jo komike e ndoshta tragjike në një raport erotik, në një akt përdhunimi).

Le të merren rregullat konvencionale të Grice. E kotë të thuhet, siç bëjnë të kryqëzuarit e fundit që nuk përfillen, se në

interaksionin e përditshëm i shkelim vazhdimisht. Nuk është e vërtetë, i respektojmë apo i marrim për të mira me qëllim që të fitojë shije, në sfondin e ekzistencës së tyre të papritur, implikatura konvencionale, figura retorike, liçenca artistike. Bash pse rregullat, qoftë edhe pavetëdijshëm, janë pranuar, shkelja e tyre pa arsye bëhet komike.

1. *Parim i kuantitetit*: bëj që kontributi yt të jetë sa informativ aq i kërkuar nga situata e shkëmbimit. Situatë komike: “Më falni, a e dini sa është ora?”. “Po”.
2. *Parime të kualiteteve*: a) mos e thuaj atë që beson se është e rreme. Situatë komike: “O Zoti im, të lutem, jepma një provë të ekzistencës tënde!”; b) mos e thuaj atë për të cilën kurrë nuk ke prova adekuate. Situatë komike: “Mëndimi i Maritain më duket i papranueshëm dhe irritues. Shyqyr që kurrë s’e kam lexuar asnjë libër të tij!” (pohim i një profesorit tim të universitetit, personal comunication, shkurt 1953)
3. *Parim i relacionit*: jij relevant. Situatë komike: “A di ta drejtosh motoskafin?”. ”Pa shih, ta marrë djalli! Kam qenë ushtarë në Cuneo!” (Toto)
4. *Parime të sjelljes*: evitoje obskuritetin e shprehjes dhe ambiguitetin, jij i shkurtër dhe evitoji proliksitetet e kota, jij i rregullt. Nuk besoj se është e domosdoshme të sugjeroj përfundime komike të kësaj shkeljeje. Shpesh janë të pavullnetshme. Natyrisht, po këmbëngul, kjo rekuizitë nuk është e mjaftueshme. Mund të shkelen parime konvencionale me përfundime normale (implikatura), me përfundime tragjike (reprezentim i papërshtatshmërisë sociale), me përfundime poetike. Lypsen rekuizita tjera, e po kthehem te tipologjitë tjera të efektit komik. Ajo për të cilën dua të këmbëngul është se në rastet e sipërpërmendura ka efekt komik (coeteris paribus) nëse rregulla nuk kujtohet, por presupozohet si e nënkuptuar.

E njëjta ndodh me shkeljen e skenarëve intertekstual. Vite më parë revista *Mad* ishte specializuar për skeçe të titul-

luara: “Filmat që do të na pëlqente t’i shohim”. Për shembull, banda e jashtëligjshme e Westit që e lidhin një çupë për binarëve të trenit në livadhishte. Kuadro në vijim më montazh alla Griffith, treni që përafrohet, çupa që qan, kalorsllëku i të mirëve që i vijnë në ndihmë, përshpejtim i kuadrove të alternuara dhe, në fund, treni që e bën copë-copë çupën. Variacione: sherifi që përgatitet për duelin final sipas të gjitha rregullave të filmit western dhe në fund vritet nga i keqi; kordhëtari që futet në kështjellën ku bukuroshja mbahet e burgosur nga i pabesi, përshkon sallonin duke u mbajtur në llambadarët dhe perdet, fillon një duel çudash me të pabesin dhe në fund theret. Në të gjitha këto raste, për ta gëzuar një shkelje, lypset që rregulla e gjinisë të jetë tashmë e presupozuar dhe e gjykuar e pa shkelshme.

Nëse kjo është e vërtetë, e mendoj se hipoteza vështirë se mund të falsifikohet, ja që do të duhej të ndryshonin edhe metafizikat e komikës, përfshirë edhe metafizikën apo meta-antropologjinë bachtiniane të karnevalizimit. Komikja duket popullore, çliruese, eversive, sepse jep liçencë për shkeljen e rregullës. Ama i jep bash atij që shpeshherë ka arritur ta marrë këtë rregull si të pashkelur. Regulla e shkelur nga komikja është bukur shpesh e njohur sa s’ka nevojë të përsëritet. Për këtë karnevali mund të vijë sall një herë në vit. Duhet një vit vrojtim ritual që shkelja e urdhëresave rituale të na kënaqë (*semel* – tamam – *në vit*).

Në regjimin e lejueshmërisë absolute dhe anomisë së plotë s’ka karneval të mundshëm, sepse askush s’do të kujtohej çka vihet (afërsisht) në çështje. Komikja karnevaleske, momenti i tansgresionit mund të ndodhë sall nëse ekziston një fond i vrojtimit të padiskutueshëm. Në këtë kuptim, komikja s’do të ishte tamam çliruese. Sepse, që të manifestohet si çlirim, do të duhej (para dhe pas shfaqjes së vet) triumfi i vrojtimit. E kjo do ta shpjegonte si vallë pikërisht universi i mass-mediave është në të njëjtën kohë univers i kontrollit dhe rregullimit të konsensit dhe univers i themeluar mbi tregun dhe konsumin

e skemave komike. Lejohet të qeshet bash pse është e sigurt se para dhe pas të qeshurës është e sigurt se do të qahet. Komikja s'ka nevojë të përsërisë rregullën sepse është e sigurt se është e njohur, e pranuar  dhe e padiskutueshme dhe akoma më shumë do të mbetet mbasi që licenca komike t'i ketë lejuar – brenda një hapësire të caktuar dhe për maskën e ndërvënë – të luajë me shkeljen.

"Komikja" është mbi të gjitha një term-ombrellë, si "lojë". Mbetet të pyetet nëse në nënllojet e ndryshme të kësaj gjinie kaq të dykuptimtë, nuk gjen hapësirë një formë aktiviteti që luan në mënyra të ndryshme me rregullat, e tilla sa të lejojë edhe ushtrime në ndërmjetësirat e tragjikes dhe befasisë, duke ikur nga kjo lidhje e errët me kod, që do ta dënonte komiken në bllok për të qenë, me kod, më e mira e mbrojtësve dhe celebrimeve.

Mendoj se mund ta dallojmë këtë kategori në atë që Pirandello kundëvënte apo artikulonte ndaj komikes, duke e quajtur humorizëm.

Përderisa komikja është perceptim i të kundërtës, humorizmi është sentiment. S'do të diskutojmë mbi terminologjinë akoma të kryqëzuar. Nëse shembull i komikes ishte një plakë e kërrusur që kremohej si çupë, humorizmi do të impononte të pyesim edhe përse vepron asisoj plaka.

Në këtë lëvizje unë s'ndihem më superior apo indiferent ndaj personazhit kafshëror që vepron kundër rregullave të mira, por nis të identifikohem me të, vuaj dramën e tij dhe e qeshura ime shndërrohet në buzëqeshje. Një shembull tjetër që jep Pirandello është ai i Don Kishotit i kundërvënë ndaj Astolfos ariostesk. Astolfo që arrin në hënë me kalin e një hipogrifi përrallor dhe më të rënë nata kërkon një hotel si një shitës shëtitës, është komik. Jo kështu Kishoti, sepse kuptohet se lufta e tij me mullinjtë e erës riprodhon iluzionin e Servantesit që ka luftuar dhe ka humbur një gjymtyrë dhe ka vuajtur burgun sherri i iluzioneve të lavdisë.

Do të thosha më tepër: është humoristik iluzioni i Don Kishotit që e di, siç e di lexuesi, se ëndrrat që ai ndjek janë të ku-

fizuara në botërat e mundshme të një letërsie kalorsiake të dalë mode. Po ja që në këtë pikë hipoteza pirandeliane ndeshet me të tonën. Vepra e Servantesit nuk i jep për të njohur skenarët intertekstual mbi të cilët modelohen marrëzitë e Mançës, por duke i përmbysur përfundimet. I shpjegon, i përsërit, i ridiskuton, ashtu siç një vepër tragjike rivë në çështje rregullën për t'u shkelur.

Prandaj, humorizmi vepron si tragjikja, ndoshta me këtë dallim: se tek tragjikja rregulla e përsëritur bën pjesë në universin narrativ (Bovary),ose, kur përsëritet në nivel të strukturave diskursive (kori tragjik) duket gjithmonë e parashtruar nga personazhet; ndërsa tek humorizmi përshkrimi i rregullës do të duhej të duket si instancë, si e fshehur, *e parashtrimit*, zë i autorit që reflekton mbi skenarët sociale të cilëve personazhi i parashtruar do të duhej t'iu besojë. Pra, humorizmi do ta tepronte me shkëputjen metalinguistike.

Edhe kur një personazh i vetëm flet për veten e mbi veten, ai dyfishohet në të gjykuar dhe gjykatës. Po mendoj për humorizmin e Woody Allenit ku pragu mes "zërave" është vështirë të dallohet, por arrihet, të themi, me të dëgjuar. Më evident ky prag është në humorizmin manzonian, që markon shkëputjen mes autorit që gjykon universin moral dhe kulturor të don Abbondios dhe aksioneve (të jashtme dhe të brendshme) të vet don Abbondios.

Në mënyrë të këtillë humorizmi do të ishte, si komikja, viktimë e rregullës që presupozon, por do të reprezantonte kritikën, vetëdijshëm dhe qartë. Humorizmi do të ishte gjithmonë metasemiotik dhe metatekstual. Nga e njejta racë do të ishte komikja e gjuhës, nga lojërat  fjalëve aristotelike tek *puns*-ët joycian. Të thuhet se idetë e gjelbërta pa ngjyrë flenë tërimshëm, do të ishte (po të mos ngjante me poezinë) një rast i komikës verbale, sepse rregulla gramatikore është e presupozuar, e vetëm duke presupozuar shkeljen e saj duket evidente (për këtë kjo frazë i bën gramatikanët të qeshin, por jo kritikët letrarë që janë duke menduar në tjera rregulla, tashmë të rendit retorik, d.m.th. të shkallës së dytë, që do ta bënin normale).

Por të thuhet se *Finnegan's Wake*, është një *sherzarade* përsërit, përderisa e fsheh, praninë e sheerazade-s, të sharadës dhe shakasë, në vet trupin e shprehjes transgresive. E prej tre leksemave të përsëritura e të mohuara tregon afrinë, ambiguitetin e thellë, mundësinë paranomastike që i bënte të brishta. Për këtë anakoluti mund të jetë komik, apo lapsusi arsyet e të cilit nuk kërkohen (të varrosura në vetë strukturat e asaj që të tjerë e quajnë zinxhiri shenjues, por që faktikisht është struktura ambigue dhe kontradiktore e enciklopedisë): ndërsa loja e fjalëve dhe calembouri veç janë të ngjashme me humorizmin: nuk ngjallin mëshirë për qeniet njerëzore, por mosbesim (që na ngatërron) ndaj brishtësisë së gjuhës. Ama, ndoshta po i ngatërroj kategoritë që duhet të jenë akoma më shumë të dalluara. Duke reflektuar mbi këtë fakt dhe mbi raportin mes refleksionit dhe kohëve të tij (kohë kronologjike, po them), ndoshta po hedh një trohë dritë mbi një gjini të re, refleksionin humoristik mbi mekanikën e simpoziumeve, ku kërkohet të zbulohet, për tridhjetë minuta, çka është *propre de l'homme*.

*Shënim:*

*Ky artikull qe publikuar për herë të parë në Alfabeta, 21.2.1981 dhe përfshihej në një kumtesë në seminarin mbi retorikën e komikës (Bressanone, korrik 1980); është ripublikuar në përmbledhjen Sette anni di desiderio (Shtatë vite të dëshirës), Bompiani, botimi II, 2000.*

Përktheu: Arben Idrizi



**HAROLD BLOOM**

*Harold Bloom (1930) është shkrimtar dhe kritik amerikan, ish-student i M. H. Abramsit si dhe profesor në Universitetin e Jelit. Njihet për mbrojtjen që ua ka bërë poetëve romantikë të shekullit XIX dhe për proklamimin e një estetike që mbështet letërsinë kundër kritikës marksiste, historiciste dhe post-strukturaliste (dekonstruktive dhe semiotike). Në vitin 1994 botoi librin sensacional, **Kanoni perëndimor**, ku përmend veprat më të rëndësishme të shekullit XX të Evropës post-romake, duke e konsideruar Shekspirin figurën më madhore të Perëndimit. Viteve të fundit ai përmendet si një sulmues i ashpër i veprave të autorëve si: Stephen King, Maya Angelou, J. K. Rowling dhe Doris Lessing. Bloom është autor i disa librave dhe eseve të publikuara anekënd botës. Libri më i ri i tij quhet **Të jetosh në labirint**: **Letërsia dhe ndikimi (2010)**.*



# PËRSE TË LEXOJMË?

Leximi nuk duhet reshtur kurrë, sepse ai ka rëndësi të dorës së parë, për ta mbajtur sadopak gjallë aftësinë e formimit të gjykimit dhe mendimeve vetjake. Mënyra se si lexohet, mirë a keq, nuk mund të varet vetëm prej nesh, porse arsyeja përse lexohet duhet me qenë vetëm e vetëm në shërbim të interesit tonë. Mund të lexohet thjesht për të vrarë kohën, sikurse mund te lexohet i yshtur prej një nevoje të thellë të brendshme, në një rast të këtillë, ka për të mbërritë më së mbrami ai çasti i pangishëm kur leximi do të ta bëj natën ditë. Lexonjësit e Biblës, ata që përpiqen me gjetë biblën e vetvetes, ndoshta e trupëzojnë këtë nevojë të brendshme shumë më mirë se lexuesit e Shakespear-it, porse në të dyja rastet, prapëseprap, grishja është po

ajo. Një nga shërbimet e të lexuarit, është të na përgatisë për ndryshimin tonë, dhe ndryshimi më i fundmë, ajme, është universal.

Mua leximi më shëmbëllen me një ritual vetmitar, më shumë se me një mision edukues. Mënyra se si lexojmë sot, kur jemi vetëm me veten tonë, përbën deri diku një vazhdimësi të leximit në të shkuarën, sidoqë sot leximi interpretohet nëpër akademi. Lexuesi im ideal (sikurse heroi im i përjetshëm) është Dr. Samuel Johnson-i, i cili ishte i vetëdijshëm për të dyja, fuqinë dhe pamundësinë e të lexuarit pareshtur. Sikurse çdo aktivitet tjetër i mendjes, ai duhet të përmbush parimin e parë të Johnson-it, leximin e asaj “çka na përshtatet më së miri, çka na sjell dobi.” Sër Francis Bacon, përhapësi i disa prej ideve që Johnson-i vuri në jetë, pat dhënë një këshillë shumë të vyer “Lexo duke ruajtur gjykimin, pa t’u bërë trutë dhallë, duke mos besuar gjithçka mendjen pa e vrarë, jo për të rrahur ujë në havan me fjalë që s’kanë mbarim, por duke i dhënë peshë mendimit, duke u thelluar në gjykim.” Unë do të vija përkrah Bacon-it dhe Johnsonit, një tjetër mendimtar të urtë, Emersonin, të ashprin armik të historisë dhe historicizmave të çdo lloji, i cili pat theksuar se librat më të mirë “na trondisin me bindjen e thellë, se ajo nevojë e brendshme që shkruan, po ajo lexon.”

Lejomëni atëherë të bëj njësh thëniet e Bacon-it, Johnson-it, edhe Emerson-it, për të përftuar një formulë të vetme se si të lexojmë: lexo çka më së miri të përshtatet, çka të sjell dobi, libra që i japin peshë mendimit duke të thelluar në gjykim, libra që të trondisin ngase keni të njëjtën natyrë, të pacënuar nga e tirani e kohës. Pikë për pikë, kjo do të thotë, në fillim gjejeni ju Shekspirin, mandej lëreni t’ju gjej. Nëse leximi i Mbreti Lir,ju rrëmben të tërin, atëherë mendoni e gjykoni për natyrën e njëjtë që personazhi ndan me ju; afrinë me veten tënde. Vetëmse këtë s’e shoh asfare si idealizëm por si pragmatizëm. Ta gjykosh këtë tragjedi si akuzë kundër sistemit patriarkal do të thotë të heqësh dorë nga interesat e tua më vetjake, sidomos kur kemi të bëjmë me lexuese, çka është më ironike se

sa duket. Shakespeare, më shumë se sa Sophocles, përbën një autoritet të padiskutueshëm dhe të pashmangshëm për sa i përket konfliktit ndërmjet brezave, dhe më shumë se kushdo tjetër, në lidhje me ndryshimet ndërmjet grave dhe burrave. Jini të hapur kundrejt një leximi të shumëanshëm të Mbreti Lir, dhe kësisoj do të kuptoni shumë më mirë origjinën e asaj çka ju e quani patriarkat.

Në fund të fundit - ne lexojmë - sikurse Bacon-i, Johnson-i, dhe Emerson-i do të ishin të një mendjeje - për të forcuar unin tonë, për të mësuar interesat e tij të qenësishme. Leximi na trand së brendshmi duke na dhënë ndiesi të atilla kënaqësie të cilat shpjegojnë deri diku se përse vlerat estetike janë nën-vlerësuar nga moralistët socialë, qysh prej Platonit deri tek kampi i sotshëm i puritanëve. Kënaqësitë leximore janë në të vërtetë egoiste më shumë se sociale. Nuk është se përmirëso-het drejtpërdrejt jeta e ndokujt nëse leximi është më i mirë e më i thellë. Mbetem mosbesues ndaj shpresës tradicionale so-ciale se kujdesi ndaj të tjerëve mund të nxitet prej gjallërimit të imagjinatës vetjake, sikurse jam i tejnginjur me argumen-tat e gjertanishme që përqasin ëndjet e leximit vetmitar me të mirën publike.



Ajo çka është e trishtueshme sa i përket leximit në mënyrë profesionale është fakti se rrallë ndodh të ndiesh sër-ish atë mrekullim të dikurshëm që të ngjallte leximi në rini, atëkohë kur librat mbartnin “mrekullimin hazlitian”. Mënyra se si lexojmë sot, varet deri diku apo plotësisht nga largësia, qoftë kjo e brendshme apo e jashtme, që ne vendosim në lidhje me universitetet, vendet ku leximi rrallë mësohet si kënaqësi, në kuptimin më të thellë të estetikës së kënaqësisë. Hapja e vetvetes kundrejt një përballjeje të drejtpërdrejtë me Shake-spear-in në kulmin e fuqisë së tij krijuese, sikurse është Mbreti Lir, asnjëherë nuk është e lehtë, në të ri sikurse në pleqëri, dhe prapëseprapë të mos e lexosh në plotninë e vet Mbretit Lir (çka do të thotë pa kurrfarë manteli ideologjik) do të thotë të mashtrosh botërisht vetveten edhe në gjykim edhe estetikisht.

Një fëmijëri ku pjesën më të madhe të kohës e zë televizori domosdo shpie tek një adoleshencë ku kohën e gllabëron kompjuteri, dhe kësisoj në dyert e univesitetit kemi një student që s'ka gjasa ta mirëpresë idenë se nevojitet durim në këtë rrugëtim që s'njeh fund deri në cakun e mbramë: urtinë që është gjithçka. Shmangia e këtij rrugëtimi e bjerr aftësinë e leximit, sikurse vetë unin bashkë me të. Keqardhja në këso rastesh s'ka kurrfarë vlere ashtu si zotimet e programet e paskëtajshme të leximit. Gjithçka ende mund të ndryshohet, mund të bëhet prej një lloj elite, gjë në në fakt është e papranueshme, për shumë arsye, të mira e të këqija bashkë. Kjo ngase edhe sot ka akoma lexues vetmitarë, të rinj e të vjetër, kudo, madje edhe në universitete. Nëse kritika shërben për ndofarë gjëje ende në kohën tonë, shërben sepse i drejtohet këtij lexuesi, lexuesi që lexon për vetveten, dhe jo për interesa që me gjasë e tejkalojnë vetveten.

Vlera në letërsi sikurse në jetë, më së shumti ka të bëjë me të veçantën fshehatare, atë që kalon cakun e të zakonshmes, të tepërtën prej së cilës merr jetë kuptimi. Nuk është rastësi që historiografët - kritikët që besojnë se njerëzit janë produkt i historisë shoqërore - i shohin personazhet letrarë thjesht si gjurmë të lëna në letër, dhe kaq. Hamleti as që përbën një të vërtetë historike nëse mendimet që kemi nuk na përkasin ne. Kjo na sjell tek parimi i parë, që mund të përmirësojë mënyrën se si lexojmë sot, parim që ja detyroj Dr. Johnson-it: "Çliroje mendjen prej klisheve" Fjalori të dëften që klisheja është ligjërim i stërfyrë me banalitete të rëndomta, fjalor i stërçuditshëm si ai i një sekti a kulti shtriganësh.

Meqënese universitetet kanë fuqizuar kulte të tilla si "gjinia dhe seksualiteti" dhe "multikulutarizmi," qortimi i Johnson-it kësisoj shndërrohet në "çliroje mendjen nga kilshetë akademike." Një kulturë universitare që vlerëson më shumë të brendshmet e femrave të periudhës viktoriane se sa vlerëson Charles Dickens-in dhe Robert Browning-un i ngjan një dalldie si ato që përshkruan Nathaniel West-i, gjë që tash-

më është kthyer në as më shumë dhe as më pak se në standart. Produkt anësor i një “kulture poetike” të këtillë është fakti se nuk arrin të nxjerrë as edhe një Nathaniel West, dhe as nuk e degdis qoftë edhe ky fakt një kulturë akdemikë të allasojtë në zgripin e parodisë? Poemat e një mjedisi të kësoshëm akademik janë zëvendësuar nga të brendshmet e kulturës sonë. Materialistët tanë riosh na dëftejnë se i kanë kthyer trupin historiografisë, dhe shpallin se punojnë në emër të Parimit të Realitetit. Jeta e mendjes duhet të mposhtë vdekjen e trupit, por prapësperapë kjo as që ka nevojë për bujën zulmëmadhe të një sekti akademik.

Parimi i çlirimit të mendjes prej klisheve na shpie tek parimi i dytë i ringjalljes së leximit: Mos u orvat të bësh më të mirë fqinjin apo lagjen me atë që lexon apo si e lexon. Vetëpërmirësimi është një projekt aq madh, sa të mjafton vetja, mendja dhe shpirti yt: për to s’ka kurrfarë etike leximi. Mendja duhet mbajtur e përqendruar në shtëpinë tënde derisa padituria e saj e mirëfilltë të jetë zbuar me gjithsej; angazhimi i parakohshëm është magjepsës në vetvete, por merr shumë kohë, kohë e cila për leximin nuk do të jetë e mjaftueshme kurrë. Shkrimi për historinë, qoftë ajo e tashme apo e shkuar, është një lloj idhujtarie, adhurim i vazhdueshëm për çka ndodh në kohë. Lexo atëherë i udhëhequr prej dritës së brendshme që kremtonte John Milton-i dhe që Emerson-i e kishte parim të leximit, parim që fare mire mund të jeti parimi ynë i tretë: Studiuesi është një qiri që ndizet gjithmonë prej dashurisë dhe gjakimeve të njerëzimit. Wallace Stevens-i, ndoshta duke e harruar autorin e tij, krijoi variante të mahnitshme të kësaj metafore, por fjalët burimore Emersoniane përbën një shprehje më të qartë të parimit të tretë të leximit. Nuk ka vend për drojen se liria e përmirësimit tënd si lexues përbën egoizëm, sepse nëse arrin të bëhesh lexues i mirëfilltë, atëherë fryti i mundimeve të tua do të shndërroj në një mendjendriçues për të tjerët.

U jam rikthyer shumë herë letrave që kam marrë prej njerëzish të panjohur tetë a nëntë vitet e fundit, dhe më ka

ndodhur shpesh të prekem aq shumë prej tyre sa të mos mundem t'u kthej përgjigje. Pathosi që i përshkon, për mendimin tim, përbën më së shumti një nevojë të thellë për studimin letrar profesionist, detyrim që universitet nuk begenisin ta përmbushin. Emersoni ka shkruar se shoqëria nuk bën dot pa njerëz të kultivuar dhe shtoi në mënyrë profetike se: "vatra e shkrimtarit nuk është shkolla, por njerëzimi." Ai e kishte fjalën për shkrimtarë të fuqishëm, burra dhe gra që merrnin përsipër të ishin përfaqësues, përfaqësues të vetvetes, dhe jo kushtetutave, me të vetmen politikë atë që buron prej shpirtit njerëzor.

Funksioni më i lënë pas dore i edukimit universitar është nyjëtuar përjetësisht në thirrjen e Emersonit drejtuar "Studiuesit amerikan", ku ai shpall se detyrat e studiuesit: "Mund të përmblidhen të gjitha tek vetëbesimi." Unë marr nga Emersoni edhe parimin e katërt të leximit: Që te lexosh mirë duhet të kesh shpirt krijues. "Leximin krijues" në kuptimin Emersonian e kam quajtur një herë "keqlexim," fjalë që i bindi kundërshtarët e mi se vuaja nga disleksia kronike. Humbëtira apo zbrazëti që ata shohin pas leximit të një poeme është pasojë e mospasjes së një shpirti të tillë krijues. Vetëbesimi nuk është dhunti, por Rilindja e Dytë e mendjes, e cila nuk mund të ndodhë pa vite të tëra leximi të pareshtur. Estetika nuk ka standarte absolute. Nëse ndokush mëton se fuqia shekspiriane është produkt i kolonializmit ateherë kush po e vriska mendjen të argumentoj të kundërtën? Pas katër shekujsh Shakespeare është më i fuqishëm se kurrë; dramat e tij do të luhen në hapësira jashtëtokësore, në të tjera botë, nëse këto botë do të arrihen. Ai nuk përbën përbetim për kulturën Perëndimore; por mishëron të gjitha parimet e leximit dhe është pika ime e referimit në këtë libër.

Borgesi ia mvishte këtë universalizëm mungesës së mirëfilltë të egoizmit të tij, cilësi që përbën një metaforë të shumëfishtë për dallimin mes Shakespear-it dhe të tjerëve, metaforë e fuqisë së tij njohëse si e tillë. Ne lexojmë, më shpesh e më shumë se sa ne mendojmë se lexojmë, në kërkim të një mendjeje më origjinale se e jona.

Ideologjia, sidomos në variantet me të cekëta të saj, është rrënuese sa i përket aftësisë së të kuptuarit dhe vlerësimit të ironisë, ngase unë sugjeroj që ringjallja e ironisë të jetë parimi ynë i pestë i ripërtëritjes së leximit. Mendoni ironinë e pafundme të Hamlet-it, i cili kur thotë diçka nënkupton kryekrejet diç tjetër, më së shumti krejt të kundërt me atë që thotë. Por, ky parim, sikur ma vret shpirtin, prejse s'ka gjasa t'i mësosh dikujt të jetë ironik sikurse të bëhet lexues vetmitar. Prapëseprapë, humbja e ironisë shënon vdekjen e leximit, të asaj çka përbën qytetërim në mendjet tona.

*U qasa çap pas çapi fare lehtë*
*Ngadalë e mata udhën ca nga ca*
*Yjet mbi Krye flakëruan natâ*
*Nën këmbë kisha Detin vetë*

*S'dija se ç'ndillte tjetri hap*
*Mos vallë i fundmi asisoj -*
*Cakun e preka prapëseprap*
*Disa e quajnë "Përvojë"*



Të ecurit e burrave është e ndryshme nga e grave, me përjashtim të rastit kur janë në kuadrate të disiplinuara marshimi, pasi ne të gjithë përpiqemi të ecim ndryshe nga të tjerët. Dickinson-i, mjeshtrja e Sublimes në zgrip, zor se mund të kuptohet nëse nuk ndiejmë shqisën e ironisë së saj. Ajo ecën përgjatë të vetmes udhë të mundshme, "çap pas çapi" por çapitja e saj e dalëngadaltë pranëvihet në mënyre ironike me nje titanizëm ku ajo ndien "Yjet mbi Krye," ndërkohë që ka detin nën këmbë. Duke mos e ditur nëse hapi tjetër i saj do të jetë "i fundmi asisoj" kjo i jep asaj atë mbërritje në atë cak të mbramë që ajo nuk do t'i vër emër, porse vetëm thotë që "disa" e quajnë Përvojë. Ajo e kishte lexuar esenë e Emersonit "Përvoja", një punë e shkëlqyer në gjurmët e esesë "Mbi përvojën" shkruar prej mjeshtrit të saj Montaigne, dhe ironia e saj është një përgjigje

e përkorë ndaj fjalëve hyrëse të Emersonit "Ku ta gjejmë vetveten? Një përgjigje kundrejt një numri pyetjesh që nuk njohin cak, sepse besohet se ato nuk ekzistojnë." Caku për Dickinson-in është të mosditurit nëse tjetri hap është i fundmi asisoj. "Nëse ndokush prej nesh do ta dinte se si do ta kishim të shkuarën dhe cili është fati ynë i ardhshëm, atëherë kjo do të ishte kulmi i dijes!" Rugëtimi i mëpasshëm i Emersonit ndryshon nga ritmi i shtruar i Dickinson-it, sikurse e thotë ajo, "çap pas çapi". "Gjithçka rrjedh dhe shndrit,"në mbretërinë e përvojës së Emersonit, dhe ironija e tij gjeniale është krejt ndryshe nga ironia e saj e nëndheshme. E megjithatë, asnjëri sosh nuk është ideolog dhe të dy mbijetojnë në kohë saje fuqisë që mbartin ironitë e tyre të kundërta.

Në fund të shtegut të ironisë së humbur është caku i mbramë, përtej të cilit vlera e letërsisë do të jetë e paripërtërishme. Ironia është thjesht një metaforë, dhe rrallë ndodh që ironia e një epoke letrare të jetë si ajo e një epoke tjetër, sidoqoftë, pa rilindjen e kuptimit të ironisë humbet shumë më shumë se ajo që ne e quajmë shkrim letrar. Thomas Mann-i, ndër më ironikët e shkrimtarëve të këtij shekulli, duket se është bër fir tashmë. Botohen biografi të reja të tij, dhe shkrimet për to mbështeten pothuajse gjithmonë vetëm në homoseksualitetin e tij, a thua se kësisoj do mbahet gjallë interesi ynë si lexues për to, vetëm nëse vërtetohet së ishte homoseksual, dhe kjo t'i sigurojë një vend në bibliotekat tona. Nuk ndodh ndryshe as kur bëhet fjalë për Shakespeare-in, më së shumti përmendet biseksualiteti i tij i dallueshëm, dhe kësisoj huqet e puritanëve të kohës sonë nuk kanë të sosur. Ironitë shekspiriane, sikurse dihet, jamë më të shumëkuptimshmet dhe dialektiket në tërë letërsinë perëndimore, dhe prapëseprap ato nuk ndërmjetësojnë gjithmonë pasionet e personazheve të tij për ne, kaq e gjerë dhe e fuqishme është furtuna e tyre emocionale. Kjo është arsyeja pse Shakespeare e tejkalon epokën tonë, edhe pse ironitë e tij shpërfillen për t'u marrë me vogëlsira. Nga ana tjetër, në çdo emocion që ngjall Thomas Mann-i, rrëfimor apo drama-

tik, ai ndërmjetësohet prej një estetike të ironisë; dhe ajo nuk mund t'u mësohet si e tillë e shembullzuar tek librat Vdekje në Venecie ose Pështjellim dhe pikëllim i kahershëm pasi për shumë prej studentëve, qoftë edhe për më të talentuarit, është pothuajse e pamundur. Kur autorët rrënohen prej historisë, ne me të drejtë i shohim veprat e tyre si trakate periudhash historike, por kur ato nuk mbijetojnë për shkak të idelogjisë historike që i përshkon, mendoj se kemi të bëjmë me një dukuri tjetër.

Ironia kërkon një vëmendje të caktuar, sikurse aftësinë për të ngjallur ide kundërthënëse, edhe kur ato ndeshen me njëra-tjetrën. Po ti heqim ironinë leximit, i kemi hequr të befasishmen, gjithë të papriturën që na grish. Rrokni çfarëdo lloj libri që t'u zërë dora, një nga ata me vlera që gjykohen e peshohen, dhe keni për të parë se ka shumë gjasa që ironia do të jetë ajo që i jep vlerë e peshë, paçka se shumë prej mësuesve tuaj nuk e dinë se çfarë është apo se ku duhet kërkuar ajo. Ironia ta qëron mendjen prej klisheve ideologjike dhe të ndih të bësh dritë si qiriri i studiuesit.

Tani po kaptoj të shtatëdhjetat, dhe në këtë moshë njeriu nuk para ka qejf të lexojë letërsi të dobët sikurse të shohë ditë të zeza, përderisa ditët i kemi të numëruara. Nuk e di nëse vdekjen ia kemi borxh Zotit a natyrës, por natyra do të bëjë të vetën, dhe ne pa më të voglin dyshim mediokritetit nuk i kemi kurrfarë borxhi, pavarësisht se çfarë turme nënkupton apo përfaqëson ai. Ngase lexuesi im ideal, për një gjysmë shekullia, ka qenë Dr. Samuel Johnson-i, po sjell fragmentin tim të parapëlqyer shkëputur nga parathënia e tij për Shakespeare-in:

Kjo pra është fuqia e Shakespeare-it, drama e tij është pasqyrë e jetës; kushdo që kuturis në mbretërinë e imagjinatës për të rendur pas shajnive që të tjerë shkrimtarë para tij krijuan, mund të gjej tek ai ilaçin shërues për dallditë e tij delirante ngase lexon aty ndenjat njerëzore në gjuhë njerëzore, prej skenash me anë të cilave një eremit mund të shkoqisë punët e botës dhe një pendestar shtigjet e pasioneve të saj."

Që të lexosh ndjenjat njerëzore në gjuhën me të cilën shprehen, duhet të dish të kuptosh gjuhën njerëzore, në plotninë e saj. Kështu ti i tejkalon ideologjitë, pavarësisht nga bindjet vetjake që mund të kesh, dhe Shakespeare shfaqet para teje, sipas aftësisë që zotëron për ta zbuluar atë. Kjo do të thotë se Shakespeare të lexon më katërcipërisht se sa mund ta lexosh ti atë, edhe kur ta kesh qëruar mendjen nga klishetë. Asnjë shkrimtar para tij apo prej Shakespeare-it e më pas ka arritur të zotëroj si ai aftësinë e krijimit të thellësisë dhe larmisë së dritëhijeve të personazheve, pikëvështrime që tejkalojnë çdo lloj kontekstualizmi që u paracaktohet dramave. Johnson-i, duke e pikasur fort mirë këtë, na nxit ta lexojmë Shakespear-in që të na çlirojë nga "dalldisjet delirante. "Lejomëni ta shtjelloj më tej këshillën e Johnson-it i cili na nxit gjithashtu që të pranojmë djajtë që dëbon leximi i thellë i Shakespear-it. Njëri sosh është Vdekja e Autorit, një tjetër është pohimi që vetvetja është trillim; dhe tjetri në radhë është ai sipas të cilit personazhet letrarë e dramatikë janë thjesht shenja të shumta të lëna në letër. Djalli i katërt dhe më I kobshmi është mendimi se gjuha është ajo që përcakton mendimin tonë. Sërish, dashuria ime për Johnson-in, dhe për leximin, më shtyn të shmang polemikat, e në vend të tyre të lartësoj shumë prej lexuesve vetmitarë që takoj vazhdimisht, qoftë në auditore apo në letrat që më dërgojnë. Ne lexojmë Shakespeare-in, Danten, Chaucer-in, Cervantes-in, Dickens-in, Proust-in, dhe të gjithë të ngjashmit e tyre sepse ata i zgjerojnë përmasat e kuptimit të jetës. Praktikisht, ata përbëjnë Bekim, në kuptimin e vet më hyjnor me "më shumë jetë në një kohë që s'ka kufij." Ne lexojmë pafundësisht për shumë arsye, disa prej tyre të ditura: ngase s'mund ti njohim plotësisht njerëzit, t'i njohim aq sa të mos ketë më nevojë: ngase kemi nevojë të njohim më mirë veten; ngase kemi nevojë për dijen jo vetëm në lidhje me veten dhe të tjerët, por edhe se si janë punët e kësaj bote.

Prapseprapë, motivi më i fuqishëm dhe themelor për një lexim të thellë të veprave tradicionale klasike jo pak të

nëpërkëmbura, është gjurmimi i ëndjes së mundimshme. Afërmendsh që nuk jam nxitës i leximeve erotike, por ëndja e mundishme mua më duket përkufizimi më i mirë i Madhështores në letërsi, edhe pse kjo ëndje e epërme mbetet kërkimi i pareshtur i lexuesit. Eziston pra, Madhështimi i lexuesit, dhe duket të jetë i vetmi tejkalim i kufijve normal të ekzistencës që mund të arrijmë ndonjëherë, me përjashtim të rastit më skajshëm që ne e quajmë "të rënit në dashuri." Ju bëj thirrje të lexoni çka i përshtatet shpirtit tuaj, çka i jep peshë mendimit dhe gjykimit. Lexoni thellësisht, jo për të besuar, as për të pranuar, as për të kundërshtuar, porse për të mësuar të njësoheni me atë natyrë si e juaja që hem shkruan hem lexon.

*Nga anglishtja: Granit Zela*



**HANS-JOACHIM LANKSCH**

*Hans-Joachim Lanksch (Braunschweig, 1943) është përkthyes dhe studiues gjerman. Ka studiuar Sllavistikë, Filologji ballkanike dhe Albanologji në Universitetin e München-it dhe Zagrebit. Punon si përkthyes. Ka përkthyer nga shqipja në gjermanishte vepra të shkrimtarëve të njohur shqiptarë si: Martin Camaj, Ali Podrimja, Kasëm Trebeshina, Azem Shkreli etj. Po ashtu, ka përkthyer nëpër revista të ndryshme poezi dhe prozë shqipe, si dhe ka shkruar një numër të madh esesh e kritikash për vepra dhe dukuri të kulturës shqiptare. Është anëtar i Lidhjes së Shkrimtarëve Gjermanë (Verband deutscher Schriftsteller).*



# NJË ZEMËR MENDIMTARE QË KËNDON

Në fillim të viteve të 80-ta, i zhgënjyer nga poezia llafazane gjermane e viteve të 70-ta e cila ilustronte dhimbshëm boshllëkun që e kishte lënë vdekja e të madhit Paul Celan (1920-1970), hasa në krijimtarinë poetike të Rose Ausländer. U dashurova spontanisht, thellësisht dhe pashërueshëm në vjershat e saj të kristalizuara nga fjalë yjesh, fjalë fryme, fjalë lulesh, fjalë engjëjsh ... Më 1984-1985 merresha me përkthimin e 50 poezive të Rose Ausländer. Përkthimet i kontrollonte Martin Camaj duke propozuar ndërhyrje fare të vogla që pothuaj nuk binin në sy por kishin efekt të madh. Kështu, ai hiqte konstruksione tipike sintaksore të gjermanishtes me fjali të varura që s'i shkojnë fjalës poetike shqipe ku e zëvendësoi p.sh. përemrin lidhor "që" a "të cilin" etj. me një "e" të thjeshtë ose ai propozoi që të hiqej ndonjë atribut që nuk ishte

absolutisht i domosdoshëm dhe që do ta kishte rënduar së tepërmi tekstin shqip. Me lëmime të këtilla, mjeshtri i fjalës së gdhendur shqipe më tregonte se si mund e duhet të përkthehet poezi në shqip. Aty-këtu, Martin Camaj i jepte përkthimit një element tonaliteti të gegnishtes së tij, fjalën "lëpêth" në vjershën *Të huajt* ma propozoi Martin Camaj pa të cilin nuk do ta kisha ditur fjalën. Në tri poezi (*A dëgjon; Dhuratë; Harro*) Martin Camaj ndërhyri aq shumë me stilin e vet saqë duhet thënë se i përktheu ai. Asokohe, ndonëse gjendesha nën ndikimin e leximit dhe përkthimit të vjershave të Martin Camajt dhe të gjuhës së tyre, nuk dija të flisja gegnisht kështu që e përktheja poezinë e Rozës në gjuhën e njësuar. Tash dy vjet, duke iu kthyer dashurisë së vjetër për poezinë e R. Ausländer, e peshoja mundësinë që t'i përktheja krijimet e saj në gjuhën e Migjenit, Koliqit, Camajt, në gegnishte letrare pra, por nuk kam bërë një gjë të tillë sepse isha i mendimit se poezisë së Rozës i shkon fort mirë gjuha e njësuar me ngjyrosjen dhe natyrën e saj jugore. Fjala poetike e Rose Ausländer (jo tematika e saj) më duket se shquhet për lehtësi, tejdukshmëri, kristalinitet, një si natyrë të ajërt sikur ta kishte origjinën në qiell dhe në trupa qiellorë dhe jo në lëndën dhe peshën e rëndë të tokës e të rrënjave të trasha nën dhé. Simbolet e ajrit, frymës, qiellit, diellit etj., besoj, lidhen më tepër me atmosferën e idiomës së Jugut se sa me atë të Veriut që dallohet më tepër për simbolet e dheut, gurit, shkëmbit, gjarpërit, rrënjës.

### I. Jeta

Rose Ausländer (Roze Auslender) u lind si Rosalie Beatrice Ruth Scherzer më 11 maj 1901 në Czernowitz (Çernovic) resp. Cernăuți (Çernëuc), kryeqytet i Bukovinës (= dheu i ahëve) në Republikën e sotme të Moldovës (Moldavisë) që i përkiste herë Austrisë, herë Rumanisë, herë Rusisë. Ishte një trevë ku "jetonin njerëz dhe libra", siç tha poeti Paul Celan,

i lindur dhe i rritur në Çernëuc. Çernëuci ishte vendshkrirje shumë popujsh e kulturash tek bashkëjetonin banorët rumunë, çifutë, austriakë, ukrainas, polakë dhe magjarë. Ngërtheheshin kulturat e tyre, fliteshin rumanishtja, gjermanishtja, jidishtja, ukrainishtja. Te popullata çifute, që përbënte më se një të tretë të afro 160 000 banorëve të qytetit në pejsazhin idilik rrëzë Karpateve, ishte e gjallë tradita e lashtë gojore e urtisë çifute, e gojëdhanave hasidike. Çernëuci ishte "një botë idesh dhe idealesh" siç do ta quante më 1977 poetja Rosa Ausländer në "Kujtimet për një qytet" ku shkruante mes të tjerash: "Lexohej shumë. Jo vetëm gazeta, revista, libra informativë dhe letërsi argëtuese, por letërsi e mirë, e dorës së parë. Diskutohej me plot zjarm, bëhej muzikë, këndohej. Teatri i qytetit vizitohej rregullisht. Një pjesë e konsiderueshme e rinisë shquhej për mendjegjerësi dhe kërshëri të pangishme. Interesimi kryesor i shumë intelektualëve nuk ishte planifikimi ambicioz i karrierës për të fituar një jetesë teknikisht më të ngritur, por ishte përpjekja për të fituar njohje dhe njohuri, qoftë në lëmin e shkencës, filozofisë, politikës qoftë në përjetimin e mistikës, artit, poezisë dhe muzikës. Një pjesë e rinisë intelektuale ishte e angazhuar politikisht - nuk ishte fjala për një angazhim »salloni«. Të rinjtë bënin sakrifica nga më të mëdhatë, futeshin në zindan, keqtrajtoheshin dhe torturoheshin nga policia me mizori të hatashme - dhe prapë nuk i tregonin shokët e vet. Një pjesë tjetër e rinisë interesohej për artët e bukura. Kur takoheshin miqtë, filluan të diskutonin me afsh për çështje filozofike, letrare, artistike - deri në agim."

Çernëuci ishte qytet i skulptorëve, piktorëve, muzikantëve, poetëve. Ishte edhe qytet i entuziastëve dhe idhtarëve që hallin e kishin te "interesi i mendimit dhe jo te mendimi i interesit". Qytetarët jepeshin pas mendimeve të mendimtarëve Schopenhauer, Nietzsche, Spinoza, Kant, Marx, Freud, Karl Kraus, Constantin Brunner dhe digjeshin për poetët dhe shkrimtarët Hölderlin, Rilke, Stefan George, Trakl, Else Lasker-Schüler, Thomas Mann, Hesse, Benn, Brecht si dhe për

letërsitë klasike dhe moderne në gjuhët frënge, ruse, angleze. Çernëuci është "një qytet i perënduar, një botë që shkoi" (siç e ka quajtur Rose Ausländer) që përftoi një sërë shkrimtarësh të shquar si Alfred Margul-Sperber - përndryshe përkthyes i pashoq i klasikut të pozisë rumune, Mihai Eminescu (Eminesku), dhe i poetëve të tjerë të mëdhenj rumunë - Alfred Kittner, Moses Rosenkreuz, Immanuel Weissglas, Elieser Steinbarg, Paul Celan, Itzig Manger etj. Në qytetin e brumosur nga aso atmosfere, njeriu i kultivuar, tha R. Ausländer, ishte "pothuaj i detyruar" të merrej me probleme të filozofisë, politikës, letërsisë a të artit. Ashtu dhe e reja Rosalie Scherzer e cila studionte filozofi e letërsi në universitetin e qytetit të saj dhe merrte pjesë në qarqe të ndryshme letrare e filozofike ku merrej sidomos me filozofinë e mendimtarit çifut Spinoza dhe me atë të filozofit bashkëkohas Constantin Brunner si dhe me veprën e edhe një dijetari çifut, Sigmund Freud. Mendësia e filozofit C. Brunner, më vonë, do të linte gjurmë të thella në krijimtarinë poetike të Rose Ausländer.

Rreth vitit 1920 vdiq babai i Rosalie Scherzer, tregtari Sigmund Scherzer. Një vit më pastaj, e shtrënguar nga skamja ekonomike, Rosalie Scherzer emigron në SHBA, bashkë me mikun e saj Ignaz Ausländer me të cilin martohet më 1923. Krahas me punën në një bankë në New York, Rose Ausländer punon edhe si redaktore në periodikun letrar gjermanofon në të cilin fillojnë ta shohin dritën e botimit, për herë të parë, disa vjersha të saj. Rose Ausländer mban letërshkëmbim me filozofin C. Brunner dhe është ndër themeluesit e një qarku që merret me filozofinë e tij. Martesa me Ignaz Ausländer dështon pas 3 vjetësh. Më 1927, poetja e re udhëton në Europë për t'u takuar me C. Brunner në Berlin, kalon edhe afro një vit në Çernëuc për t'u kujdestuar për nënën e sëmurë, pastaj kthehet në New York. Më 1930 divorcohet martesa me Ignaz Ausländer. Poetja vazhdon së botuari vjersha në shtypin gjermanofon në Amerikë dhe përfundon ciklin poetik *New York*. Një vit më pas, Rose Ausländer kthehet në vendlindje, jep mësime

të anglishtes dhe punon gazetare në *Czernowitzer Morgenblatt*. Njëkohësisht fillon të botojë vjersha në revista letrare në Çernëuc, Bra°ov (Brashov resp. Kronstadt në Transilvani) dhe në Pragë. 1934-1939 jeton në Bukuresht dhe punon si nëpunëse e ndërmarrjes *Vacuum Oil Company*. Prapë merr pjesë në një qark filozofik për veprën e C. Brunner dhe mban letërshkëmbim intensiv me shkrimtarin Margul-Sperber.

Më 1939, miqtë e Rose Ausländer nga Amerika i mundësonin asaj të shkonte në SHBA për t'iu shpëtuar rrezikut nazist. Sapo mbërriti poetja në New York, nëna e saj përsëri u sëmur rëndë. E bija e braktis vendstrehimin e sigurtë dhe kthehet në Çernëuc. Disa muaj më parë, në Çernëuc e kishte parë dritën e botimit libri i parë i Rose Ausländer, *Der Regenbogen* ("Ylberi"). Kritika letrare e Bukovinës, shtypi rumun si dhe ai zviceran, e priti vëllimin me entuziazëm, ndërsa Gjermania nën zgjedhën fashiste nuk e mori dot në dijeni librin e autores me prejardhje çifute. Gjermania dhe Rumania u bënë aleatë, filloi terrori nacionalsocialist kundër çifutëve në Rumani (pas Luftës së Parë Botërore, Bukovina, deri më atëherë nën Austri, iu ishte bashkëngjitur Rumanisë). Me okupimin e qytetit nga ushtria e Gjermanisë naziste në verë të vitit 1941, ia behu hataja e persekutimit të egër të afro 60 000 çifutëve të Çernëucit. Një lagje e vogël u shpall geto në të cilën u futën 45 000 shpirt. Aty rrinte e ngujuar edhe familja e R. Ausländer. Gjatë 18 muajve që pasonin, deportoheshin afro 55 000 çifutë në Transnistri në kampe shfarosjeje. Dimri i ashpër në fillim të 1942-shit e ndërpreu deportimin - dhe e shpëtoi Rose Ausländer me nënën dhe vëllaun e saj. Më 1962, ajo do të shënojë: "Në Czernowitz kam pësuar vuajtje të rënda nga persekutimi i çifutëve. Jo vetëm që u isha e nënshtruar kufizimeve të njohura çnjerëzore, por detyrohesha edhe për punë tepër të rënda të detyrueshme. Në geto në Czernowitz më mbanin në kushte të llahtarshme dhe johigjienike. Puna e detyruar që e ushtroja në punë kanali, në punë ngarkim-shkarkimi etj. ishte tepër rraskapitëse, ndërkaq trajtohesha në mënyrë mizore dhe

çnjerëzore. Shpeshherë më keqtrajtonin rëndë dhe më kërcënoheshin me vdekje. Jetoja në mjerim të papërfytyrueshëm dhe me frikë nga fati im i mëtejshëm dhe nga deportimi në Transnistri me të cilin më kërcënoheshin gjithnjë ."

Pasi ishte ish-shtetase amerikane, poetja përpiqej më 1942 të merrte leje emigrimi për në SHBA. Ambasada e Zvicrës që përfaqësonte SHBA-të, iu përgjigj: "E vetmja mundësi verifikimi të shtetësisë suaj amerikane nga autoritetet amerikane është të paraqitni kërkesë për kthim në SHBA, kërkesë kjo që duhet ta parashtroni në moment tek do të jetë përsëri i mundur një udhëtim i tillë gjë që sipas gjasës vallë nuk do të jetë para përfundimit të luftës. Me keqardhje se nuk mund t'ju përcjell njoftim më të mirë po ju tërheq vëmendje se pyetje të tjera nga ana juaj do të jenë të tepërta. Me respekt të veçantë."

Ndër ata afro 5000 çifutë që mezi mbijetonin ferrin nazi-fashist, ishin Rose Ausländer me nënën dhe vëllaun e saj. Forcën shpirtërore për të mbijetuar ia jepnin marrja me filozofinë dhe krijimi letrar. Marsin e vitit 1943 Roza dhe nëna e saj e kalonin të fshehura në bodrume të ndryshme sepse iu tërhoq leja e punës, gjë që zakonisht paralajmëronte deportimin e shpejtë në Transnistri - në fund marsi ushtria ruse e çliroi Çernëucin. Okupatori rus e shpalli gjermane familjen Scherzer - Ausländer e cila i shpëtoi deportimit për punë të detyruar në minierat e Ukrainës lindore vetëm për shkak se të dyja femrat ishin aq të sëmura saqë ishin të paafta për punë.

Qysh në vitet e persekutimit, Rose Ausländer u njoh me poetin e ri Paul Antschel (Ançel) që e njohim më mirë me pseudonimin e tij të mëvonshëm, Paul Celan, dhe angazhohej për poezinë e tij. Disa prej poetëve që e kishin mbijetuar llahtarin nazist, themeluan një qark letrar ku takoheshin edhe Immanuel Weissglas, Paul Antschel dhe Rose Ausländer për të lexuar e shqyrtuar krijimet e tyre.

Më 1945, Çernëuci dhe një pjesë e Bukovinës u bë pjesë e Bashkimit Sovjetik. Më 1946, Rose Ausländer me gjithë nënën dhe vëllaun e saj emigron në Rumani. Sapo mbërriti në

Bukuresht, miqtë e saj amerikanë ia mundësuan emigrimin në Amerikë. Me shpresë se do të mund shpejt ta marrë edhe nënën, Roza udhëton në SHBA. Për shkak të shëndetit të saj të prishur, nuk mund të punësohet me punë të përhershme. Më 1947 vdes e ëma, e bija pëson një kolaps të rëndë psikik që zgjat më se gjysmë viti. Ngadalë fillon të riorientohet dhe të marrë pjesë në jetën kulturore të komunitetit gjermanishtfolës në New York. Prej vitit 1947 merret prapë me shkrimin e poezisë, kësaj radhe në gjuhën angleze. Më 1948 e rimerr shtetësinë e Amerikës, punësohet si përkthyese në një ndërmarrje ndërkombëtare transporti deri më 1961, me ndërprerje të gjata si pasojë e shëndetit të lig. 1949-1956 shkruan poezi vetëm në anglishte. Fillon ta braktisë formën konvencionale të poezisë. Në New York Rose Ausländer nuk ka banesë të vet, shpërngulet shpesh nga një dhomë të marrë me qira në tjetrën, gjithnjë në kushte fukarallëku. Më 1957, një shoqe ia dhuron një biletë anije për të shkuar në Europë. Në Paris, rrugës për në Vjenë, takohet me poetin Paul Celan që e njofton me poezinë moderne gjermane kështu që përforcohet prirja e saj për të zhvilluar dhe më tej stilin e saj të ri në frymën e modernes. Roza udhëton nëpër disa vende të Europës, duke evituar hyrjen në Gjermani dhe duke u entuziazmuar veçanërisht për Italinë. Pas gjysmë viti kthehet në New York ku merr pjesë aktivisht në jetën kulturore dhe letrare. E rigjen gjuhën amtare dhe shkruan vetëm në gjermanishte. Më 1963 kthehet definitivisht në Europë, në Vjenë ku has në antisemitizëm të hapur. Më 1965 shpërngulet në qytetin e poetit Heinrich Heine, në Düsseldorf (Dyseldorf) të Gjermanisë. Prapë jeton pa banesë të vet, nëpër dhoma në hotele të lira ose te miq. Më 1966 shteti gjerman ia njeh një pension modest si viktimës së regjimit nazist kështu që poetja 65-vjeçare është në gjendje t'i plotësojë vetes ëndrrën për të udhëtuar dhe udhëton në Francë, Itali, Zvicër. Në qytete të ndryshme të Gjermanisë fillojnë ta ftojnë për takime letrare. Rose Ausländer merr disa shpërblime letrare. Më 1968 e viziton vëllaun në Amerikë e kthehet pas një viti.

Më 1972 thyen këmbën aq keq saqë i duhet përkujdesje e vazhdueshme, ajo pranohet në azilin e pleqve të komunitetit

çifut në Düsseldorf. Prej 1978-shit nuk e braktis më dhomën e saj. Më 1981 dhe 1982 nuk ishte më në gjendje as të shkruante. Vjershat, tani, i diktonte ... Pastaj e mori veten në mënyrë që vazhdonte së shkruari. Gjithnjë e më shumë zhytej në izolimin e vetdëshiruar dhe në krijimin e poezisë. Çmime të larta letrare, si ajo e Akademisë së Arteve të Bukura të Bavarisë, e gëzonin poeten vetëm pak - ajo dëshironte ta vazhdonte punën e vet krijuese në qetësi ... Më 1986 e përfundoi dhe e rrumbullaksoi veprën e saj letrare, la amanet çfarë mund të botohet në të ardhmen dhe tha: "Mjaft." Pastaj, me qetësi të madhe, e priste vdekjen. Më 3 janar 1988 poetja ndërroi jetë.

Vjersha e fundit që e kishte shkruar, është:

***Dorëzohu***

Ëndrra
e jeton
jetën time
deri në fund



**II. Puqje**

E paraqitëm biografinë e Rose Ausländer aq gjerësisht jo vetëm për shkak se përshkrimi i jetës së saj tragjike mund të duket sikur të ishte vetë letërsi dhe t'i shembëllente lëndës romani, por edhe për arsye se fati i poetes i ngjan fatit të hidhur shqiptar. Vepra e saj pasqyron përvoja individuale dhe kolektive të ngjashme me ato të shumë shqiptarëve.

Poezia e Rose Ausländer, në njërin e niveleve tematike, flet si për traumat e kombit të saj të shumëvuajtur ashtu dhe për vuajtjet e shumta personale siç janë: ikjet, shtypja, persekutimi, privimi nga të drejtat elementare, mjerimi material, rrezikimi nga shfarosja, mërgimi, të qenët në dhé të huaj, jeta prej Ahasveri, malli për vendlindjen e humbur.

Njëkohësisht, poezia e saj mund të jetë mësim dhe shembull i qëndrimit ndaj viktimizimit: vuajtjet dhe trajtimet çnjerëzore nuk i ka lënë harresës por i ka kujtuar, ndonëse pa paushallizim, pa mëri dhe pa u dhënë pas urrejtjes, qëndrim ky që e ka të përbashkët me autorët e viktimizuar nga diktatura e Shqipërisë pas lufte. Në vend që të mbyllej në hidhërim, ajo e këndonte poezinë e pajtimit - ndonëse jo me torturuesit e personit, familjes e kombit të saj, jo me "bishën bionde njeriu". Nuk është e rastit që titulli i një libri të saj, ashtu si dhe një sërë poezish të veçanta, flet për pajtim - për pajtimin me jetën, botën, me njerëzit njerëzorë. Roza e këndonte përputhjen me krijesat e bukura, dashurinë për kozmosin, natyrën, njeriun, gjuhën, për gjithçka që jeton, lëviz, merr frymë. Simbolet e shpeshta - lulet, bimët, era, fryma, yjet, dielli, qielli, engjëjt shpesh ngërthehen me atë të pluhurit, simbolit të natyrës kalimtare dhe mashtruese e të tretshmërisë së gjithshkahes. Përshkrimet e saj poetike të vuajtjeve të hatashme duken sikur gjak nën pëlhurë të hollë kadifeje të zezë.

Është edhe një element që mund t'ia afrojë lexuesit shqiptar opusin letrar të R. Ausländer - tekstura eliptike e poezisë së saj dhe ngërthimi i tekstit poetik me simbolikë të pasur e të fortë. Shumë nga vjershat e saj, sidomos nga faza e pjekurisë së saj të plotë krjijuese, mund të duken sikur përkthime nga opusi i një poeti shqiptar. Petku i jashtëm i poezisë së Rozës bëhej gjithnjë e më shumë lapidar derisa, vjetve të fundit, reduktohej pothuaj deri në ashtin e esencës së saj dmth. në fjalë kyçe.

### III. Vepra

Poetja Rose Ausländer është ndër rastet e rralla krijuesish që i janë ngjitur majës më të lartë të Parnasit jo në rini, por në pleqëri të thellë. Vajza erudite dhe elegante kishte filluar si poete e talentuar vjershash sipas mostrave konvencionale metrike e të rimës, e ndikuar, siç ka thënë ajo vetë, nga Goethe e

Heine dhe, më vonë e më fort, nga Hölderlin, Rilke, Trakl, Kafka. Gjatë procesit 50-vjetësh zhvillimi, poetja e talentuar është bërë poete e mirë, poete fort e mirë dhe më në fund, në pleqëri, poete e madhe. Struktura e rregulltë e vjershave të saj u shemb për herë të parë nga mërgimi i parë në Amerikë ku poetja ballafaqohej me struktura plotësisht të reja, me një jetë e botë tjetër nga ajo e deriatëhershme. Struktura e rregulltë e krijimit të saj u shemb për herë të dytë nga një çrregullsi ende shumë më radikale, ajo më e llahtarshme dhe ekstreme në jetën e saj - nga katër vjet tmerri e terrori nën zaptimin nazist. Më vonë, poetja rrëfeu se gjatë asaj kohe shkrimi ishte mjet për të mbijetuar: "Ose i dorëzoheshe deshpërimit ose shpërnguleshe në realitet tjetër, atë shpirtëror. Ne, çifutët e dënuar për vdekje, ishim nevojtarë pa masë për ngushëllim. Dhe, sa e prisnim vdekjen, disa nesh banonin në fjalë ëndrrash - në vatrën tonë traumatike të të qenët pa vatër. Shkrimi ishte jeta. Ishte mbijetimi." Përjetimet e skajshme prej ferri e tundnin thellë baraspeshën e poezisë së saj tradicionale, e thjeshtësonin dhe e qëronin formën e saj. Vuajtjet skëterre, poetja i jepte troç e pa patetikë, pa sentimentalitet.

***Pas lufte***

Pasi që kishim shitur badihava
se ç'kishim akoma
për t'u ngopur
mbeteshim të trishtuar
ndonëse jo pa shpresë

Të afërmit na vizitonin
dhe na flitnin
për gajret

Pas lufte
do të shihemi
me gëzime

Me këtë përshëndetje
shëndetin neve na lanë
e u vranë

Rose Ausländer ishte ndër ata 5000 shpirt prej gjithsejt 60 000 çifutëve të Çernëucit që e mbijetonin periudhën e persekutimit e të shfarosjes. Kjo do të thotë se gjuha amtare, gjuha e poezisë së saj, ishte edhe gjuha e dorasvë të kombit të saj. Poetja jo vetëm se e braktisi "rimën gjermane" por konstatoi edhe: "Fjalë lulesh veniteshin ... Fjalori i vjetër duhej të shndërrohej. Yjet - nuk kam mundur t'i hiqja nga poezia ime pas lufte - dukeshin në një konstelacion tjetër."

Shembjen e tretë e pësoi poezia e Rozës gjatë mërgimit të dytë në Amerikë, 1946-1963, ku njihej me poezinë e mikes Marianne Moore, me poezinë e E.E. Cummings, Wallace Stevens e T.S. Eliot, në SHBA ku për gati 20 vjet nuk ka mundur të zinte vend por ka mbetur një e huaj. Pasi që fill pas lufte, siç tha vetë poetja, disa vjet nuk ishte në gjendje të hidhte në letër dhe as një varg, në New York papritmas filloi, pa shkas, pa shtysë të jashtme, të shkruante "poezi amerikane" dth. në anglishte "deri sa impulsi i brendshëm për këtë u zhduk po aq papandehur sa qe dukur ."

Gjatë udhëtimeve nëpër Europë (më 1957), poetja u njoh me poezinë e atëhershme moderne të kontinentit të vjetër, sidomos me atë në gjuhën gjermane të cilën ia afroi veçanërisht miku Paul Celan. Njohja me veprën e autorëve Paul Celan, Günther Eich, Ingeborg Bachmann, Marie Luise Kaschnitz, Karl Krolow, Peter Huchel, Nelly Sachs, Hilde Domin etj. shkaktoi reperkusionin e katërt të thellë mbi krijimtarinë poetike të R. Ausländer - ajo kaloi përfundimisht te vargu i lirë, poezia e saj bëhet gjithnjë e më e drejtpërdrejtë dhe gjithnjë e më e ngjeshur. Në fund të viteve të 50-ta del në dritë tonaliteti aq specifik dhe stili i saj i kursyer dhe gjithnjë e më i kristalizuar, stil ky që mund të përshkruhet me fjalët e poetit Oskar Loerke se poeti "duhet të ketë në vesh peshoren

e peshës së fjalëve." Jashtëzakonisht shpesh poetja e tematizonte fjalën, gjuhën. Terrori nazist e kishte traumatizuar dhe e kishte dëbuar autoren nga vendlindja e saj, e kishte shkatërruar kulturën në të cilën ishte rritur poetja. Hataja e fashizmit gjerman ia kishte shpartalluar dhe vjedhur gjithçka - lirinë, vendlindjen, shëndetin, pronën materiale dhe shpirtërore, me përjashtim të asaj që nuk mund të vidhet: gjuha. Kështu, është mjaft afër mendsh që gjuha bëhej pasuria e patjetërsueshme e poetes. Përveç kësaj, siç rrjedh nga biografia e saj, ajo çonte një jetë në të vërtetë prej Ahasveri dhe nuk lëshonte rrënjë asgjëkundi. Dëshmia më tronditëse për këtë është vendimi i saj më 1978 që të mos çohej më nga shtrati në të cilën u tërhoq për të mos bërë më gjë tjetër veç krijimit të vjershave. Me këtë, më në fund, në pleqëri të thellë të jetës së saj tragjike, e gjeti të vetmin atdhe dhe mëmëdhe që e kishte: gjuhën, fjalën.

Për procesin e kompozimit të poezive e të ndërthurjes së fjalëve në to, poetja është shprehur kështu: "Fjalët më diktojnë: shkruajna. Ato duhen lidhur me njëra-tjetrën, sikundër aleatë. Fjalë me fjalën. Një falangë fjalësh për mua, disa sosh kundër meje. Shpeshherë kam qëndrim skeptik, nuk dua t'i përkulem diktaturës së fjalëve dhe i hedh në ajër. Nëse janë më të forta nga ajri, kthehen te unë, më shkundin dhe më mundin deri sa të lëshoj pe. Tani, lërmani në paqe. Mirëpo, fjalët nuk janë figura të zëvendësueshme me të cilat mund të procedosh sipas qejfit. Unë i paskam keqkuptuar, më thonë ato, ato e paskan pasur fjalën për diç tjetër. Nuk janë të vendosura në vendin e duhur, më qortojnë. Të shenjta janë ato, sa për sy e faqe, duke qëndruar në faqen e bardhë paqedashëse dhe të palëvizshme. Punë iluzioni. Të ashpra janë ato, bile edhe ato nga më të butat. E shikojmë njëra-tjetrën. E dashurojmë njëra-tjetrën. O pemët e mia, yje të mia, vëllezër të mi - me këtë stil bisedoj me to. Ato, ndërkaq, ma kthejnë mbrapsht stilin, më mësyjnë e më detyrojnë t'i shtyj andej-këndej deri sa të besojnë se janë të vendosura në vend që u takon." Për ritmin e punës së saj krijuese, poetja tha vetë: "Në të shumtën e rasteve,

versioni i parë i një teksti shkruhet mbrenda pak minutave. Pastaj fillon puna, përpunimi që zgjatet ditë, javë dhe nganjëherë dhe vite të tëra. Për disa vjersha punoj njëzet versione deri sa të më kënaqë njëri i versioneve - ose asnjë." Versionin e parë e hidhte me stenografi në një pusullë. Pas disa ditëve, me distancë të mjaftueshme kohore, e shikonte versionin e parë i cili zakonisht shënonte një mendim, një mendjeshkrepje. Me rastin e shikimit, ose e linte tekstin ashtu siç ishte, ose e përpunonte, zëvendësonte fillimin me fundin, korrigjonte, përmirësonte. Më vonë vendosi nëse teksti ishte për t'u hedhur a për t'u ruajtur.

Në vjershat e R. Ausländer trajtohen "të gjithat - e përgjithshmja dhe veçantja. Koha, përkohëshmëria, ëndrra, kozmikja, kritika e kohës sonë, pejsazhet, sendet, njerëzit, atmosfera, gjuha - të gjithat mund të jenë motive", siç është shprehur autorja më 1976 në pasthënien e vëllimit të vjershave të zgjedhura, *Gesammelte Gedichte*. Poezia e saj merret me persekutimet e pësuara, me përvojat e mërgimit dhe të humbjes së vendlindjes, me ankthin e vetminë, me "kohën tonë çnjerëzore dhe çnjerëzuese", me pajtimin dhe paqen, me misteret e kozmosit. Në qendër të rrethit tematik të poezisë së R. Ausländer, para së gjithash, qëndrojnë meditime për vdekjen dhe, në fazat e vonshme, për dashurinë. Dashuria, në këtë mes, nuk duhet të kuptohet vetëm në vështrimin e fjalës si dashuri vëllazërore për njerëzit, por edhe në vështrimin erotik siç na e tregon p.sh. kjo vjershë që është ndër poezitë më të bukura për dashuri në letërsinë gjermane:

***Dashuri VI***

Do ta rigjejmë njëri-tjetrin
në liqen
ti si ujë
unë si lule lotusi

Ti do të më mbajsh
unë ty do të pi

Do t'i takojmë njëri-tjetrit
në sy të të gjithëve

Bile yjtë
do të çuditen:
Dy këtu
janë rishndërruar
në ëndrrën e vet
që ata i zgjodhi

Kështu, rrumbullaksohet rrethi tematik i poetes thelbin e të cilit e përbën binomi vdekje-dashuri, *alpha et omega* e lashtë e poezisë, EROS-THANATOS:

***Nuk heq dorë***

Nuk heq dorë
unë
nga lulet dhe muzika
nga dufi im
nga uria e mijërave
nga buzëqeshja e një njeriu
nga fjalë të ashpra e të buta
nga të qenët
në një botë të pakapshme

Me gjithë qejf
unë heq dorë
nga vdekja
që nuk heq dorë
nga unë

Stili i Rose Ausländer është i veçantë. Kontakti me rrymat e ndryshme letrare i jeptë shtysa poetes sonë. Kështu, fryma e poezisë gjermane të viteve të 50-ta pasqyrohej në vjershat e Rozës dhe konciziteti i vjershërimit të fazës së saj të pjekurisë poetike mund të duket sikur jehonë e largët e vargjeve lapidare të Marianne Moore, William Carlos Williams a të autorëve të tjerë të Modernes amerikane. Megjithëkëtë, R. Ausländer kurrë nuk imitonte autorë të tjerë, por ishte poete plotësisht më vete dhe poezitë i thoshte gjithnjë me zë të pangatërrueshëm. Marie Luise Kaschnitz, njëra e poeteve më të njohura të letrave gjermane të pasluftes, kur u njoh me Rozën, i tha asaj të fundit: “Rose Ausländer, shih, ju shkruani vjersha shumë më të mira se unë.”

I vetmi ndikim i drejtpërdrejtë mbi poezinë e Rose Ausländer që do konstatuar dhe që mund të ndiqet në tërë opusin e saj letrar që nga fillimi deri te momenti i fundit, është ai i filozofisë së Constantin Brunner. Sipas Brunner-it, qëllimi më i lartë i jetës dhe i mendimit është “epshi kreativ për të vërtetën”. Etja e poetes për të vërtetën shkaktoi se religjioziteti i saj ishte mbikonfesional dhe larg çdo dogme, feja e saj nuk ishte izraelite dhe as krishtere por esenca e të gjitha fejave. Filozofi Brunner e kategorizon mendimin në tri shkalla: “mendimi relativ” ose “arsyeja praktike” merret me punët e botës materiale dhe me orientimin në të, mendim ky që ngel në sipërfaqe, në realitetin banal, dhe nuk është në gjendje për të njohur dimensionin më të lartë të qenies gjë që do të thotë se percipimet e shiseve janë mashtrim. Në këtë kontekst, Brunner mohon dhe ekzistimin e kohës e të hapësirës. E përparmja dhe e përmbrapja, e poshtmja dhe e sipërmja e hapësirës, e mëparshmja dhe e mëvonshmja e kohës janë vetëm “pjesë të njëllojshme të Njërës hapësire dhe të Njërës kohe” kështu që zhbëhet polariteti i hapësirës dhe i kohës ashtu si dhe polariteti i subjektit dhe i objektit. Njohja, sipas filozofit Brunner, është e mundur vetëm me anë të “mësimit për lëvizjen” (“Bewegungslehre”) që do të thotë se rrënja e përbashkët e larmisë

së sendeve qenka lëvizja (pasi në të vërtetë nuk ekziston as koha dhe as hapësira) kështu që lëvizja është shkaku i puqjes së qenësisë së të gjitha dukurive, gjë që konstituon ndërlidhurinë kozmike të të gjithave që ekzistojnë si dhe fokusin tjetër të "mësimit për lëvizjen" dth. konstanten e përjetshme të shumës së të gjitha lëvizjeve ekzistuese: "Tërësia e sendeve të kryehershme të lëvizura, me gjithë ndryshimin e ndërlidhjeve të tyre në shpejtësi e numër dhe me gjithë rritjen dhe humbjen (që shkaktohet asisoj) të sendeve të veçanta të përbëra, nuk mund as të shtohet dhe as të pakësohet; shuma e lëvizjes që ekziston amshueshëm, me gjithë rritjen dhe humbjen e shpejtësisë të lëvizjeve të veçanta që shkrihen me njëra-tjetrën, nuk mund të shtohet dhe as të pakësohet por mbet e pandryshuar dhe e njëjta për jetë të jetëve ." Konform këtij ligji të ruajtjes së energjisë, vdekja nuk është fundi, por vetëm kalimi prej një shkalle lëvizjeje në tjetrën. Vdes vetëm trupi si një formë specifike e lëvizjes për t'u shndërruar në formë tjetër lëvizjeje ashtu siç lumi derdhet në oqean pa u përfunduar ekzistenca e tij. Për këtë, për poeten Rose Ausländer, vdekja nuk është shkëputja e fillit të jetës por një dukuri që i paraprin domosdo lindjes, koncept ky që përputhet me pre-ekzistencializmin e Platonit si dhe me filozofinë budiste. Simboli aq i shpeshtë i *frymës* a *frymëmarrjes* në poezinë e R. Ausländer, kësisoj, është metaforë e lëvizjes, e jetës dhe e shndërrimit të vazhdueshëm e të pafund.

Kategoria e dytë mendimi, është "mendimi absolut" dth. të menduarit për të vërtetën absolute, gjë që është një si instinkt i mendjes së njeriut dhe tipar arketipik i njeriut. Në poezinë e R. Ausländer, *trëndafili* simbolizon mendjen e njeriut ndërsa gjembi (ose shpata a kama) e simbolizon materien. Sipas Brunnerit, të menduarit është absolutja a thelbi i gjithë asaj që ekziston dhe kështu edhe thelbi i Unit të vërtetë sepse qenësia (= mendimi) e të gjitha sendeve dhe dukurive pasqyrohet pandërprerë në thelbin e ekzistencës së Unit: "Unë jam në të gjithë botën, e gjithë bota është në mua ." Brunner

kërkon kthimin e Unit nga brenda për të kërkuar në brendësi "të menduarit" dth. Unin e vërtetë. Këtë proces na e simbolizon motivi i shpeshtë i *pasqyrës* në poezinë e Rozës. Në shumë vjersha të R. Ausländer del sheshit koncepti i shkrirjes së të gjitha sendeve, koncepti i unitetit i të gjithave, koncepti i pakufishmërisë së gjithë qenies. Rrjedhja e përjetshme e lëvizjeve resp. e formave të ekzistencës, shndërrimi dhe kalimi i pafund i dukurive paraqiten me simbolet e *ujit* dhe të *detit*. E vërteta absolute, sipas Brunnerit, është e vërteta e të menduarit absolut, njohja e qenies në lindjen e saj, e së përhershmes në të përkohshmen, e unitetit në shumëllojshmërinë, gjë për të cilën mjetet e zakonshme të gjuhës nuk mjaftojnë - andej lind përdorimi aq i shpeshtë i shprehjeve paradoksale në poezinë e Rose Ausländer.

Kategorinë e tretë të mendimit, Brunneri e quan "analogon". "Analogoni" është fuqia më e fortë dhe konstante në botë, fuqi kjo që përfton lufta, persekutime, shtypje, fanatizma, terror, gjenocid. Ky "analogon" është pseudo-mendimi, mashtrimi i të menduarit, ngatërrimi i së vërtetës me pseudo-të vërtetën. Ky parim elementar, mendimi i mbrapshtë, konfondimi i mendjes me mendësinë e mbrapshtë, simbolizohet në poezinë e Rose Ausländer me anë të motiveve siç janë: *tymi, pluhuri, hiri, mjegulla*.

Në fund, vlen të theksohet se krijimtaria poetike e Rose Ausländer, me gjithë elementin tepër të rëndësishëm filozofik, shquhet për harmoninë e saj mes formës dhe brendisë, mes emocionit dhe mendimit, mes zemrës e mendjes. Ta themi me fjalën e mikut të poetes sonë, Alfred Margul-Sperber: në poezinë e saj "qëndron një pejsazh mendor që na trondit shpirtërisht, *Një zemër mendimtare që këndon* ."

(Pjesë nga një studim më i gjatë)



**RAMIZ KELMENDI**

*Ramiz Kelmendi (Pejë, 1930) është ndër shkrimtarët e mirënjohur shqiptarë. Ka kryer studimet në Fakultetin e Filozofisë, në Universitetin e Beogradit dhe studimet postdiplomike në Universitetin e Prishtinës. Ka punuar si reporter dhe redaktor në gazetën Rilindja, pastaj ka qenë drejtor i Teatrit Kombëtar të Prishtinës, profesor në Shkollën Pedagogjike në Prishtinë, kurse në vitin 1996 ka themeluar Shkollën e Gazetarisë* ***Faik Konica****, drejtor i së cilës ka qenë deri më 2004. Ka shkruar dhjetra libra të zhanreve të ndryshme. Ndër më të njohurat janë:* ***Letra nga Ulqini (1966), Ahmet Koshutani (1972), Abrakadabra (1974), Heshtja e armëve (1971), Shtatë persona ndjekin autorin (1975)*** *etj. Për krijimtarinë e tij letrare është shpërblyer me disa çmime kombëtare.*



# LETËRSIA KOSOVARE DOLI NGA MËNGËT E ESAD MEKULIT

**1.**

Zor ta besosh.

Ke përshtypjen: për një epokë të tërë është fjala. Për një shekull.

Shfleton kujtesën edhe s'i beson mbamendjes: si ia nisëm? Si zumë? Ne dhe këtu.

Të ketë qenë pikërisht kështu?! Sjell ndërmend data, tituj, emra. E para vjershë. I pari poet. E para revistë. I pari libër. Me ç'krenari i pritëm. Me ç'lakmi.

Ç'data historike mesharo-buzukuane: vëllimi i parë i vjershave: "Për ty"; i pari libër me tregime: "Drejt ditëve të reja"; drama e parë: "Çarshafi"...

Edhe revista e parë letrare: "Jeta e re".

Edhe më e para penë në Kosovë, më i pari poet, më i pari emër: Sat Nokshiqi. Esad Mekuli. Shoku Esad. Baca Esad.

Koha: e shkuar. Vërtet. Gjashtëdhjetë vjet! Po jo dhe aq shumë e largët. Në mënyrë të veçantë: jo e harruar. Koha: e paharruar.

Sepse, s'ke si të harrosh, assesi, zanafillën. Do të kujtosh djepin, që na përkundi. Edhe çapat tona të para.

"Belbëzimet tona", si i quajti Esadi.

Edhe përpjekjet. Mundin. Ngulmin. Vetëmohimin.

Letrat. Bisedat. Takimet. Këshillat.

Edhe ngazëllimin e pafund për lindjen e pendëve të reja.

Edhe mburrjen e madhe për pushtimin e gjinive të reja të krijimtarisë.

Jo veç vjersha, skica, tregime të shkurtra. Edhe novela. Edhe poema. Edhe romane. Edhe kritika. Edhe drama. Edhe ese.

Edhe shumë...edhe.

Edhe, mbi të gjitha e krye së gjithash: Esad Mekuli.

Të të mbushet mendja: po ne i kemi pasur, ore, që të gjitha, para shumë e më shumë kohësh. Trashëguar i kemi. Prej motesh. Për jetë të jetëve.

Apo s'i kemi pasur, prej shekujsh, që me lindjen tonë: edhe mesharët. Edhe milosaot. Edhe lulet e verës. Edhe vargjet e lira. Edhe Trushin që ka nisë me u pjekë. Edhe për ty. Edhe drejt ditëve të reja. Edhe malësoren. Edhe një vjeshtë me stuhi. Edhe vdekjen që më vjen prej syve të tillë. Edhe hasta la vistën e karvanin e bardhë, edhe...

Po: i kemi pasur.

Jo: s'i kemi pasur.

Apo, thënë më sakt: s'janë dhe aq shumë vjet nga më e para vepër e letërsisë sonë artistike. As nga më e para dramë. As nga më i pari roman.

Fundja, s'janë dhe aq shumë vjet – përse të mos e themi – as nga më e para shkollë shqipe.

**2.**

Mësuesi i parë.Ç'asociacione të këndshme! Ç'frymëzim për shfrim ndjenjash miradije! Ç'të këndellur shpirti e zemre!

Mendja vetiu të vete atje larg, tejdetit, ndër kolopuçët e katundit arbëresh Shën Miter Korona të Italisë. Ndër vocërrakët arbëreshë të Kolegjit Arbëresh të Shën Adrianit. Kujton më të parin mësues të shqipes. Edhe më të parin mësues letrar: Jeronim de Radën.

Teksa kujtoj këtë emër, edhe vitin e parë të mësuesit të parë të shqipes edhe të letrave tona artistike - vitin 1849 - sytë më barisin mbi kopertinën e të parit numër të "Jetës së re", që e kam mbi tavolinën e punës. Më ndalen menjëherë mbi atë emblemë simbolike dhe aq domethënëse, mbi librin e çelur dhe flakën e ndezur mes faqeve të tij, numrin 1 nën të, vendbotimin Prishtinë dhe, së fundi - vitin: 1949.

E pranoj: jo njëherë e kam vlerësuar e mbivlerësuar, e kam krahasuar dhe kam vënë shenjën e barazimit midis Esadit e De Radës, midis Esadit e Naimit, midis Esadit e Migjenit. Midis Esadit tonë, që e pandehja si rilindës, dhe të parit rilindës tonë Naumit, Naum Veqilharxhit. Midis Esadit, që e mbaja iluminist, dhe iluministit tonë më të madh, Naim Frshërit. S'do mend: të gjitha – në mend. Në vete. Se nuk u bëra kritik. (Më këshilloi Esadi: "Lere kritikën. Shkruaj tregime. Dëgjomë mua". E dëgjova!).

Po ama kurrë deri më sot, deri në këtë ditë të ftohtë fundshkurti, teksa po përpiqem më kot të shpreh qoftë edhe një trohë të vetme mirënjohjeje për punën e mësuesit tim më të parë letrar– sa shumë do lakmoja, qoftë edhe vetëm për këtë rast të vetëm, të bëhesha poet, një vjershë t'ia kushtoja e përkushtoja nga zemra Esadit! Ashtu siç i këndoi "Lasgushi kosovar" – Azem Shkreli: *Ai s'vdiq, ai vetëm/Kapërceu dhe vajti*. Ali Podrimja, tek e quajti "Engjëlli im shpëtues": *Rr'xoju qiell i randë si tunxhi/Mbi supat tanë të shtypun/se emrin që patëm s'e kemi","E pashë një shpirt kur u bë gur/ erdh tevona një popull i*

*urtë/ prej tij mur ngriti/ simbol lirie mbeti/ lum ai/një shpirt kullë e lartë e popullit),* Enver Gjerqeku /*Cen'e këngës s'mallit, peng i ardhmërisë/ Ësht' rrënj'e lidhur prore fjala jote/,* **Latif Berisha** (*Sa furtuna e rrahën, sa/ me borë, me shi/ por ajo/ e lidhur jetësisht me damarët e kësaj toke/ këndoi e gjëmoi me fërtymë/ lart atje/ gjithë krenare/ e kurrë për dhe nuk ra/,* Qerim Ujkani /*E kënga për Esadin/ shkruhet si kënga për popullin/ se është shpresë se është liri/e tij/;* Latif Berisha në vjershën "Një penë e artë": *Dhe sot e shikoj atë penë të artë/Sa furtuna e rrahën, sa,/me borë, me shi!/ Por ajo/e lidhur jetësisht,/me damarët e fryrë të kësaj toke/kurrë për dhe nuk ra*. Bedri Hysa në vjershën "Atëherë e përherë": *Atëherë e prore i popullit/bir besnik dhe poet", etj.etj.*

Apo siç u shprehën, me shumë lavd e miradi, Rexhep Qosja, Adem Demaçi, Idriz Ajeti, Vehap Shita, Enver Gjerqeku, Shefqet Riza, duke e quajtur patriark dhe ikonë të letërsisë shqipe në Kosovë.



**3.**

Jo më kot po them se kurrë deri në këtë çast s'e kam parë koincidencën, lidhmërinë, mbase dhe simbolikën fare të rastit midis Jeronim de Radës si mësues dhe vitit të nismës së mbarë të revistës së mësuesit tim të letrave: 1849 – 1949!

Njëqind vjet ndërmjet, në Kalabri të Italisë, më 1849, inauguroi mësimin e shqipes më i pari mësues yni: Jeronim de Rada.

Njëqind vjet më vonë, në Prishtinë, më 1949, inauguroi të parën revistë letrare shqipe këtu: Esad Mekuli.

Teksa kujtoj këtë datë e këtë revistë, s'kam sesi të mos kujtoj edhe revistat "Fjamuri Arbërit", edhe "Dritë – Dituria", edhe "Albania". S'do mend. Andaj, përse të mos e themi: apo s'i patëm aq të huajtura, aq të largëta, aq të panjohura e të pamësuara nesh, pale sa – të paarritshme? Në një kohë që mezi i konsumonim kurset analfabetike, kur numëronim në gishtërinj të dorës mësuesit tanë, kur shkolloheshim me kurse

verore pedagogjike, kurse gjimnazistët ishin më të lakmuarit, më të nderuarit dhe më të ngriturit. Kur "shtyhej" Peja me Gjakovën e Prizrenin në i kanë nga dy, apo vetëm nga tre fakultetlinj. Në një kohë që...

Vallë të ketë ekzistuar ndonjëherë, para ndonjë qindvjetëshi, një kohë e tillë?!

Zor ta besosh. Ja që ndodhi kjo pikërisht n'ato vite, kur po niste edhe këtu, ndër ne, një revistë jona.Të bëheshim poetë, prozatorë, romansierë, kritikë, dramaturgë? Të bëheshim letrarë?

Ç'iluzion!

Erdhi Esadi. Me numrat e "Lirisë" ilegale nën sqetull. Me stazhin e përkujdesjes së "Rilindjes" mbas. Me frymëzimin prej poeti e entuziazmin prej burrit të Malësisë së Plavës prirë përpara. Tha: do krijojmë edhe këtu letërsi!

Tha.

Dhe nisi – luftën...

Dhe kështu, nga mëngët e Esad Mekulit - ashtu si letërsia ruse nga palltoja e Gogolit – doli letërsia kosovare.



**4.**

Korrik 1949.

Thonë. Flitet. Pakkush e di. Esadi shkruan vjersha. Njëfarë Esad Mekuli. I ardhur nga Plava. Ka shkruar si student, në Beograd, mu në ato vite kur shkroi edhe Migjeni. Që në vitet '30, heu, qysh a t ë h e r ë, shkroi në mes të Beogradit, serbisht, për serbët, vjershën e tij të njohur "Šiftar mi ne reci, druže" (Mos më thuaj "shiftar", o shok).

Edhe Zekeria Rexha zuri të shkruajë dofarë meselesh për të qeshur. Kishte një Talush Efendinë e vet me të cilin na bënte të qeshnim. Dinte të shkruajë bukur. Shqip. E dinte, madje, edhe - frëngjishten, heu!

Edhe Mark Krasniqi shkroi ndonjë vjershë. Ka studiuar, heu, në Beograd!

Ndaj: ja tabani i letërsisë. Temeli. Mbështetja. Sepse: do të shkruajë paskëtaj edhe Tajar Hatipi. Edhe Hivzi Sulejmani. Do të shkruajë edhe Rexhep Hoxha. Edhe Enver Gjerqeku.

Po numri i parë i "Jetës së re"?

Marr dhe e shfletoj edhe vetë numrin e parë të para plot gjashtëdhjetë vjetëve. E shfletoj vitin tonë 1949 në vitin – 2010!

Dhe – s'u besoj syve.

Nuk i besoj mbamendjes sime. Unë, dëshmitari i gjallë i kësaj zanafilleje. Dhe pjellë e saj. Jo më kot shkrova vite më parë: "Të gjithë letrarët e parë të Kosovës kanë dalë nga mëngët e Esad Mekulit".

"Jeta e re" Nr.1. Gjithsej – 88 faqe. Pesë emra krijuesish kosovarë: Esad Mekuli (Sat Nokshiqi), Zekeria Rexha, Mark Krasniqi, Rexhep Hoxha dhe Enver Gjerqeku. Katër vjersha të shkurtra. Asnjë tregim i mirëfilltë. Dy përkujtime bashkë me një fragment të "Këngëve të Ali Binakut". Edhe një "recension" për librin e përkthyer "Lexo e gjezdis Kinë e Paris", të Majakovskit.

Pak Naim, pak nga "Bukurija" e tij, një hartim maturanti të gjeneratës së parë të Gjimnazit të Prishtinës (Hilmi Agani), pak "folklor populluer", dy-tri shënime nga jeta kulturore dhe – pikë.

Kaq.



**5.**

Janar 2010.

Gjashtëdhjetë vjet nga nisma.

*"Dhe do të vijnë pas nesh fëmijët tanë/ e fëmijët e fëmijëve tanë..."*.

Dhe erdhën, pas kryetarllëkut të Esad Mekulit gati njëçerekshekullor, kryeredaktorët: Rrahman Dedaj, Rexhep Qosja, Hasan Mekuli, Ali D. Jasiqi, Sali Bashota.

U bënë redaktorë të revistës: Tajar Hatipi, Vehap Shita, Enver Gjerqeku, Anton Pashku, Azem Shkreli, Nazmi Rrah-

mani, Din Mehmeti, Ali Podrimja, Beqir Musliu, Hasan Hasani, Mensur Raifi, Anton Berisha, Mehmet Kraja, Kujtim Rrahmani, Ibrahim Berisha etj.

Dolën, ndërkohë, tregimtarë. Prozatorë. Romansierë. Dramaturgë. Kritikë letrarë.

Hivzi Sulejmani madje – me vepra të plota.

Edhe Nazmi Rrahmani me disa romane. Edhe Rexhai Surroi. Maksut Shehu. Murat Isaku. Anton Pashku. Ramiz Kelmendi. Zejnullah Rrahmani. Mehmet Kraja. Beqir Musliu. Jusuf Buxhovi etj.

Dolën dramaturgë: Muharrem Qena, Murteza Peza, Jusuf Kelmendi, Kristë Berisha, Shaip Grabovci.

Dolën kritikë: Vehap Shita, Hasan Mekuli, Rexhep Qosja, Ali Aliu, Sabri Hamiti, Rexhep Ismajli, Mensur Raifi, Agim Vinca.

Dhe – një armatë poetësh. Nga Esadi e deri kek Ali Podrimja...



**6.**

Nokshiqas me prejardhje, plavjan dhe fillorist me lindje (17.XII.1916), pejan si gjimnazist, beogradas si student i veterinës dhe doktorant, redaktor i gazetës "Student", një 16-vjeçar që boton vjershën e parë (më 1931), bashkautor i Proklamatës kundër hegjemonizmit serb dhe dhunës mbi shqiptarët (më 1939), autor i gazetave ilegale "Liria" e "Zani" (në kohën e luftës), prishtinas deri në ditën e vdekjes (më 6 gusht 1993), themelues dhe kryeredaktor i më të parës revistë letrare në këto troje që nga viti 1949 e deri më 1971, përkthyes i mbi 100 veprave të shquara të autorëve shqiptarë dhe të huaj, autor i 10 vëllimeve poetike, duke nisur nga ai më i pari, "Për ty – kushtuar popullit tim" (më 1955), me shtatë botime të përkthyera në gjuhë të huaja, i pari kryetar i Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Kosovës dhe i pesë akademive të shkencave, kryeredaktor i Enciklopedise së Jugosllavisë për Kosovë,

etj.etj., Esad Mekuli joshi, mbështeti, inkurajoi dhe krijoi një brez të tërë dhe më të parin të shkrimtarëve të kësaj ane, duke i vënë temelet e penave më të njohura të letërsisë që kemi sot.

Me shumë të drejtë, prandaj, dhe në shenjë falenderimi e mirënjohjeje, me dhjeta nga emrat më të afirmuar të letrave e pagëzuan: Faqe e ndritur e historisë kombëtare, Poet i ndjenjave dhe aspiratave që ushqente populli, Një jetë plot dashuri, vuajtje e kuptim (Azem Shkreli), Ishte i butë, por i papërkulshëm, ishte elastik, por i pathyeshëm, ishte i qetë, por i pandalshëm, ishte b u r r ë  e p o e t, që nuk zmbrapsej para pengesave, vështirësive e rreziqeve (Adem Demaçi), Portretimi shpirtëror i fatit tonë (Shefqet Riza), Patriarku i kulturës dhe i letërsisë shqipe në Kosovë, Poet i të vërtetave tronditëse për shqiptarët, Doajen i letërsisë sonë, simbol i qëndresës së popullit tonë (Veha Shita), Luftëtar për lirinë dhe përparimin e popullit të vet, enciklopedisti ynë i parë, pishtar që ndriçon si flakadan i pashuar ndër mote, poet i kenarisë shqiptare (Enver Gjerqeku), Bard i popullit të vet, personaliteti më i rëndësishëm dhe më i merituar i kulturës shqiptare (Zuvdi Hoxhiq-Berisha), etj.etj.



**PRIMO SHLLAKU**

*Primo Shllaku (Shkodër, 1947) është një nga figurat madhore të letërsisë shqipe. Ka mbaruar studimet për Gjuhë dhe Letërsi Shqipe në Universitetin e Tiranës, ku me propozimin e Prof. Dr. Eqrem Çabejt emërohet profesor, por, meqenëse familja e tij nuk shihej me sy të mirë nga regjimi, ky propozim anulohet. Bir i regjisorit Lec Shllaku, dhe nip i helenistit dhe përkthyesit të famshëm Gjon Shllaku, Primo ka shkruar gjatë diktaturës, por ka botuar vetëm pas rënies së saj. Veprat më të njohura të tij janë:* ***Lule nate (1994), Hana e njelmët e ditës (1995)*** *dhe* ***Edhe fjalët shkojnë në ferr (2005).***
*Primo Shllaku në poezi njihet për vargun e ngjeshur me figuracion, kurse në ese shquhet për tonin e ashpër kritik ndaj diktatorit shqiptar dhe shërbyesve të tjerë të diktaturës.*



# TRE LLOJET E HESHTJES OSE KRITIKA QË MUNGON

Mbas krijimit të alfabetit në dhjetëvjetshin e parë të shek. XX ndryshoi nji mendsi themelore e kulturës shqiptare. Forma gojore e produktit letrar ia la vendin ngadalë formës së shkrueme. Pati në atë periudhë nji harlisje të shkrimit me format letrar dhe Gjergj Fishta i bezdisun prej morisë së kandidatëve për letrarë, e shkreh ironinë e vet proverbiale kundër "shkrivanave që po na dalin kah nji për kaçubë".

Stina e dytë e harlisjes së letrarëve fillon ndër ne mbas mbarimit të Luftës së Dytë Botnore. Fushata asgjasuese ndaj traditës intelektuale, përveç eleminimit fizik të individëve ma të inicuem, shpalli idenë e krijimit të shpejtë të nji intiligjencie prej hiçit, e cila, tue qenë "e shëndoshë" do ta kryente ku e

ku ma mirë punën e saj, sesa ajo kryepremja që kishte ra në fatkeqsi.

Në fushën e letrave u thirrën individë pa asnji lidhje me letrat, pa asnji lidhje me artin e letërsisë, madje, për dispjek e poshtnim të  inteligjencies së futun në eklips, u gjetën dhe iu bâ vend individëve që për asgjâ nuk mund të kishin lidhje me ket art. Dhe u dukën në arenën e artit të letrave shoferë e taksixhij, bujq e arsimtarë, mjekë dhe ushtarakë, sidomos ushtarakë para e mbas heqjes së gradave. Vërtetohej ksisoj se epoka e socializmit kishte shlirue energji të mdha shoqnore, kishte zbulue talente atje ku as që priteshin dhe jeta artistike kishte implikue pjesën ma të madhe të shoqnisë edhe si konsum, por edhe si krijimtari. Kjo "pasuni" shkrivanësh që dikur kishin bezdisë Fishtën sqimatar e mbathkues, nëmos ishin mâ të shumtë se kaçubat e vendit tonë, bimësisht të interesuem prej makies mesdhetare, të paktën ishin mâ agresivë e ma sfidues, kampionë të krijimit e të mprojtjes së nji letërsie kiç, katërcipërisht e tredhun në ndjesi e në ide. Fishta s'ishte gjallë asokohe për të thanë diçka për këtë racë të re "shkrivanësh" nula e mujsharë njiheri. Për ta do të fliste prej Zvicre dramaturgu i madh Friedrich Dürrenmatt tek drama e tij e mirnjoftun "Nji engjull vjen në Babiloni", ku lajmi i zbritjes së nji engjulli prej qielli e ngacmoi kaq tepër qytetin e Babilonisë, sa edhe nëpunësit e mykun të shtetit u naltuen shpirtnisht prej ksaj ngjarje, kapën penat në dorë, filluen të vjershëronin, shpesh pa mundë me mshefë hovet e tyne të ndezuna homoseksuale ndaj ktij djaloshi bukuran që kishte zbritë prej qielli.



Kurse sot, në kohën tonë, kjo gjendje ose paraqitet njilloj, ose harlisja ka avancue edhe mâ tepër. Dikush, me hamendje, kishte hjedhë idenë se sot tek na ka ma shum shkrimtarë se lexues. Ky zhballancim kryekput irracional i fushës së letrave, ky anormalitet patjetër që e ka shkakun e vet te anormaliteti i zhvillimit tonë në harkun e historisë sonë të re.

Kjo mori e re shkrimtarësh që vazhdon të shfaqet ndër ne prej gati nji shekulli, ksaj radhe, mbas ramjes së diktaturës,

mund të spjegohet edhe si reagim ndaj afazisë së imponueme gjatë diktaturës.

Por përherë e mâ tepër po konsolidohet ideja e gjanë se nji nder shkaqet organikë të ktij mbipopullimi të limbit letrar tek na âsht padyshim mungesa e kritikës dhe vonesa e ardhjes së saj.

**Heshtja e moskuptimit**

Me hapjen e Shqipnisë gjatë mbas ’90-ës, u ça muri i naltë i digës së izolimit dhe vërsheu me fuqi proposëse fryma e një letërsie europiane e jashtaeuropiane. Vonesa e inkasueme për shkak të represionit diktatorial si dhe radha objektive e stinëzimit letrar mbrenda fushës së letrave shqiptare, krijuen vështirsi të forta në lidhjen dhe rindërlidhjen mes epokave letrare. Por, mâ e randsishmja, âsht se etja dhe dispozitat e letërsisë sonë për t’u vû më nji hap me botën e rretheqarkut ishin motivi qëndror i gjenerimit të risive.

Dhe erdhën ndër ne zane e talente shpërthyese, ku krahas pamundsisë për t’u disimilue me modelet, produkti i tyne letrar shprehte pa asnjifarë dyshimi origjinalitet dhe autenticitet. Ky virtyt i munguem i letrave shqipe, pra origjinaliteti dhe autenticiteti, nuk mund të kishte shtatin e produktit të mirfilltë të zhvillimit, për faktin dramatik se izolimi i diktaturës kishte traumatizue jo vetëm krijuesit por edhe horizontin e pritjes, ose, thanë ndryshe, lexuesin shqiptar që nuk kishte mundë të rritet mâ shum se bukolik, melodramatik dhe amator i nji letërsie me theksim të njilloj patriotizmi nostalgues.

E keqja nuk âsht se lexuesi mesatar shqiptar i mbas “90-ës nuk mund të futej në kodet e ksaj letërsie të re që formonte prag me nivelet e së maparshmes. Por te ky prag merrte në thue dhe pengohej jo vetëm mesatarja e lexuesve, por edhe nji pjesë nuk di se sa e madhe e letrarëve tashma të pjekun e me listë vllimesh në aktivin e tyne, pedagogët, kritikët dhe KRITIKËT, estetët dhe studiuesit. Pothuejse asnji prej tyne nuk

përshëndeti ardhjen e ksaj prumje plot risi e morrnica, që u përvesh me rrzue ligjet e letërsisë paraardhëse si dhe infiltrimet morale që kishin hŷ pa vend e grat mbrenda shkrimtarisë sonë. Me nji fjalë, bota shqiptare ishte e papërgatitun për të pritë e për të asimilue ket produkt organik të stinës historike që përjetonim. Ketë herë ajo u zu gafil dhe heshtja e saj e atëhershme dhe e sotme ndaj ktij produkti dhe ndaj ktyne autorëve dëshmonte në mnyrë të bujshme paaftësinë dhe mbetjen e saj mbrapa në rrjedhat letrare të bashkëkohësisë si dhe specializimin e saj të ngurtë për të detektue vetëm nji lloj kantilene dhe monotonie. Pra, me nji fjalë të vetme, kta autorë të rij dhe kta shkrime të reja u linden e ranë në tokë në mnyrën mâ të pahirshme, jashtë "maternitetit", pa "mami", varfanjakë e të ndritshëm si foshnja në grazhdin e Betlehemit. Establishmenti i kritikëve e letrarëve të selitun e të rritun në kohën e diktaturës heshti me shum dinjitet, sepse duhet shum dinjitet për të mshefë paaftësinë dhe zanien tande gafil. Dhe kjo ndodhi mbrenda të gjitha përmasave të decentes. Ata nuk mund të flisnin, sepse nuk dinin çfarë me thanë. E keqja âsht se ata e shitën ket heshtje për dinjitarizëm të nji kompetence eprore që, për arsye të seriozitetit dhe të integritetit profesional, e mbante të drejtën e rezervës. Prapë më duhet të theksoj se zania gafil e dikujt përpara risisë, nuk përban mkat për ata që e psojnë befasimin. Deri ktu na jemi mbrenda normalitetit, ose, ma mirë me thanë, mbrenda anormalitetit të kërkuem e të dëshiruem prej gjithë nesh në kohë kapërcejsh historikë. Dukunitë e reja, përpos se kanë zanë gafil kritikën dhe ndjeshmënitë artistike të të gjitha kohnave, por shpesh kanë zanë gafil edhe vetë autorët, kaq zâdhanës të pavetdijshëm ishin për përmasat e binomit të tyne refuzim-propozim estetik.

Ky qe edhe kontakti i parë me *dëshprimin kulturor* i aradhës së re të krijuesve në demokraci. Nëse diktatura nuk do t'i linte të lindeshin, demokracia postdiktatoriale nuk do t'i lênte me u rritë. Hapi ishte kolosal. Ata kishin dalë nga *mosqenia* në *qenie* dhe lufta tash e mbrapa do të bâhej për *eksiztencën.*

Sidoqoftë kjo heshtje ishte e pafajshme, heshtje me burim mosditjen, pra, injorancën në kuptimin e saj të parmë. Rezerva e tyne ishte shkaku i mungesës së entuziazmit para *sendit të ri* e të shumpritun në letrat tona. Por kur ky qëndrim u zgjat, atëherë mbeteshin dy rrugë: ose të mbanin pozicionin tue injorue kto foshnje të ndritshme të bashkëkohësisë ma të nxehtë, ose të ngriheshin e të iknin e t'ua lênin përgjegjsinë të tjerëve që mund të ndërtonin nji raport ma ndërveprues. Por kjo nuk do të ndodhte sepse *heshtja e moskuptimit* do të zhvillohej te ...

**Heshtja e mosnjoftjes**

Tue pasë në dorë mjetet e establishmentit dhe tue qenë pjesë e tij qysh në kohën e diktaturës, na trashiguem nji elitë zyrtare kulturore me formim marksist-leninist, besnike ndaj parimesh dhe e trembun ndaj ndryshimesh. Pak a shum kto subjekte ndodhen ende sot në krye të ktyne punëve dhe, me përjashtim të veprës së rotacionit natyral të brêzit, infiltrimet e të "rijve" (në moshë apo ide) janë krye me teknologji farmaceutike.

Përmbysja e madhe dhe proporcionale në lamin e kulturës sonë nuk ka ardhë ende. Ajo që ka ndodhë me politikën dhe ekonominë shqiptare, në kulturë sa ka futë vetëm majën e kambës. Dhe kjo jo se sferat e kulturës nuk janë homogjene me dy të sipërpërmendunat, por sepse në kulturë nuk kanë ndërhŷ dhe s'kanë se si ndërhŷjnë ndërkombtarët. Në fushën e kulturës jemi vetëm, vetëm me veten tonë mâ të mirë e me veten tonë mâ të keqe, vetëm me veten tonë mâ të vjetrueme e me veten tonë mâ të njomë, vetëm me veten tonë që ka leverdi me e kthye fletën dhe me veten tonë që nuk ka leverdi me e kthye fletën. Po të pranonim kshillën e Nietzsche-s që thonte se e vetmja fushë ku gjakderdhja âsht e moralshme, âsht fusha e mendimit (kupto: fusha e kritikës), ne nuk na mbetet tjetër veç, mâ në fund, ta sjellim pluralizmin edhe në fushën e kulturës dhe rotacioni i brêzave të ndodhë në nivel idesh

dhe jo në atê biologjik. E di se âsht shum delikate të trazohet kujtimi i të shuemit Dh.Xhuvani, por meqë nekrologjinë nuk ia shkruen njeriu vetes, âsht rasti të hŷjmë në mendsinë e vlersimit të nji shkrimtari që ndrron jetë. U tha për të shuemin me shum pompë se ishte autori i 50 librave, a thue se po të flitej për tê vetëm si autori i *Tunelit,* Xhuvanit do t'i ulej pahu dhe do t'i haheshin vlerat. Âsht absolutisht e vërtetë se ai ka botue 50 libra, por âsht po aq absolutisht e vërtetë se përveç romanit *Tuneli*, i cili qe nji sprovë e vetvetishme drejt nji realizmi mâ agresiv dhe aspak nji dalje prej të ashtuquejtunit realizëm socialist, estetikisht autori âsht në nji linjë me diktaturën dhe politikat e saj korrente të asaj kohe. Ky roman i ban nder të madh autorit përsa nënvizon të shëmtuemen si pjesë të jetës  e jetën si prodhuese të së shëmtuemes. Ngjarjet e mavonshme me autorin në qendër i japin biografi librit dhe autorit që pagoi jo lirë nji variant të tijin estetik të së vërtetës. Por librat e mavonshëm si puna e *Përsëri në këmbë* që ishte nji variant i maskuem keq i *Si u kalit çeliku* nuk mund të quhet as propozim i ri estetik, as edhe nuk përban nji eveniment për CV-në krijuese të autorit.

Kultura pluraliste i shndrron sistemet e referencës nga sisteme të mbylluna në sisteme të hapuna, nga vlersime epokale në vlersime të gjithkohshme. Vetëm ajo sjell metrin e universales dhe e shtyn frikshëm vijën e horizontit aksiologjik dhe na që merremi me shkrime, e kemi përherë e mâ të vshtirë me lshue hije mbi ketë tokë.

Nuk kam as pikën mâ të vogël të dyshimit se, të paktën në vjetët '60, në lamin e letrave shqipe u angazhuen individë me aftsi e veti të çmueshme për letërsi, talente (ketë fjalë më duhet ta përdor për forcë të zakonit sepse ajo nuk gjindet mâ në asnji manual të estetikës) e potenciale që mund të mahnitnin me shtjellime e tirada rreth materies letrare. Por ata për shkak të nji trolli të ngurtë kultural dhe të nji nomadsie të lodhshme kolektive që ruenin në kujtesën e tyne familjare, mezi ç'prisnin me hŷ në nji sistem, me i përkitë nji sistemi.

Dhe sistemi ishte i gatshëm, i gatshëm me ofrue dhe i etshëm me lypë. Ktu lindi martesa e pafat e tyne me sistemin, e pafat se ishte e destinueme me zgjatë përfare, pa divorc, pa alternativë divorci. Hymja në ket sistem rezultoi shum shpejt si dorzim i intimitetit, si dorzim i identitetit të thellë e i individualitetit. Dhe ky dorzim do të përkonte fatalisht me rininë e tyne, e marrë kjo si stinë optimale e krijimit dhe e realizimeve. Sistemi realizonte unitetin përmes përlyemjes së individit dhe përdhosjes së talentit si nji rrugë me sens unik, e pakthyeshme dhe e parikuperueshme. Vetëm kshtu mund të spjegohet vullkanizmi qaraman ose inversi i tij, qaramanizmi vullkanik i Frederik Reshpes, që kishte mbetë në mes të rrugës, as te hapi, as te hupi, as te bregu, as te deti, para nji pleqnie të zymtë dhe nji rinie të pajetueme, me nji grusht vjershash që ia kishin asgjasue zamanin e krijimtarisë në favor të nji çâshtje pa substancë. Por ai të paktën e kuptoi ktê dhe poezitë e tij të fundit ishin nji përpjekje e dëshprueme për me rikuperue të pariparueshmen e, ashtu si te përralla shqiptare ku marsi i merrte hua prillit tri ditët kritike të ngurosjes së plakës, ai, Frederiku i shuem, i mori hua rinisë kohën e hjedhjes së nji klithme që për tê ishte sprova e vetme për me shkrue ashtu siç ai mendonte se duhet të bamë. Dhe kjo do të mbahet mend si klithmë e jo si poezi. Dhimbja e vetes mbas aq kohe të injorimit të saj, nuk mund të kthehej mâ në landë të poezisë, por rastsisht e fatmirsisht vetëm në tingllim e prozodi të saj. Dhe mbyllej, kshtu, tragjedia personale e nji njeriu që e kishte shpërnjoftë veten, tue ndjekë nji hyll kallp. Ky zgjim në sekondën e fundit mund t'i vlejë Reshpes sa nji hymje në panteon.

Kta letrarë që përmenda mâ sipër e për të cilët jam i sigurtë se ishin dhe mund të bâheshin diçka tjetër, për arsye të atij formimi dhe të asaj kulture që përcakton zgjedhjet bazale të jetës dhe të karrierës, e kishin zgjedhë artin si shkallë për t'u faktorizue dhe dalë nga anonimati që u rezervonte origjina. Në kushtet e kritikës së mungueme, kta novicë nuk mund të seleksionoheshin në sitat e meritokracisë, por vetëm në lidh-

jet me qarqet ose pranëqarqet politike të kohës. Me siguri ata nuk e dinin se kushti i parë i artit ishte kapërcimi i vetvetes. Vetveten ata e kishin lshue në favor të nji identiteti kolektiv që mbante elementë të antarit të partisë, njeriut të thjeshtë të panxanë të popullit ose edhe të qytetarit që nuk e eksitojnë të vërtetat që ai mund të zbulojë. Ata nuk e kishin zgjedhë artin ose, konkretisht, letërsinë si fat të vshtirë. Po përmendi Ovidin që e ngrysi jetën në internim dhe kurr nuk u ndie hero, Gauguin-in që braktisi Parisin dhe shkoi e jetoi mes kasolleve prej balte në Taiti dhe s'u ndie kurr hero; Fishtën frat françeskan, meshtar e vjershtar i kultit marian, që nuk do të ngurrojë me ju drejtue Zotit me fjalët lapidare "*O Zot, a ndjeve/ trathtarët na lanë pa atdhe/ e ti shkon e gjuen me rrfe/ lisat n'per male kot.* Mos ta harrojmë Migjenin që u shkrî në dhimbjen e pafund të nji celibati të pashpresë e të nji refuzimi seksual, për t'u realizue tansisht te vargjet e tij dy herë të lira. Dhe s'u ndie as hero, as dëshmor.

Askush nuk mund të kërkojë prej askujt heroin, dëshmorin, trimin. Por njeriun mund ta kërkojmë simbas traditës greke me Diogjenin që kërkonte me llampë njeriun nëpër rrugët e qytetit ditën për diell. Por ajo që kërkojnë artistët âsht ma fort njerzorja se njeriu. E kur ajo që kërkojmë me artin nuk âsht njerzorja, por fabrikimi i nji situate me njerz simbas nji ideje *a priori*, ky art nuk mbrrin të bâhet humanizëm. Në ket hendek bie dhe thyen qafën pa asnji shans shpëtimi falanga e pamatë e produktit letrar të letërsisë funksionale e bashkë me tê të gjithë ata që nuk kishin pasë rast me hetue thellë qenies së tyne substancën hyjnore të vetvetes. Ata e kishin çue jetën gabim, kishin jetue gabim, kishin çue dam zamanin e hovit optimal të jetës krijimtare. Sot ata ndodhen të mbërthyem në danat e nji problemi të kulluet ekzistencial, mbrenda llojit të tyne të *dëshprimit kulturor*, në të cilin asnjeni nuk mund ta blejë të kaluemen, jo si diçka që i akuzon, por për të bâ nji zgjedhje tjetër lidhë me artin e tyne.

Ky mund të jetë edhe shkaku që shkrimtarë të prononcuem dhe të ekspozuem si skuadra zyrtare e një letërsie zyr-

tare kanë pasë dhe kanë nji qëndrim shum kompakt gjatë gjithë kohës së mbasramjes së regjimit. Shkaku i ksaj kompaktësie nuk âsht e nuk mund të jetë solidariteti trejdunionist i degës, por dhimbja e madhe para dëshprimit kur shef se ke humbë mundin. Latinët kanë pasë nji shprehje tipike për të shprehë kulmin e dhimbjes: *operam et oleum perdidi*(humba veprën dhe vojin).

Sa do të kisha pasë dëshirë që letrarët shqiptarë të njifnin e përshndetnin njeni tjetrin mbas ramjes së regjimit dhe mes tyne të kthehej kolegjialiteti i vërtetë që buron nga fakti i qenies bashkëkohës. Sa mirë do të ishte që Kadareja, psh, të përshndeste ardhjen e Martin Camajt në shtëpinë e vet mbas nji bllek-auti 30-vjeçar. Në masë të madhe kjo njoftje nuk erdhi. Kadareja do të përgjigjej thatë e shkurt se nuk do të thotë ndonjë gjë që nuk e kam përshëndetur Martin Camajt. S'jam i detyruar pa tjetër që ta përshëndes.

Të gjitha kto janë të vërteta dhe mâ se të vërteta. Askush nuk âsht i detyruem të përshndesë kolegun e vet, edhe atëherë kur ai vjen prej hijes dhe del prej zonash gri me shkëlqimin e fenomenit dhe me humin e së panjoftunës që të çudit. Kam shum frikë se ky ceremonial njerzor nuk mund të ndodhte, aq ma pak prej anës së shkrimtarëve zyrtarë, sepse kta shkrimtarë *kishin nji hall të madh*. Kishin humbë veprën edhe vojin. E kjo s'ishte pak. Kjo ishte nji tragjedi e vërtetë. Të humbësh mundin e jetës. Atëherë a mund të rishkruhej edhe njiherë ajo vepër, të tërhiqej si me magji prej bibliotekave të publikut dhe të shkruhej ndryshe? E pamundun. E si të shkruhej? Ku të gjendej energjia për ta rishkrue nji libër që ishte i nisun gabim, i zhvilluem gabim e i mbyllun gabim. Atëherë duhej gjetë nji ekspedient tjetër, nji ekspedient i mundshëm dhe i realizueshëm: reinterpretimi i veprave dhe mballosja e tyne me përmbajtje të reja e me kinse aluzione që shpesh në gojën e tyne tingllojnë deri qesharake.

Nëse nuk ndjehemi aspak përgjegjës për mnyrën sesi e çuen dam rininë e tyne, mundin e tyne krijues, andrrat për të

qenë të parët përmes krijimit të nji letërsie me vlera mbetëse, talentin e përkushtimin e tyne ndaj letërsisë, përkulemi me interes mbi dhimbjen e tyne të pangushllueshme. Sa me dobi do të ishte që ta pranonin ktê, të shkruenin për tê, të banin nji dëshmi në vetë të parë të ksaj drame që do t'u siguronte me siguri nji herë të vetme kapërcimin e vetvetes. Nuk do të uroja që dikush të jetonte pjesën tjetër të jetës së vet në morgun e veprave të veta të vdekuna. Nuk do t'i uroja askujt që t'i vdisnin veprat para se të vdiste ai vetë.

Për nji ligj universal e të lashtë sa vetë njeriu, të vdekunit nuk mbahen në shtëpi, por duhen vorrosë. Mjerisht në lamin e letrave shqipe sot ka shum gërmadha dhe shum drita të ndezuna mbi kto gërmadha jo aq për t'i ndriçue si të tilla, por për t'u dhanë sadopak nji jetëzgjatje për shkak të funksionit sublimues të dritës.

E kshtu, pra, kemi humbë çdo shpresë se mund të mendohet që kta kolegë, bij e baballarë të letrave, që kanë kaq tepër halle mbi kokë, që e kanë kaq të idhtë qiellzën qysh prej çastit të ndërgjegjsimit të tyne për humbjen e *juveniljes*, t'i qasen krijimeve të reja e të gëzohen për to e të knaqen me to. Ato janë kthye në makina që të bombardojnë me heshtje, me heshtjen e jazit të tyne, me heshtjen e marazit që, dikur, kishin bâ nji zgjedhje të gabueme dhe e kishin jetue gabim jetën e tyne krijimtare, se kishin vrapue mbas sirenash dhe i kishin sjellë shpinën muzave e kshtu me radhë... Nji requiem për ta. Heshtja e tyne âsht krejt e pafaj...

**Heshtja e mospëlqimit**

Kam sigurinë se në tanë ketë mori intelektualësh që lexojnë, përkthejnë, komentojnë janë disa që e kuptojnë produktin e ri të kohës së re. Ata që erdhën pa pyetë njeri, pa lêjën e askujt deri në qendrën e ndjeshmënisë bashkëkohore, që sollën modestisht ofertën e tyne të sinqertë me shijen dhe aromën

e kohës, por edhe të kohnave ndihen pa kohë, pa tokë nën kambë, pa miq e shokë, pa mecenat, paguejnë me të hollat e tyne botimet, askush s'i thrret, bâjnë ca festa të vogla me pak njerz, kurr nuk bâhen pêsë. Recitojnë, lexojnë dhe zhyten në biseda të pafund a thue se, pikërisht kur bisedojnë gjatë, koha ndalon dhe ata kanë mundsi edhe të gabojnë.

Ka gjithmonë në fushën e artit nji arsye të mirë për mos me dashtë nji vepër ose nji autor. Dhe kjo arsye e mirë âsht thjesht se ai libër ose autor nuk na pëlqen. Në art pëlqimi konstituohet si ma e forta arsye e botës. Dhe na themi: ky autor, sado i famshëm, sado i njoftun, sado çmime të ketë marrë, nuk më pëlqen. Dhe preferojmë ta kalojmë nën heshtje. Kjo âsht nji heshtje diskrete, delikate, nji pozicion xhentil ku heshtja rivendikon sinoniminë me respektin formal njerzor. Të ardhunit e rij në fushën e artit duhet të bâjnë llogaritë e tyne edhe me ket lloj heshtje, e cila nuk âsht as fajtore, as e pafajshme. Ajo buron prej mospëlqimit, prej mungesës së shfaqjes së harmonikave mes subjektit lexues dhe realiteteve estetike të veprës Kjo kategori njerzish pra ajo që nuk përfshihet estetikisht në kontakt me nji vepër, shpesh herë âsht dhunue prej insistimit për të pranue disa vlera letrare atje ku ato për dikë kanë qenë të pandieshme deri në inekzistente. Opinionet letrare, të krijueme gjatë diktaturës dhe që kanë vazhdue gati të paprekuna në epigonizëm dhe argumentologji deri në ditët e sotme, janë përpjekë t'u imponohen lexuesve të të gjithë kalibrave përmes argumentash jo aq fort analitikë, se sa promovimit me metoda reklame dhe tifozllëku. Shpesh thuhet se nji autor âsht i mirë, sepse ai botohet jashtë dhe çmohet atje. Kjo âsht puro reklamë, reklamë e hjedhun mbi nji lexues të prezumuem si ksenoman. Ku âsht analiza? Ku âsht varianti analitik i nji kritiku mbi at libër? A jemi na kaq foshnjorë sa nuk mund të shofim sendet tona, pa na i pasë vû mâ parë sŷzet mrekullibamëse të të huejve? Kto pyetje duen përgjigje dhe janë shum serioze. Ato nuk mund të knaqen vetëm me nji "po" ose nji "jo".

Të gjitha kto realitete që burimin e kanë te mungesa e kritikës, kanë ndihmue të krijohet nji klasifikim piramidal në

fushë të letërsisë. Piramidaliteti hierarkik në arte ka edhe nji shkak tjetër serioz, efekti i të cilit nuk âsht shue ende. Fryma hegjemoniste dhe hierarkitë marramendsisht vertikale të aparatit shtetnor e politik të diktaturës kanë riprodhue deri diku veten edhe në klasifikimet hierarkike të botës së shkrimtarëve. Ja dhe nji arsye mâ tepër për ta sjellë pluralizmin në fushën e kulturës. Konceptimi i hierarkive në formë piramidale âsht autokratik dhe teokratik, nuk mban parasŷsh dhe paralizon mundsinë e lvizjes, respekton vetëm autoritetin, beson në teoritë mbi fundin e historisë. Piramidaliteti përjashton marrdhanien njerzore mes krijuesve, dekurajon filizat dhe sythat e majës, paralizon e ngadalson zhvillimet, krijon rrumpallë e konfuzion në fushën e prodhimit artistik, shkapërderdh vemendjen dhe i shërben kalcifikimit dhe sklerotizimit të establishmentit kulturor.

Skema e re dhe konfiguracioni i ri i klasifikimeve, i mbështetun edhe zyrtarisht, duhet të ishte skema e "pyllit letrar", ku secili autor ka trollin e vet ku rri në kambë, ka volumin e vet të frymëmarrjes dhe volumin e vet të qenies. Simbas ksaj skeme ka vend për të gjithë, edhe për lisa, edhe për shkurre, edhe për "bimë të nënpyllit". Të gjitha kta pshteten dhe nisen prej të njajtit terren, që âsht tabani i kulturës kombtare dhe simbas aftsive realizojnë volumin dhe naltsinë e tyne individuale. Por secili mbin mbi tokën e vet dhe pesha ose mungesa e peshës së tij nuk randon mbi kokën, kohën a jetën e nji tjetri. Krijuesit kanë nevojë për vemendje e kujdes, inkurajim e kritikë të fortë, deri në asgjasuese. Artistat tanë deri tash janë rritë jo përmes luftës për ekzistencë mbrenda llojit të vet, por si benjaminë politikë e si muza shtetnore, me të gjitha të kqijat e të mirat që rezultoi se ka kjo praktikë.

Kritika në art e në letërsi simulon intelektualisht luftën për ekzistencë mbrenda llojit. Në natyrë qeniet pa rival destinohen me u bâ përbindsha, kurse në shoqni diktatorë. Kritika në nji farë mnyre realizon dhe dozon rivalitetin në jetën kulturore. Mungesa e kritikës kultivon skemat piramidale të

hierarkisë ku kambët e të sipërmit shtypin kokën e mâ të ultit, ku peshën e kulmit e mban dhe e paguen radha e bazës. Na jemi ilustrim klasik i ksaj të vërtete.

Shkrimtarët kandidatë për afirmim duhet ta kërkojnë kritikën dhe kur ajo të vijë, duhet ta durojnë kritikën. Ata duhet të jenë të përgatitun edhe për kritika dashakeqëse, edhe për mllefe, edhe për kritika mohuese, edhe për kritika jokompetente. Gjithçka duhet të dalë sheshit e të ndezet debati. Sendet nuk duhet të kalojnë mâ në heshtje. Heshtja âsht edhe flori, por âsht edhe vdekje. Dy llojet e para që u spjeguen ma sipër, simulonin vdekjen dhe moslvizjen.

Le të hŷjmë pak në analizën e së drejtës për kritikë.

Shkrimi yt, i dashun shkrimtar, âsht i yti derisa ti nuk e jep për botim dhe ai faqoset e bâhet nji send me fletë e shkronja shtypi që quhet libër. Kur ti e nxjerr nga vetja dhe e blaton te vemendja ime, dhe për ma tepër kur nuk ke pasë rastin të ma dhurosh, por unë e blej me paret e mia të dashuna e të shtrêjta, ky libër me gjithë ç'ka mbrendë âsht edhe imi, fort i imi. Unë ulem ta lexoj gjithnji me shpresën se ti do të më çosh drejt botësh fantastike e unë do të lundroj pak me fantazinë time e shum me fantazinë tande drejt realitetesh magjike që më gllabrojnë. Në qoftë se kjo ndodh, unë kam me të lexue edhe nji herë tjetër e kam me të rekomandue edhe ndër të tjerë, sepse ti e ke fitue betejën e reklamës, si edhe atê të rileximit. Ama, po nuk më pëlqeve, pse duhet ta mbaj jazën, pse duhet të turpnohem unë se ti më ke prishë shijet dhe ma ke vjedhë pa bereqet kohën time. Ket libër të keq unë mund ta var ku të due dhe mund ta gris fletësh për çfarëdo qëllimi që të më vijë për mbarë. Ket libër e kam ble dhe âsht malli im, âsht prona ime. Ti nuk je imi e me ty nuk kam punë. Po të dija me shkrue, mund të rreshtoja kundër teje fjalë të idhta ose djegëse që ti të mos guxosh mâ me prekë penë me dorë.

Dhe kshtu mund të fillojë kritika, të dalë nji ose disa të krisun që, tue pasë qejf me ndêjë për kafe me ne, nuk do të kenë qejf me durue neverinë ose digustin që i shkaktojnë li-

brat tanë. Mediokriteti e urren kritikën. Ai lakmon lmashkun e gjolit dhe dremitjen nën çfarëdolloj dielli. Shkrimtarët e mirë të përgatiten me përballue edhe kritikën nihiliste, sepse heshtja âsht mosqenie e nuk përballohet.

Tue perifrazue nji lutje të krishtenë që thotë "ardhtë mbretnia jote, u bâftë vullneti yt", po i lutemi kritikës që të vijë mbretnia e saj dhe njimend u bâftë vullneti i saj.

Tiranë, 10.12.2009



**SHEFKIJE ISLAMAJ**

*Shefkije Islamaj (Skënderaj, 1953) ka studiuar gjuhën dhe letërsinë shqipe në Fakultetin Filozofik të Prishtinës. Pas studimeve katërvjeçare ka ndjekur studimet pasdiplomike dhe me punimin Sinonimet në gjuhën shqipe ka marrë gradën e magjistres së shkencave filologjike. Gjithashtu ka marrë gradën doktor i shkencave filologjike me tezën Veçoritë leksiko-semantike dhe stilistike të gjuhës së veprës letrare të Jakov Xoxës. Prej vitit 1977 punon në Institutin Albanologjik të Prishtinës, në Degën e Gjuhës ku tash e disa vjet ka titullin këshilltares shkencore. Vite me radhë ishte drejtuese e Degës së Gjuhësisë në këtë institut. Ka punuar si pedagoge e jashtme (me titullin profesor) në Fakultetin e Arteve Dramatike në Prishtinë ku ka ligjëruar lëndën Kulturë gjuhe. Është nënkryetare e Shoqatës së Gjuhës Shqipe të Kosovës që nga themelimi i saj më 2002.*
*Ka botuar një numër të madh veprash, ndër të cilat përmendim:* ***Çështje të sinonimeve në gjuhën shqipe, Gjuha e Jakov Xoxës, Gjuha, ligjërimi dhe fjala, Mos më thuaj se më ke parë ëndërr, Gjuha dhe identiteti*** *etj.*



# LIGJËRIMI ARTISTIK I GJERGJ FISHTËS

(*Në 70-vjetorin e vdekjes së Gjergj Fishtës*)

Gjergj Fishta, siç është theksuar më se një herë, posaçërisht me gjuhën, është përfaqësues tipik i romantizmit, është një vazhdues koherent i parimeve mbi të cilat mbështetet letërsia pararendëse, krijues i kultit të gjuhës, i lidhjes së saj me rrënjët. Brenda këtyre kufijve s'ka si të ndodhte ndryshe: ai nga gjuha popullore do të bëjë përpjekjen të nxjerrë gjithë pasurinë e saj duke i dhënë pamjen e forcën e re. Në këtë përpjekje

këmbëngulëse talenti i tij i madh do t'i ndihmojë të shpërfaqë shpirtin e gjuhës popullore, të zbulojë mundësitë e mjetet e saj e të ripërtërijë, sidomos, fuqinë e saj ekspresive, e cila më së mirë do të dëshmohet në ligjërimin e tij narrativ, sidomos në narracionin e *Lahutës së Malcis*.

Narracioni i *Lahutës së Malcis* mbështetet në ligjërimin popullor. Tipi i ligjërimit popullor paraqitet si një prirje e theksuar e pjesës më të madhe të krijimtarisë artistike në gjysmën e parë të shekullit 20, ndërsa më tipiku në këtë kontekst na del Fishta me *Lahutën e Malcis.* Fishta ne krijimtarinë e tij letrare ndoqi gjuhën e folur popullore në të gjitha rrafshet e saj, prandaj gjuha e tij ka natyrshmërinë, gjallërinë e zhdervjelltësinë e saj. Në këtë kontekst, dua të theksoj se ai me veprën e tij nuk pasuroi gjuhën vetëm me njësi leksikore, nuk rigjallëroi e nuk e zhvilloi gjuhën vetëm me mjete gjuhësore, nuk ripërtëriu vetëm vlerën semantike e stilistike të fjalës shqipe, po zhvilloi e pasuroi sidomos ndërtimet e saj, sintaksën e saj. Ai eci vazhdës që krijuan shkrimtarët tanë të parë, të cilët mbajnë meritën e krijimit të traditës së shkrimit të shqipes mbi gjedhen e ligjërimit popullor, traditë që erdhi e mori shprehjen e saj më të plotë gjatë Rilindjes e më pas.

Sintaksa e Fishtës karakterizohet pos me motivet e arketipat folklorike, me leksikun e frazeologjinë popullore e krahinore, të rikuptimësuar a të prejardhur, me variantet idiomatike, edhe me ndërtimet e strukturat sintaksore, tipike për thjeshtligjërimin, tipike për kategoritë e ndryshme folklorike, në të vërtetë, tipike për gjuhën popullore. Karakteristikë e ligjërimit të Fishtës, po kështu, është larmia e madhe e ndërtimeve, lehtësia e thjeshtësia e natyrshmëria e ndërtimit të këtij ligjërimi, kufiri i dobësuar a i pahetueshëm i kalimit prej një ligjërimi në tjetrin, prej një rrafshi në tjetrin (prej narracioni, në monolog a në dialog dhe anasjelltas) deri te larmia e intonacionit.

## Veprime stilistike mbi bazën e ornamenteve gjuhësore

Një veçori e dalluar e gjuhës së Fishtës në nivelin sintaksor janë veprimet stilistike mbi bazën e ornamenteve stilistike, brenda të cilave më të rëndësishmet janë: *blloqet proverbiale sinonimike, shprehjet e ngurosura frazeologjike dhe ndërtimet krahasore.* Në këtë kontekst *Lahuta e Malcis* paraqet gjedhe tipike, përfaqësuese, inventari gjuhësor i secilës dëshmon se ajo është krijuar me kujdesin e madh krijues dhe me talentin e rrallë.

Në gjuhën e Fishtës blloqet proverbiale sinonimike si nënstruktura mendimore të njësishme brenda strukturave më të larta narrative bien në sy me leximin e parë. Shembull:

*Po e sheh vetë, Zotni,* ***se kokrra***
***Nuk mund t'lidhim veç me dokrra;***
***(Dokrra thirren kah Shqypnija***
***Dija, Kanga e Historija...)***
*Se me shkrime - e stërhollime*
*S'mund t'i a mbushim menden kujë,*
***Veç kot qesim pëlla n'ujë*** **A.P. 8**

Numri i blloqeve të këtilla është i madh dhe secili nga ata ka strukturë organizuese pak a shumë të ngjashme: ai është gjithmonë njësi unike mendimore, edhe pse funksionon vetëm si sekuencë narrative brenda tërësisë poemore, ndërsa shpesh ka formën e një vargu zinxhiror proverbial, një veprim ky i zakonshëm për gjuhën e Fishtës. Çdo strukturë e tillë proverbiale vetvetiu është një "tregim i ngjeshur" dhe në gjuhën e Fishtës paraqet një farë bërthame narrative të llojit të vetë që shërben si një "qendër" e rëndësishme për paradigmatikën e për sintagmatikën e saj.

Edhe në *Anzën e Parnasit* format e tilla gjuhësore-mendimore paraqiten me denduri të madhe. Shembull:

*U dha zani n'Shqyptari*
*Se dy barkë n'atë Sh'Njin kanë hi:*
***Njana mbushë me shkarpa t'vjetra,***
***Me mend t'holla mbushun tjetra.***
*Ran Shqyptarët, at-herë, n'kuvend,*
*E tue folun rend-e-rend,*
*(Shka nder ne nuk mbahet mend...*
*E pleqnuen se* ***per ketë vend***
***Duhen shkarpa e jo mend****.*
*E prandej kta bane toben,*
*E ma teper vune gjoben*
*Per me u la me desh e qe,*
*Mend Shen Nkollit mos me i ble.* A.p. 9

Kur janë në vargje zinxhirore, këto njësi, përfaqësojnë blloqe të njësishme mendimore të ndërthurura në rrëfimin bazë dhe gjithmonë me më së paku dy funksione: 1. funksioni i tyre i përbashkët është ngjeshja dhe reduktimi maksimal semantik i shprehjes, dhe 2. çdo njëra prej tyre ka edhe së paku një funksion të veçantë, i cili varet nga vendi në strukturën e rrëfimit bazë dhe nga veprimi i ndërthurjes. Do t'i sillemi tri blloqeve të tilla përfaqësuese sipas funksioneve të tyre të veçanta. Shembulli:

**1**. - ***Kurr me punë, gjithmonë pa nga*** -
*Gjyqin shokve ke m'u a da.*
*Sa* ***me istore e Skanderbeg,***
***Per ketë besë, s'ke me u kapë m'breg****,*
***As kurr ty s'ka me t'hecë zari:***
***Ka me t'mbetë nen bark samari****;*

**2.** *Pse nder ne kjo kohë ka ardhë,*
*Qi* ***nji e zezë me u thirrë e bardhë:***
***N'emen t'vet sendet s'duen qujtë***
***Per n'don qyqja mos me t'mujtë***

***E me t`fry era a n'kuletë,***
***Por me t'shkue lymi perpjetë***
***Edhe f'yellit me i ra pshtetë.***

**3.** *Po, por shka, letrarve t'ngratë*
*U a ka lanë lija zanatë*
***Me i thirrë sendet t'gjitha me emen,***
***Mashkllin, mashkull - femnen, femen:***
***E prandej kanë shatin n'ujë'***
***E u shkon puna rrokopujë.*** A.p. 11

Ky tekst është nxjerrë nga poezia *Nakdomonicipedia* (1907). Veçori e përbashkët e të tria këtyre blloqeve është ajo se ato përfaqësojnë sekuenca të rrëfimeve të pazhvilluara deri në fund, të cilat i krijojnë mundësinë lexuesit të kujdesshëm që ta vizualizojnë vetë situatën dhe ta zhvillojnë ngjarjen në varësi nga përvoja e tij personale leximore dhe nga aftësia imagjinare. Veçoria e dytë e këtyre blloqeve dhe i shumë të tjerave të ngjashme (sidomos i atyre me strukturë dialogu) është gjuha "ezopike" e personazhit dhe e narratorit, të cilët flasin përgjithësueshëm, në mënyrë eksplicite, por secili nga ata në mënyrën e vet konkretizojnë kuptimin e përmbajtjes konceptuale. Veçoria e tretë është ana filozofike-etike e njeriut folklorik të Fishtës, e malësorit veriak me kod të veçantë jetësor, që del përmes këtyre shprehjeve proverbiale. Këto forma proverbiale na e krijojnë shpesh përshtypjen e skicave për rrëfime "të reja", për rrëfime që presin formësimin e tyre prej autorit të talentuar për "rrëfime" të kësaj natyre. Mund të konsiderohet ky mendim edhe si spekulim rasti, sepse kemi pranuar më lart edhe kualifikimin se ato janë rrëfime të pakryera. Megjithatë, ato janë në të vërtetë sekuenca narrative të pavarura e të përfunduara brenda tërësive më të mëdha narrative të realizuara në forma të ngjeshura. Në këto blloqe reduktimi maksimal në formë dhe në përmbajtje është qëllimi kryesor, i cili bashkë

me veprimet e tjera stilistike, tipike për idiolektin e Fishtës, përbëjnë shprehje të veçanta stilistike gnomike. Ato paraqesin fragmente didaktike-filozofike, përkatësisht moralizime filozofike, të cilat paraqiten jo vetën në një rrëfim konkret, po edhe në gjithë "rrëfimet" e tij, në të vërtetë në gjithë diskursin e tij poetik.

Këto forma të veçanta ligjërimore shpesh na e krijojnë përshtypjen e përgjithshme për fragmentaritetin dhe gnominitetin e idiolektit të Fishtës dhe kjo bën që rrëfimi i tij të vishet me një bukuri origjinare, të vërtetë, gati të ashpër, të paraformës së gjuhës poetike popullore. Një veprim të këtillë të Fishtës kushtimisht e kemi quajtur *efekt stilistik fishtian*.

Në të tri blloqet që kemi sjellë me temë didaktike-filozofike, Fishta ka radhitur shumë gnome-burimore maksimalisht të sintetizuara. Në leximin e parë këto blloqe me shprehje gnomike mund të përjetohen edhe enigmatike. Megjithatë, të vështruara brenda tërësisë së poezisë *Nakdomonicipedia* nxirret lehtë efekti i përgjithshëm moralizues i këtyre gnomëve të intensifikuara, prandaj edhe urtia që del prej tyre perceptohet më mirë e më lehtë nga anë e lexuesve. Shembull:

*A e din tash, Nakdo Monici,*
*Se si hecë n`këtë jetë "Cicmici":*
*Se* ***me kangë e pendë e letra***
***E me istore - prralla t'vjetra,***
***Veç se e mbajm na shatin n'ujë***
***Per t'zezë t'onë e jo t'tjerkujë?...***
***S'duhet, jo, sod mendja e hollë***
***Per me u ndie n'Romë e n'Stambollë***
***Por se duhet yeleti,***
***Pak burrni - me shum dredhi;***
***Me e mbajtë gjuhen ngrit nder dhambë,***
***E me i zgjatun veshët nji pllambë***
***Per me ndie se kah fryn era...***
***Me vozitë andej m' at-hera.***

*Oh! po besa, e kam pa qeshë.*
***N'Shqyptari sod duhen veshë,***
***Sa, krejt veshë, tham do t' jet niri,***
***Per me u kapë ku e shtyn dishiri.*** A.p.19

Një dendësim i tillë klasik i dialogut me ndërtim monologues sjell bashkimin e kohëve të ligjërimit, në vërtetë sjell zhvendosjen e kohëve në gjithëkohësi. Në këtë mënyrë në një hapësirë të tillë të ngushtë gjuhësore- poetike - është grumbulluar lëndë e ngjeshur moralizuese e didaktike, që jepet përmes shprehjeve gjuhësore që ngjajnë në proverbat, me çka rritet dendësia e ligjërimit poetik. Kjo lëndë moralizuese-filozofike e grumbulluar kështu në një hapësirë të ngjeshur verbale, shquhet jo vetëm me informacion konceptual-estetik, po edhe me komponentin metalogjik (ose figurativ-metaforik). Mund të thuhet se këto blloqe kryejnë funksion integrues brenda strukturave më të larta verbale-estetike, ndërsa qendra e këtij funksioni integrues realizohet përmes blloqeve të veçanta proverbiale të cilët ndihmojnë me funksionet e tyre të shumta integrimin e shumëfishtë të lëndës gjuhësore-estetike në të gjitha drejtimet: vertikalisht, thellësisht dhe horizontalisht.

Në gjuhën e Fishtës identifikohen edhe të ashtuquajturat blloqe sinonimike, të cilat futen në tekstin e tij si "qendra të strukturimit" ose si dominante strukturore.

*U mundova pa dobi:*
***Nuk n`duel çorbë as s'm'duel jahni***
*Prandej pykë un' sot kam ra,*
***Kurrkund vedit s'po i sho va,***
***E as s'po shof kurrkund nji shteg.***
***Për me mujtë me u kapun m`breg;***
*Veç t'kam ngelë si peshku m`zall,* Nik. 37

Efektin stilistik në këto vargje Fishta e arrin me paraqitjen në sistem të formave dhe të ndërtimeve të veçanta sinon-

imike, me të cilat në mënyrë parimore përgjatë gjithë ligjërimit zbatohet shkonkretizimi që është karakteristik për çdo porosi a mësim proverbial. Këto blloqe sinonimike paraqesin secili më vete element stilformues ose "qendra të strukturimit" të rrëfimit fishtian. Ja edhe një shembull:

> ***(Pse nuk hin minarja n'thes,***
> ***E pse andrra gjatë nuk t'mban)***
> *Por kjo punë sa pare ban,*
> ***Me t'nderue, mbasi t'keshë dekë,***
> ***E per t'gjallë me t'ba m'u rrekë!*** A.p.51

Për arsye të reduktimit maksimal të shprehjes në këto blloqe në të gjitha sekuencat e rrëfimit nuk ka pothuajse syzhe dhe as karaktere të zhvilluara shkallë-shkallë. Heronjtë janë bartës të formulave gjuhësore të njohura gjerësisht. Prandaj, nuk kemi as ekspozicion, as zhvillim të syzheut e veprimit, as epilog, po vetëm kulminacion në formën vargut të ngjeshur të sentencave. E gjithë poezia zhvillohet në variacione proverbiale të njohura gjerësisht.

Funksion të ngjashëm, por me efekt stilistik plotësisht të ndryshëm, kanë vargjet *me shprehje të ngurosura* të paraqitura edhe në formën monologe, të cilat për dallim nga shprehjet proverbiale që i pamë në format dialoguese, paraqesin formula të gatshme gjuhësore, si pjesë të inventarit të përgjithshëm gjuhësor të trashëguara nga tradita gojore, prandaj si të tilla, sipas rregullit, edhe në gjuhën e Fishtës, nuk ndryshohen. Për dallim nga proverbat, të cilat, si çdo fjali tjetër paraqesin njësinë bazë të pavarur komunikatave të gjuhës, shprehjet e ngurosura, si njësi jokomunikative të gjuhës, kuptimin e tyre të plotë e marrin brenda fjalisë, prandaj edhe funksioni i tyre plotësues është karakterizimi i ligjërimit individual të heroit a të narratorit, si bartës të ligjërimit gojor, të lidhur me shprehjet e traditës folklorike ku grumbullimi i shprehjeve të ngurosura si variante sinonimike është veçori e dalluar.

*Na shkoi moti si â mâ zí:*
*Ngranë pa ngranë, e **kryet m' gershanë,***
***Bje prej sherrit m' taksirát.***
*Se aj s' po kisht' tjeter zanát,*
*Veç pre e rip, e digj e piq:*
*Rrxo, rreno, e vendin flligj.* L.M. 293

*Kur qe i biri i plakës **u lig,***
*Edhe i ngrati **u ba per vig,***
*Due ma thanun, **diq e shkoj***
*E borxhlive grues i pshtoi.*AP 126

*Tue mendue, si thonë, me themer;*
*Mandej duhet **me pasë zemer,***
*Due me thanë **mos me u frigue,***
*Por me uzdajë punës m`i a fillue* AP. 124

Ndodh ndonjëherë që Fishta, transformon frazeologjizmat përmes metaforizimit të njërit komponent të frazeologjizmit.

*S'kam, zotni, jo, tjeter fjalë,*
*Veç se jam nanë e pa djalë:*
***Si kercuna e that në zallë,***
*Tue lypë rrugash me **rrnue gjallë.*** L.M. 129

Në frazeologjizmat që mund të konsiderohen sinonimike (***si kercuna e that në zallë,*** *me* ***rrnue gjallë***) frazeologjizmi i fundit ka funksion të intensifikimit metaforik të formulës së ngurosur gjuhësore. Ekzistojnë rastet kur përmes zëvendësimit të komponentëve konkretizohet kuptimi i frazeologjizmit (***rreh ujë n'havan, ngre kulla n'zallë***):

*Kushdo sod, a plak a i ri*
*Don m'u ba kandil n'Shqypni;*
*Pse, qe besa, aj tjeter s'ban,*

*Veç, se* ***kot rreh ujë n'havan****...*
***E i a lanë t'gjith n'tallagan****.* A.p. 21

ose jepet kolorit krahinor:

*Asht zanat me shpartallisun*
*Ç'do punë t'mbarë qi t'jetë nisun.*
*Prandej thom, se atje n'Bisht-Pallë*
*Ngrehin çipujt* ***kulla n'zallë,*** A.p. 112

Krahasimi në gjuhën e Fishtës ka shumë funksione: ai paraqet krijimin e të gjitha llojeve të raporteve (orientimin në hapësirë, raportet midis sendeve, vendosjen e relacioneve e nocioneve sipas kriterit *e ngjashme – e ndryshme* etj.) Në gjuhën e Fishtës kemi veçuar edhe krahasimet që marrin për bazë anën e jashtme të sendeve, të objekteve a të frymorëve. Shembull:

*Vendojn majesh Kapitanat,*
*Ktej henikë, andej gopedra;*
*Ngrefin shpatit t' randë havanat*
*Perhapë grykash* ***si kulshedra.***
*Mark Milani ká hypë atit:*
***Nji kál gjog sa voeja kryet,***
<u>*Parzmen mal*</u> *e* <u>*qefull shtatit,*</u>
*Vithet drejt, bishtin ngerthyet.* L.M. 256

Shumë nga gnomët e proverbat e Fishtës krijohen pikërisht me krahasimin e metaforën:

*Veç padija edhe krenija,*
*Qi shkojn njitë si trupi e hija.* A.p. 116

*Ha e pi rri pështetë,*
*Shko e eja poshtë përpjetë,*
***Kryet matare, mendt kobure,***
***Barkun çark sa nji sy ure,*** Nik. 36

Nga krahasimi formohen koncepte të caktuara (sociale, nacionale, fetare etj.), të cilët janë krijuar thellë në vetëdijen (si arketipa). Kështu mund të thuhet për një numër të krahasimeve, sepse konsiderojmë se ato i përkasin kujtesës arketipe dhe janë përcjellë të pandryshuara prej brezit në brez. Një numër më i vogël i tyre mund të konsiderohen formime të Fishtës. Shih shembullin:

*Braf" i a bâni Marku m' kamë:*
*Lesht e krés ngrefun nji pllamë,*
***Porsì kreshtë derrit bugár,***
*E vetllat ngerthye kulár:* L.M. 255

*Se ç' kan nisë trimat me u pré*
*Ballë per ballë Shqyptarë e Shkjé!*
*T' janë mberthye, t' janë kapërthye*
*Njani m' tjetrin terbue shqimit,*
***Si atà derrat n' muej t' hakrrimit;*** L.M. 218



Edhe frazeologjizmat e Fishtës, sikur krahasimet, i përkasin fondit themelor të leksikut të shqipes, por nga ato disa janë njësi më dinamike, sepse lidhen me ngjarjet e njohura a me realitetin.

*Hajt, Alush, Lleshi po i thotë;*
*Se 'i Shqyptár,* ***zêmer çeliku,***
*Aj veç ngusht bjen mbí ket botë,*
*Pa bukë n' shpí kur t' a gjêjë miku:*
*Kur t' a ketë, po gruen divane,*
***Shpín n' rrugë t' madhe, dre'in kojshí,***
***Oren fjetë, <u>pushken nallane,</u>***
***"Dorë të keqe"*** *mbrendë në shpí;* L.M. 257

Krahasimi i Fishtës mund të konsiderohet i veçantë sidomos kur shoqëron frazeologjizmat dhe kur motivimi i brend-

shëm është i kushtëzuar nga tradita ose nga veçoritë etnike – njësi gjuhësore këto të palosura në vetëdijen e njeriut shqiptar përmes asociacioneve. Krahasimi për Fishtën del më shumë se mënyrë për të paraqitur botën dhe karakteristikat e saj. Paraqitja e veçorive kombëtare mbështetet pikërisht në semantikën e krahasimit.

*Pse Shqyptarët po ishin, Zo', ruena!*
***T' idhtë si gjarpni e t' rrebtë si zâna***. L.M. 216

Krahasimet e Fishtës, pos që krijojnë metafora e simbole, shprehin edhe vetëdije mitologjike. Shqiptarët sipas Fishtës janë populli më i lashtë. E dëshmojnë këtë edhe krahasimet në këto dy vargje: gjarpri është simbol i ilirëve, ndërsa zanat janë figura të moçme mitologjike.

Krahasimi te Fishta krijon nëntekst brenda intertekstit. Në këtë kontekst rëndësi të veçantë kanë krahasimet poetike. Analiza e krahasimeve nga ana semantike tregon se sa më larg qëndrojnë objektet a sendet e krahasuara, aq më e shënuar dhe më e fuqishme është shprehësia e tyre, e cila ndihmon njohjen sa më të thellë e sa më të gjerë të realitetit. Shembull:

*E t' kan rrâ Shqyptarët n' at zâ*
*Plak, i rí e kalamâ,*
*Kush n' xhurdî e kush në gunë,*
***Porsì miza nper kercunë;*** L.M. 255

*Të ketë pá, se nji ç' do Mark*
*Don Shqypnís m' i a vû giû'n m' bark,*
*Aj me ngelë* ***si pushkë pa çark:***
***Dordolec n' mjedis t' bostanit:***
***Si me thânë, as i taganit,***
***As i zoti i fushës s' mejdanit****;*
*Por dishka* ***si huti m' shpardh,***
***Si njaj poçi vjerrë mbí gardh,*** **L.M. 180**

Në gjuhën e Fishtës, krahasimet mbështetën në realiet. Shkrimtari përpiqet të krijojë figura e imazhe sa më të figurshme, në të vërtetë krahasimet e tij nuk janë vetëm kuptime të figurshme, po edhe kuptime plotësuese e ngjyrime. Ato në të vërtetë paraqesin kuptim të ri dhe simbolikë të veçantë.

*Isht' vajza, nihmo Zot! - surrat i gjallë,*
*E ngathët kah dora e krejt nder mend* ***hutrrojë;***
***Vetull-percllueme,*** *flokët i kishte t'rrallë,*
*E per krah hundes, qi isht' ka' i biete n'gojë, -*
***E hollë e e kthyeme krrut si tehi i shporit;***
***I xhixhillojshin syt porsi, macë Fronit.***
*Nen dy buzë t'plasne dy a tre dhambë i kishte*
***Porsi gurth kalit t'zez, e t'hollë e t'gjatë;***
***Kisht' trupin tjeter porsi zgjue ulishte***
*Tanë neje neje,- a thue se isht' dhënë me spatë,* A.p. 76

Krahasimet e Fishtës kanë edhe funksionin e formimit të tekstit. Ato ndërtojnë tekst-krahasim. Tabloja e krijuar mbi bazën e krahasimit kalon përmes teksteve të mëdha, ku krahasimet formojnë tablo-simbol. Mund të thuhet se tablotë e ndërtuara mbi asociacionet jo të rëndomta dhe të largëta në krahasimet përbëjnë idiostilin e poetit. Krahasimet e tilla jo vetëm se e bëjnë të gjallë tablonë që supozohet se ekziston në vetëdijen e lexuesit, po krijojnë edhe ndjenjën e diçkaje të jashtëzakonshme, romantike. Shembull:

*Morì e mbrûmja me voesë qiellit,*
*Morì, e njeshmja me gjeth lilit,*
*Mirë shartue me rreze t' diellit:*
***Qi m' a ké synin si hýll,***
***Qi m' a çilë e qi m' a mbyllë***
***Si ajo hâna neper pyllë:*** L.M. 247

Siç shihet ky lloj i krahasimit ka funksion edhe strukturo-kompozicional, sepse sistemi i tablove ndërtohet shpesh bren-

da kufijve të krahasimit. Në raste të këtilla krahasimi, pos që ka funksion të të kuptuarit më të lehtë, të të mbajturit mend, funksionin e ornamentit, ai ka edhe fuqi bindëse e ndikim emocional te lexuesi. Kështu, ato që njihen mirë marrin përmasa e kuptime të reja. Prandaj mund të thuhet se krahasimi në këtë kuptim nuk është vetëm figurë stilistike, ornament i tekstit, po edhe mënyrë e shikimit më të gjerë të botës: i hap botën lexuesit a dëgjuesit dhe i nxit emocione të fuqishme.

Krahasimi, siç dihet, është i afërt me metaforën. Lloj i veçantë i krahasimit të Fishtës është krahasimi-metaforë e cila dallohet vështirë prej krahasimit-imazh dhe paraqet provokim për vetëdijen e nënvetëdijen gjuhësore, sepse ai shpreh shpesh raporte jo të zakonshme, imazhe joadekuate ose krahasime jologjike. Prandaj, në mbështetje të analizës së korpusit të vjelë mund të konstatojmë se në veprën e Fishtës gjenden të gjitha llojet e krahasimeve me funksionet të ndryshme. Ajo që vlen të theksohet me këtë rast është se krahasimet e Fishtës do të funksionin krejtësisht ndryshe sot, në ligjërimin tonë standard, madje edhe në ligjërimin e përditshëm të arealit verior gegë, pikërisht për praninë e theksuar të ngjyresave kulturo-kombëtare e mitologjike, të cilat, në të vërtetë e bëjnë të përdalluar stilin dhe gjuhën e Gjergj Fishtës.



**MILAZIM KRASNIQI**

*Milazim Krasniqi (Prishtinë, 1955) ka studiuar për letërsi shqipe në Universitetin e Prishtinës, ku ka magjistruar me temën* ***Struktura e vargut të Ndre Mjedjes*** *dhe ka doktoruar me temën* ***Soneti në poezinë shqipe****. Ka qenë kryeredaktor i revistës letrare* ***Fjala*** *dhe kolumnist, redaktor e kryeredaktor në disa gazeta e revista të tjera kosovare. Krijimtaria e tij përfshin të gjitha gjinitë: poezi, prozë, dramaturgji, publicistikë, studime etj. Ndër veprat më të njohura të tij janë:* ***Imazh gri (1982), Qeshje sardonike (1987), Dalja e atdheut edhe nga ëndrrat (1994), Fijet e shpirtit (1998), Brima e vdekjes (2001), Monedha e Gentit (2003), Rulet rus për Ali Pashën (2004), 1999-Tragjedi shqiptare (2004), Soneti në poezinë shqipe (2005)*** *etj. Poezitë e tij janë përkthyer në disa gjuhë, ndërsa dramat e tij janë inskenuar në disa teatro kombëtare.*
*Aktualisht është anëtar i Këshillit Drejtues të Universitetit të Prishtinës, ku po ashtu është mësimdhënës i rregullt dhe shef i Degës së Gazetarisë.*

# REALIZMI SOCIALIST SI PRODHUES I PËRFYTYRIMEVE ANTIFETARE NË LETËRSINË SHQIPE

Në periudhën e realizmit socialist, në letërsinë shqipe u zyrtarizua edhe ateizmi si komponentë e doktrinës së re ideologjike-letrare, të huazuar nga Bashkimi Sovjetik. Me këtë zyrtarizim, letërsisë shqipe iu bë njëri nga atetatet më të rënda në sferën estetike dhe morale të saj, sepse një poezi e zhveshur nga mundëia e përfytyrimeve metafizike, rezulton të jetë shumë e varfër figurativisht dhe shumë agresive kuptimisht. Një pjesë jo e vogël e letërsisë shqipe që është shkruar në atë

periudhë, e ka në vete qëndrimin ateist agresiv. Në emër të gjoja luftimit të konservatorizmit fetar e të ndarjeve fetare, u krijiua një letërsi me ide të ashpra ndaj besimeve fetare dhe ndaj besimtarëve. Mund të bëhet një studim i veçantë për këtë trashëgimi negative të letërsisë shqipe, por ne këtu do të mjaftohemi vetëm me inicimin e këtij problemi. Do të ndalemi vetëm në disa raste eklatante.

Poema e Xhevahir Spahiut, *Vdekje perëndive*, si me titullin ashtu edhe më përmbajtjen e saj, është përfaqësuesja më tipike e kësaj fryme antifetare në poezinë shqipe të realizimit socialist. Kjo poemë është si një platformë ideologjike me ambicie agresive të femohimit dhe të feshkatërrimit. Për ta pasur lexuesi i këtij teksti të qartë potencialin e tillë të kësaj poeme, ajo do të duhej të sillej e plotë. Por, kjo nuk mund të bëhet këtu për shkaqe praktike. Prandaj, do të sillen si argumentim vetëm disa fragmente të saj. Poema fillon me një ekzaltim poetik për tokën që paskësh fituar lumturinë, duke u bërë tokë pa Muhametin e pa Jezu Krishtin.

*Toka ime.*
*Tokë e njerëzve.*
*Pa Muhametin dhe pa Jezu Krishtin mbi shpinë*
*Zemrat s'rrotullohen më rreth diejve iluzorë*
*Po rreth diellit të njeriut*
*Venë e vinë.*

(Spahiu: 105)

Pas këtij ekzaltimi, poeti fillon e nxjerrë konkluzione, sipas të cilave njerëzit më nuk duan të dinë për zotin dhe nuk duan që zoti të dijë për ta, duke shkuar në një skajshmëri femohuese, që rrallë ndeshet në letërsi në këtë farë mase:

*Ju nuk doni t'ia dini asnjë fije për zotin*
*S'doni as që zoti t'ia dijë për ju.*

(Spahiu:106)

Në njësinë e dytë poeti fillon e shpalos përvojën personale të femohimit, duke u krekosur që ka hyrë në xhami për të zbuluar mashtrimin, nihilizmin dhe kotësinë e besimit:

*Sa shpina u kërrusën*
*Sa gjunj u ropën*
*Këtu në altar,*
*Amin, Muhamet,*
*Errësitë fanatizëm,*
*Amin,*
*Nga djepi në varr.*

(Spahiu:107 )

Pas një breshërie fyerjesh ndaj klerikëve e ndaj poetëve fetarë, pas një ekspozicioni të padrejtësive sociale, të cilat ia faturon fesë, poeti e bartë zemërimin ndaj vetë Perëndisë, me një leksik brutal:

*Në një vesh latinisht,*
*Në një vesh arabisht,*
*Në një vesh greqisht,*
*Perëndia e shqiptarëve me tre veshë ish?*
*Perëndi a përbindësh?!*

*Perëndi që na kyçën kanatat e syve,*
*Perëndi që na kyçën derën e gëzimeve,*
*Perëndi që na vishnin rroba gjykatësisht gjyqeve,*
*Perëndi që tundnin skeptrin kolltuqeve,*
*Perëndi të qiellit në marrëveshje të plotë me perënditë e tokës*
*Taborre të zeza,*
*Që psallnin nëpër udhët e botës.*

(Spahiu:111)

I ekzaltuar nga revolucioni komunist dhe nga ideologjia komuniste, Xhevahir Spahiu e nxjerrë femohimin si kalë bete-

je, për të dhënë mesazhin e rendit të ri pa fe dhe të një shoqërie ku lufta e klasave ushqehet me gjakderdhje. Duke e portretizuar këtë revolucion të shkatërrimit të besimeve fetare, poeti përshkruan bëmat e komunistëve, për të cilët tregon me mburrje se ata shtijnë me armë edhe ndaj profetëve dhe librave të shenjtë! Egërsimi me femohimin vjen duke u shtuar nga vargu në varg, për ta arritur kulminacionin në thirrjen "Vdekje perëndive!". Poeti glorifikon vitin 1967, që është i njohur si viti kur filloi shkatërrimi i xhamive dhe i kishave dhe ndalimi i fesë në Shqipëri. Më tutje ai shpall kumtin për "vdekjen e zotit", barazon Biblën me librin "Mein Kampf" të Hitlerit dhe i thur një ode vendit që ka shpallur veten shteti i vetëm ateist në botë.

Për lexuesin dhe studiuesin e sotëm mbetet e paqartë se nga çfarë shtysash psikologjike mund të jetë nxitur kjo poemë kaq brutale ndaj besimeve fetare dhe veçmas ndaj Hyjnisë?

Në garën e fefyerjes është konkurrues edhe një tjetër poet shqiptar, Moikom Zeqo. Në poemthin *Zodiak* të Zeqos, vargjet sa nuk pëlcasin nga përdorimi i shumtë i emrit të Zotit, në kontekste ironike, negative, fyese dhe mohuese. Pastaj një përdorim i fjalëve: djaj, engjuj, Krisht, etj., poashtu në një kontekst ironizues, mohues dhe fyes.

Edhe në poezinë *Apokrife*, Moikom Zeqo, në përpjekje për të krijuar figuracion të fuqishëm, e lakon kështu emrin e Krishtit:

*Barku i këmbanës së katedralës së Fjalës*
*Aborton çdo mëngjes Krishtin e tingujve.*

Vënia në një rrafsh të plotësimit figurativ e semantik e fjalëve aborton dhe Krisht, vërtet është jashtë çdo shije morale, e nuk mund të jetë kurrsesi as me funksion estetik, sepse funksioni estetik nuk mund të arrihet, nëse është në kolizion me vlerat sublime shpirtërore dhe morale. Në "kërkimet" krijuese Zeqo arrin deri në nivele të habitshme të deformimit të kuptimeve dhe të vlerave të leksikut që përdor si në vargjet:

*Dhe Zoti, Zoti*
*Le ta rishpikë*
*Njeriun,*
*Po Njeriu do ta denoncojë*
*Si falsifikues... edhe të kozmosit!*

(Zeqo: 35)

Në tërësi, libri *Zodiak* përmbledh poezitë me leksikun dhe intonacionin më agresiv antifetar, edhe pse kohësisht bie në një periudhë që mund të emërtohet si periudhë e postrealizmit socialist. Poemthi *Zodiak* në esencë shpalos pasojat që ka lënë prapa vetes një realitet ideologjik, social dhe politik nga më të errëtit në historinë shqiptare. Këso poezie mund të lindë vetëm në një vend që qe shpallur ateist, ku xhami, kisha dhe teqe të shumta qenë rrënuar nga dora shkatërrimtare e "rinisë socialiste". Aksionit shkatërrimtar i qenë bashkuar edhe një numër i shkrimtarëve, për të "denoncuar" me veprat e veta "artistike", atë që quhej "reaksioni i fesë dhe i klerit". Në një hiperproduksion letrar, që në fakt ishte produksion propagandistik, udhëheqësit e feve paraqiteshin në format më vulgare, si armiq të shtetit dhe të kombit, si pengues të progresit shoqëror, si mikrobë që infektonin moralin e shoqërisë e çka jo tjetër, ndërsa feja si "opium për popullin". Breza të tërë shqiptarësh janë edukuar estetikisht dhe moralisht me ide dhe me figura të tilla të deformuara, ndërsa revani antifetar vazhdon edhe pas kompromentimit të asaj ideologjie agresive.

Poezia *Do të vdes i ri* e Moikom Zeqos, edhe një herë bëhet provë "estetike" e kësaj katandisjeje, me vargjet:

*Njeriu është jashtëqitja e Zotit,*
*Apo Zoti jashtëqitja e Njeriut.*

(Zeqo: 29)

Si është e mundshme që një njeri i kulturuar të shkruajë në këtë mënyrë në periudhën postmoderne të shoqërisë?

Përfytyrime të këtilla morbide për njeriun dhe për Zotin nuk kanë pasur as paganët.

Edhe në ciklin për shtatë ditë të krijimit, Zeqo shfryn ide e asociacione të fuqishme antifetare, nga më të habitshmet që mund të ndeshen në letërsi. Duke shfryrë mllefe iracionale ndaj instancës së Zotit, ndaj feve dhe ndaj simboleve fetare, ky poet përfundimisht, edhe në periudhën postsocialiste mbetet lider i krijimit të përfytyrimeve morbide antifetare në letërsinë shqiptare.

Në njërën nga poezitë më të diskutuara të Ismail Kadaresë, *Pashallarët e kuq* (titulli autentik "Në mesditë bryroja politik u mblodh"), poeti në ofensivën e triumfalizmit të ideologjisë dhe të praktikës enveriste, bën njërën nga krahasimet më absurde që mund të bëhen: një krahasim ndërmjet Jezu Krishtit dhe Enver Hoxhës, duke e prezentuar të parin si përfaqësues të pushtetit të dhunës:

*Krisht ai nuk ish që t'i dëbonte*
*Nga pushteti me kamçik dhe stap.*
*Ai klasën ngriti të punëtorëve.*
*Për ta bërë burokratizmin zap.*

Lehtësia e fillë e përdorimit të figurës së profetit, në kontekste krejtësisht të deformuara, flet për shkallën e rëndë të relativizimit të edukimit fetar të vetë poetit, por edhe të stimulimit të ateizmit nga ana e vetë shtetit ideologjik. Ismail Kadare shkruante në vitin 1974, në pamfletin me titull "Realizmi socialist - arti i madh i revolucionit": "Arti borgjez përpiqet sot të krijojë një model të ri antiheroi, një autsajdër (ai që është jashtë), siç e kanë pagëzuar në Perëndim. Ky autsajdër, i cili mbush librat, skenat dhe filmat e botës borgjeze e revizioniste, mishëron ikjen nga bota jonë, dezertimin e turpshëm nga koha. Ai nuk është ndonjë shpikje e re, përkundrazi, rrënjët e tij duhet t'i kërkojmë thellë tek Bibla dhe Kurani, këto puse të pashtershme idesh reaksionare." Emërtimi i librave të shen-

jtë si "puse të pashterrshme idesh reaksionare", është kulmi i shfrimit të urrejtjes së motivuar ideologjikisht.

Dritëro Agolli në poemën me titull *Komunistët*, ashtu si edhe i shkon kësaj tematike, në vrullin poetiko-revolucionar, nuk lë pa fyer fenë islame dhe librin e shenjtë. Ekzaltimi i tij me revolucionin, me figurën e Enver Hoxhës dhe me komunizmin, shprehet edhe me strukturën e vargjeve, që u ngjajnë vargjeve të përthyera të poezisë së hershme bolshevike. Aplikimi i kësaj skeme revolucionare të vargut, bëhet për ta imituar poezinë bolshevike në formën e tij origjinare. Ndërsa, fyerja ndaj fesë, është e ndërfutur, pa asnjë motivim, por vetem për ta shprehur sa më fort ekzaltimin revolucionar, me këso vargjesh:

*Bile kam shkelur*
*Mbi qitap*
*Të hoxhës!*
*Kam shkelur*
*Atëherë*
*Kur qitapit*
*I thoshin*
*pleqtë*
*libër*
*perëndie,*
*Po unë*
*ia kam varur*
*qafës*
*cjapit*
*Me rebelim*
*të madh*
*prej djalërie.*
(Agolli: 210-211)

Duket sheshit se poeti ka bërë një lojë me këtë motiv, sepse në fakt deformimi ndaj besimit fetar erdhi jo nga "rebelimi i djalërisë", po nga politikat e shtetit.

Në të vërtetë, fillimi i deformimit të plotë të qëndrimit ndaj besimeve fetare, të letërsisë shqipe dhe të shkrimtarëve shqiptarë, pati filluar menjeherë pas instalimit të regjimit bolshevik në Shqipëri. Vartësia e plotë e shkrimtarëve nga shteti ateist, ka ndikuar në adoptimin e shumicës prej tyre, në ideologjinë e re. Prej kësaj pike, letërsia shqipe e periudhës së realizmit socialist, është bërë "me materien", duke eliminuar aspektin metafizik, po më të shumtën edhe atë moral. Poezia e Ismail Kadaresë, "Në mesditë Byroja politike u mblodh", me thirrje të hapur për eliminimin masiv fizik të njerëzve, në emër të luftës së klasave, është rrjedhim logjik i atij deformimi që pësoi  letërsia shqipe në ato rrethana. Por, e habishme është që qëndrimi antifetar u kultivua edhe nga shkrimtarë që patën fatin e keq nën diktaturë. Emblematik në këtë mes është njëri prej tyre, sigurisht më i talentuari, Frederik Rreshpja. Në shumë poezi të tij, shpërthen një disponim anitifetar, i ndërlidhur me fatin ters jetësor të tij. Por, ky disponim zgjerohet edhe në poezi të tjera. Fjala vjen, poezia *Rivarrimet* e Frederik Rreshpjes, e zbulon një konfrontim ndërmjet tokësores dhe hyjnores, duke i dhënë përparësi të parës, në këtë rast atdheut më shumë se parajsës. Pasi ekspozon një tragjedi të rivarrimit të djemve të rinj të Kosovës, të vrarë nga hasmi, poeti e mbyll poezinë me këto vargje:

*Zot i madh! Po rivarrosim të vdekurit tanë,*
*Dhe na fal që jemi të mbushur me urrejtje,*
*Dhe po të duash mos na fal o Zot,*
*Dhe mos na jep parajsën, po na lër në dheun tonë, amen!*

(Rreshpja:132)

Poeti nuk shfaqet mohues i Zotit, sepse në fakt atij edhe i drejtohet. Por, kur vjen puna te atdheu, ai i drejton një kërkesë dhe një mesazh krejtësisht arrogant. Njëra nga tiparet e nacionalizmit shqiptar në periudhën e komunizmit, që hetohet edhe në letërsinë shqipe, në fakt edhe ka qenë një nacional-

izëm me bazë ateiste. Poeti Frederik Rreshpja në poezinë me titull *Feniksit*, njësoj si poeti grek që i quante grekët e lashtë, "elinët e shenjtë", i quan ilirët, "ilirë hyjnorë". Ndërsa, në poezinë *Ulisiada*, Rreshpja operon me emrat e Poseidonit, të Ihtiozaurit, Polifemit. Përzierje të këtilla të koncepteve ateiste, politeiste dhe ndonjëherë edhe kristiane, ka edhe shumë në poezinë e Frederik Rreshpjes, po edhe të shumë poetëve të tjerë shqiptarë të gjysmës së dytë të shekullit XX.

Poeti Fatos Arapi, në vëllimin *Antologji personale*, të botuar në vitin 2001, ku janë përfshirë poezitë e zgjedhura prej vetë atij, i riboton për shijen e vet disa nga poezitë më agresive ndaj besimit fetar, gjë që do të thotë se pasojat e ngulitura të ateizmit kanë vazhduar të funksionojnë edhe pas rënies së komunizmit. Mungesa e reflektimit mbi atë praktikë poetike vulgare, ku sajohen përfytyrime të kota për Zotin dhe ku adresohen edhe fyerje ndaj Hyjnores, tregon se botëvështrimi ateist është rrënjosur dhe këta poetë nuk kanë fuqi që ta shkulin nga vetja e tyre dhe nga poezia e tyre. Ajo që kanë shkruar do të mbetet një trashëgimi problematike për brezat e ardhshëm të lexuesve shqiptarë, të cilët do të kenë përfytyrime të tjera për besimin fetar. Lexuesit e ardhshëm do të detyrohen të marrin një qëndrim ndaj kësaj trashëgimie, e cila është në kundërshtim me respektin elementar ndaj përfytyrmit teist të botës. Pra, një pyetje që do të marrë përgjigje në të ardhmen është kjo: si do ta përjetojë lexuesi estetikisht poezinë, nëse mesazhet e saj janë në kundërshtim me besimin fetar dhe me vlerat morale të lexuesit? Ndërsa, poezia e Fatos Arapit, bashkë me poezinë e një numri tepër të madh të poetëve shqiptarë të periudhës së realizmit socialist, e kanë në vete këtë problem. Në poezinë me motiv dashurie, *Zoti ikte nën shi*, poeti pasi përshkruan një gjendje pritjeje dashurore, të mbarsur me mërzi, në një Tiranë të mbuluar nga shiu dhe një ballafaqim të mjerimit e shpresës, krejt në fund, pa asnjë motivim logjik, ndërfut në kontekstin e këtyre përfytyrimeve poetike, edhe vargun vulgar, *Në Tiranë nën shi ikte Zoti, mbetej vetëm dashuria*! Kundërvënia e këtyre

dy koncepteve, për të dhënë mesazhin se Zoti është në anën e të keqes, është i palogjikshëm, vulgar. Në fund të fundit, përfytyrimi kaq primitiv për Zotin, si një qenie që ikërka, është më i keq se ai i paganëve. Edhe poezia *Perëndia e shqiptarëve*, ka përfytyrime pagane dhe gjithsesi vulgare për Zotin, duke e përfytyruar si një "perëndi nacionale" (pra vetëm të shqiptarëve). Më tej, poeti e përfytyron Zotin si të papërkryer, e madje edhe keqdashës ndaj shqiptarëve, sado që na qenkërka "perëndi e shqiptarëve"!

Një prirje tjetër në poezinë e Fatos Arapit është edhe ideologjizimi i figurave të mitologjisë (politeizmit) antik grek, duke i vendosur ato në kontekste të kohës aktuale. Poezitë "Mos u gëzoni Zeusë", "Unë nuk e dua Akilin", "Penelopës", " Shqiptarët", "Veç Promete ndershmërie", janë tipike për këtë lloj perceptimi poetik.

Një poezi e Dionis Bubanit me titull *Programi i Vatikanit*, është shumë agresive në denoncimin e Vatikanit si "parajsë me kamxhik dhe me spiunë" dhe akuzon për militarizëm e agresion:

*O Papë, po ta kthejmë sot programin*
*Ti je xhentil, po nuk na hyn në punë,*
*E njohim shumë mirë Vatikanin,*
*Parajsën me kamxhik dhe me spiunë…*

*Edhe programin tënd e njohim mirë*
*Se e provuam kur puthe agresionin,*
*Kur kryqi yt zbërthehej në zinxhirë,*
*Kur priftërinjtë e tu na kryqëzonin.*

(Bubani, 172)

Edhe pse motivi i këtij denoncimi është ideologjik, ai bëhet kaq agresiv ndaj një instance aq të lartë fetare, për shkak se ateizmi është burimi që e ushqen një kësi botëvështrimi mbi botën. Po të ishte vetëm një konflikt ideologjik në mes, ai do të paketohej në mënyrë më të sofistikuar, por këtu është edhe ideja e urrejtjes ndaj çdo elementi fetar.

Këso përfytyrimesh ateiste dhe politeiste në poezinë shqipe të realizmit socialist ka aq shumë sa që të gjitha as që mund të evidencohen. Por, në kontekstet e reja letrare e jetësore, statusi i këtyre teksteve dhe ideve të tyre me lexuesin duhet të ridiskutohet. Linja më e logjikshme e këtij ridiskutimi duhet të jetë ajo që e ka trasuar Cvetan Todorovi te studimi i tij programatik, *Letërsia në rrezik*, ku ndër të tjera thotë: "Duhet gjithashtu të hetojmë qëllimin e fundit të veprave që i gjykojmë se e meritojnë të studiohen. Është rregull i përgjithshëm që lexuesi joprofesionist, sot sikurse dje, i lexon këto vepra jo me qëllim që sa më mirë ta zotërojë një metodë leximi, as edhe për të nxjerrë informata mbi shoqërinë ku ato kanë lindur, por për të gjetur aty një kuptim që i mundëson atij që sa më mirë ta njohë njeriun dhe botën, për të zbuluar aty një bukuri, që ta pasurojë ekzistimin e tij. Njohja e letërsisë nuk është një qëllim më vete, por është një nga rrugët mbretërore që drejtojnë në përkryerjen e secilit." (Todorov: 23-24)

Rrjedhimisht, kjo pjesë e letërsisë së realizmit socialist, nuk mund të shërbejë si informatë për shoqërinë, e aq më pak për të gjetur kuptime që e pasurojnë njohjen për njeriun dhe për botën. Përkundrazi, kjo lloj letërsie, ia ofron lexuesit një qasje skajshmërisht dehumannizuese, duke e paraqitur njeriun tërësisht të zhveshur nga vlerat më sublime shpirtërore. Prandaj, për ndonjë kontribut të kësaj letërsie në "përkryerjen e secilit", as që mund të bëhet fjalë.



OSMAN GASHI

*Osman Gashi (Prishtinë, 1962) ka kryer studimet për letërsi shqipe në Fakultetin e Filologjisë të Universitetit të Prishtinës, ku edhe ka doktoruar dhe tash është profesor i lëndëve* ***Letërsi botërore*** *dhe* ***Letërsi krahasimtare.*** *Interesimet kryesore në punën e tij hulumtuese janë: letërsia evropiane e shekullit XIX, letërsitë e antikititetit evropian dhe mitologjia. Ka botuar librat me studime:* ***Studime interliterare (2001), Miti dhe romantizmi evropian (2005)*** *dhe* ***Kufijtë e letërsisë (2008)****. Po ashtu ka botuar edhe dy libra me poezi:* ***Përtej harresës (1999)*** *dhe* ***Lumenjtë qiellorë (2004)****.*
*Aktualisht është dekan i Fakultetit të Filologjisë të Universitetit të Prishtinës.*



# ROMANI I SOTËM SHQIPTAR DHE KONTEKSTI I PROZËS EVROPIANE

## I. Nocione dhe Histori

Sigurisht që nuk do të thoshim asgjë të re nëse do të pohonim se romani është një nga format më specifike letrare. Madje, përgjatë zhvillimit të tij, ai i ka kapërcyer shpesh kornizat e ngushta zhanrore a formale dhe është identifikuar apo krahasuar me vetë letërsinë në totalitet. Është si një inekuacion, ku vlera e të panjohurës është shpeshherë më e madhe se sa e panjohura vetë. Aty pleksen pambarimisht tensioni dramatik si dhe dialogu që e bëjnë të afërt me dramën, horizontet e një poeme epike, variacionet e ndryshme të komenteve e

analizave psh. filozofike, psikologjike e sociologjike, të cilat e përafrojnë me esenë si dhe vërshimi i fantazisë e i imagjinatës dhe ritmi i veçantë që e bëjnë të afrohet me poezinë lirike.

Historia e romanit është e gjatë ndërkaq historia e studimeve për të po bën jetë tashmë më shumë se një shekull. Aktualisht debatet e analizat më të shpeshta kanë të bëjnë me kompleksitetin e narracionit romanesk, me përbërësit e ndryshëm të strukturës së tij, me kufijtë zhanrorë, me format shprehëse të tij dhe me përballjen midis tradicionalizmit dhe antitradicionalizmit, të vjetrës dhe të resë, midis realistëve e modernistëve, me nusproduktet e tyre të shkuara e të tashme. Cvetan Todorov çështjen e burimeve të narracionit romanesk e ka shtruar në këtë mënyrë: "romancierët e sotëm", pohon ai, "i largohen rrëfimit të lashtë e të rrjedhshëm, nuk ndjekin më rregullat e tij, për disa arsye, për të cilat ende nuk kanë rënë në një mendje të gjithë: ndodh kjo për shkak të një çoroditjeje të lindur të këtyre romancierëve, apo nga shqetësimi i kotë për t'u dukur origjinalë, çka lidhet gjithsesi me nënshtrimin e verbër ndaj modës". Ai e quan epin "Odiseja" të Homerit, një rrëfim të hershëm, duke e vënë nën shenjën "rrëfimet e Uliksit". Por sipas tij ato rrëfime, dhe vetë "Odiseja" në përgjithësi, nuk janë rrëfime në shkallën e parë, por rrëfim i rrëfimeve. Ajo ("Odiseja", v. j.) është një lidhje rrëfimesh që i tregojnë njëri tjetrit personazhet. "Ka dy Uliksë", sipas Todorovit, "njëri që bredh pas aventurave, tjetri që i rrëfen ato." (Todorov, 23) Shembuj të tillë gjejmë shumë që nga letërsitë e lashta si: tek "Gilgameshi", "Tregimi i Sinuheut", por edhe te "Satirikoni" i Petronit dhe "Gomari i artë" i Apulejit. Vështruar në plan të gjerë romani, duke qenë i bazuar në narracionin, domosdo i nënshtrohet një "çoroditjeje" të tillë, siç pohonte Todorov, mirëpo jo vetëm në këtë sfond, por edhe në dimensionet e kohës e të hapësirës. Përveç se te "Odiseja" ai këtë e kishte hetuar edhe te përrallat arabe "1001 net" dhe te "Dekameroni" i Bokaçios. Do të mund të vazhdonim plotësimin e një regjistri të gjatë veprash të këtilla si "Don Kishoti i Mançës", me inkorporimin e tregimeve të ndërlikuara apo novelave përbrenda romanit pa ndonjë lidhje syzheore a logjike me të, pastaj romanin "Tristram Shendy" të Lorens Sternit etj.

Çështja e dytë me të cilën ballafaqohemi është koncepti i bashkëkohësisë, i të sotmes karshi të shkuarës së romanit, të historisë e kronologjisë së tij: diku nga gjysma e shekullit XX, pikërisht në kohën kur dalin në pah veçimet e rrugët e ndryshme që po merrte romani evropian me format e teknikat e tij komplekse, studiuesi i letërsisë dhe teoricieni i romanit Gjergj Llukaç shprehej me pezm e përçmim ndaj tendencave të reja në fushë të romanit, duke pikasur një element të veçantë, siç e quante ai:"kultin e abnormales dhe të perverzes". Me rastin e vdekjes së Tomas Manit ai kishte shkruar një studim të gjatë për këtë shkrimtar, ku e theksonte me ngulm idenë e vlerës e të rëndësisë utilitare të letërsisë, duke pohuar që "Tomas Mani nuk ishte vetëm shkrimtari më i madh borgjez i kohës së tij, por, në të njëjtën kohë – si edhe paraardhësit e tij letrarë, realistët e mëdhenj kritikë – edhe edukator i madh i shoqërisë së kohës së tij."

## II. **Romani dhe e sotmja**

Lufta midis tradicionalistëve (realistëve) dhe modernistëve e avangardistëve në sferën e gjykimit jo vetëm për letërsinë, ka qenë e ashpër përgjatë gjithë shekullit XX. Ithtarët e të dytëve e kundërshtojnë të ashtuquajturën gjuhë diskursive të të parëve. Ndërkaq modernizmi (sipas Milivoj Solar) ishte gjakimi për të renë, në anën tjetër, një betejë me historinë, më mirë të thuhet, një braktisje, e saj; Arti dhe shprehja artistike është *një mënyrë e të njohurit* (Henri Xhejms) dhe jo *mjet për të informuar mbi tërë njohuritë e mundshme e të dobishme për njeriun* (H. Xh. Uels). Modelet më të rëndësishme të të dytëve janë romanet e Xhojsit, Prustit, Kafkës, Konradit, Brohut, Musilit, Hashekut, Pirandelos, Bullgakovit.

Edhe përbrenda modernizmit studiuesit kanë vërejtur dysi në domenin e konstituimit të veprave, psh. të atyre të Xhojsit e të Prustit. Sipas Zh. F. Liotar, "shkrimtari modernist është i vetëdijshëm për rrëshqitjen e realitetit, për pamundë-

sinë e të paraqiturit të saj (unrepresentability); "kjo vetëdije që realiteti është, në të vërtetë, i paparaqitshëm, ajo ndjenjë e shkrimtarit modern që realiteti i shket nën këmbë, e krijon ndjenjën e zbrazëtisë, të cilën ai e përmbushë me fjalë dhe artefakte, e kompenson me krijimin e mbushullimit a bollëkut letrar, me efektin *au trop*, domethënë efektin e teprisë. Tek Prusti hasim në "tepri kohe". Te Xhojsi në "tepri libri". Në këtë mënyrë duhet parë edhe tendencën e realistëve për paraqitjen objektive të botës përkundër "interiorizimit modernist".

Kur flasim për të sotmen, për letërsinë e sotme, flasim për letërsinë e **kohës** sonë. Kjo letërsi në këtë kontekst është e gjallë, "një ndodhi e pakryer" (Solar). Dramaturgu anglez Harold Pinter këtë çështje e vinte mbi baza krejtësisht relative, duke u shprehur që: "hapësira është thjesht çështje perceptimi, ndërsa koha nuk është gjë tjetër veçse një gjendje formale".

Për çfarë flasim kur flasim për romanin e sotëm shqiptar? Për romanin e shekullit XX, për romanin e periudhës pas Luftës së Dytë Botërore apo për romanet e botuara në dy tri deceniet e fundit. "Historiani i letërsisë nuk mund ta vlerësojë (mbase jo plotësisht me saktësi, vërtetësi, objektivitet, paanshmëri) atë që i takon bashkëkohësisë, ngase i mungon gjykimi i përcaktuar që më parë i kritikës letrare dhe zgjedhja e bazuar në pajtueshmërinë e gjerë të publikut".



## III. **Romani shqiptar: dialogu me romanin evropian**

Gjithë ajo që thamë më lart, premisat e kategorizimet, pa dyshim na hyjnë në punë kur i rrekemi hulumtimit të lidhjeve të ndryshme të romanit shqiptar me romanin evropian, të romanit të sotëm shqiptar me kahet e orientimet e prozës evropiane të shekullit të fundit.

Romani shqiptar është më i vonë se romani evropian, vështruar në aspektin kohor dhe po ashtu më i vonë edhe se romani i vendeve të Evropës Juglindore. Por sa herë flitet për fillesat e burimet e tij, për romanet e para shqiptare, nuk lihen

pa u përmendur romanet evropiane, të cilat kishin ndikuar tek to apo se i njihnin në një farë mënyre. Ndoc Nikaj me "rromanxat" e tij, sidomos me "Shkodrën e rrethueme" përmendet në kontekstin e romanit historik të modelit të A. Manxonit dhe U. Skotit. Studiuesi B. Krasniqi lidhur me këtë çështje theksonte se "tendencat mbizotëruese në letërsinë midis dy luftërave botërore ishin sentimentalizmi, ekspresionizmi, simbolizmi, estetizmi, psikologjizmi, himnizimi i jetës arkaike etj".

Një specifikë tjetër që ka të bëjë me fillimet e shkrimit të romanit shqiptar është multilingualizmi (shumëgjuhësia) i autorëve të tij. Duke qenë njohës të gjuhëve të tjera dhe duke jetuar në vende të ndryshme krijuesit si: Pashko Vasa, Sami Frashëri, Anton Santori e ndonjë tjetër i shkruan veprat e tyre në ato gjuhë (frëngjisht, turqisht, italisht). Në këtë mënyrë ndikimi i tyre si dhe popullariteti tek publiku lexues shqiptar ishte i vonuar. Një dukuri e tillë, në të vërtetë, nuk ka të bëjë vetëm me letërsinë shqipe, por edhe me autorë të ndryshëm të njohur evropianë, ndonëse për motive e shtytje përgjithësisht të tjera. Të kujtojmë vetëm: Gogolin, Joneskon, Milan Kunderën, Vladimir Nabokovin, Isak Bashevis Singerin, Çesllav Milloshin etj.

Një mendim të përafërt e kishte shprehur edhe Ali Xhiku tek vepra "Letërsia shqipe si polifoni" (Tiranë 2004). "Përvojat e Vasës dhe Sami Frashërit", pohon ai, "tregonin se shkrimtarët shqiptarë që jetonin jashtë, për shumë arsye, e ndjenë të parët se u duhej ta provonin veten në rrëfimet e gjata. Por, të nisur, ndoshta nga mendimi se jeta kulturore e vendit të tyre ishte ende e papërgatitur të merrte përsipër dhe të priste ndërmarrje të tilla, ata i shkruan romanet e tyre në gjuhë të huaj".

Proza shqiptare dhe në veçanti romani shqiptar deri në Luftën e dytë botërore nuk arriti të tejkalonte nivelet artistike dhe popullaritetin e as sasinë e zhanreve tjera. Ai mbeti përgjithësisht një jehonë a rudiment i brishtë e i flashkët i veprave të ndryshme evropiane apo i ngujuar në skemat folkloriste, himnizuese e mitizuese mbi atdheun, traditën e etnopsikologjinë e popullit, siç ishin romanet: *Lulja e kujtimit*, *Sikur t'isha djalë*, *Gremina e dashurisë*, *Nga jeta në jetë, Pse*, etj.

## IV. **Realizmi – Modernizmi**

Në Shqipëri nga fundi i Luftës së Dytë Botërore deri në fillim të viteve '90-të të shekullit të kaluar nuk përkthehej romani modern, as poezia e as drama moderne. Një zhvillim i romanit shqiptar në një kontekst e milie të tillë me tendencë të veçimit total nga rrjedhat aktuale të romanit evropian e bën hetimin e strukturës së tij, të ndjeshmërisë e ideve që prodhon ai, shumë të vështirë e të deformuar nga shumë aspekte. Midis tjerash problemet dalin pikërisht tek çështjet konceptuale siç janë: *e sotmja – bashkëkohësja – modernia* si dhe *postmodernia*.

Duke mos dashur të prek në thellësi problemin e unitetit apo të dihotomisë midis konceptit të bashkëkohësisë dhe modernitetit i referohemi një mendimi të M. Solar: "Veprat bashkëkohore letrare flasin drejtpërdrejt për atë që aktualisht është e pranishme në ne dhe rreth nesh". Nga viti 1945 deri më 1990 ishin shumë të pakët ata prozatorë në Shqipëri që mund të lexonin romanet e Xhojsit, Heses, Foknerit, Prustit, Kafkës. Çfarë mund të ishte atëherë horizonti perceptues i romancierit shqiptar dhe me çfarë trashëgimie leximi do të lidhej ai në krijimet e tij?

Kritiku amerikan i letërsisë Harold Bloom, një libër të tërë të mrekullueshëm e ka titulluar "Si dhe përse të lexojmë" (Tiranë 2008), natyrisht si dhe përse të lexojmë letërsinë, zhanret e ndryshme të saj, autorët më të mirë? "Shekspirin, Danten, Sosyrin, Servantesin, Dikensin, Prustin dhe të tjerë syresh", pohon Bloom, "i lexojmë pasi ata na e zmadhojnë kuptimin e jetës. Në mënyrë krejt të dobishme ata na "bekojnë" (në kuptimin më hyjnor të kësaj fjale) me "më tepër jetë në një kohë pa kufij". (Bloom, 22)

Do të mund të bëheshin analiza pa fund për të parë se çfarë lexonin shqiptarët para dhe pas 1945-ës, çfarë përkthehej në gjuhën shqipe nga letërsia evropiane në këtë kohë? Çfarë lexohej e çfarë përkthehej në Shqipëri e në Kosovë? Këtu nuk flas për ata tre llojet e lexuesve siç i kishte definuar Gëte më 1819: "njërin, i cili kënaqet pa gjykuar, të dytin, i cili gjykon

pa kënaqësi dhe të fundit, i cili këto dy veprimtari i ndërlidhë në reprodukimin e veprës letrare; këta të tretët", sipas Gëtes, "janë në numër më të pakët".

* * *

Mozaiku i romanit shqiptar sot është tejet i komplikuar. Mendohet për tërë periudhën e pasluftës së dytë botërore. Tekstet romaneske të Ismail Kadaresë, Dritëro Agollit, Petro Markos, Kasem Trebeshinës, Anton Pashkut, Fatos Kongolit, Rexhep Qosjes, Bashkim Shehut,  bartin shumë mesazhe, dëshmojnë për orientime stilistike nga më të ndryshmet, por vështirë se mund të përfaqësojnë një apo më shumë linja, shkolla, rryma apo grupime tjera të veçanta as përbrenda letërsisë shqipe e as në kontekstin e prozës evropiane të shekullit XX. Po kështu edhe kritika letrare si dhe historianët e letërsisë, shqiptarë e të huaj, shpesh të gjendur para situatave të pazgjidhshme, kur gjykonin për romanet e romancierët e ndryshëm shqiptarë stepeshin përballë tyre ose gjykonin në mënyrë aq eklektike e fragmentare, sa ofronin lëndë të tillë edhe vetë një numër romanesh të letërsisë shqipe. Kjo ndodhte shpesh edhe kur bëheshin vlerësime edhe për veprat madje të të njëjtit autor. "Gjenerali i ushtrisë së vdekur" afrohej me "Shpirtra të vdekur" të Gogolit, "Dimri i madh" me "Luftën dhe paqen", "Ura me tri harqe" me veprat e lashtësisë greke ku flitej për vetëflijimin e Ifigjenisë; "Prilli i thyer" me "Orestian", "Kështjella" me "Persët", "Kamarja e turpit" me "1984", "Dimri madh" sërish dhe "Koncert në fund të dimrit" quhen "Iliada" dhe "Odiseja" e botës komuniste. "Pështjellime" e paqartësi të ndryshme shpesh kanë sjellë edhe vetë shkrimtarët. Në një intervistë të Kasem Trebeshinës dhënë kritikut Edmond Çali, të botuar më 2006 në Romë, ai pohonte: "Për mua bazë është Dantja. Edhe Mikelanxhelo. Nga mënyra se si kompozojnë ata. Ajo është baza ime. Pas tyre unë mbështetem tek trekëndëshi i Rilindjes evropiane: Servantes, Rabële, Shekspir. Domethënë unë këtë e kam quajtur *realizëm poetik* fillimisht – më vonë këtë e quajta *realizëm simbolik*. Por gjithmonë mbi bazën e një realizmi. Jo realizmi i rrugës, jo

realizmi i objektivit të aparatit fotografik e kinematografik. Jo ky realizëm. Një realizëm më lart se ky. Domethënë një realizëm që të jetë më real se realizmi.(Çali, 7). Floresha Dado ka një mendim ndryshe rreth formësimit të karaktereve e të personazheve tek proza e Trebeshinës si edhe te romansierët tjerë bashkëkohorë. Sipas saj, tek "Odin Mondvalsen" shpërbëhet karakteri *referencial* i Personazhit. Tek "Një dashuri dhe shtatë faje" zbulimi i personazheve nëpërmjet kundërthënieve cenon karakterin klasik realist të tij; tek "Përbindëshi" dhe në mënyrë të veçantë tek "Kush e solli Doruntinën" personazhi lëviz midis jetës e vdekjes. Një qasje e tillë i vë këto vepra në kuadrin e ndjeshmërisë moderne e jo realiste. Kjo më kujton një tezë të Peter Biksel për letërsinë latinoamerikane, përgjithësisht si produkt i një jehone të letërsisë evropiane perëndimore: sipas tij, "Horhe Luis Borhes "e përsërit", madje bën plagjiat trashëgiminë "tonë" të Perëndimit; Hulio Kortasar e vazhdon Kafkën; Gabriel Garsia Markes e tropikalizon Foknerin; Gilermo Kabrera Infante e kubanizon Xhojsin".



**Përfundime**

Po të vështrosh zhvillimin e romanit shqiptar pas '45-ës, kronologjikisht e sukcesivisht, do vëresh emra, individualitete, tema e motive, jehona të lëvizjeve politike e sociale të kohës: lufta, ndërtimi socialist, kolektivizimi, kooperativat, "shembja e idhujve", njeriu i ri, glorifikimi i historisë kombëtare. Nuk ka rryma, shkolla, manifeste e programe letrare të traditës evropiane as epigonë e vazhdues të tyre. Ndonëse socrealizmi nuk ishte produkt shqiptar, ai në Shqipëri zuri rrënjë dhe u zhvillua për mbi 40 vite. Trashëgimia e Anri Barbysit, Roman Rolanit, Maksim Gorkit, Majakovskit etj. këtu shpeshherë degradohej e zbriste në nivelin diletantesk. Romani emblematik "Nëna" i Gorkit, sipas B. Gjokës, "shenjon praktikën e një traktati letrar të modeluar ku, për të parën herë në historinë e njerëzimit ndodh "mrekullia" e rregullimit të

raporteve jetësore dhe njëkohshëm, socialja dhe individualja, marrin përgjigje përfundimtare”.

Një pjesë e romaneve të tilla në letërsinë shqipe si romanet e Fatmir Gjatës, Dhimitër Shuteriqit, Sterjo Spasses, Shefqet Musarajt, Skënder Drinit, Kolë Jakovës, Hivzi Sulejmanit, Nazmi Rrahmanit, Sinan Hasanit, dëshmuan për përmasat e dhunimit e të deformimit edhe të vetë realizmit, të narracionit e të stereotipave në paraqitjen e botës së personazheve. Dritarja që ata pretendonin se po e hapnin për të treguar lindjen e një bote të re ishte si një pikturë e zbehur, e dalë boje e diletanteske. Në ato romane nuk e gjejmë ironinë si një nga tiparet bazike të romanit evropian, nuk gjejmë diskurse që luhaten në kufijtë e realitetit e të fiksionit, nuk shohim një rebelim kundër gjuhës diskursive dhe nuk e kemi një “qërim hesapesh” me historinë. Historia është ende lënda, tabani, horizonti, vetëdija, por një histori e ideologjizuar, e krijuar shpesh artistikisht që kufizonte me imagjinatën, me synimet e vizionet romantike e utopiste.

Deceniet e fundit në kritikën letrare shqipe diskutohet mjaft për drejtimet si modernizëm e postmodernizëm, për romane e romancierë shqiptarë dhe përkatësinë e tyre në to. Sipas Dejvid Loxh, “proza moderniste, në aspektin e formës është eksperimentale ose novatore, duke shprehur shmangie të theksuara nga moduset e mëparshme të diskurseve letrare e joletrare. Prozën moderniste e intereson vetëdija, por edhe veprimtaria e nënvetëdijshme e mendjes njerëzore. Për shkak të kësaj, strukturat e ngjarjeve të jashtme, “objektive” që janë vendimtare për artin narrativ tradicional janë të zvogëluara në vëllim dhe shkallë ose të dhëna në mënyrë shumë selektive dhe të pabarabartë ose gati tërësisht të zbërthyera, në mënyrë që t’i bënin vend introspeksionit, analizës, refleksionit e ëndërrimeve. Romani modernist nuk ka një “fillim” të vërtetë ngase na zhyt në rrymën e përvojës e cila rrjedh dhe me të cilën njihemi gradualisht përmes procesit të konkluzionit logjik dhe asociacioneve; ndërkaq fundi i tij është zakonisht “i hapur” ose dykuptimor dhe e lë lexuesin në dilemë për fatin përfundimtar të personazheve”. Vetëm nga vitet ’70-të romani

shqiptar tek ne fillon t'i provojë format e teknikat që shmangen nga tabani socrealist stereotip e i klishetizuar, duke ndërfutur në strukturën e tij elemente të një modernizmi çfarë e definonte Dejvid Lloxh. Rexhep Qosja këtë problem e ka trajtuar në veprën e tij "Tri mënyra të shkrimit shqip" (Prishtinë 2004). Sipas tij letërsia moderne mbështetet në vetëdijen kritike ndaj historisë, kurse në vetëdijen ironike si ndaj bashkëkohësisë ashtu edhe ndaj historisë së folklorizuar nga manipuluesit e saj politikë e ideologjikë". Por ai shprehet po ashtu se "nuk mund të quhet moderne proza vetëm se nuk ka fabulë; pse fabula është zëvendësuar edhe prej renditjes së asociacioneve, ose prej rrëfimit pa sistem fabulativ." (Qosja, 92). Moderniteti nuk mund të rrëgjohet në të veçantat siç janë figura, simboli, alegoria, monologu, eksperimenti, por varet prej tërësive siç janë ndjeshmëria, struktura, sistemi teorik, e reja, energjia e mendimit, vlera estetike. Pjesa dërrmuese e romaneve, të cilat kritika letrare shqiptare i ka cilësuar si moderne sillen nëpër skajet e këtyre refleksioneve të lartpërmendura dhe më parë do të mund të quheshin romane me elemente antirealiste, postrealiste, romane eksperimentale, ngase përballë modernitetit origjinal paraqiten përmes parcialitetit dhe e shquajnë disperzivitetin e hipertrofinë e elementeve të veçanta. Është thënë se romani "Oh" i A. Pashkut *e redukton poetikën e vet në figurë*; romanet "Vegullia" e Beqir Musliut dhe "Zezona" e Musa Ramadanit janë *romane parabolë*; romanet e Zejnullah Rrahmanit si dhe romani "Trëndafili në gotë" quhen *romane metaforike* (I. Rugova, "Refuzimi estetik, Prishtinë 1987).

Në qoftë se në letërsinë evropiane ndeshemi me etapa të përcaktuara të modernizmit siç janë për shembull: 1. Esteticizmi; 2. Avangarda; 3. Modernizmi i vonë, 4. Postmodernizmi, në letërsinë shqipe ende nuk janë kryer disa veprime fillestare. Nuk është bërë një kronologji, tipologji e hierarki e romanit shqiptar. Nuk është botuar asnjë kolanë e veçantë e romanit shqiptar sipas periudhave, brezave a sensibiliteteve.

Në letërsinë shqipe e kemi gati të pamundur të bëjmë ndarje a klasifikime të tilla kur jemi te romani si: *romani ale-*

*gorik, romani zhvillimor (bildungsroman), romani me detektivë, policor, romani epistolar, erotik, pastoral, psikologjik, romani lumë, romani fantastiko – shkencor, romani utopik*.

Historiani dhe kritiku i romanit shqiptar, ka shumë për të bërë në të ardhmen që të vërë në një vend copëzat e një mozaiku të shkapërderdhur e të fragmentarizuar. Gjithsesi ia vlen mundimi ngase duke qëmtuar midis një morie veprash mesatare e të zakonshme, megjithatë, do të gjejë edhe perla të rralla shndritëse, modele të mahnitshme, të denja për t'u studiuar e ofruar lexuesve elitarë brenda dhe jashtë arealit gjuhësor e letrar të shqipes.



AVNI ALIJA

*Avni Alija (1966) është shkrimtar dhe piktor nga Kosova. Që nga fillimi i viteve të nëntëdhjetë jeton në Gjermani. Ka diplomuar në* ***Hamburger Akademie fuer Fernstudien****,* ***Shkolla Kreative e Parisit****, te prof. Winfried Meinhard. Merret me pikturë, përkthime dhe shkrime publicistike. Ka të botuar librin në prozë artistike* ***Pentagrami i ngrirë****. Është anëtar i Lidhjes së Shkrimtarëve, Artistëve dhe Krijuesve Shqiptarë në Gjermani.*



# KOMPLEKSITETI I ESTETIKËS SË THJESHTËZUAR

*Një vështrim i shkurtër mbi krijimtarinë e shkrimtarit gjerman Bernhard Schlink*

**I.**

Tendenca për të sjellë krijimtarinë letrare gjermane të viteve të nëntëdhjeta- vite këto kur Bernhard Schlink ngritet në rrafshin e autorëve më domethënës- nën një emërues të përbashkët është dëshmuar si e pashpresë. Përveç shumësisë tematike e stilistike, variacioneve në syzhetë dhe tekstualitetin, gjatë këtyre viteve në skenën letrare gjermane shfaqen edhe një sërë strategjish të të rrëfyerit si model letrar dhe, pa dyshim, duke u mbështetur në mendimin e filozofit dhe sociologut me renome, Juergen Habermas, se për momentin bëhej fjalë për *një paparashikueshmëri të radhës*, prova për të definuar qartë një rrymë mbizotëruese në të krijuarit e artit letrar në hapësirën gjermanofolëse ka mbetur për shumëkënd brenda dimensionit nismëtar; pra si tendencë identifikimi.

Prirjet, ndërkaq, të zërave më domethënës në këto vite kanë gjetur vend dhe janë interpretuar nga kritika serioze brenda tri rrymave, pothuajse paralele në mundësitë e të rrëfyerit si model letrar. Në *Pop-Letërsia (Pop-Literatur), Mrekullia e zonjushave (Fräuleinwunder)* dhe *Realizmi i ri (Neue Realismus).* Megjithatë, brenda këtyre rrymave, dominuese ka qenë prirja për t'iu kthyer strukturës narrative konvencionale, metodë kjo e cila që nga të depërtuarit në krijimtari të modelit postmodernist, shënjohej si një metodë tashmë e tejkaluar. Pra në vend të fragmentarizmit dhe përthyerjes, autorët i rikthehen sistemit të kompleksitetit të estetikës së thjeshtësuar. Sistemi estetik i përmbyllur në vete, koherenca, lineariteti, shndërrohen sërish në pika reference të të rrëfyerit artistik për autorë të ndryshëm.

Është e kuptueshme tendenca e historianëve të letërsisë që ndryshimet epokale në fund të viteve të tetëdhjeta, me ç'rast u arrit ribashkimi i Gjermanisë më 1989, t'i inaugurojnë edhe si një epokë prurjesh të reja brenda krijimtarisë artistike. Megjithatë, një analizë e kujdesshme e shikuar nga perspektiva të ndryshme socio-kulturore apo një pikëvështrim nga brenda i fenomenit të të krijuarit artistik ka vënë në lëkundje këtë tendencë të historianëve të letërsisë dhe për këtë kanë qenë të një mendjeje emra domethënës brenda kulturës gjermane. Të përmendim tezën pothuajse provokuese të Klaus-Michael Bogdal se *edhe pa ribashkimin e Gjermanisë krijuesit do të shkruanin pothuajse të njëjtat tekste që ne sot kemi në dorë. Ekziston një diskrepancë e qartë*, vazhdon K. Bogdal, *në mes të domethënies historiko-politike dhe procesit të të përpunuarit kulturor e artistik.*

Duke u mbështetur në nuancimet më subtile dhe në nivelin e parëndomtë të kualitetit estetik, disa nga emrat më domethënës të letërsisë gjermane të viteve të nëntëdhjeta dhe të fillimit të dekadës së parë të shekullit të njëzet, kanë ndikuar që me prurjet e tyre letrare, përveç shpalimit të strategjive të reja të të rrëfyerit, të dinamizojnë ritmin e brendshëm të letërsisë edhe përtej qëllimeve artistike.

Të tillë autorë janë: **Malin Schwerdtfeger** (1972) Berlin, **Doris Doerre** (1955) Hannover, **Benjamin von Stuckard-**

**Barre**(1975) Bremen, **Judith Hermann** (1970) Berlin, **Jenny Erpenbeck** (1967) Berlin, **Feridun Zaimoglu** (1964) i lindur në Bolu, Turqi, **Bernhard Schlink** (1944) Bielefeld.

Janë këta autorë të cilët permanent kanë zgjuar vëmendjen e kritikës dhe publikut, të cilët pa përjashtim, po aq sa në fushën e arritjeve letrare, një rol me rëndësi dhe një shenjë të veçantë dalluese kanë vënë edhe në dimensionet e tregut të librit. Sado që në brendësinë e krijimtarisë letrare të viteve të nëntëdhjeta gjejmë tema nga më të ndryshmet, modele e mostra të dallueshme me njëra-tjetrën, kualiteti estetik i tyre ka mundësuar një lloj sintetizimi të strukturuar, duke i ngritur ato në vlera reprezentuese të krijimtarisë artistike. Aty është tematizuar dhe janë mbarështruar çështje të hulumtimit dhe të gjetjes së identitetit të individit, të vetëpërcaktimit dhe të vetëpërkufizimit; dashuria dhe seksualiteti; takimi me të huajën; botët mediale dhe simbolet kolektive nën specifikat e gjeneratave; përplasja dhe përballja e individit dhe kolektivit me të kaluarën.

Një sërë veprash kanë trajtuar kompleksitetin e temës së kujtesës, ndeshjen dhe përpunimin shpirtëror të së kaluarës, sprovat në përballje me fajin e gjeneratës së prindërve, ku në të vërtetë, në qendër të vëmendjes është vendosur të kërkuarit e identitetit të individit.



## II.

***Bernhard Schlink***, prozator dhe esesit, jurist dhe mësimdhënës universitar, (pamja e të cilit në disa momente fluide të të vështruarit të fytyrës së tij mund të të përkujtojë portretin e aristokratit  francez të shek. të gjashtëmbëdhjetë, i njohur në histori si Kardinal de Richelieu, e i stolisur me nofkën " eminenca e kuqe"), vjen në letërsinë gjermane në fund të viteve të tetëdhjeta të shekullit të 20-të.

Në prozën dhe lirikën e viteve të tetëdhjeta shquhet loja e shpenguar me formën, syzhetë, stilet. Vetëdijesimi mbi

fuqinë e gjuhës, rrokja mbas metodave të të rrëfyerit, posaçërisht forma e prozës së shkurtër, është shenjë e këtyre viteve, e cila nga disa entuziastë ishte pagëzuar "letërsi për letërsinë". Është ky dhjetëvjeçari që ka dëftuar shenjat e para të ndërrimeve të gjeneratave dhe ku krijuesit e pasluftës përgatitën truallin për ardhjen në skenë të autorëve të tjerë.

Reprezentuesit më eminentë të epokës së pasluftës së dytë tashmë ishin ngritur në shkallë instance letrare; ata madje ia kishin dalë që brenda letërsisë së përbotshme të shndërrohen në përcaktues të dimensioneve të të krijuarit artistik: Hainrich Boell, Gunter Grass, Martin Walser, Hans-Magnus Eszenberger, Uwe Jonson, Peter Weiss, Thomas Bernhard, Wolfgang Koeppen.

Kishte qenë pothuajse e pamundshme për secilin të përfytyronte ato vite se këtij ansambli të shkëlqyer e të frikshëm në madhështinë e të krijuarit të artit letrar dhjetë vjet më pas do t'i bashkëngjitej prozatori dhe intelektuali Bernhard Schlink, i lindur me 1944 afër qytetit të Bielefeldit.

Veprën e parë artistike, romanin "Drejtësia e Selbit" (*Selbs Justiz, Diogenes Verlag)* B. Schlink e ka botuar më 1987, bashkë me Walter Popp. Është kjo vepra që i paraprinë "Trilogjisë së Selbit". Pra, "Drejtësia e Selbit" (1987), "Mashtrimi i Selbit" (1992), "Vrasja e Selbit" (2001).

Ka një ironi fine në titullin e kësaj trilogjie. Është një detaj i imtë, por që është element përbërës i sistemit krijues të B.Schlinkut. Pa dyshim, kritikët e kanë vlerësuar me nota pozitive sistemin e të krijuarit tek B.Schlnik. Modeli i tij është një shenjë dalluese brenda modeleve të të rrëfyerit në prozën gjermane dhe më gjerë. Detaji që e përmendëm më lart ka të bëjë me fjalën "Selb"-si emër, dhe me fjalën"Selbs*t*" si përemër. E,"selbs*t*" nënkupton "unë vetë". Pra titujt e të tri romaneve të shtjelluara simbas koreografisë letrare detektuese, policeske, do të mund të lakoheshin në " drejtësia, mashtrimi, vrasja ime (nga unë vetë)". Detektivi privat Gerhard Selb, 68 vjeç, duke ndjekur gjurmët e krimeve në shtresa të ndryshme të shoqërisë, konfrontohet drejtpërdrejt me të kaluarën e vet.

Ai ka qenë prokuror në kohën e sundimit të ideologjisë nacional-socialiste. Kritika e kishte vlerësuar romanin e B.Schlinkut në bashkëpunim me Walter Popp me fjalët: "në figurën e Gerhard Selbit dy autorët ia kanë dalë të realizojnë një figurë të besueshme, dhe ndonëse e mbështjellë nën kontradikta me vetveten, nga perspektiva e figurës ngrihet një rrëfim kritik mbi ngjarjet kriminale brenda shoqërisë".

"Nyja gordiane" është romani i radhës i B. Schlinkut, i botuar më 1988, tek botuesi zviceran "Diogenes" në Zurih. Libri ka 270 faqe. Kryeprotagonisti, Georg Polger, në kërkim të realizimit të vetvetes, braktis zyrën e vet të avokaturës në Karlsruhe dhe vendoset  në jug të Francës. Ai ka synim t'i përkushtohet pasionit të përkthyesit. Në fillim ai mezi ia del të mbijetojë. Përmes filleve të rastësishme që sjell jeta në lëvizje ai ia del të ngrihet në pronar të një studioje përkthyesish. Sektori special: plane konstruktuese për helikopterë luftarakë. Ndërkohë, ai, pa e imagjinuar ndonjëherë, bie në shtjellën e disa ngjarjeve në të cilat është vështirë të dallohen miqtë nga armiqtë. Shërbimet e fshehta nga shtete të lindjes kanë zgjatur rrembat deri në studion e përkthimit, pronar i së cilës është Georg Polger. Përmes dashnores së tij, Franziskës, me origjinë polake, një kohë banore e New York-ut, pjesëtarë të këtyre shërbimeve arrijnë të filmojnë materialet e konstruktimit të helikopterëve luftarakë. Franciska është vënë nën presion të dyfishtë ngaqë ajo ka babanë dhe vëllanë të dënuar për qëndrime politike në Poloni. Shërbimet e fshehta i kanë premtuar t'ia lirojnë vëllanë nga burgu në qoftë se ajo do të bashkëpunonte. Georg zbulon veprimin e dyshimtë të dashnores, e njëkohësisht bashkëpunëtores së tij, ngaqë Franciska është përkthyese prej kohësh në Francë, dhe kur kupton thelbin e çështjes ai ndërmerr kryenëveti një kundërgoditje. Pretendon ta zbulojë çështjen te ministria e Brendshme franceze. E gjithë kjo i kushton atij me humbjen nga faqja e dheut të dashnores. Përveç kësaj, Georg humb gradualisht të gjitha porositë e klientëve për të përkthyer edhe më tutje në studion e tij. Ai vendos të bëjë bilanc përfundimtar dhe braktis jugun e

Francës. Përmes aeroportit të Brukselit fluturon për në Shtetet e Bashkuara, atje ku beson se do ta gjejë të dashurën e tij Franciskën. Në prapaskenën e një fotografie të Franciskës, një mik i Georgit nga një qytet gjerman që i ka ardhur atij në vizitë në ato ditë të vështira, dëfton dhe veçon qartë nga kujtesa Katedralën Church of St. John the Divine. Kjo mund të ishte një pikë referenciale për Georgin në kërkim të Franciskës. Aty ai fillon të kërkuarit e një femre krejt anonime (përveçse ajo kishte qenë në një shkollë aktrimi) në midis të qytetit milionësh të New Yorkut. (...)

Një nga romanet më të suksesshme të letërsisë në hapësirën gjermanofolëse të viteve të nëntëdhjeta është **"Leximtari"** *(Der Vorleser, Diogenes Verlag, Zurich,1995)*

Në të vërtetë, ky roman, ka tejkaluar edhe vetë autorin.

Falë perspektivës së parëndomtë të të rrëfyerit, pasazhet me një reflektim të thellë poetik, tematizimit të ngjarjeve historike përmes metodës së kompleksitetit të një estetike të thjeshtëzuar, Bernhard Schlink edhe pesëmbëdhjetë vjet mbas botimit të "Leximtarit" në opinionin e gjerë, brenda dhe jashtë Gjermanisë identifikohet si "Schlinku-autori i Leximtarit",duke lënë pothuajse gjithnjë nën hije publikimet tjera të tij. Brenda vitit të parë të botimit, romani ka pasur një shitje prej shtatëqind mijë ekzemplarësh. Romani ka qenë për një kohë të gjatë në bestseller-listën e New York Times. Në shkallë ndërkombëtare i është dhënë publicitet po aq sa një kohë i ishte dhënë "Daulles së llamarintë" të Gunter Grassit.

Duke u mbështetur në tërë kompleksitetin që kjo vepër ndryn brenda, ajo ka qenë dhe mbetet objekt diskutimi e shqyrtimi në rrethet letrare, filozofike, etike e historike.

Është lekturë shkollore në klasat e larta të gjimnazit dhe një nga librat e preferuara për studentët e jurisprudencës.

Në fillim ngjarja vendoset në vitet e '50-ta. Pesëmbëdhjetëvjeçari Michael Berg, kryeprotagonisti i veprës, takon konduktoren tridhjetë e gjashtë vjeçare e cila përkujdeset për të në një çast të ligështimit të tij. Michael është i goditur nga sëmundja e verdhëzës. Më kalimin e sëmundjes gjimnazisti i

bën vizitë Hanna Schmitz-it dhe dashurohet në të. Zë fill një marrëdhënie dashurore e parëndomtë. Është një lloj rituali që brenda ndryn dimensione shqisore dhe shpirtërore. Michaeli, para se të fillojë loja e dashurisë, duhet t'i lexojë Hannas fragmente romanesh dhe tregimesh nga letërsia klasike. Një ditë Hana zhduket. Vite më vonë kur Mihaeli tashmë është student i drejtësisë dhe asiston në një proces gjyqësor kundër krimbërësve të Luftës së Dytë, ai e takon përsëri Hana Shmicin. Hana ka qenë gardiane në kampin famëkeq të asgjësimit të hebrenjve, në Auschwitz. Ajo akuzohet se si gardiane kishte lejuar që të burgosurit e mbyllur në një kishë të gjenin vdekjen nga zjarri. Mishaeli përcjell procesin kundër së dashurës së tij dhe atij i shpalohet e qartë një fshehtësi nga jeta e Hanas; ajo nuk di shkrim-lexim. Ajo e ka mbajtur fshehtë analfabetizmin e vet gjatë gjithë jetës. Hana dënohet me burgim të përjetshëm. Kanë kaluar disa vite. Mishaeli është martuar. Ka një vajzë. Shkurorëzohet. Kontaktet me Hanan ai i ka mbajtur duke i dërguar asaj kaseta në të cilat ka vazhduar të lexojë librat për të. Një ditë para se të lirohet nga burgu ajo bën vetëvrasje.

Libri me tregime "Ikje dashurish" i B. Schlinkut, i botuar në vitin 2000, i ka dhënë vulë modelit letrar schlinkian.

Martin Luedke shkruan në *Die Zeit,* Hamburg se "sikurse edhe tek "Leximtari", autori ia del edhe me këtë libër të arrijë po atë ndikim i cili esencialisht qoi në suksesin e padiskutueshëm. Libri zgjon mbresa të një autenciteti të veçantë."

Libri përbëhet nga shtatë tregime që nuk janë të ndara në cikle.

Tregimi i parë "Vajza me hardhucën" tematizon, ashtu sikurse edhe "Leximtari" përplasjet e gjeneratës të lindur mbas Luftës së Dytë me gjeneratën e prindërve. Ajo është gjenerata e cila ka sjellë në pushtet dhe ka ushqyer një nga regjimet më të mnershme që ndonjëherë ka sunduar gjatë historisë mijëvjeçare të njerëzimit.

Në qendër të ngjarjes është një pikturë që paraqet një vajzë duke vështruar e menduar pranë një hardhuce. Figura kryesore e rrëfimit është një djalosh i cili ndjen të fascinohet

nga ajo pikturë qysh herët në fëmijëri; me kalimin e kohës figura e vajzës i zgjon atij ndjesitë e para shqisore dhe pasionin për femrat. Nëna e tij ndërkaq, për habi, gjithnjë mbanë një qëndrim të parëndomtë kundruall pikturës.

Rrjedha e ngjarjes është e shtresuar me rafinesë dhe ndryn brenda disa aspekte. Rrëfehet adoleshenca e protagonistit, raportet e tij me prindërit dhe përvojat e tij në dashuri. Gjithashtu i ati i protagonistit ka një lloj qëndrimi të dyshimtë ndaj pikturës. Ai e mban pikturën të mbyllur në studion e tij. Në momente grindjeje të prindërve, kryeprotagonisti dëgjon të ëmën të thotë për “Vajzën me hardhucë” ajo” vajza jude “. Më vonë kur protagonisti zë të studiojë jurisprudencën ia fillon hulumtimit për të ndriçuar historinë e piktorit (fiktiv) hebre me emrin Rene Dalman, sikurse edhe historinë e ngritjes së pikturës, ku e gjitha ndërlidhet me fatin e të atit të protagonistit.

Tregimi është i ngritur përmes të rrëfyerit heterodiegjetik. Ngaqë tregimi përfshin një hark të gjatë kohor, ritmi i të rrëfyerit varion përmes pasazheve të nxitueshme dhe eklipsimeve të herëpashershme në njërën anë dhe dialogëve e skenave të shtruara në anën tjetër.

Shtëpia botuese *Diogenes* nga Zurihu ka botuar në vitin 2006 romanin e Schlinkut “Kthimi”. Libri është një odise e gjatë e rikthimit te rrënjët e unit. Në paraskenë shpalohet historia e Peter Debauer, i cili rrëfen në vetën e parë. Në fëmijëri, Peter kalon pushimet te gjyshërit e tij zviceranë. Gjyshërit janë të zënë me redaktimin e manuskripteve dhe romaneve triviale. Ata i afrojnë djaloshit disa prej këtyre romaneve duke ia tërhequr vërejtjen se ai mund të shkarraviste në faqet e pashkruara, me kushtin që të mos i lexonte faqet e shkruara. Kërshëria e djaloshit mbizotëron arsyen dhe ai fillon të lexojë historinë e një ushtari gjerman që ia ka dalë të ikën nga të zënit rob. Ushtari kthehet në shtëpi. Gruaja ia hapë portën. Pranë gruas një burrë tjetër. E fëmija në krahët e gruas?... Ai (...) se çfarë ndodhë më tutje Peter nuk mund ta marrë vesh. Narratorin e kësaj historie, Peter Debauer, i cili në kohën e studimeve rikujton këtë histori, e djeg dëshira të kuptojë fun-

din e historisë së ushtarit gjerman që kthehet në vendlindje. Kjo dëshirë i shndërrohet në obsesion. Ai i vë vetes detyrën të hulumtojë dhe të gjejë autorin e rrëfimit. Mirëpo, autori i atij rrëfimi ka qenë një njeri që përherë ka ndërruar identitetin. Ai autor gjithnjë ka filluar nga e para. Ka shlyer me themel gjurmët e jetës së mëparshme. Një rrjedhë jetësore tipike e shekullit të njëzet, e përthurur dendur me të kaluarën gjermane. Kërkimi i Personazhit, pra i Peter Debauer, i rrëfyer në ich-form, shndërrohet në një odise, në një gjakim për të gërmuar në vazhgën e prejardhjes së vet, sikurse edhe të kërkuarit e rrënjëve të femrës të cilën ai e dashuron. Një odise, një udhëtim brenda vetvetes. Një sprovë për të shpaluar thellësitë e identitetit.

*Një monument i bukur e plot kundërthënie.* Kjo është sintagma që mund ta shoqërojë gjatë viteve në vijim romanin "Fundjava" të Bernhard Schlinkut, botuar në vitin 2008.

**"Fundjava"** është një prozë e bukur, e përshkuar nga një strukturim narrativ estetiko-eseistik e cila pretendon të shndërrohet në një monument diskutimi shumështresor mbi ngjarjet tragjike të viteve të shtatëdhjeta kur Republikën Federale të Gjermanisë e kishte zënë ngërçi në përballje me Fraksionet e Armatës së Kuqe (RAF), ngjarje këto nga më tronditëset mbas Luftës së Dytë.

E gjithë struktura narrative në romanin "Fundjava" është e ndërtuar simbas metodës së konstruktimit estetik me një notë të sforcuar të të kompozuarit gjeometrik të tekstit, intertekstit, ideotekstit. Duke bërë një kapërcim të shkurtër, një urëzim të nxitueshëm mes arteve, gjatë leximit të romanit "Fundjava" mund të na shfaqen asociacione të Op-Artit, një stil ky i arteve pamore i shpikur nga Viktor Vasarely. Në veprën në pëlhurë të piktorit Vasarely mbizotëron kryekëput forma e "të integruarit arkitektonik", mbështetur në njësinë plastike të një moduli të rreptë gjeometrik.

Autori ka pasur synim dhe kjo dëftohet kaq qartë, që perceptuesin e dytë ta tërheqë në rrafshin e të medituarit, të përsiaturit, të sugjestionimit të drejtpërdrejtë mbi një ngjarje, mbi një epokë, mbi një ide, mbi një fenomen. Ka qenë ky njëri nga elementët krye-

sorë që romanin “Fundjava” një pjesë e kritikës e ka pritur me tone tejet të zymta; romanin e përshkon thellë në substancë pedantëria e matur me gramë; dëftohen kontura të drejtpeshuara deri në tepri; prozën artistike e përshkon fund e krye diskursi eseistik, etj.,etj.

*Diskutimi mbi vlerësimet kritike të teksteve letrare,* shkruan Stefan Neuehaus, *reflekton shumësinë e diskutimeve shkencore deri në hollësirat e fundit. Në të gjithë materien e shqyrtimeve mbi letërsinë gjermanofolëse që nga shek., i 17-të, njeriu e ka shumë të vështirë ta gjej gurin e urtësisë.*

Michael Kluger nga *Frankfurter Neue Presse* ka shkruar se “ pa dyshim, romani “Fundjava” është një prozë e bukur me një qartësi të pakrahasueshme. Ky libër përmban të gjithë atë lëndën konfliktuoze të diskutimeve në opinion për Ditët e Terrorit, lëndë kjo e cila ende nuk është përtypur në tërësi”.

Reagime të ngjashme te kritikës kishte ngritur edhe Cikli i Pikturave të Gerhard Richter-it *18.Tetor 1977*. Deri sa G. Richter ka zënë momente të një metafizike të ngrirë në të pesëmbëdhjetë pikturat e Ciklit, Bernhard Schlink i është qasur tematikës nga perspektiva rotative e shtruarjes dhe shtjellimit të të rrëfyerit artistik mbi një epokë të caktuar.

Mbas njëzet vjetësh prapa grilave, kryeprotagonisti (figurë pothuajse pasive në roman) është amnistuar papritmas nga Presidenti i Republikës Federale. Kristiana, e motra e tij, dëshiron që fundjavën e parë (dhe mbase të mbramën e llojit të tillë) ta kalojë bashkë me të vëllanë e të shoqëruar nga një duzinë miqsh të kahershëm, në një vilë në periferi, pa prezencën e kamerave dhe të reporterëve. Secili prej të pranishmëve në atë takim, në një formë a tjetrën, kanë qenë simpatizantë apo të lidhur me revolucionin e Fraksionit të Armatës së Kuqe (RAF). Sot, ata, kanë zënë vend dhe janë etabluar shkëlqyeshëm brenda shoqërisë, duke u ngritë në pozicionet e gazetarit, avokatit, peshkopit, ndërmarrësit. Ata vijnë atë fundjavë të shtyrë nga nostalgjia, lojaliteti apo kërshëria. Ata dëshirojnë të shpërndajnë këshilla, por të ruajnë distancë. Mirëpo, asnjëri prej tyre nuk mund t’i shmanget të konfrontuarit me biografinë e vet, me projeksionet që kanë mbizotëruar dikur jetën, idealet dhe iluzionet e tyre.

Qysh në krye të rreshtave për "Fundajavën" huazuam një titull nga një trajtesë e filozofit Ulrich Richter. *Një monument i bukur plot me kundërthënie.* Pra, duke u mbështetur në teoretizimet e këtij filozofi, romani "Fundjava" sendërtohet përmes një strategjie të të diskutuarit racional. Në qendër të këtij romani nuk është figura dhe fati i tij-dhe ky është një diskurs përjashtues deri më tani në prozën e Schlinkut-në qendër të vëmendjes është dialektika mbi idetë, politikën, estetikën.

Në brendësi të të gjithave është individi, është uni i mbetur pezull, i ndrydhur në mes realitetesh politike e estetike.

Artisti B. Schlink, në këtë roman i ka lëshuar vend edhe eseistit të shquar që ndryhet brenda tij, edhe filozofit, juristit e moralistit. Prandaj dhe kjo vepër letrare rezulton të jetë një monument i bukur i mbështjellë plot me kundërthënie.

Relacioni i parë tek "Fundjava" ndërtohet në mes të individit dhe estetikës: lexuesi real.

Relacioni i dytë ndërtohet në mes të individit dhe politikës: figurat, fiksioni, idetë brenda librit.

Relacioni i tretë ndërtohet në mes të estetikës dhe politikës: prezenca e procesit krijues dhe të gjykuarit e krijuesit mbi fenomene të caktuara.

"Fundjava", ndonëse plot kundërthënie *është, megjithatë, një vepër, një monument artistik i bukur.*

"Nuk ka dyshim se letërsia bashkëkohore gjermane ekziston dhe mbështetet në përballje të hapura me shumësinë e skenës letrare; forma e jetës së saj është plurariteti "i parregullt"- dhe kjo është mirë kështu" (Wolfgang Emerich).

Një shoqëri pa kujtesë, për sociologun Theodor W. Adorno, do të ngjante me një "pamje tmerri". Në vitet e 90-ta, pothuajse nuk ka kaluar asnjë vit që në diskursin eseistik dhe atë artistik të mos jetë debatuar mbi fenomenin e të përkujtuarit të së kaluarës.

Një kontribut të veçantë, shumë domethënës, brenda diskutimeve të panumërta ka dhënë edhe shkrimtari dhe intelektuali ***Bernhard Schlink.***

Bonn, Shkurt 2010



BAVIOLA SHATRO

*Baviola Shatro (1983) ka studiuar për Gjuhë dhe Letërsi shqipe në Universitetin e Tiranës, ku ka kryer edhe studimet master për Letërsi Bashkëkohore Shqipe, ndërsa aktualisht ndjek Studimet Doktorale në Qendrën Ndëruniversitare të Studimeve Albanologjike në Tiranë, në profilin Shkenca Letrare për Poezinë bashkëkohore shqipe. Ka një sërë botimesh, studime, artikuj kritikë e pasthënie në revistat universitare dhe në periodikët më të njohur letrarë si dhe në faqet e kulturës në shtypin e përditshëm, në Shqipëri, në Kosovë, në Maqedoni dhe në Itali. Është në proces botimi në Tiranë, libri i saj si bashkautore rreth Mendimit dhe kulturës së Rilindjes Europiane. Ndërsa, prej katër vjetësh është Lektore me kohë të plotë e Letërsisë në Universitetin "Aleksandër Moisiu" Durrës.*



# PALIMPSESTI I KUJTESËS

**(*Vëllimi poetik "Palimpsest" i Martin Camajt*)**

Prania e Martin Camajt në letërsinë shqipe dhe konkretisht në poezinë bashkëkohore shqipe është një privilegj, sidomos ndërsa i referohemi një letërsie dhe kulture si e jona, në të cilën bashkohen fizionomia karakteristike, por edhe kufizimet relativisht të pashmangshme e për arsye shumë shpesh jo letrare. As që mund të mendohet terreni i poezisë së sotme shqipe pa prurjen dhe realitetin poetik të Camajt e kjo ka edhe më tëpër vlerë po të kujtojmë ndikimin e tij në poezinë shqipe në Kosovë, pikërisht kur u botua atje më së pari në fund të viteve `50. Pavarsisht se kjo do kërkonte një trajtim të gjerësishëm dhe të ndarë për nga vëllimi dhe rëndësia, po

përmendim këtu vetëm faktin që marrëdhënie domethënëse, sa i takon raporteve me gjuhën, të afëra me të Camajt, i gjejmë pikërisht tek poeti tjetër i njohur i poezisë tonë, Azem Shkreli. Nuk do studiojmë leksemat tejet interesante të Camajt dhe as parametrat gjuhësore në kuptimin e formacioneve leksikore apo figuracionit letrar. Do të interesohemi për ndjeshmërinë e poetit ndaj gjuhës, ndjeshmëri kjo që karakterizon vetëm poetët e vërtetë.

Në çdo rast kur marrim përsipër të intepretojmë i referohemi së tërës në nivel tematik dhe po aq është fakt që interpretimi, siç shpjegon Haidegeri, është një para-shikim, pra bazohet mbi gjendjen e të ekzistuarit të diçkaje paraprakisht. Ai është i ngulitur në diçka që ne e rrokim që më parë, në një para-konceptim. Por nga të tria këto e merr strukturën e vet Domethënia. Pikërisht kuptimi dhe interpretimi përbëjnë gjendjen ekzistenciale të Qenies Haidegeriane. Dhe interpretimi i konceptit 'domethënie' është ontologjiko-eksistencial në parim. Kështu "Kurdoherë që diçka interpretohet si diçka, interpretimi do të ngrihet thelbësisht mbi para-gjendjen, para-shikimin, dhe para-konceptimin." Dhe ajo të cilës i referohemi se gjendet aty e të cilën po interpretojmë nuk është tjetër veç supozimi i hapur i atij që bën interpretimin. Në fjalën bashkohen në mënyrë të ndërsjellë dhe të njëkohëshme kuptimi, interpretimi dhe mendimi. Si e tillë fjala, e konkretisht në poezi, ndërton gjendjen ekzistenciale të Qenies, asaj në sajë të së cilës gjithçka është. Prandaj qoftë edhe për lehtësi studimi apo rigorozitet dallimi fushash, është e pakuptimtë të ndash fjalën nga mendimi, poezinë dhe letërsinë nga linja e krijimit dhe e tjerrjes së mendimit filozofik. Si pasojë ne do të përpiqemi të zbulojmë dhe konfigurojmë mendimin e poezisë së Camajt në vëllimin "Palimpsest", por duke e vërejtur edhe në prizmin e formës së zgjedhur për të transmetuar këtë mendim. Sepse është pikërisht rruga e zgjedhur që lejon të kuptosh mendimin. Në këtë rast Camaj paraqet një zbulim brenda natyrës së palimpsestit sa i takon strukturimit artistik dhe filozofik të

poezisë dhe të krejt përmbledhjes. Haidegeri thoshte se domethënia (kuptimi) është ajo ku inteligjibiliteti i diçkaje mban vetveten. Shumësia e kuptimeve çon në fjalën si 'banesë me shumë dhoma' të qenies. Ajo është një realitet shumëformësh dhe unik njëherësh, definuese e kuptimit duke e shprehur dhe duke e formuluar atë gjithaq, pra kusht i ekzistencës. Ajo është përtej edhe vet ekzistencialeve si domethënia (kuptimi) etj.

Duke trajtuar origjinën e veprës së artit Haidegeri sqaron se në rastin e poezisë kjo origjinë kuptohet drejtë sa kohë që ne e kuptojmë saktë vet gjuhën. Gjuha nuk është para së gjithash një shprehje e dëgjueshme apo e shkrueshme e asaj që duam të komunikojmë. Pra, ajo jo thjesht sjell të paraqitura në fjalë atë çka duam të themi, por, pikërisht ajo, i sjell qeniet si qenie në pah për herë të parë. Aty ku nuk ka gjuhë, si për shembull tek guri, bima apo kafshët nuk ka sipas Haidegerit një hapje të qenies e për pasojë as hapje joqenieje dhe boshi. Duke i emërtuar qeniet për të parën herë, gjuha më së pari i sjell qeniet në fjalë dhe në dukje. Ndaj dhe Haidegeri vazhdon arsyetimin duke arritur në përfundimin se esenca e artit është poezia dhe nga ana tjetër esenca e vet poezisë është gjetja e së vërtetës. "Ne e kuptojmë të vërtetën në një domethënie të trefishtë: të gjesh në kuptimin e një shpërblimi/ dhurate (B.Sh), të gjesh si të themelosh, dhe të gjesh si të nisësh." Haidegeri specifikon më tej se të gjesh do të thotë më së mbarami të ruash dhe mbrosh. Kështu, arti ndodh si poezi. Ne besojmë se këto përfundime të filozofit të njohur janë një sintezë e logjikës unikale poetike të vet Camajt tek "Palimpsesti".

Camaj është njëri nga autorët që nisi të shkruajë që në vitet `50 të shekullit të kaluar. Po të shikosh një pamje të poezisë botërore të asaj kohe do të na bien në sy një sërë dukurish, të cilat në trajta specifike, do të zënë të formësohen edhe në poezinë tonë, si pjesë e letërsisë evropiane dhe do të kenë spektrin e tyre në poezinë e këtij poeti posaçërisht. Ajo çka bashkonte katër poetët më të mëdhenj që në krye të shekullit 20, Poundin, Eliotin, Uilliamsin dhe Stivensin e pothuaj çdo

poet tjetër të madh të kësaj kohe, ishte shqetësimi konstant për mundësitë dhe kufijtë e gjuhës, duke patur parasysh edhe kontradiktën që ajo përmbyll së brendshmi, si vet material i poezisë. Vet gjuha e ndalon abstragimin e plotë, në poezi apo në prozë qoftë. Fjala e ka tashmë atë që artisti kërkon t`i mveshë, kuptimin dhe nga ana tjetër fatalisht i mungon ajo çka artistit i lipset doemos në mënyrë që t`u japë fjalëve formë, trupi. (shiko M.Hamburger 34). Në këtë kuptim gjuha bëhet një shpërdredhje e qëllimshme, e cila çon në atë që përvoja njerëzore të mos transmetohet kurrë e plotë, por të jetë e trupëzuar në poezi pikërisht si pasojë e kësaj pamundësie të saposhprehur. Tentativa drejt abstragimit sa me të lartë, ndonëse i ploti sikurse thamë është i pamundur, është mëtimi drejt imagjinatives, e cila merr përmasa të ndryshme në poezi dhe tek Camaj bie në sy në forma të posaçme. Duke iu rikthyer edhe njëherë viteve `45-e këndej s`mund të mos bjerë në sy në poezinë evropiane fenomi i anti-poezisë që lidhej me prirjen për t`u shkëputur totalisht nga prapavija romantiko-simboliste e njohur deri atëherë dhe për t`iu drejtuar planit më social më jashtë-orientues të poezisë krahasuar me atë që ishte njohur deri në atë çast. Kjo poezi ishte e thatë, lakonike, e ashpër, dhe kjo jo vetëm sepse autorët e saj ishin 'literalistë të imagjinatës', por sepse siç sqaron M.Hamburger, vet imagjinata vinte ndesh me pengesa të një lloji, më parë të pahasura. Përvoja e heshtjes përball të pashqiptueshmes është njëra nga këto përvoja.  Vitgenshtejni shkruante se gjërat për të cilat nuk arrijmë të shprehemi dot, janë ato për të cilat duhet të heshtim. Në poezinë e Camajt do të shikojmë zgjidhjen e tij origjinale për të shprehur të pashqiptueshmen dhe për t`iu qasur temave tashmë të përmendura më sipër. Përsëri duke iu referuar Vitgenshtejnit, Hamburger sqaron se poezia arrin të kryejë pikërisht atë që Vitgenshtejni e quante të pamundur. Konkretisht ky i fundit shprehej se objektet mund vetëm të emërtohen dhe shenjat janë përfaqësuesit e tyre. Njeriu mund vetëm të flasë rreth tyre, por nuk mund t`i hedhë objektet në

fjalët. Fjalitë munden të thonë vetëm se si gjërat janë dhe jo çfarë ato janë. Por ne e dimë ngarkesën krijuese dhe të së shenjtës, që iu atribua poezisë dhe fjalës në punën e filozofit Martin Haideger dhe që dëshmohet në ato poezi, të cilat nuk kufizohen në aspektin e **si,** por të **çfarë**.

Që pas Bodlerit dhe simbolizmit francez, edhe më fort u nënvizua të qenit e poezisë  si një udhë drejt dijes. Kjo nënkupton ravgimin drejt një të vërtete, e cila mund të jetë e të gjitha llojeve, subjektive, esoterike, paradoksale, fantastike (Hamburger, 302). Sidomos në poezinë e pas viteve `45, aspekti mistik dhe okult u shfaq në poezi duke arritur trafshe të papërsëritshme si në poezinë  e Celanit dhe të post-niçeanëve të tjerë si Saint John-Perce, Ted Hughes, Kennet White etj. Elementi mistik vinte edhe nga fryma e dorëzimit dhe pranimit fatal se Zoti ka vdekur. Sidomos në poemat e vona të Celanit shikojmë sesi eksplorohen kufijtë e gjuhës dhe të vetëdijes njerëzore, duke hetuar udhën pët kah bashkimi mistik ose religjioz për sa kohë që nisja e tyre është tek vetmia tërësore dhe destinacioni i tyre tek 'ana tjetër e njerëzimit'. Pak a shumë kjo është pamja e poezisë bashkëkohore evropiane në kohën kur do niste të botonte Camaj. M.Camaj heton jo vetëm kufijtë e shqipes, por edhe rrënjët e saj, në një kujtesë pothuaj metafizike duke ndërtuar një atmosferë mistike  bazuar në hulumtimin e dijeve të shtresuara nga koha në pergamenat e vjetra të bibliotekave. Do të shikojmë se si edhe këto elemente, veçanërisht në kontekstin e poezisë shqipe fitojnë një fizionomi të jashtëzakonshme dhe karakteristike. Në poezinë e Camajt e veçanërisht në këtë vëllim bëhen të dukshme afinitete kozmike, por pa tkurrur sensin e jetës individuale dhe as kushtëzimet shoqërore dhe historike të përvojës së jetës moderne të njeriut dhe bashkësisë etnopsikike. Shpesh herë vështirësia e kuptimit, le ta quajmë errësimi i tij vjen si pasojë e errësimit që ka vet ajo çka kjo poezi arrin të zhbirojë, ekzistenca njerëzore në histori, fenomenet mbi- dhe parahistorike të njeriut dhe njerëzimit, të mveshura në errësirën dhe mister-

in e tyre të hershëm. Tentativa drejt abstragimit sa më të lartë, ndonëse i ploti sikurse thamë është i pamundur, është mëtimi drejt imagjinatives, e cila merr përmasa të ndryshme në poezi dhe tek Camaj bie në sy në forma të posaçme

Në poezinë e Camajt vërehet një fakt, të cilin e prekëm pak më lartë dhe që na kujton mendimin e Haidegerit se të dëgjuarit dhe heshtja janë njëlloj mundësi e shprehjes diskursive. Ai pohonte se mënyra në të cilën shprehet diskursi është përmes gjuhës dhe kjo vet është një totalitet fjalësh në të cilën diskursi fiton një qeniesi  sipas natyrës së 'botës', një qeniesi më vete, pra të tijën. Në poezinë e Camajt kemi rastin specifik të një atmosfere absolutisht të heshtur së jashtmi, por brenda të cilës gjallojnë zëra realë që kanë një atribut tejnjerëzor. Këtu zërat shtresohen sikundër realitetet dhe të vërtetat dhe ndërtojnë një realitet gjuhësor dhe të mendimit ku kodohen përjetime të forta, të cilat i takojnë pleksjeve në kohë-hapësirë. Zërat pothuaj mitologjikë u takojnë mbi të gjitha besimeve dhe kulturës malësore, me të cilën Camaj mbeti i lidhur tërësisht deri në fund të jetës së tij. Ai ishte pranë dhe larg njëherësh ashtu sikundër ishte e dyanëshme për nga ç`përfaqësonte, shfaqja e tij në poezinë shqipe. Në këtë kuptim vlen ajo çka shpreh  Primo Shllaku kur e quan Camajn "I hershëmvonuemi" për të treguar pikërisht se studimi i veprës së tij dhe përkapja e kësaj estetike tepër të hollë kërkon ende kohë, ende aftësi përkapëse që t`i përshtaten poezisë në fjalë, ca më tepër që dëmi estetik që ka pësuar lexuesi shqiptar i brenda kufijve për një kohë shumë të gjatë, një poezi të këtyre përmasave detyrimisht e bën më të vështirë për të kuptuar. Megjithatë unë besoj se ka një shkak për ardhjen e poetëve në skenat letrare, në çaste kohore të caktuara; ata janë saktësisht në kohë, që falë krijimtarisë së tyre, të ndërtohet fizionomia e re dhe ardhmëria e letërsisë. Ky është një proces pa caqe kohore, por me caqe rreptësisht përzgjedhëse.

Me të drejtë studiuesi Ardian Marashi, në një analizë të poezisë "Enigma" të Camajt të cilës momentalisht nuk kemi

shumë për t`i shtuar, flet për një dallim themelor të Camajt me krijuesit e tjerë, "se Camaj nuk fsheh, sepse përpjekjet e tij nuk konsistojnë në harrimin ose mbulimin e kujtimeve të hershme, por në zhvarrimin e tyre…"

Shkronja, fjala, tek Camaj është Aleph, është fillimi dhe pika ndërgalaktike prej ku shihet gjithë sa ekziston. Kjo është logjika e palimpsestit poetik dhe e gjuhës së sjellë si zë metafizik i qenies indiviuale dhe kolektive.

Çdo poezi e palimpsestit është një fazë në të cilën kalon leximi i palimpsestit në bibliotekë. Vëllimi nis e mbyllet pikërisht me ritualin e hapjes dhe mbylljes së faqes së fundit të një teksti, në të cilin je ndërgjegjësuar për shtresëzimet e realitetit, vetvetes, ndërdijes, të kaluarës, përvojës kolektive dhe të gjithçkaje që ke ruajtur në kujtesë. Kështu njeriu lexon historinë e vetes dhe të bashkësisë. Kështu ai kujton dhe sërish elementi kujtesë merr trajta të rizbulimit të domosdoshëm për të mos humbur vet njeriu në palimpsestet e ardhshme të kohës dhe qytetërimeve. Në poezinë e Camajt kohë-hapësira merr si pasojë, të tjera konvenca llogaritjeje dhe përjetimi. Ai sikundër në një palimpsest përjeton kohë –hapësira të ndara një pas një dhe të njësuara në një të vetme njëherësh, por pa humbur kurrgjë nga mëvetësia e tyre. Ky është harmonizimi i vetqeverisur i ekzistencës. Njeriu është i shkruar mes vetes dhe të tjerëve, mes të tashmes së tij dhe kujtmeve që përbëjnë identitetin e tij.

Si realizohet të kujtuarit? Gjithçka gjendet në gjuhë dhe vetëm tek ajo, aq sa çdo gjë të gjallë e shprehëse poeti e quan: "si me qenë fjalë" Por Camaj ndërton një marrëdhënie tejet specifike brenda fjalës. Konkretisht ai dallon fjalën e shkruar nga ajo e shqiptuar. Tek poezia dhe vetëdija e tij rol themelor luan ***zëri.*** Kujtesa synohet prej tij sepse përmes saj, depërtojmë në kohën, në veten dhe në bashkësinë e gjithë ç`ajo mbart në qenien e vet jo vetëm historike. Ndërsa zëri, është depërtim ndër botët e ndryshme, të panjësueshme e të paafrueshme madje. Kështu realizohet konfirmimi i trashëgimisë. Duke

qenë se asgjë nuk zhduket kurrë atëherë pikërisht në humnerat e kujtesës, që është edhe e vetëdijshme, por edhe kujtesë e pavetëdijëshme, do gjenden të fshehtat e qeniesisë. Ai dallon kështu zërin, të cilit i referohet ndarazi nga regjistrimi i tij shenjor me shkronjat si shenja grafike që e paraqesin. Duke bërë këtë dallim ai ka specifikuar edhe logjikën e vargut të lirë në poezinë e tij.

Poezia e parë e vëllimit është “Emnimi i sendeve”. Poezia ka tone të ndjeshme kozmogonike. Etërit e vetmuar u ngjajnë më fort perëndive parake pagane, të cilat sipas besimeve të lashta, krijuan gjithësinë. Ata krijuan duke thirrur në ekzistencë e duke shpirtëzuar kështu atë çka s`ekzistonte ose nuk ishte materiale. Zëri sjell në jetë sepse emërton. Etërit përshkruhen si njerëz të cilët jetonin me mbushullinë e tingujve të fjalëve . Ata kishin me mijëra zëra në kokë sikur të ishte një tingull i posaçëm për secilin gjësend të sjellë në ekzistencë. Gjurmët e kësaj lashtësie krijimi u trashëguan ndër rapsodët, të cilët zotërojnë zërin, mjetin me të cilin bota gjallon në eposet e tyre ku edhe banon thelbi historik dhe parahistorik i individit dhe i bashkësisë. Gjithë ç ishte e rrokshme për të parët u bë koncept mendor, i shprehshëm përmes zërit, i cili shkoqiste dhe konkretizonte. Ndërsa ç`qe e largët për ta u quajt shenjë. Si e tillë ajo do të ishte shenjë profetike, njoftuese, gjithçka mund të kuptoje prej tyre, por për së largu. Ajo çka i takonte përjetësisë materiale rrënjoset më së pari në përjetësinë verbale, të artikulueshme e të zëshmuar. Kjo i ka rrënjët në mit, në gjuhë e vetëdije. Kështu lindin qeniet mitike ku dallon më së pari simboli i mbrojtjes sipas mitologjisë shqiptare, dragoi, se ky ka qenë qëllimi i etnisë tonë në mijëvjeçarë. Ja, se si në një poezi Camaj na sjell kozmogoninë dhe burimet e mitit e kulturës jetësore të parardhësve të tij, veshur me misterin e lashtësisë dhe ngjeshjen kuptimore të miteve të shtresuar në kohë:

*Etnit tanë në vetmi i thirrën shpirtën*
*Shkëndijat e zjarrmit dhe gjurmën e vet*
*Të gdhendun në gur Drangue ose Shenjt.*

Dhe element i parë i transformmit është shenja e tokës, zjarri, fillimi i fillimeve, por jepet edhe gjurma e zjarrit, që është nisja e riciklimit të jetës gdhendur në elementin e poetizuar të gurit, çka në poezinë shqipe ka arritur nivele të larta simbolizimi tek poetët e tjerë si Shkreli dhe Podrimja. Kështu nis shkrimi i palimpsestit të popujve ku nën krijimin është zjarri e nën të gjendet gjurma e vet, por kjo gjendet përmbi gurin që rrënjët i ka në psikikën dhe lëndën shpirtërore të bashkësisë, në mitin dhe gjithë tjetër sa ajo krijon në mëvetësinë e saj, në qenien mbrojtëse të njësisë.

Ndërkaq dëshira për të kujtuar është e paracaktuar për t`u përplasur me misterin sepse vet kujtesa është shtresim misteresh, faktesh që janë bërë histori, më tej historitë janë kthyer në legjendë e më tej akoma në mit dhe vrana gjësendesh. Kujtesa në poezinë "Atmosferë" paraqitet si mister i shtresuar i kohëve objektive dhe subjektive, e gjithë ç`ka këto dimensione kohore mbartin. Ajo në fakt i referohet në poezinë e Camajt edhe individit por edhe njësisë kyçe, kolektivit frymën e të cilit subjekti poetik i Camajt e mbart me vete në mënyrë të pashkëputëshme. Në strukturën e bashkësisë çdo përvojë shumëzohet dhe bëhet pjesë e pazëvendësueshme e një mozaiku të gjerë. Rrokja e misterit të kujtesës është si kërkimi i Graalit. Ajo është synim frymëror i vet eksistencës së njeriut. Ajo kërkon të përkapësh atë që poeti e quan *me rranjë në urtinë e kthiellë si loti*. Përkapja e saj dhe udha për tek ajo na kujton simbolikën e shkallës së Jakobit në Bibël, ku njeriut i zbret urtia nga lart shërbyer prej engjëjve dhe ai vet ngjitet frymërisht lart për tek Burimi i çdo urtësie.

*"Për t`ua gjet fillin thashë unë*
*Ulesh një shkallë e ngjitesh një tjetre"*

Por nga ana tjetër kjo vendoset në paralelizmin e përhershëm të vëllimit me teknikën e shkrimit mbi pergamenat që janë palimpsest. Edhe pse kaq e mbishtresuar në urti, perga-

mena, sikundër çdo gjë është e përkohëshme. Duket se e vetmja gjë që ngelet është regjistrimi në kujtesë i vargut që shkruhej në sipërfaqe: *amor, t`ia kushtosh artit dhe poezisë*. Këto janë dy të vetmet pasqyra të urtisë, të cilën gjithçka e përkohëshme dhe materiale, ne vetë edhe pergamenat vetëm përkohësisht mund të ruajmë, ndërsa kujtesa metafizike përgjthmonë. Këtu na shfaqet për së pari figura e Murgut të Zi emërtuar në stil fort gotik. Por neve ky imazh i tiji në të zeza, na kujton simbolin mitik të tokës, gjatë Rilindjes evropiane. Ngjyra e zezë është bartësja e materies.  Murgu bëhet pikërisht zbuluesi i shtresave të hershme, të cilat gjenden në brendi të të tjerave sikurse në palimpsest. Ai është vigjiluesi i skriptoriumeve dhe i bibliotekave ku ruhen mistere të pashkruar brenda mistereve të shkruara, deshifruesi i përhershëm. Ndërsa subjekti poetik është ai që nxitur nga materia vjel frymën prej thellësive të kujtesës dhe gjuhës.

Gradualisht, poezitë mbi bazën e renditjes që kanë në vëllim ndërtojnë etapat e pritës dhe shkallët e leximit në palimpsest. Ndërkaq edhe pesha abstraguese e tyre rritet dhe qëmtimi i thellë bëhet edhe më i vështirë duke u përqendruar vertikalisht, me një diametër më të ngushtë e më të mprehtë depërtimi.

Duke kaluar në poezinë “Shkronja nistore në palimpsest” gjejmë sekretin e deshifrimit të pergamenës, i cili qëndron në një shkronjë nistore. Kjo shkronjë është S-ja e përdredhur, që e deshifruar në hijet e kujtimit kthehet për subjektin poetik në një *serpens*, ku shkronja S bëhet gjurma e fundit e fjalës. Kjo fjalë në pergamenë merr rolin e një Alefi. Pikërisht këtu qëndron magjika e palimpsestit; ai vet është si një zefir, pra filimisht siç e porosit Murgu i Zi, duhej ta shihje me një sy të vetëm e pastaj me të dy sepse ai të përpin; vetëm duke e pare fillimisht me njërin sy, kështu vështrohen misteret. Dhe në fakt palimpsesti, sikundër një zefir e thith dhe e përqendron tek vetja çdo dimension të personit në kontakt me të, po ama brendia e tij funksionon me parimin e Alefit, pra me të kundërtën, duke nisur që në shkronjën e parë nga një pikë

shikimi, ndërsa të kuptuarit hapet në të gjithë makro e mikrokozmosin. Shkronja S është një Uroboros, duke përmbyllur brenda vetes ciklin e ekzistencës dhe ripërsëritjeve, hap dyert e mbyllura njëra-pas tjetrës ku ruhen të fshehtat e gjithë sa ekziston. Paralelizimi i përkryer mes ngjalljes së rrokjeve ser-pen-s në pergamenën palimpsest dhe hijes së shkrirë në kujtesë është pika kulmore e pohimit të mëpastajmë:

*“Kshtu si po thue këtij i bie me qenë*
*krijesë absurde kinse pa prind” ia prita*

dhe megjithat ky mister i hershëm e ka origjinën pikërisht nga mendimi i njeriut përgjigjet murgu. Meditimet dhe rikujtesat komplekse në dritë-hije të subjektit janë ndalesat në përmasë të kohës së brendshme, të cilat për së jashtmi kalojnë në intervalet e punës me tekstin e stërlashtë. Kështu poezia që lajmërohet këtu është titulli i poezisë që ndjek: “Ekspozitë pikturash e shekullit të 19”. Dhe në fakt palimpsesti i vërtetë është ai që poeti po krijon së brendshmi më së pari në modelin e Alefit të pergamenës. Nga poezia në poezi dhe nga vargu në varg palimpsesti është metoda e shkrimit dhe linja e formimit të mendimit. Në po këtë lineament shtohen hollësitë dhe detajet që i përkasin së tërës, e cila i prezantohet lexuesit në titull ose në strofën a vargjet e para. Ndërsa indiciet shtohen drejt zbërthimit të shkrimit të nënshtresuar, në fakt ato ngelen në përpjestim të zhdrejtë pasi zvogëlohet drejpërdrejtshmëria e tekstit. Kjo ndodh sepse hije mendimesh të mbivendosura e ngarkojnë artistikisht poezinë. Tek kjo poezi, shikojmë se strofa e parë nis me një element viziv memec, të cilit i shtohet përnjëherë elementi vokal, duke u gjallësuar kështu si pasojë e atributit që Camaj i njeh zërit. Ky është zë elegjie, kujtimi i një vaji. Piktura ka dy shtresat ku njëra është pamore dhe e rrokshme ndërsa tjetra vokale, pra një jetë e fshehtë nën të parën. Por abstragimi nuk mbaron këtu, përkundrazi, ai vazhdon me realitetin- palimpsest të ëndrrës që sheh gruaja në

pikturë. Gjithçka në realitetin e jashtëm dhe të brendshëm njerëzor tani funksionon në logjikën e palimpsestit. Ndërlikimi i botës së gruas e ca më tepër në ëndërr, këtu rrok një tjetër dimension, më të nënvendosur, atë të ëndrrës së dyfishtë, me shtratin e vendosur  përmbi një skenë lufte, realitet përmbi realitet dhe ndërligjësi përmbi ndërligjësinë. Kështu ekspozita me kuadrate në rresh të fanepset para syve si palimpsest, me korniza mbi kornizat e kuptimit duke shtresuar vetet, sikundër muret dhe pikturat:

*"Gjithçka në pikturë!*
*Një elegji e re, ndër sy një mjegull*
*E mjia e mija thneglash në dyer*
*Në Palermo e deri në Mynih.*

*Piktura e grues prball ka dy shtresa*
*Ajo shijon andrrën e dyfishtë*
*Mbi një shtrat të gjelbër në pëlhurë*
*Përmbi një skenë lufte të shekullit të shkuem.*

*……………………………………..*
*Ajo, ky shpirt i përket hapësisë*
*………………………………..*
*Secili prej nesh, the Murgu i Zi, mundet*
*Me qenë ai shpirt."*



Në këtë hapësirë konfigurohet palimpsesti i jetë-vdekjes dhe harmonia midis tyre. Ky është dhe vendi i njeriut në palimpsestin e madh të ekistencës. Po kush e lexon këtë palimpsest? Ndoshta vet njeriu dhe fryma e përjetshme e kohëve siç do dëshmojë shtresa e fundit e palimpsestit poetik që Camaj na paraqet në këtë vëllim.

Poezia "Frymë e ligë" nis pikërisht me një palimpsest epokash, me një pamje fort të rrallë të mpleksjes së botëve të ndryshme:

*"Dukje e rrallë një murg n`veshje mesjetare*
*Tue kqyrë mbrenda aparatit elektrik*
*Në pergamenën e palimpsestit tonë."*

Raporti apokrif- psalm është si një ndërkallje, e cila prish strukturën e botës e në këtë rast, njeriu është i pazoti të shquajë përtej njohjes që ka akumuluar paraprakisht. Leximi i tekstit apokrif ngjan si një gabim, si një mutacion, prishje kodi ku mbishtresimi i të vërtetave bëhet një miks i turbullt probabilitetesh kombinatorike dhe teksti i ri është një gjësend hibrid. Ato sikur krijojnë kështu një tjetër histori të njeriut e të mendimit sepse na japin një tjetër jetë të gjuhës. E vërteta tejet e sintetizuar e metafizikës së fjalës dhe e vetëdijes për ngritjen e reliteteve përmes saj, të kujton fuqinë e fjalës për të bërë dhe zhbërë, por duke ditur kufizimin paraprak të njeriut, i cili lexon vetëm shenjat që njeh:

*Ndal, ndal, mos shko ma andej!- tha Murgu.*
*-ti zgjedh ndër rreshta vetëm atë çka di!"*
*Dhe e solli fletën, derën e frymës së ligë."*

Gjithmonë, gjithçka do të rezultojë në një tjetër palimpsest, më të ndërlikuar se i pari.

Filozofinë e tij të zërit si ngjallje dhe ndërtim botësh Camaj e shpreh më fort në poezinë "Shtresa nën landë ashtë tingull". Fryma të cilës shohim t`i drejtohet këtu duket se është ajo frymë të cilës i druhej murgu në poezinë paraprirëse. Ajo është e ngujuar atje në rrënojën arkeologjike të përplasjes së dy teksteve. Ajo vendoset në një relikt historik, i cili ndërton një leksemë sematikisht të ngarkuar, në kufijtë e mitizimit po të kemi parasysh simbolin e rëndësishëm të gurit. Guri i brishtë e me dej të kuq është një zemër, brendia e pashkrueshme e mendjes që nuk artikulohet në shkronja. Ajo qëndron në tingullin që është fort më i hershëm. Kjo është fryma e tingullit të prodhuar nga heshtja që në shtresat e pergamenës nuk

shkrihet grafikisht, por frymëmerr me ninullën e përgjumjes së urisë për t`u shpërthyer. Lulja iris me simbolikën e saj të besimit, forcës dhe mençurisë ngjan si një shenjë e lidhjes mes dy botëve të mpleksura në rrëmujën e shkronjave, prej nga fryma del të shëtisë duke pohuar misterin e tingullit më të vjetër që fshihet thellë gurit. Dhe ninulla e ujës është vet një shtresë më thellë në palimpsest; kjo është poezia e radhës. Aty shikojmë rrezikun që i kanoset zërit të gjallë me të cilin për së pari i është bërë lutja zanfillore Zotit, me të cilin për së pari i këndohet fëmijës në djep e në të cilin ngjizet jeta. Rreziku që kanoset është shkrimi në libër, ku fjalët ngatërrohen  epokave dhe origjina mplekset në harresë. Ndërsa zëri ruan kujtesën. Ai është uri për të kujtuar ç`ka qenë, ç`ka ekzistuar që kryehere, para se të trazohej nga erërat mistral ku mpleksen gjurmët e rapsodëve, era zhurmuese, plagët, verbëria e lotët, si në figura profetësh.  Tek poezia "Magjia e tekstit" aq më fort bie në sy zbulimi i një përjetimi të gjuhës . Poetit i përmendin bjerrjen e zanoreve në dialektin e tij dhe mpakjen e tyre në kordat vokale, pra artikulimin e hundoreve gege. Por bjerrja e zanoreve është tipar i hapët i krijimit të pakohësisë së gjuhës, karakteritike veçanërisht për  gjuhën e Shkrimeve të Shenjta. Këtë e ka pohur qartësisht poeti nobelist rus, Josif Brodskij: "Fjalët- madje tingujt e tyre,- zanoret në vecanti janë pothuaj enët e gjakut të kohës.' Sipas Brodskijt, poezia nuk është 'fjalët më të mira në radhitjen më të mirë'; poezia është forma e epërme e ekzistencës së gjuhës." Jeta e gjuhës në hundoret gege shkon drejt një tjetër përmase.  Kjo nuk është zhdukja e një bote të mundshme, duke iu referuar Steinerit, fenomen i përkapur mrekullisht tek poezia e A. Tufës kushtuar tingullit të hershëm të shqipes, 'Kh'. Ky është rileximi i botës e për pasojë ripërkthim i saj, rindërtim i saj, në palimpsestin e tingullit gjuhësor. Në palimpsest poeti ka zbuluar në ç`pjesë të kordave vokale është formuar tingulli i shkrirë dhe i lashtë i gjuhës së vet, sepse aty është hija e fjalëve të harruara:

*"Në këtë palimpsest zbulova hijen*
*E fjalës në thellësinë që nuk shihet."*

Palimpsesti është harta e botës dhe e kujtesës që ka zgjedhur Camaj për të risjellë në kohë kujtimet, çka është dhe synimi i tij. Dhe shtresat e kujtesës janë rishkrimi i historisë së gjuhës, pra i historisë së vet njeriut, e për të mbërritur më së fundi tek historia e bashkësisë. Poeti kujton në këtë poezi figurën e fëmijërisë që e quan Hoja, shtriga. Ndoshta ashtu sikundër atij i thoshin ushtrues magjie nga moskuptimi i mëtimeve të tij, edhe hoja ishte veç një njeri që kishte kuptuar palimpsestin e realiteteve dhe për këtë shkak vuante moskuptimin e njerëzve. Mjerisht kjo nuk donte të thoshte gjë për këta verbanë, veçse çmenduri. Ndaj palimpsesti i Camajt na zbulon një shtresë më poshtë, poezinë me vet titullin "Hoja". Ajo është aty e vetmja shenjë jete dhe realiteti të gjallë në një terren të gëlqerizuar deri në tharje dhe heshtje pa përgjigje. E vetmja pikë ku kohët e regjistruara në palimpsest përkojnë, ku kujtesa konvergon në gjurmët e saj është kaosi prej nga gjithçka nis e ku gjithçka do të kthehet siç thotë murgu. Kjo fjalë është a-ja e alfabetit të nisjes dhe iniciimit. Këtu Camaj shtyhet në brendinë e fjalës ku konvergojnë epokat dhe ndryshimet sheshohen në emërues të përbashkët. Në fjalën bartet bota dhe vetëm në të ndodh gjallimi, përfundim ky që ai e sintetizon maksimalisht në vargjet:

*"Për një kukuk! Dhe qyqja shndërrohet*
*Me gjithë pupla në dru e del e i këndon*
*Kohës n`orën e murit"*

Nga fjala nis edhe muzika, se tingulli i saj është i pari i tingujve të prodhuar ndonjëherë; muzika lindi prej aty. Në poezinë "Enigma" aq më fort shikojmë krizën e dyzimit mes kohëve. Fjala në kohë është një mister dhe marrdhënia e saj me kohën është absolutisht e ndërlikuar. Shkronja e ngulit

dhe e ruan fjalën por po aq e balsamos, pra është shkak dhimbje dhe malli për atë që fjala ka qenë në fillim: mendim i shqiptuar. Vetëm shumë më vonë pas krijimit, Perëndia me gishtat e tij shkroi Torahun, kur pa, se njeriu fjalën e thënë nuk diti ta çmojë. Asociacionin mendor që jep tingulli, poeti e ka shprehur në poezinë "Shkronja E", Tingulli merr trajta vizuale. Shkronja e ndihmon kujtesën e poetit me imazhe pamore duke vizualizuar realitetet metafizike të tingullit, realitete këto që struken brenda njeriut. Ashtu si zbulimi i shkrimit në shtresat e poshtme të palimpsestit, ashtu shkronja ngre shtresat e memories ku tingulli mbyllet në rrënojat e veta arkeologjike. Një arkeologji metafizike. Libri i vjetër i pergamenave jeton idetë e bluajtura në vetvete duke u endur në bardh-e zinë e tyre. Poetit si duket i intereson pikërisht spektri i errët që në poezinë "Herë zi" del për të parën herë si shtresa e pergamenës që lidhet me bashkësinë njerëzore e konkretisht atë etnike, e cila njësohet nga psikika e tij. Kjo poezi është drama e genies shqiptare në tërë historinë e saj. Poeti ka parë tani në palimpsest të shkuarën historike të prejardhjes së tij. Ajo është elegji skllavërie e paverbalizuar, duke na kujtuar thirrmat e vajit në traditën malësore. Një kujtesë e tillë nuk njeh ndarje hapësinore dhe majde relacioni kohë-hapësirë vijon të riformatohet në konceptin e Camajt ndërsa bën zbulimet në palimpsest. Kjo nevojë atësie, rrënje dhe paraardhjeje të zbuluar është thirrje e hershme që formësohet gradualisht në poezitë "Antilopa me pergamenë", "Magji në institutin e gjuhëve indo-evropiane" dhe "Kuptimi" . Tek e para, kafsha mitike e lidhur me dijen në veprim dhe me forcat mistike hënore është ë paprekshme dhe ruan fuqitë e zanave në mitet shqiptare. Tani ajo ruan dhe të vërtetat e paraardhësve teksa:

*Në gojë antilopa mban një fletë*
*Pergamene dhe ec` gjurmave t`mia*
*Pa thembra ec e hollohet kambësh*
*Drejt andej kah emisfera tjetër"*

E kthyer në një mirazh kohësh ajo tret brenda vetes fshehtësi në fshehtësi. Ajo ngjan si një hije që zvogëlohet teksa largohet, si një kujtim në vdarje. Ndaj në poezinë e dytë duket se prej saj ka mbetur zilka e vogël që u lidhet në qafë, shenja e tyre e mbrame lënë këndej pari nga përmatanshmëria e tyre. Ajo ngjet si një fjalë, se është tërësisht e gjallë dhe po kaq e padepërtueshme. Por poezia e tretë e plotëson labirintin me derën e duhur. "Kuptimi" titulli i kësaj poezie nuk është veç kujtimi i dheut të të parëve ku ka kthyer antilopa me pergamenë. Kujtimi i saj është thellësia e palimpsestit që vet e ka ngrënë për ta mbuluar me përmbyllje. Hajmalia që përshkruan këtu poeti, guackëz e varur në qafë është një trajtë e gurit me deje të kuq prej nga fryma del e që nuk pranon mbi vete fjalë të shkrueme, në poezinë "Shtresa nën land është tingull". Ndaj hijet shkëmbehen mes tyre hutueshm në poezinë "Tri hijet". Ashtu sikundër këmbehen mes veti hijet e botëve në gjuhët e mbishtresuara në tekste palimpsestesh. Njeriu bëhet trumcaku i degdisur nën ujë (në kohëra), por forma e tij e ligjrimit është më e vjetra, sepse zogjtë siç thotë murgu në modelin e Shën Françeskut, tregojnë gjithmonë të vërtetën. Njeriu fillon të kuptojë palimpsestin e vet, të cilin nis ta rrëfejë pasi e ka përtypur në veten e në qenien e tij historike sikundër antilopa pergamenën. Ky bëhet palimpsest i rrëfyer, si epos i një kohe tjetër. Cikli vetjak kalon në një rreth tejet të rrënjosur në truallin amë mes lisit, hënës e pyjeve, ku ideja erdhi të banonte e derdhur nga nuk dihet cila lashtësi. Lisi është me këmbë në gur e në truall të luajtshëm, dualitei tragjik i etnisë sonë. Më parë këta të dytët kënduan në këngët e lashta të rapsodëve se kujtesa e tyre është më e feskët. Por ata që ranë qiejve sollën një pushtet përjetmi dhe mbushullie të vetdijes së tyre sa nuk kënduan më këngë, por u dyzuan e shumëzuan degësh. Kështu palimpsesti nuk shkruhet sepse qenia është shkrirë deri në fijezim. Individi i gjetur larg rrënjës nuk do të ketë veçse palimpsest bosh sepse mungojne tekstet e nënshtresuara, kujtesa. Në poezinë "Diptik", del më së mbrami pamundësia për

t`iu rikthyer palimpsestit nga e para. Ai tani është një qenie e dyzuar, si ndahet historia, në para dhe pas Krishtit; mes asaj që kujtojmë dhe asaj që jemi, mes dy kohëve dhe dy botëve sikurse zëri qëndron përherë midis të dyja botëve. Njeriu bëhet pashmangshëm qenia e ndarë dyshaz.

**Përfundime**

Organizimi i tekstit poetik të Camajt në vëllimin "Palimpsest" është në përputhje me logjikën e shtresëzimit të realiteteve dhe bartjes së kujtesës. Në to ai zbulon gjurmët e lidhura direkt me të vërtetat e kuptimit, të qenies, të përpjekjeve të papërmbushura të njeriut për të gjurmuar deri në skaj të shkuarën dhe zbardhjen e asaj çka është më e largët në kohë. Kështu ai mbërrin në fund të rrugës duke zbërthyer qenien e tij të ndarë dyshaz, në kohë dhe hapësirë, midis vetes dhe prejardhjes së tij, që është bartja e përherëshme. Poezia ka një shkallë të lartë sintetizimi dhe përpunimi mjeshtëror të gjuhës që rezulton në leksema të jashtëzakonshme ngarkesash ideore e të cilat rizbulojnë mundësitë e gjuhës për të ndërtuar botë të disafishta. Në përputhje më këtë ide, ai zbulon secilën prej këtyre botëve të krijuara në gjuhë përmes teknikës së palimpsestit duke na sjellë përvojën e kontakti unik të njeriut nga jashtë vetes, si duke e parë nga sipër jetën e një qenieje të gjallë siç është gjuha, sado ngulitur në fletë të vdekura. Ky është një zbulim i shkallë-shkallshëm dhe gjithpërfshirës sikundër qëmtimi i palimpsesteve, figurës themelore konceptuale, strukturuese dhe artistike të këtij vëllimi poetik. Kështu poeti arrin një rrafsh të lartë abstragimi që është njëri nga tiparet më të spikatura të poezisë së tij.

*(Fusnotat i hoqi redaksia)*

# PËRMBAJTJA

## EDITORIAL



## PROZË

# POEZI

## DRAMË



## BISEDA

## KRITIKË & ESE